**Me emrin e Allahut,**
**të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit**

## Parathënie

Lavdia i takon Allahut, Zotit të botëve. Lavdërimi dhe paqja qofshin për më të mirin dhe vulën e profetëve të Allahut, Muhamedin, për më të çiltrin dhe të besueshmin të cilin Allahu e dërgoi për mbarë njerëzimin. Mëshira dhe mirësitë e Allahut qofshin edhe mbi familjen e shokët e Profetit, që e kanë mbajtur flamurin e fesë, si dhe mbi cilindo që i ndjek ata me vendosmëri, qoftë ky prijës (në Islam), udhëzues, thirrës, njeri i mirë dhe i devotshëm. Qoftë kjo mëshirë mbi cilindo, që ndjek rrugën e tyre, deri në Ditën e Gjykimit! Të mësosh jetëshkrimin e Profetit (s.a.u.s.)* do të thotë të mësosh dijen më të nderuar, më të shtrenjtë, më të lartë. Ajo e njeh myslimanin me rrethanat e fesë së vet, me Profetin e vet, me vlerat, që Allahu i ka dhënë atij qysh në prejardhje e deri në shpalljen e Zbulesës. Gjatë studimit të jetëshkrimit të Muhamedit (s.a.u.s.) myslimani shikon se si ai e mori përsipër barrën e rëndë të thirrjes në Islam, që është feja e vërtetë e Allahut dhe si e kreu ai këtë mision, duke bërë sakrifica të njëpasnjëshme; myslimani shikon sa vuajtje e sprovime ka kaluar ai në këtë rrugë, e si përkrah sprovimeve ai ka pasur ndihmën e përkrahjen e Allahut me një ushtri të padukshme engjëjsh të ruajtur e të nderuar; myslimani shikon se si Profeti (s.a.u.s.) arriti fitoren e si i kanë ardhur mirësitë. Për jetëshkrimin e Profetit (s.a.u.s.) është shkruar shumë.

* paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!

Kësaj teme myslimanët i kanë kushtuar shumë rëndësi. Si në kohët e mëparshme po ashtu edhe në të tashmen. Punë të tilla burojnë nga thellësia e besimit dhe dashuria e madhe që myslimani ka për Profetin islam. Mirëpo, shumica e atyre, që janë marrë me jetëshkrimin e Profetit (s.a.u.s.), nuk e kanë bërë, ashtu siç i takon. Kanë futur në të edhe gjëra që u shkonin sipas mendimeve, prirjeve dhe ndjenjave të tyre, edhe pse nuk kishin ndonjë bazë të saktë. Në shkrimet e tyre janë sjellë edhe gjëra, që janë në kundërshtim me themelet e fesë dhe janë jashtë mendjes së shëndoshë.

Për këto arsye, disa vëllezër myslimanë më propozuan të hartoja një libër të ri, me vëllim mesatar, ku të thuheshin ato gjëra, që janë të vërteta, të njohura e të pranueshme për njerëzit kompetentë të kësaj dijeje, kështu, që libri të jetë i kuptueshëm si për fillestarët, ashtu edhe për studiuesit e të mos ketë shmangie dhe pasaktësi. Unë kërkova ndihmë dhe sukses prej Allahut dhe ia fillova punës, duke u mbështetur kryesisht në Kuranin e në komentet e tij dhe në librat e haditheve e të jetëshkrimit të Profetit (s.a.u.s.). Kam përfituar edhe nga analogjitë dhe nga dëshmitë e dijetarëve myslimanë e nga dëshmitë e studiuesve të huaj. Jam përpjekur që frazat dhe thëniet, t'i përmend, me sa ka qenë e mundur, ashtu siç i kanë thënë myslimanët e parë. Në këtë mënyrë, shpresoj të kem plotësuar kërkesën që më qe bërë, qoftë edhe përafërsisht. I lutem Allahut të Madhëruar që me këtë libër t'u sjellë dobi myslimanëve dhe që kjo punë të jetë vetëm për hir të Allahut të Madhëruar. Dhëntë Allahu mëshirë e mirësi për profetin Muhamed (s.a.u.s.), që është më i miri i njerëzimit.

# **MUHAMEDI** (s.a.u.s.), prejardhja, lindja dhe kushtet e tij para se të bëhej profet

## Prejardhja e nderuar

Muhamedi është më i nderuari i krijesave të Allahut, është më i miri dhe më i fundit i të Dërguarve të Tij. Është bir i Abdullahut; Abdullahu-bir i Abdul Mutalibit; Abdul Mutalibi-bir i Hashimit; Hashimi-bir i Abdu Menafit; Abdu Menafi-bir i Kusajit; Kusaji-bir i Kilabit; Kilabi-bir i Murres; Murrja-bir i Ka'abit; Ka'abi- bir i Lu'ejit; Lu'eji-bir i Galibit; Galibi-bir i Fihrit; Fihri-bir i Malikut; Maliku-bir i Nadirit; Nadiri-bir i Kinanit; Kinani-bir i Huzejmit; Huzejmi-bir i Mudrikut; Mudriku-bir i Iljasit; Iljasi-bir i Mudarit; Mudari-bir i Nezarit; Nezari-bir i Ma'dit; Ma'di-bir i Adnanit. Sipas mendimit të të gjithë historianëve, Adnani është një nga pasardhësit e Ismailit, biri i Ibrahimit, por nuk dihet me saktësi numri i brezave dhe as emrat e personave që kanë qenë midis tij dhe Ismailit.

Ndërsa nëna e Muhamedit (s.a.u.s.) është Eminia, bija e Uehbiut; Uehbiu- bir i Abdu Menafit; Abdu Menafi-bir i Zehrës; Zehra-bir i Kilabit. Kilabi ishte gjyshi i pestë i Profetit (s.a.u.s.) nga e ëma. Pra, babai i tij dhe nëna e tij dilnin prej një origjine dhe bashkoheshin te Kilabi. Emri i saktë i Kilabit është Hakim ibn Urue, por meqë e kishte bërë zakon që shkonte shpesh herë për gjah me qentë e gjahut, u njoh me emrin "Kilab".

## **Fisi i Profetit** (s.a.u.s.)

Fisi i Profetit (s.a.u.s.) ishin kurejshët, të njohur për vetitë e mira dhe autoritetin e lartë. Ai fis ka një prejardhje të lavdishme dhe pozitë të nderuar ndër të gjithë arabët. Kurejsh është mbiemri i Fihirit, birit të Malikut ose i Nadrit dhe Nadri- bir i Kinanit.

Të gjithë burrat e këtij fisi kanë qenë fisinikë dhe të nderuar në kohën e tyre, por më i dalluari ndër ta ishte Kusaji (emrin e vërtetë e kishte Zejd). Ai ishte i pari nga kurejshët që mori përsipër të kujdesej për Qaben. Pra, ai kishte çelësin e Qabes, e hapte për atë që donte dhe kur të donte. Ai e vendosi fisin Kurejsh në luginën e Mekës, në brendësi të këtij vendi, kurse më parë ata banonin në rrethinat e Mekës, të shpërndarë midis fiseve të tjera. Kusaji ngriti dy shërbimet që njiheshin "Sikaje" dhe "Rifade". Shërbimi "Sikaje" ishte një pije që përgatitej prej lëngut të hurmave arabe ose mjaltit ose rrushit të thatë dhe që ju ofrohej haxhinjve në rezervuarë lëkure, Ndërsa "Rifade" ishte ushqim që përgatiste për haxhinjtë. Kusaji ndërtoi një shtëpi në veri të Qabes, e cila u njoh me emrin "Darun Nedue" (Shtëpia e Këshillimit). Ajo ishte shtëpia e këshillimit për kurejshët dhe qendër e lëvizjeve të tyre shoqërore. Prandaj, çdo martesë a çdo çështje tjetër përfundohej në atë shtëpi. Kusaji kishte në dorë flamurin dhe udhëheqjen. Çdo flamur lufte nisej vetëm me urdhrin e tij. Ai ishte fisnik, i urtë dhe i shkonte fjala te njerëzit e vet.

## **Familja e Profetit** (s.a.u.s.)

Familja e Muhamedit (s.a.u.s.) njihej me emrin "Familja Hashemije".

E kishte marrë këtë emër prej gjyshit të tij të dytë, që quhej Hashim. Pasardhësit e tij quheshin hashemij dhe kështu, derisa erdhi Islami. Hashimi kishte trashëguar disa ofiqe nga Kusaji: u shërbente haxhinjve dhe përgatiste bukën e ushqimin për ta. Hashimi ishte njeriu më i lartë i kohës së tij. Ai e thërrmonte bukën në lëng mishi dhe e bënte përshesh. Në gjuhën arabe ky lloj ushqimi quhet "tharid". Hashimi ua jepte tharidin haxhinjve, që vinin në Mekë. Nga kjo ai mori emrin Hashim (Thërrmues), kurse emrin e vërtetë e kishte Amru. Hashimi bëri traditë për arabët "dy udhëtimet"; udhëtimi i parë bëhej gjatë dimrit për në Jemen, kurse udhëtimi i dytë bëhej gjatë verës për në Sham. Hashimi ishte më i nderuari i Bat'hasë (Mekës).

Thuhet se kur Hashimi kaloi në Jathrib,[1] që ndodhet në rrugën për në Sham, u martua me Selmën, bijën e Amrit, nga fisi Beni Adj e ky bir i Nexharit. Qëndroi tek ajo ca kohë, pastaj shkoi në Sham. Selemeja kishte mbetur shtatzënë në Medine (Jathrib). Hashimi vdiq në Gaza, që ishte tokë e Palestinës. Selemeja lindi djalë në Medine, të cilit ia vuri emrin "Shejbe",[2] prej thinjave që kishte në kokë. Djali u rrit midis dajave në Medine, por xhaxhallarët e tij në Mekë nuk dinin asgjë për të, derisa ai u bë shtatë ose tetë vjeç. Kur xhaxhai i tij, Muttalibi e mësoi këtë, shkoi dhe e solli në Mekë.

[1] Më vonë u quajt Medine.

[2] Shejbe - thinja. (shënim i përkthyesit)

Kur e panë njerëzit, menduan se djali ishte skllav i tij dhe e quajtën “Abdul Muttalibi” (Skllavi i Muttalibit”). Kështu, ai u bë i njohur me këtë emër.

Abdul Muttalibi ishte më i pashmi i njerëzve dhe më autoritari. Në kohën e vet është nderuar si askush tjetër. Abdul Mutalibi ishte më i nderuari i kurejshëve, pronar i varganit të Mekës. Ishte i nderuar, i respektuar dhe shumë bujar, saqë për bujarinë që kishte, quhej “dhënës i madh”. Nga sofra e tij hanin të varfrit; kafshët e egra dhe shpezët. Prandaj, Abdul Muttalibi quhej ushqyes i njerëzve në fushë dhe ushqyes i kafshëve dhe i shpezëve në majat e maleve. Ai pati nderin të rihapte pusin e Zemzemit, pasi e pati mbyllur atë pus fisi Xhurhum, shumë kohë më parë, atëherë kur u dëbuan nga Meka. Kur po flinte, Abdul Muttalibi pa një ëndërr. Dikush e urdhëroi që të hapte pusin e Zemzemit, madje u përshkrua edhe vendi, ku gjendej pusi.

Po në kohën e Abdul Muttalibit ka ndodhur edhe ngjarja e Elefantit. Abraha El Ashrami (sundues i Jemenit) erdhi nga Jemeni me gjashtëmbëdhjetë mijë ushtarë të stërvitur mirë për të shembur Qaben. Ai kishte me vete edhe disa elefantë. Arriti në “Uadi Mahsir”, që gjendet midis Muzdelifes dhe Minasë. Në kohën që u përgatit për sulm kundër Mekës, Allahu dërgoi mbi ta zogj që vinin tufë-tufë e që gjuanin me gurë dhe baltë të gurëzuar. Allahu e bëri ushtrinë e Abrahasë si gjeth të përtypur. Kjo ka ndodhur rreth një muaj para se të lindte Profeti (s.a.u.s.).

Babai i Profetit (s.a.u.s.) është Abdullahu. Ai ishte më i miri dhe më i sjellshmi i djemve të Abdul Muttalibit.

Kur Abdul Muttalibi hapi pusin e Zemzemit dhe u dukën shenjat e pusit të vjetër, Kurejshët u grindën me të

dhe kërkuan që të bëheshin pjestarë në ujin e pusit, atëherë ai premtoi që, sikur Allahu t'i jepte dhjetë djem, e kur ata të mbërrinin moshën që ta mbronin, ai do të bënte kurban njërin prej tyre. Allahu i Lartësuar ia dha djemtë. Kështu, Abdul Muttalibi hodhi short midis djemve të vet se cili do të bëhej kurban. Shorti i ra Abdullahut.

Abdul Muttalibi shkoi te Qabja për ta bërë kurban Abdullahun, por Kurejshët e ndaluan, sidomos vëllezërit dhe dajat e tij. Atëherë, Abdul Muttalibi dha në vend të tij njëqind deve. Ismaili u shpetua me një dash (i cili u ther në vend të tij) dhe Abdullahu u shpëtua me njëqind deve që u flijuan për të. Pra, Profeti Muhamed (s.a.u.s.) është biri i dy njerëzve që do flijoheshin, njëri është Ismaili, tjetri babai i vet, Abdullahu e njëherazi është biri dy të shpëtuarve.

Abdul Muttalibi dha pëlqimin që djali i vet, Abdullahu të martohej me vajzën Emine, që ishte bija e Uehbiut dhe më e mira e grave të fisit Kurejsh, si për nga nderi, ashtu edhe për nga pozita. Babai i saj, Uehbiu ishte kryetar i fisit Beni Zehre dhe më i miri i tyre, si në prejardhje ashtu edhe në pozitë. Kështu, u realizua fejesa dhe martesa. Abdullahu dhe Eminia jetuan pak kohë në Mekë. Ajo mbeti shtatzënë dhe nga kjo shtatzënësi lindi i Dërguari i Allahut.

Pas një farë kohe, Abdul Muttalibi e dërgoi Abdullahun në Medine (thuhet edhe në Sham), që të merrej me tregti. Por, sapo u kthye, vdiq. U varros në shtëpinë e Nabiga Dhabjaniut; sipas një kumtimi më të saktë, Abdullahu ka vdekur para se të lindte Profeti (s.a.u.s.).

## Lindja

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) lindi te njerëzit e fisit Beni Hashim në Mekë. Ishte mëngjesi i ditës së hënë, dita e nëntë (thuhet edhe dita e dymbëdhjetë) e muajit Rabiul Euel, në vitin e ngjarjes së Elefantit. Data 9 është më e saktë, ndërsa data 12 është më e dëgjuar. Data e dytë bie më 22 prill të vitit 571, të erës sonë. Qe Shifaja, bija e Amrit, e ëma e Abdurr Rrahman ibn Aufit, ajo që e priti foshnjën. Kur e lindi Profetin (s.a.u.s.) doli prej së ëmës një dritë, prej së cilës shndritën edhe pallatet e Shamit. Pastaj i dërguan fjalë gjyshit të Muhamedit (s.a.u.s.), Abdul Muttalibit për t'i dhënë sihariqin e lindjes së Muhamedit (s.a.u.s.). Abdul Muttalibi erdhi menjëherë shumë i gëzuar, e mori foshnjën, e futi në Qabe, e falenderoi Allahun, i bëri lutje Atij dhe ia vuri foshnjës emrin Muhamed (i Falenderuar), sepse shpresonte që të falenderohej. Pastaj theri kurban për lindjen e tij dhe në ditën e shtate të lindjes e bëri synet dhe sipas zakonit të arabëve, shtroi një darkë për të. Kujdestarja e tij ka qenë Umu Ejmen: Bereketu, el Habeshije robëresha e babait të tij, Abdullahut. Ajo jetoi dersi u bë muslimane, emigroi në Medine dhe vdiq gjashtë muaj pas të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.)

## **Qumështi i gjirit për Muhamedin** (s.a.u.s.)

E para grua qe i ka dhënë gji Muhamedit (s.a.u.s.) pas nënës së tij, është Thuvejbja, robëresha e Ebu Lehebit, e cila kishte ende qumësht prej birit të saj Masruhi. Thuvejbja i kishte dhënë gji më parë edhe Hamzait, birit të Abdul

Muttalibit dhe më pas Muhamedit (s.a.u.s.) dhe Ebu Selemes, birit të Abdul Esed El Mahzumiut. Pra, këta të tre (Hamzai, Muhamedi, dhe Selemiu) ishin vëllezër qumështi, sepse kishin pirë qumësht nga e njëjta grua. Kur mori vesh për lindjen e Muhamedit (s.a.u.s.) Ebu Lehebi u gëzua shumë dhe e liroi robëreshën e vet. Mirëpo, kur Muhamedi filloi t'i ftonte njerëzit për në Islam, Ebu Lehebi u bë nga armiqtë e tij më të egër.

## Muhamedi në fisin Benu Sa'ad

Arabët e kishin traditë që për fëmijët e porsalindur të kërkonin gjidhënëse në zonat malore. Ata vepronin kështu për t'i larguar foshnjat nga sëmundjet e qyteteve, për t'i forcuar fizikisht dhe për t'ua mësuar gjuhën arabe në djep të pastër.

Allahu kishte vendosur që disa gra nga fisi Beni Sa'ad bin Bekr Hauazin, të vinin për të kërkuar foshnje gjiri. Të gjithave ia paraqitën profetin Muhamed (s.a.u.s.), por ata nuk pranuan ta merrnin, sepse ishte jetim.

Njëra nga gratë, që kërkonte fëmijë për t'i dhënë gji, meqënëse nuk gjeti të tjerë, mori Profetin (s.a.u.s.). Ajo ishte Halimja, bija e Ebu Dhuejbit. Ajo pati aq mirësi prej tij, sa e patën zili të tjerët.

Emri i vërtetë i Ebu Dhuejbit, babait të Halimes, ishte Abdullah ibn el Harith. Emri i të shoqit ishte Harith, biri i Abdul Uzzas. Që të dy ishin nga fisi Sad Benu Bekër Benu Havazin. Kurse fëmijët e Harith ibn Abdul Uzzas dhe vëllezërit e qumështit të Profetit Muhamed (s.a.u.s.) ishin: Abdullahu, Unejsja dhe Xheddameja, e cila quhej edhe

Shimae, por më shumë njihej me pseudonimin se sa me emrin. Ajo kujdesej për të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.).

### **Begatitë në shtëpinë ku i jepej gji Profetit** (s.a.u.s.)

Gjatë kohës që Profeti (s.a.u.s.) qëndroi në atë shtëpi, erdhën shumë mirësi për njerëzit e asaj shtëpie. Kur Halimja erdhi në Mekë, ishte kohë thatësire. Ajo kishte një gomaricë, e cila ishte kafsha më e ngadaltë e karvanit, sepse ishte shumë e dobët dhe e rraskapitur. Kishte edhe një deve, që nuk i jepte asnjë pikë qumësht. Halimja kishte edhe një djalë të vogël, i cili tërë natën nuk i pushonte së qari e së bërtituri, sepse kishte uri e nuk i linte prindët të flinin.

Kur erdhi Halimja me Profetin (s.a.u.s.) dhe e vuri në prehër, i erdhi gjiri e iu shtua qumështi; foshnja piu dhe u ngop. Piu edhe djali i saj i vogël, derisa u ngop dhe fjetën gjumë. I shoqi shkoi te deveja dhe pa se ajo kishte tërë atë qumësht. E moli, pinë të dy sa u ngopën, fjetën dhe kaluan një natë shumë të mirë. Halimja me të shoqin dolën për të shkuar te stepat e Beni Sa'adit. Ajo i hipi gomaricës e mori me vete edhe Profetin. Gomarica ecte aq shpejt, sa ia kaloi varganit dhe asnjë nga gomerët nuk mund ta arrinte dot.

Halimja me të shoqin arritën në vendin ku banonte fisi Beni Sa'ad, i cili ishte një nga vendet më të thata. Për habi, panë se delet e tyre vinin në mbrëmje të ngopura, me gjinj plot qumësht. I milnin delet dhe pinin qumësht me bollëk, në një kohë kur bagëtitë e të tjerëve nuk jepnin asnjë pikë qumësht.

Kështu, Halimja me të shoqin panë shumë mirësi prej Allahut gjatë kohës që Muhamedi (s.a.u.s.) qëndroi tek ata. Pasi u plotësuan dy vjet, Halimja ia ndërpreu gjirin. Tashmë ai ishte zhvilluar dhe forcuar fizikisht.

## **Qëndrimi i Profetit në fisin Beni Sa'ad** (s.a.u.s.)

Halimja shkonte te nëna e Muhamedit dhe familja e tij në çdo gjashtë muaj. Pastaj kthehej me të tek fshati i saj, në Benu Sa'ad.

Pasi e plotësoi afatin e dhënies gji dhe ia ndërpreu atë, erdhi bashkë me Muhamedin (s.a.u.s.) te nëna e tij, Eminea dhe u përpoq që ta mbante përsëri foshnjën, sepse kishte parë shumë begati e mirësi. Iu lut së ëmës që ta linte edhe ca kohë tek ajo derisa ta merrte veten mirë, pasi ajo kishte frikë se mos e kapnin sëmundjet e Mekës.

Eminia pranoi. Kështu, Halimja u kthye e gëzuar në shtëpinë e saj bashkë me Muhamedin. Ai qëndroi tek ajo edhe dy vjet të tjera. Pastaj, ndodhi një ngjarje e jashtëzakonshme, e habitshme. Halimja dhe i shoqi i saj patën frikë ta mbanin Muhamedin (s.a.u.s.), prandaj e kthyen atë te e ëma. Ngjarja e habitshme që çarja e gjoksit të Profetit (s.a.u.s.).

## Çarja e gjoksit

Enes ibn Maliku ka kumtuar se kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) po luante me djemtë e tjerë, i erdhi Xhibrili, e mori dhe e shtriu për tokë, ia çau zemrën dhe ia nxori atë jashtë, pastaj i nxori një copë të vogël mishi dhe i tha: *"Kjo ishte pjesa e djallit."* Pastaj ia lau zemrën në një tas ari me ujë zemzemi. Më pas e bashkoi dhe e vuri në vend ashtu siç ishte. Djemtë erdhën me nxitim te nëna e tij e qumështit, Halimja dhe i thanë: *"Muhamedi u vra."* U kthyen menjëherë e i dolën përpara dhe panë se atij i kishte ndryshuar ngjyra e fytyrës.

*"Unë e kam parë shenjën e asaj qepjeje në gjoksin e tij"*,- përfundon Enesi.

## Te nëna e tij e dashur

Pasi ndodhi kjo ngjarje e jashtëzakonshme, Profeti Muhamed (s.a.u.s.) u kthye në Mekë dhe qëndroi tek e ëma rreth dy vjet. Pastaj, Eminia u nis bashkë me të për në Medine. Aty qenë varrosur babai i Muhamedit (s.a.u.s.) dhe dajat e gjyshërit e tij, Benu Adji ibn En Nexhar. Në këtë udhëtim atë e shoqëronin kujdestari i saj, Abdul Muttalibi dhe shërbyesja e saj, Ummu Ejmeni. Ajo qëndroi në Medine një muaj, pastaj u kthye në Mekë. Gjatë rrugës Eminia u sëmur. Më tej gjendja u keqësua dhe ajo vdiq në Ebua, midis Mekës dhe Medines: Aty edhe u varros.

Gjyshi e shoqëroi deri në Mekë Muhamedin (s.a.u.s.), duke ndjerë thellë në zemër dhembjen e madhe që i kishte

shkaktuar fatkeqësia e re. Ai sillej me Muhamedin me një butësi, të cilën nuk e njihnin as djemtë e tij.

Abdul Muttalibi e vlerësonte shumë Muhamedin dhe e nderonte dhe e preferonte më shumë se djemtë e tij.

E vinte në dyshekun e vet, ku nuk ishte ulur tjetërkush deri atëherë. I fërkonte shpinën dhe gëzohej nga ajo që bënte ai. Abdul Muttalibi besonte se ai djalë do të kishte një të ardhme të madhe. Mirëpo pas dy vjetësh, Abdul Muttalibi vdiq, në moshën 80 vjeç dy muaj dhe dhjetë ditë.

## Te xhaxhai i tij i dashur

Kujdestarinë për Muhamedin (s.a.u.s.) e mori përsipër xhaxhai i tij, Ebu Talibi, i cili ishte vëlla (nga nëna dhe babai) me babanë e Pejgamberit (s.a.u.s.). Ai tregoi shumë mëshirë dhe dashuri ndaj tij. Ebu Talibi nuk ishte i pasur, por Allahu, ia shtoi atë pasuri të pakët që kishte; ushqimi i një personi ngopte të gjithë familjen e tij. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte shembull në kënaqësi dhe durim. Ai mjaftohej me atë që i kishte caktuar Allahu i Madhëruar.

## Udhëtimi për në Sham dhe takimi me priftin

Ebu Talibi do të shkonte për tregti me një vargan të Kurejshve , deri në Sham (Siri). Muhamedi në atë kohë ishte dymbëdhjetë vjeç. Dikush ka thënë se ishte dymbëdhjetë vjeç e dy muaj dhe dhjetë ditë. Ebu Talibi nuk duronte dot që të largohej nga Muhamedi (s.a.u.s.). Nga dhembshuria

që kishte për të, e mori me vete. Kur vargani arriti afër qytetit Basra, në kodrat e Shamit, u doli përpara një nga priftërinjtë e mëdhenj te krishterëve, që quhej Behira. Ai hyri midis varganit, shkoi te Muhamedi (s.a.u.s.), e mori për dore dhe i tha:

*"Ky është më i madhi i njerëzimit. Ky është i dërguari i Zotit të botëve. Këtë e dërgon Allahu mëshirë për të gjithë botët."* Ata që qenë aty, e pyetën:

*"Ku e di ti këtë?" "Kur ju dolët prej qafës së malit,* - tha prifti, *nuk mbeti gurë e dru pa rënë në sexhde. E, gurët e drurët bëjnë sexhde vetëm për profetët. Unë, e njoh atë, sepse ka vulën e profetësisë pas shpine, nën shpatull; ajo është sa një mollë; e kemi të shkruar në librat tanë."*

Pastaj, prifti Behira i nderoi ata me mikpritjen e tij. Ai i tha Ebu Talibit që ta kthente Muhamedin dhe të mos shkonte me të në Sham, sepse kishte frikë mos i ndodhte gjë nga jehudinjtë dhe romakët. Ebu Talibi e ktheu Muhamedin (s.a.u.s.) në Mekë.

## Lufta e Fuxharit [3]

Kur Muhamedi (s.a.u.s.) ishte njëzet vjeç, në vendin e quajtur Pazari i Ukadhit filloi një luftë midis fiseve Kurejsh dhe Kinan nga njëra anë dhe fisit Kajs Ajlani nga ana tjetër. Patën ndodhur katër grindje në katër vjet midis atyre fiseve. Tri të parat përfunduan vetëm me grindje dhe me një acarim të lehtë. Vetëm në të katërtën ndodhi lufta. Lufta u ashpërsua shumë. U vranë disa veta nga të dy palët. Pastaj,

[3] Fuxhar - quheshin ata që thyenin urdhrat e Allahut.

bënë armëpushim, që të numëronin të vrarët. Ajo palë që do të kishte të vrarë më tepër do të merrte shpagimin e gjakut që ishte derdhur më shumë. Kështu vendosën, e pushuan luftën e i hoqën armiqësitë dhe sherrin që ishin krijuar midis tyre.

Në atë luftë mori pjesë edhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Ai i përgatiste shigjetat xhaxhallarëve të vet që luftonin. Kjo luftë është quajtur Lufta e Fuxharit, sepse fiset ndër-luftuese shkelën shenjtërinë e Mekës dhe të muajit të shenjtë.

## Pakti i drejtësisë

Në muajin Dhul Ka'ade, fill pas luftës së Fuxharit u vendos Pakti i Drejtësisë (Hilful Fudul) ndërmjet pesë barqeve të fisit Kurejsh: Benu Hashim, Benu el-Muttalib, Benu Esed, Benu Zehre dhe Benu Temim. Cila qe arsyeja e vendosjes së paktit? Një burrë nga Zebidi erdhi në Mekë me një plaçkë, të cilën ia bleu Asib Uail es-Sehmiu, por ai nuk i dha atë që i takonte. Burri kërkoi ndihmë nga fiset Benu Abdu Dar, Benu Mahzum, Benu Xhemeh, Benu Sehm dhe Benu Adij, por ata nuk ia vunë veshin. Atëherë, ai hipi në majë të malit Ebu Kubejs dhe tha me vjershë padrejtësinë që i kishin bërë. Pastaj bëri thirrje që ta ndihmonin të merrte të drejtën që i takonte. Menjëherë shkoi atje Zubejr ibn Abdul Muttalibi dhe qëndroi aty, derisa ato barqe që përmendëm më lart, u mblodhën në shtëpinë e Abdullah ibn Xhed'anit, kryetar i fisit Benu Temim. Dhanë besën dhe bënë paktin që të ndihmonin në Mekë çdo njeri që

do t'i bëhej padrejtësi. Atij duhej t'i kthehej e drejta që i takonte, qoftë vendas a i huaj. Pastaj u çuan dhe shkuan tek Asi, i biri i Uail es-Sehemiut dhe ia morën me forcë atë që i takonte Zubejdiut e ia dhanë atij.

Në këtë pakt mori pjesë edhe vetë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bashkë me xhaxhallarët e vet. Pasi Allahu e nderoi me mesazhin profetik, tha: *"Në shtëpinë e Abdullah ibn Xhed'anit kam marrë pjesë në një pakt, që për mua ishte më i dashur sesa pasuria më e shtrenjtë. E sikur të bëhej thirrje për një pakt të tillë në Islam, unë do ta pranoja."*

## Jeta dhe puna

Dihet se Profeti (s.a.u.s.) lindi jetim dhe u rrit nën kujdestarinë e gjyshit e më pas të xhaxhait dhe nuk trashëgoi nga babai i vet ndonjë pasuri. Kur u bë në moshën, që zakonisht punohet, ai ruajti delet bashkë me vëllezërit e vet nga qumështi të fisit Benu Sa'ad. Kur u kthye në Mekë, ruajti delet e vendasve, me njëfarë pagese të vogël, që në kohën tonë mund të jetë dhjetë rijal.[4] Ruajtja e deleve është një traditë profetike, në fillim të jetës së tyre. Pasi e nderoi Allahu me misionin profetik, Profeti (s.a.u.s.) ka thënë:

*"Çdo profet ka ruajtur delet."*

Kur u rrit e u bë burrë, Profeti (s.a.u.s.) filloi të merrej ca e nga ca me tregti. Eshtë kumtuar se ai ka pasë bërë tregti me Seib ibn Ebu Saibin, të cilin e kishte bashkëpunëtorin më të mirë, që nuk bënte padrejtësi dhe nuk grindej.

[4] Rijal - monedha bazë e Mbretërisë së Arabisë Saudite. 3,5 rijal =1$

Në marrëdhënie me njerëzit, Profeti Muhamed (s.a.u.s.) është njohur dhe shquar për besnikëri, për çiltëri dhe ndershmëri. E tillë ka qenë sjellja e tij në çdo hap e në të gjitha fushat e jetës, ndaj e mbiquajtën El Emin (Besniku).

## Udhëtimi për në Sham dhe tregtia me pasurinë e Hatixhes

Hatixhja, bija e Huuejlidit (s.a.u.s.) ka qenë më e mira e grave të fisit Kurejsh, si për nga nderi, ashtu edhe për nga pasuria. Ajo u jepte pasuri tregtarëve, që të tregtonin me të përkundrejt një pjese fitimi. Kur dëgjoi për Profetin (s.a.u.s.), i propozoi që të shkonte në Sham, të tregtonte për të dhe t'i jepte atij më shumë nga ç'u kishte dhënë të tjerëve.

Profeti (s.a.u.s.) u nis për në Sham bashkë me shërbëtorin e Hatixhes, Mejserin. Në Sham shiti e bleu dhe pati një fitim të madh. Kështu pasuria e Hatixhes pati një begati që nuk e kishte pasur kurrë. Pasi bënë tregti në Sham, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kthye në Mekë dhe çoi në vend amanetin.

## Martesa me Hatixhen

Hatixhja pa te Muhamedi (s.a.u.s.) besnikëri dhe mirësi, që nuk e kishte parë asnjëherë dhe u habit. Shërbëtori, Mejseri i tregoi çfarë kishte parë te Profeti (s.a.u.s.). Thuhet edhe për ndodhi të jashtëzakonshme; për shembull, kur

ishte vapë e madhe, atij i bënin hije dy engjëj. Hatixhja e kuptoi që do të ishte lumturi e madhe të martohej me të. Ndaj ajo dërgoi për tek ai një shoqe të saj që t'i propozoj Profetit (s.a.u.s.) për martesë dhe ai e pranoi. Për këtë bisedoi edhe me xhaxhallarët e vet. Ata i dërguan fjalë xhaxhait të Hatixhes, Amir ibn Esedit.

Kështu Hatixhen e martoi xhaxhai i saj me Profetin (s.a.u.s.) në prani të njerëzve nga fisi Benu Hashim dhe të kryetarëve të fisit Kurejsh, me një prikë prej 20 deve ose 6 deve të reja. Fjalën e martesës e mbajti xhaxhai i Profetit (s.a.u.s.), Ebu Talibi. Ai e falenderoi dhe e lavdëroi Allahun. Pastaj përmendi prejardhjen e nderuar dhe të mirat e Profetit (s.a.u.s.). Pastaj shpalli lidhjen e martesës dhe tregoi sasinë e prikës.

Martesa e Muhamedit (s.a.u.s.) me Hatixhen u bë dy muaj e ca ditë pas kthimit të Profetit (s.a.u.s.) nga Shami. Atëherë, Muhamedi (s.a.u.s.) ishte 25 vjeç, ndërsa Hatixhja (sipas versionit më të njohur) ishte 40 vjeçe. (Thuhet edhe se ka qenë 28 vjeçe; dikush ka thënë edhe ndryshe).

Ajo qe martuar më parë me Atik ibn Aidh El Mahzumiun, por ai vdiq. Pastaj u martua me Ebu Halid Timinun, por edhe ai vdiq. Me të pati një djalë. Më pas kryetarët e mëdhenj të fisit Kurejsh deshën të martoheshin me të, por ajo nuk pranoi, derisa u martua me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Martesa me të qe një lumturi, që e kishin lakmi të gjithë njerëzit.

Hatixhja është gruaja e parë e Profetit (s.a.u.s.) dhe deri sa vdiq ajo, ai nuk ka marrë tjetër për grua. Profeti (s.a.u.s.) i pati të gjithë fëmijët me Hatixhen, përveç Ibrahimit, të cilin e pati me Marien, që ishte nga Koptet e Egjiptit.

## Fëmijët që pati me Hatixhen

Fëmijët që pati Profeti (s.a.u.s.) me Hatixhen janë: Kasimi, Zejnebja, Rukija, Ummu Kulthumi, Fatimja dhe Abdullahu. (Ka edhe thënie të tjera përsa i përket numrit dhe radhës së tyre.) Djemtë kanë vdekur të vegjël, ndërsa vajzat kanë jetuar të gjitha. Ato u bënë myslimane dhe u shpërngulën nga Meka në Medine. Tri vajza vdiqën para se të vdiste Profeti (s.a.u.s.). Fatimja (r.a.)* jetoi edhe gjashtë muaj pas vdekjes së Profetit (s.a.u.s.).

## Ndërtimi i Shtëpisë së Shenjtë dhe ndodhia e gjykimit

Kur Muhamedi (s.a.u.s.) ishte në moshën 35 vjeç, ndodhi një furtunë e madhe. Ajo i çau dhe i mbuloi muret e Qabes. Muret qenë dobësuar edhe më parë për shkak të një djegieje.

Kurejshët u detyruan që ta ndërtonin atë rishtaz. Ata vendosën që të përdornin pasuri të pastër në të. Nuk do të hynte në ndërtimin e Qabes asnjë lloj pasurie e grabitur, e fituar nga prostitucjoni, e fituar me kamatë ose me padrejtësi. Ata i trembeshin dënimit të Allahut në shembjen e saj. U çua Uelid ibn Mugira dhe tha: “Allahu nuk i dënon rregulluesit.” Dhe nisi të shembë muret. E ndihmuan edhe të tjerët. U shembën muret dhe arritën te themelet e Ibrahimit. Pastaj filluan ndërtimin. Secilit fis i caktuan pjesën që do të ndërtonte.

* Allahu qoftë i kënaqur me të!

Vetë kryetarët e fiseve mbartnin gurë. Ndër ta, edhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe xhaxhai i tij, Abbasi.

Ndërtimin e Qabes e mori përsipër një ndërtues romak, që quhej Bakum. Meqënëse pasuria e pastër nuk u mjaftonte për ndërtimin e Qabes mbi themelet e Ibrahimit, lanë pa ndërtuar 6 kutë nga veriu. Në kufirin e 6 kutëve ndërtuan një mur të vogël për të treguar se është prej Qabes. Kjo pjesë njihet me emrin "Hixhër" dhe "Hatim".

Kur, ndërtimi arriti në vendin e Gurit të Zi, secili prej kryetarëve donte të ishte vetë i nderuari, duke vënë Gurin e Zi në vendin e tij. Ata filluan të grindeshin. Kështu vazhduan 4 ose 5 ditë.

Për pak grindja desh u kthye në një luftë të përgjakshme në Harem.[5] Vetëm se Ebu Umejje ibn Mugire el Mahzumiu arriti ta kalojë situatën me urtësi. Ai ishte më i vjetri i kurejshëve. Ai propozoi që i pari që do të hynte në derën e xhamisë, të gjykonte. Të gjithë e pranuan dhe ranë në një mendje për këtë.

Ishte vendimi i Allahut që i pari që do të hynte në xhami pas vendimit të kurejshëve të ishte i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Posa e panë atë, kurejshët brohoritën dhe thanë:

*"Ky është i Besueshmi, ky është Muhamedi, ne jemi të kënaqur me të."*

Kur ai arriti tek ata, i shpjeguan ngjarjen. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) mori një velencë dhe e vuri Gurin e Zi në të. Pastaj urdhëroi secilin prej kryetarëve të kapë një cep të velencës dhe ta ngrinin atë të gjithë së bashku. Kur e afruan Gurin te vendi ku do të vihej, e mori

[5] Harem – vendi i shenjtë, brenda kufinjve të të cilit ndalohet lufta. (shënim i përkthyesit)

në dorë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe e vendosi në vendin e vet. Kjo qe një zgjidhje e zgjuar dhe e arsyeshme e të gjithë u kënaqën me të.

Gurin e zi e ngritën nga toka një metër e gjysmë, ndërsa derën e Qabes e ngritën rreth 2 metra nga toka, me qëllim që të mos hynte askush tjetër aty përveç atij që donin ata. Muret i ngritën tetëmbëdhjetë kutë, kurse më parë patën mbetur përgjysmë. Brenda Qabes bënë gjashtë shtylla në dy rreshta dhe tavanin e vunë në një lartësi prej pesëmbëdhjetë kutësh. Më parë, Qabja ka qenë pa tavan dhe pa kollona.

### **Jeta e tij para se të bëhej Profet** (s.a.u.s.)

Që i vogël, Muhamedi u rrit me mendje të shëndoshë, i zhvilluar fizikisht dhe i pastër shpirtërisht. Ai u rrit, u burrërua dhe u zhvillua duke trashëguar tërë cilësitë e mira. Muhamedi karakterizohej nga largpamësia, mendimi i drejtë dhe zgjuarsia e rrallë. Ishte shembull i përkryer në moral. Dallohej për çiltëri, për mbajtjen e amanetit, për sjellje të njerëzishme, për moral të lartë, urtësi, durim, mirënjohje, sedër, thjeshtësi dhe dashamirësi. Ai ishte në majën më të lartë të mirëbërësisë e të humanizmit. Për këtë, xhaxhai i tij Ebu Talib ka thënë:

*"Ai e ka fytyrën të bardhë, ndihmon jetimët dhe mbron të vejat."*

Ai shikonte farefisin. Ai e mbante vetë atë që rëndonte shpatullat e njerëzve. Ai ndihmonte ata që nuk kishin, derisa të mëkëmbeshin; ai ndihmonte më të dobëtit; ai ndihmonte atë që i kishte ndodhur ndonjë fatkeqësi.

Allahu e kishte përfshirë me ruajtjen dhe kujdesin e Vet. E kishte bërë që t'i urrente ato vese dhë gjëra të kota e të këqija që gjallonin në popullin e tij. Prandaj, Muhamedi (s.a.u.s.) nuk merrte pjesë në festat e paganëve dhe të idhujtarëve. Ai nuk hante kurrë nga ai mish që therej për idhujt ose për dikë tjetër përveç Allahut. Ai nuk i duronte dot betimet në Latin dhe Uzzanë, e jo më prekjet me dorë a afrimin tek ata.

Ai u qëndronte pijeve alkoolike më larg se të gjithë njerëzit dhe nuk shkonte për të dëgjuar muzikë. Ai nuk ka shkuar asnjëherë në vendet ku kalohej koha me gjëra të kota a në klube ku mblidheshin të rinjtë e ku takoheshin të dashuruarit në Mekë.

# PROFETËSIA DHE THIRRJA NË ISLAM

## Shenjat e profetësisë dhe sihariqet e lumturisë

Me sa u përmend më lart, duket qartë se ishte zgjeruar e çara midis Profetit (s.a.u.s.) dhe popullit të vet. Ai shqetësohej kur i shikonte njerëzit në punë të këqija dhe në vuajtje dhe donte të largohej prej tyre e të qëndronte në vetmi, për të menduar një rrugë që mund t'i shpëtonte ata.

Ky shqetësim sa vinte e bëhej më i madh dhe me përparimin e moshës iu forcua më tepër dëshira për t'i shpëtuar njerëzit nga shkatërrimi. Dukej sikur dikush e thërriste për të qëndruar në vetmi dhe për t'u shkëputur nga njerëzit. Prandaj, filloi të shkonte në shpellën Hira.[6]

Atje adhuronte Allahun sipas asaj që kishte mbetur nga feja e Ibrahimit (paqja qoftë mbi të!). Ai shkonte atje çdo vit një muaj, muajin e Ramazanit. Pasi kalonte koha e caktuar dhe plotësohej plot një muaj, kthehej në Mekë në mëngjes dhe bënte tauaf rrotull Shtëpisë së Shenjtë. Pastaj kthehej në shtëpinë e vet. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vazhdoi kështu tri vjet rresht. Kur Muhamedi (s.a.u.s.) arriti moshën 40 vjeç, që është mosha e zhvillimit të plotë të njeriut, moshë në të cilën u bënë profetë edhe Profetët para tij, nisën t'i shfaqen shenjat e profetësisë dhe sihariqet e lumturisë. Filloi të shikonte ëndrra të mira, të cilat dilnin siç i shikonte. Shikonte ndriçimin dhe dëgjonte zërin.

---

[6] Hira - mali, që sot njihet me emrin "Nur" është tre kilometra larg nga Meka e vjeter. Shpella ndodhet pak më poshtë majës më të lartë të malit. Njeriu, pasi zbret nga maja e malit, arrin te shpella. Shpella është shumë e thellë, më pak se kater metra e gjatë dhe pak më shume se një metër e gjysmë e gjerë.

Një herë ai tha:

*«Unë di një gur në Mekë, që më përshëndeste me «Selam!», para se të bëhem Profet.»*

## Zbritja e Zbulesës

Ishte muaji i Ramazanit, kur Muhamedi (s.a.u.s.) pati arritur moshën 41 vjeç dhe ndodhej në shpellën Hira duke përmendur Allahun dhe duke e adhuruar Atë, kur papritmas i erdhi Xhebraili (paqja qoftë mbi të!) me mesazhin profetik dhe Zbulesën (Revalatën). Për këtë le të dëgjojmë fjalën e Aishes (r.a.), e cila na e tregon hollësisht këtë ngjarje: “Në fillim, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e ka marrë zbulesën në formë ëndrrash të mira. Pra, sa herë që ai shikonte ndonjë ëndërr, ajo vinte e qartë si drita e agimit. Më pas, atij i pëlqente të rrinte në vetmi. Prandaj, shkonte e rrinte i vetëm në shpellën Hira. Aty e adhuronte Allahun disa net dhe për këtë merrte ushqim me vete. Pastaj kthehej te Hatixhja dhe merrte ushqim edhe për disa ditë të tjera. Vazhdoi kështu, derisa i erdhi e Vërteta aty, në Shpellën Hira. Profeti ka thënë,-vijoi Aishja: *“Më erdhi engjëlli Xhibril dhe më tha: “Lexo!”* Iu përgjigja: *“Unë nuk di të lexoj.”* Engjëlli më mori e më shtrëngoi aq fort, sa mu zu fryma. Pastaj më lëshoi dhe më tha: *“Lexo!”* Unë i thashë: *“Nuk di të lexoj.”* Atëherë, engjëlli më kapi e më shtrëngoi përsëri sa desh më mbyti.

Pastaj më lëshoi dhe më tha: *“Lexo!”* Unë i thashë: *“Unë nuk di të lexoj.”* Ai më shtrëngoi për të tretën herë, pastaj më lëshoi dhe më tha:

*"Lexo, me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë).*
*Krijoi njerin prej një pike gjaku të ngjizur.*
*Lexo! Se Zoti yt është më bujari.*
*Ai e mësoi njeriun të shkruajë me penë.*
*I mësoi njeriut atë, që nuk e dinte."*

Me këto ajete, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kthye, duke iu dridhur zemra dhe hyri te Hatixhja, bija e Huuejlidit (r.a.) dhe i tha: “Mbulomë! Mbulomë!”. E mbuluan dhe ai qëndroi ashtu, derisa i kaloi frika. Pastaj ai i tha Hatixhes: “U tremba”. “Mos ki frikë,” - i tha Hatixhja. “Për Zotin, Allahu kurrë nuk do të të turpërojë ty. Ti e shikon farefisin; ti i duron vështirësitë; i jep atij që nuk ka; ti e mirëpret mikun; ti ndihmon që të vihet në vend e drejta.” Pastaj Hatixhja shkoi te Uaraka ibn Esed ibn Abdu Uzza, biri i xhaxhait të Hatixhes, i cili ishte i krishterë. Ai shkruante në hebraisht Librin. Ai shkruajti prej Ungjillit në hebraisht aq sa dëshiroi Allahu. Në atë kohë Uaraka ishte plakur dhe ishte verbuar. “0 biri i xhaxhait tim!”,- i tha Hatixhja. Dëgjo nga biri i vëllait tënd.” Uaraka i tha Muhamedit (s.a.u.s.): “O biri i vëllait tim, çfarë ke parë?” I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tregoi atë që kishte parë në shpellën Hira. “Ai është Xhebraili, që Allahu ia zbriti Musait”,- tha Uaraka. “Ah, sikur të isha i fuqishëm! Ah, sikur të isha gjallë, kur populli yt të të nxjerrin ty prej Mekës.” “Vërtet, do të më nxjerrin mua ata?”,- pyeti i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). “Po,- iu kthye Uaraka. Çdo njeri që ka ardhur me atë që vjen ti, është luftuar e në qoftë se do të isha gjallë kur të vinte dita jote, do të të ndihmoja sa të mundja.”

Nuk kaloi shumë kohë dhe Uaraka vdiq. Ndërkohë, Zbulesa u ndërpre.

### Historia e fillimit të profetësisë dhe e shpalljes së Zbulesës

Fillimi i profetësisë dhe i shpalljes së Zbulesës është muaji Ramazan, nata e Kadrit. Për këtë Allahu i Madhëruar ka thënë:

*"Muaji i Ramazanit, në të cilin zbriti Kurani."*
*Dhe "Vërtet, Ne e zbritëm atë natën e Kadrit." {Kuran 97.1}*

Hadithet e vërteta, autentike na njoftojnë, gjithashtu se ngjarja ka ndodhur natën e së hënës, para agimit.

Me qenë se nata e Kadrit bie në dhjetë ditët e fundit të muajit të Ramazanit në numër tek, dhe shkencërisht është vërtetësuar se dita e hënë e Ramazanit të atij viti ka qenë data 21, del se profetësia e Muhamedit (s.a.u.s.) ka filluar natën e 21-të të muajit Ramazan. Kjo datë bie më 10 gusht të vitit 610 të erës sonë. Sipas vitit hënor në atë kohë ai ishte 40 vjeç, 6 muaj dhe 12 ditë. Sipas vitit diellor i bie të ishte 39 vjeç, 3 muaj dhe 22 ditë. Pra, Profeti (s.a.u.s.) ishte në krye të 40 vjetëve sipas vitit diellor, kur i ka ardhur profetësia.

## Ndërprerja e Zbulesës dhe kthimi i saj

Pas zbritjes së parë të Zbulesës në Shpellën Hira, pati një ndërprerje. Kjo ndërprerje vazhdoi disa ditë. Profeti (s.a.u.s.) u mërzit dhe u hidhërua. Mirëpo, e mira qe pikërisht në këtë ndërprerje, sepse iu hoq frika Profetit (s.a.u.s.); ai u bë i vendosur në çështjen e tij dhe u përgatit të mbajë mbi vete diçka tjetër si ajo që kishte zbritur.

Profeti (s.a.u.s.) qe kthyer nga Uaraka ibn Neufeli dhe pati shkuar përsëri te Shpella Hira për të vazhduar adhurimin ndaj Allahut dhe për të plotësuar ditët që kishin mbetur prej muajit të Ramazanit. Mbaroi muaji i Ramazanit dhe ai plotësoi adhurimet në shpellë. Në mëngjesin e parë të muajit Sheual zbriti nga shpella për në Mekë. Profeti (s.a.u.s.) ka thënë: "Kur hyra në luginën e Mekës dikush më thirri. Hodha sytë në të djathtë, por nuk pashë njeri. Hodha sytë edhe në të majtë, por nuk pashë njeri. Hodha sytë përpara, por nuk pashë njeri, as prapa meje nuk pashë njeri. Atëherë, ngrita kokën lart dhe pashë diçka! Engjëlli që më pat ardhur në shpellën Hira, ishte ulur në një karrige midis qiellit dhe Tokës. U tremba aq shumë, sa rashë për tokë. Shkova te Hatixhja. Më mbuloni, më mbuloni, më mbuloni dhe më hidhni ujë të ftohtë,- i thashë. Më mbuluan dhe më hodhën ujë të ftohtë. Atëherë, ka zbritur:

**"O, ti i mbuluar. Ngrihu dhe paralajmëroi** (njerëzit për dënimin)**! Dhe Zotin tënd madhëroje! Dhe rrobat e tua pastroji! Dhe të neveritshmes largoju!"**

Kjo ka ndodhur para se të bëhej detyrim namazi. Pas këtij çasti Zbulesa ka ardhur pa ndërprerje. Këta ajete

janë fillimi i mesazhit të tij dhe janë shpallur pak më vonë shpalljes së parë, e cila ishte edhe fillimi i Profetësisë së Profetit (s.a.u.s.).

Këta ajete përfshijnë dy lloj detyrimesh:

- Lloji i parë është detyrimi i Profetit (s.a.u.s.) për të shpallur mesazhin dhe për të paralajmëruar njerëzit. Këtë e thotë fjala e Allahut:

**"Ngrihu dhe paralajmëroi** (njerëzit për dënimin)**!"**

Ajeti do të thotë: Paralajmëroi njerëzit për dënimin nga Allahu nëse ata nuk largohen nga mashtrimi e humbja, të mos adhurojnë idhujt, por vetëm Allahun, të mos i vënë shok Atij, as në Veten e Tij, as në cilësitë e Tij dhe as në të drejtat e Tij.

- Lloji i dytë është detyrimi i Profetit (s.a.u.s.), që të zbatojë urdhrat e Allahut të Madhëruar, t'i zbatojë ato plotësisht në veten e tij, për të fituar kënaqësinë e Allahut dhe për të qenë shembull për çdo njeri që i beson Allahut. Këto shprehen në ajetet:

**"Dhe Zotin tënd madhëro!"** që do të thotë: "Vetëm Allahun madhëro dhe mos i shoqëro Atij askënd dhe asgjë." **"Dhe rrobat e tua pastro!",** që do të thotë: pastroji rrobat dhe trupin tënd, sepse nuk i ka hije atij njeriu që madhëron Allahun e qëndron para Tij, të jetë i papastër. **"Dhe së neveritshmes largoju!",** do të thotë largohu nga ajo që shkakton zemërimin e Allahut dhe dënimin e Tij. E kjo arrihet duke iu bindur Allahut dhe duke mos e kundërshtuar Atë. **"Dhe mos prit për atë që jep** (të të shpërblejnë më) **shumë.",** do të thotë mos bëj mirësi, për të marrë më shumë se e mira që ke bërë. Ajeti i fundit tregon dëmet që do t'i vinin nga populli i vet, kur të ndahej

nga feja e tyre e t'u bënte thirrje vetëm në rrugën e Allahut, siç thotë Allahu: **"Dhe për hir të Zotit tënd, duro!"**

## Thirrja

Për të vënë në jetë ajetet e zbritura, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) filloi menjëherë t'i ftojë njerëzit në fenë e Allahut të Madhëruar. Në atë kohë njerëzit ishin të pafe. Ata adhuronin skulptura e idhujt. Për këtë nuk kishin asnjë argument, veçse kishin parë prindërit e tyre që i adhuronin.

Morali i tyre ishte vetëm mendjemadhësia dhe kryelartësia. Rruga e tyre e vetme për zgjidhjen e problemeve ishte vetëm me shpatë. Prandaj Allahu i Madhëruar e urdhëroi Muhamedin (s.a.u.s.) që të fillonte thirrjen në Islam fshehurazi, duke iu drejtuar vetëm atij që e njihte për njeri të mirë dhe që e donte të vërtetën, vetëm atij njeriu, që i besonte e tek i cili ishte i qetë. Allahu e urdhëroi atë të fillonte më së pari me familjen e vet, me të afërmit e vet dhe pastaj me miqtë e shokët e vet, më pas me të tjerët.

## Grupi i parë i besimtarëve

Pasi Profeti i Allahut (s.a.u.s.) e filloi thirrjen në Islam, i besuan menjëherë disa njerëz, nga ata, për të cilët Allahu kishte vendosur lumturinë dhe mirësinë.

E para qe Hatixhja, bija e Huuejlidit (r.a.). Hatixhja (r.a.) i dinte sihariqet dhe kishte dëgjuar për shenjat profetike dhe i kishte parë shenjat e para profetike te Muhamedi

(s.a.u.s.). Ajo tashmë kishte parë edhe sihariqet e Zbulesës, prandaj priste që Muhamedi të ishte i Dërguari i Allahut. Atë e siguroi edhe fjala e Uarakas, kur tha se ai që kishte zbritur në Hira, kishte qenë engjëlli Xhebrail dhe se ajetet që kishte sjellë ai ishin Zbulesa e Allahut. Hatixhja i kishte parë vetë çastet që kaloi Muhamedi (s.a.u.s.), kur i zbriti surja Mudethir. Prandaj qe e natyrshme që ajo të ishte e para e besimtarëve.

Më pas Profeti (s.a.u.s.) shkoi menjëherë te shoku i tij i ngushtë, Ebu Bekr Siddiku (r.a.) dhe i tha se Allahu e kishte nderuar duke e bërë profet dhe të dërguar dhe e ftoi për t'i besuar. Ai i besoi Profetit (s.a.u.s.) pa mëdyshje dhe pohoi dëshminë e vërtetë.[7] Ebu Bekr Siddiku qe i pari që i besoi plotësisht Muhamedit (s.a.u.s.).

Ai ishte dy vjet më i vogël se Profeti (s.a.u.s.) dhe shok i tij prej shumë kohësh. Ai i njihte Profetit Muhamed (s.a.u.s.) botën e brendshme dhe të jashtme. Besimi i tij ishte dëshmia më e drejtë për vërtetësinë e fjalës së Profetit (s.a.u.s.).

Ndër të parët që i kanë besuar Profetit (s.a.u.s.) është edhe Ali ibn Ebi Talibi. Në atë kohë pati rënë zia e bukës në fisin Kurejsh. Ebu Talibi ishte i varfër e kishte shumë fëmijë. Kështu që Abbasi - xhaxhai i Profetit (s.a.u.s.) i mori Xhaferrin, Ndërsa Profeti (s.a.u.s.) i mori Aliun. Pra, Aliu (r.a.) ishte nën kujdestarinë e Profetit (s.a.u.s.). Ai rrinte te Profeti (s.a.u.s.), aty hante, aty pinte dhe të gjitha nevojat ia plotësonte Profeti (s.a.u.s.). Muhamedi (s.a.u.s.) e kishte Aliun (r.a.) si fëmijët e vet.

---

[7] Dëshmia: "Eshhedu en la ilahe il-lAllah ue eshhedu en-ne Muhameden resulullah."

Kur Profetit (s.a.u.s.) i erdhi Zbulesa, Aliu (r.a.) ishte dhjetë vjeç. Ai e ndiqte Muhamedin (s.a.u.s.) në të gjitha veprat. Prandaj kur ai e thirri në Islam, Aliu (r.a.) iu përgjigj menjëherë. Aliu (r.a.) është i pari i ri që i ka besuar Profetit (s.a.u.s.). Ndër të parët që i kanë besuar Profetit (s.a.u.s.) është edhe skllavi i tij, Zejd ibn Harith ibn Sherahil el Kelbi. Përpara Islamit ai ishte zënë rob dhe ishte shitur.

E kishte blerë Hakim ibn Hizami dhe ia kishte dhuruar hallës së vet, Hatixhes. Ndrërsa Hatixhja ia kishte dhuruar të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Kur e morën vesh për të, babai dhe xhaxhai i Zejdit shkuan te Profeti (s.a.u.s.) dhe iu lutën atij që të bënte bamirësi e t'ua kthente Zejdin duke i falur lirinë. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e thirri Zejdin dhe e la të lirë të shkojë me babanë dhe xhaxhanë e tij ose të qëndronte tek ai. Zejdi parapëlqeu të rrinte me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shkoi te paria e Kurejshëve dhe u tha: *"Dëshmoni se ky është biri im, ai më trashëgon mua dhe unë e trashëgoj atë."* Është koha, kur ende nuk i kishte ardhur profetësia Muhamedit (s.a.u.s.). Zejdi thërritej biri i Muhamedit, derisa erdhi Islami. Islami e anuloi adoptimin dhe tashmë ai u quajt Zejdi, biri i Harithit.

Këta të katër e kanë pranuar Islamin brenda një dite, atë ditë kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u urdhërua që të paralajmëronte dhe të thërriste në rrugën e Allahut. Për secilin nga këta thuhet se është i pari që e ka pranuar Islamin.

Ebu Bekr Siddiku (r.a.) u bë krahu i djathtë i Profetit (s.a.u.s.) për thirrjen në Islam. Ai ishte i ndershëm, i sjellshëm, i dashur, fisnik dhe i respektuar.

Ai i dinte më mirë se të gjithë prejardhjen e arabëve dhe historitë e tyre. Burra nga populli i tij shkonin dhe këshilloheshin me të, sepse ishte i njohur për dije dhe virtyte, ishte i thjeshtë dhe bujar, kishte marrëdhënie të mira me njerëzit dhe bisedonte ëmbël me ta. Ebu Bekr Siddiku (r.a.) thirri në Islam ata njerëz, te të cilët shikonte mirësinë dhe besnikërinë. Kështu, një grup nga njerëzit më të mirë iu përgjigjën e u bënë myslimanë. Më i pari ndër ta qe Othman ibn Affan Emeuiu. Më pas, të tjerë, si Zubejr ibn Auam Esediu, Abdurr Rrahman ibn Auf Zuhriu, Sa'ad ibn Ebi Uekkas Zuhriu dhe Talha ibn Ubejdullah Tejmiu. Ebu Bekri (r.a.) shkoi bashkë me ta te Profeti (s.a.u.s.) dhe të gjithë ata e pranuan Islamin. Këta i ndoqën i besueshmi i këtij Ymeti Ebu Ubejde - Amir ibn Xherrahu, Ebu Seleme ibn Abdul Esedi dhe e shoqja, Ummu Selemeja, Erkam ibn Ebi Erkami, Othman ibn Madh'uni dhe dy vëllezërit e tij, Kudame dhe Abdullahu, dy djemtë e Madh'unit, Ubejde ibn Harith ibn Muttalib ibn Abdul Menaf, Seid ibn Zejd ibn Amru ibn Nefili dhe e shoqja, Fatimja, bija e Hattabit - motra e Omer ibn Hattabit, Habbab ibn Erethi, Xhaferr ibn Ebu Talib dhe gruaja e tij Esma, bija e Umejsit, Halid ibn Seid ibn El Asi dhe e shoqja Emine e bija e Halefit. Pastaj u bë mysliman vëllai i Halidit, Amru ibn Seid ibn Asi, Hatib ibn Harithi, e shoqja Fatimja, bija e Mixhlelit dhe vëllai i tij Hattab ibn Harithi, e shoqja Fakiha, e bija e Jesarit dhe vëllai tjetër Muamer ibn Harithi; Muttalib ibn Ez'heri dhe e shoqja, Ramle, bija e Ebu Aufit, Naim ibn Abdullah ibn Usejid Nahhami. Të gjithë këta ishin kurejshë nga barqe të ndryshme të fisit.

Nga myslimanët e parë, por jo nga fisi Kurejsh qenë edhe: Abdullah ibn Mes'ud el Hedhliu, Mes'ud ibn Rabia

el Karijj, Abdullah ibn Xhahshi dhe vëllai i tij, Ebu Ahmed ibn Xhahshi, Suhejb ibn Sinan Rumiu, Ammar ibn Jasir Anesi, babai i tij, Jasiri dhe nëna e tij Sumejja dhe Amir ibn Fehire.

Nga gratë e para që u bënë myslimane, përveç atyre që u përmendën më lart janë: Ummu Ejmen Berika Habeshija, skllave e të Dërguarit të Allahut dhe shërbyesja e tij, Ummu Fadl Lubbabe Kubraja, bija e Harith Hilalijes, bashkëshortja e Abbasit - bir i Abdul Muttalibit dhe Esmaja, bija e Ebu Bekr Siddikut. Myslimanët e parë u njohën me emrin Es Sabikinel Euuelin.

Sipas hulumtiveve që janë bërë, del në pah se numri i atyre, për të cilët thuhet se janë të parët që e pranuan Islamin, arrin afërsisht 130. Megjithatë, nuk dihet me siguri, nëse janë bërë myslimanë para se të thirrej hapur për në Islam apo disa prej tyre janë bërë myslimanë, kur thirrja bëhej hapur.

## Adhurimi që bënin besimtarët dhe edukata e tyre

Zbulesa (Kurani) vazhdoi t'i zbritej Profetit (s.a.u.s.). Zbritën ajetet e para të sures Mudethir. Thuhet se surja e parë që ka zbritur pas këtyre ka qenë "El Fatiha". Kjo sure përfshin falenderimin dhe lutjen ndaj Allahut. Kjo sure përfshin, gjithashtu të gjitha qëllimet e rëndësishme të Kuranit dhe të Islamit. Adhurimi i parë, me të cilin u urdhërua Profeti (s.a.u.s.) ishte namazi; dy rekatë në mëngjes dhe dy rekatë në mbrëmje. Për këtë zbriti engjëlli Xhebrail dhe i mësoi abdesin.

Pastrimi i plotë ishte shenja dalluese e besimtarëve dhe avdesi kusht i namazit. Fatihaja ishte themeli i namazit. Ndërsa falenderimi dhe madhërimi i Allahut ishin një nga pjesët e namazit. Pra, namazi ishte adhurimi i besimtarëve.

Ata e kryenin atë në vende larg syve të njerëzve. Ndoshta, e kryenin nëpër lugina qafa mali.

Në ditët e para të Islamit, nuk njihet për besimtarët ndonjë adhurim, urdhër a ndalim tjetër, përveç namazit. Zbulesa u tregonte atyre anë të ndryshme të Teuhidit (besimit që Allahu është Një), si të pastronin veten moralisht dhe fizikisht, i nxiste për të mirë, u përshkruante Xhenetin dhe Xhehenemin dhe i këshillonte ata në mënyrën më të përsosur, kështuqë ua hapte zemrat dhe ua kënaqte shpirtin.

Profeti (s.a.u.s.) i pastronte ata dhe u mësonte Kuranin dhe Urtësinë. Ai i çonte në shkallët e zemrave të dëlira, moraleve të pastra dhe shpirtrave të virtytshëm. Ai i bënte të ishin të çiltër në marrëdhëniet me njëri-tjetrin. Me një fjalë, i nxirrte ata nga errësira në dritë dhe i udhëzonte në rrugën e drejtë. Ai i edukonte që t'i përmbaheshin Fesë së Allahut, Islamit, të kapeshin pas lidhjes së Tij si dhe të qëndronin të palëkundur në zbatimin e urdhrit të Allahut.

Kaluan tre vite dhe thirrja për në Islam ende përqëndrohej vetëm tek individët. Profeti (s.a.u.s.) nuk e kishte shpallur haptaz nëpër mbledhje e kuvende. Megjithatë thirrja u bë e njohur te Kurejshët e disa prej tyre e urrenin atë dhe disa herë i sulmuan besimtarët. Por, në përgjithësi ata nuk i kushtuan shumë rëndësi, sepse Muhamedi (s.a.u.s.) ende nuk u ishte paraqitur si i dërguar dhe nuk u kishte folur për zotat e tyre.

## Thirrja haptazi

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kaloi tre vjet duke bërë thirrje më vete dhe gjeti njerëz që e dëgjonin; njerëz të mirë brenda fisit Kurejsh dhe jashtë tij. Kështu u zgjerua rruga e thirrjes në Islam dhe u përgatit mjedisi për ta bërë atë haptazi. Atëherë, Allahu i Madhëruar i zbriti të Dërguarit të Vet (s.a.u.s.): **"Dhe** (paralajmëro) **fisin tënd më të afërt. Dhe shtriji krahët ndaj besimtarëve që të ndoqën ty. E nëse ata të kundërshtojnë, ti thuaj: "Unë jam i pastër** (pa përgjegjësi) **nga ajo që bëni ju."** (26:214,216) Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) mblodhi farefisin e vet më të afërt, Benu Hashimët dhe bashkë me ta edhe një pjesë të fisit Benu Muttalib. Falenderoi Allahun dhe dëshmoi se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe tha:

*"Vërtet, nismëtari nuk i gënjen njerëzit e vet. Për Allahun, sikur të gënjeja të gjithë njerëzit bashkë, nuk do t'ju gënjeja ju. Edhe sikur t'i mashtroja të gjithë njerëzit, nuk do t'ju mashtroja ju. Për Allahun, përveç të cilit nuk ka zot tjetër, unë jam i Dërguari i Allahut te ju në veçanti dhe te njerëzit mbarë. Për Allahun, ju do të vdisni ashtu siç flini dhe do të ringjalleni ashtu siç zgjoheni nga gjumi, do të jepni llogari për atë që veproni: për veprën e mirë do të shpërbleheni me të mira, për të keqen me të këqija. Me të vërtetë, Xheneti është i përhershëm dhe Xhehenemi është i përhershëm."*

Njerëzit filluan të flisnin fjalë të buta, përveç xhaxhait të tij, Ebu Lehebi, i cili i tha: "Kapeni atë përpara se të grumbullohen arabët kundra tij, sepse po ta dorëzoni tek ata do të poshtëroheni; e po ta mbroni, ata do t'ju vrasin."

U ngrit Ebu Talibi:

*"Për Allahun, do ta mbrojmë atë (Muhamedin) sa të jemi gjallë."* Pastaj shtoi:

*"(O, Muhamed!) Vazhdo me atë që të ka urdhëruar Allahu, sepse unë betohem në Allahun që sa të jem gjallë, do të të mbroj ty, vetëm se nuk më pëlqen të ndahem nga feja e babait tim, Abdul Muttalibit."*

**Në malin Safa**

Fill pas kësaj bisede, Profetit (s.a.u.s.) i zbriti fjala e Allahut:

"Bëje të njohur atë, për të cilën urdhërohesh dhe largohu prej idhujtarëve." (15:94)

Atëherë, një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) hipi në malin Safa, gjeti majën më të lartë të tij dhe thirri: *Ja sabaha!* "O njerëz rreziku i agimit!" Kjo shprehje ishte si thirrje që paralajmëronte sulmin e ndonjë ushtrie (që zagonisht sulmon në agim) ose kur kishte ndonjë çështje me rëndësi të madhe. Pastaj filloi t'u thërriste barqeve Kurejshe me emër:

*"O Beni Fehir! O Beni Adij! O fisi filan! O fisi filan! O Beni Abdi Menaf! O Beni Abdil Muttalib! "Kush thërret kështu?",- pyesnin ata. "Është Muhamedi!",- thanë. Atëherë, njerëzit nxituan për tek ai. Madje, edhe ai që nuk kishte mundësi të shkonte vetë atje, çonte ndonjë njeri të vetin që të shikonte se çfarë ka ndodhur. Pasi u tubuan njerëzit, Profeti (s.a.u.s.) pyeti: "Si mendoni ju, nëse unë ju njoftoj se ka ardhur një kalorësi armike në luginën e këtij mali t'ju sulmojë ju, a do të më besonit?" "Po! Tek ti nuk kemi provuar kurrë*

*ndonjë gënjeshtër.",- iu përgjigjën ata. "Tek ti kemi provuar gjithmonë të vërtetën." "Vertet,- vijoi Profeti (s.a.u.s.), unë po ju paralajmëroj se jeni para një dënimi të fortë! Shembulli im me ju, i ngjan shembullit të një burri që sheh armikun dhe kërkon ndonjë vend të lartë për njerëzit e vet, që të mos i sulmojë armiku dhe pastaj thërret: "O shokët e mi!"*

Pastaj i ftoi që të dëshmojnë se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij. U tregoi, gjithashtu se kjo fjalë është sunduese në këtë bote dhe shpëtuese në botën tjetër. Më pas, i paralajmëroi ata për dënimin e Allahut, nëse do të vazhdonin idhujtarinë e tyre e nuk do t'i besonin asaj që Profeti (s.a.u.s.) kishte sjellë nga Zoti i tij dhe se ai, megjithëse i dërguar, nuk mund t'i shpëtonte nga dënimi dhe nuk mund të bëhej ndërmjetës tek Allahu. Më pas tha:

*"O kurejsh! Blejeni veten tuaj t'ju blejë Allahu dhe shpëtojeni veten tuaj nga Zjarri, sepse unë nuk mund t'ju bëj as dëm dhe as dobi. Unë nuk mund të bëhem arsye, që ju të përfitoni nga Allahu! O bijtë e Ka'b ibn Luejit! Shpëtojeni veten tuaj nga Zjarri, sepse unë nuk mund t'ju bëj juve as dëm dhe as dobi. O bijtë e Murre ibn Ka'bit! Shpëtojeni veten tuaj nga Zjarri, sepse unë nuk mund t'ju bëj ju as dëm dhe as dobi. O bijtë e Kusajit! Shpëtojeni veten tuaj nga Zjarri, sepse unë nuk mund t'ju bëj as dëm dhe as dobi. O bijtë e Abdu Shemsit! Shpëtojeni veten tuaj nga zjarri. O bijtë e Abdul Menafit! Shpëtojeni veten tuaj nga Zjarri, sepse unë nuk mund t'ju bëj juve as dëm dhe as dobi. O bijtë e Hashimit! Shpëtojeni veten tuaj nga Zjarri! O bijtë e Abdul Mutalibit! Shpëtojeni veten tuaj nga Zjarri, sepse unë nuk mund t'ju bëj juve as dëm dhe*

*as dobi. Unë nuk mund të bëhem arsye, që ju të përfitoni diçka nga Allahu. Kërkomëni prej pasurisë sime sa të doni, ndërsa për shpëtimin tuaj (tek Allahu) unë nuk kam asgjë në dorë. O Safije, bija e Abdul Mutalibit, halla e të Dërguarit të Allahut! Unë nuk kam asgjë në dorë për ty tek Allahu. O Fatime, bija e Muhamedit, të Dërguarit të Allahut! Kërkomë mua çfarë duash, por shpëtoje veten tënde nga zjarri i Xhehenemit. Unë nuk kam asgjë në dorë për ty tek Allahu. Ju jeni farefisi im, keni të drejtat tuaja dhe unë do t'i zbatoj ato."*

Pasi i tha këto fjalë, njerëzit zbritën që andej dhe u shpërndanë. Nuk përmendet nëse e kundërshtuan apo e përkrahën atë që dëgjuan. Është kumtuar se vetëm Ebu Lehebi ia ktheu me të keq Profetit (s.a.u.s.): "Shkatërrimi rëntë mbi ty tërë ditën! A për këtë na paske mbledhur?!" Atëherë, zbriti ajeti:

**"Qoftë i shkatërruar Ebu Lehebi, e ai i shkatërruar është!"**

Kurejshët e tjerë duket se u befasuan e u habitën nga ky paralajmërim i papritur dhe nuk mundën të zgjidhnin ç'qëndrim do të mbanin për këtë. Mirëpo, pasi u kthyen në shtëpitë e tyre, pasi u qetësuan e pasi u çliruan nga habia, u bënë mëndjemëdhenj dhe e morën me të tallur këtë thirrje e këtë paralajmërim. Kështu, kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kalonte përpara ndonjërit prej tyre, ata talleshin me të:

*"Ky është ai, që Allahu e ka dërguar Profet? A është ky biri i Ebu Kebshes? A këtij i flitet nga qielli?"* etj.

Ebu Kebshe quhej njëri prej gjyshërve të Profetit (s.a.u.s.) nga nëna, i cili e kundërshtoi fenë e kurejshëve dhe përqafoi krishterimin.

Kur Profeti (s.a.u.s.) e kundërshtoi fenë e tyre, thoshin se kishte bërë si Ebu Kebshja. Kështu i thoshin për ta nënçmuar, për ta fyer dhe për ta poshtëruar. Profeti (s.a.u.s.) vazhdoi thirrjen për në Islam, madje filloi ta bënte hapur atë nëpër grupimet dhe kuvendet e tyre. Ai ua lexonte atyre librin e Allahut dhe i thërriste siç kishin thërritur edhe të dërguarit e mëparshëm:

**"O popull! Adhurojeni Allahun, ju nuk keni zot tjetër përveç Tij…"** (23:32)

Profeti (s.a.u.s.) filloi ta adhuronte Allahun para syve të tyre. Kështu, ai falej ditën, hapur, në prani të njerëzve në oborrin e Qabes. Kështu, thirrja e tij u pranua disi dhe një numër njerëzish hynë në fenë e Allahut njëri pas tjetrit.

Por midis familjeve të atyre, që e kishin pranuar Islamin dhe të atyre që nuk e kishin pranuar atë, lindi një farë zemërimi dhe ftohjeje.

Kurejshët diskutojnë si të bëjnë, që haxhinjtë të mos e dëgjojnë thirjen islame. Kurejshëve iu duk shumë e keqe ajo që panë dhe u revoltuan. Kishin mbetur edhë pak ditë nga Haxhi. Kurejshët i shqetësonte çështja e haxhinjve. Prandaj disa prej tyre u grumbulluan te Ualid ibn Mugirja, i cili ishte i moshuar dhe i nderuar ndër ta. Ai u tha:

"*O kurejshë! Erdhi koha e Haxhit. Do të vijnë delegatët e arabëve te ju. Ata kanë dëgjuar për atë që ka shpalluar shoku juaj (Muhamedi), prandaj bashkohuni me një vendim të vetëm: mos e kundërshtoni njëri-tjetrin e mos e gënjeni njëri-tjetrin.*"

*-Na thuaj mendimin tënd, që të themi edhe ne-ashtu,- iu kthyen ata.*

*-Jo,- tha ai. Thoni ju mendimin tuaj, t'ju dëgjoj unë.*

*-Ne themi se ai (Muhamedi) është falltar.*

*-Nuk është fallatar,- ia ktheu plaku. Ne i kemi parë falltarët, por ai nuk i ka dredhat e tyre dhe fjalët e tij nuk kanë rimën e fjalëve të tyre.*

*-Ai është i çmendur,- thanë ata pas këtaj.*

*-Muhamedi nuk është i çmendur,- iu përgjigj ai. Ne i kemi parë të çmendurit dhe i njohim ata. Atij nuk i merret fryma dhe nuk u ngjan atyre.*

*-Eshtë poet atëherë,-thanë ata. - Nuk është poet, - tha plaku. Ne e njohim poezinë. -Atëherë, është magjistar,- thanë përsëri ata. -Nuk është magjistar. Ne i kemi parë magjistarët dhe magjitë e tyre, por ai as nuk fryn dhe as nuk lidh nyje. -Atëherë, ç'të themi për të?*

*-Për Zotin, vërtet, fjala e tij është e ëmbël, e bukur, gjithëpërfshirëse, një pemë me degët plot fruta, - foli plaku.*

*Ju nuk mund të thoni asgjë si ai, sepse fjala juaj do të dukej e pavlerë. Më e përshtatshmja është të thoni: "Ai është magjistar dhe fjala e tij është magji. Me fjalët e tij, ai ndan njeriun nga babai i vet; ndan vëllanë nga vëllai; ndan gruan nga burri; ndan njeriun nga të afërmit e vet."*

Me këto fjalë, kurejshët u shpërndanë dhe filluan të uleshin anash rrugëve dhe midis njerëzve, që vinin për Haxh. Nuk kalonte andej njeri, pa u paralajmëruar dhe pa u kujtuar për punën e Profetit (s.a.u.s.). Kështu, njerëzit e njohën atë, para se ta shihnin dhe ta dëgjonin.

Erdhën ditët e Haxhit dhe Profeti (s.a.u.s.) doli atje ku grumbulloheshin haxhinjtë e ku kishin vendqëndrimet e tyre dhe i thirri në Islam:

*"O njerëz! Thoni la ilahe il-lallah (nuk ka zot tjetër të adhuruar me të drejtë përveç Allahut), që të shpëtoni."*

Ebu Lehebi e kishte ndjekur Profetin (s.a.u.s.), për ta përgënjeshtruar dhe për t'i bërë keq atij. Arabët e njohën që nga ai Haxh punën e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe emri i tij u përhap në të gjitha vendet arabe.

### Rrugë të ndryshme për përballimin e Thirrjes

Pasi mbaroi Haxhi, kurejshët u kthyen në shtëpitë e tyre dhe u qetësuan, sepse e zgjidhën problemin e pengimit të të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) për të bërë thirrje për të besuar në Allahun. Ata u menduan dhe u këshilluan. Pastaj menduan rrugë të ndryshme për ta përballuar këtë thirrje dhe për ta asgjësuar atë përfundimisht. Këto rrugë ishin:

Të vazhdonin të qeshnin dhe të talleshin sa më shumë me të. Këtë e bënin me qëllim që ta ulnin të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe myslimanët e tua dobësonin forcën morale. Ata e akuzonin të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), se ishte njeri i magjepsur, se ishte poet i çmendur, falltorë që i vinte shejtani, se na qenkësh magjistarë gënjeshtar, se ishte një shpifës intrigant e të tjera akuza e sharje si këto. Ata e shihnin Profetin (s.a.u.s.) tërë zemërim e inat. Allahu ka thënë:

**"E ata që nuk besuan, gati sa nuk të zhdukin ty me shikimet e tyre, kur e dëgjojnë Kuranin dhe nga inati thonë: "Ai është i çmendur."** (68:51)

E përçmonin Profetin (s.a.u.s.) duke thënë: **"A ky është ai që flet për zotat tanë?"** Kur shikonin shokët e tij (sahabët) të dobët thoshin: Ju erdhën mbretërit e Tokës. **"A këta ka ndihmuar Allahu nga mesi ynë?!"**

Allahu i Madhëruar, gjithashtu thotë për ta: **"Vërtet, mëkatarët i përqeshnin ata që besuan. Dhe kur besimtarët kalonin pranë tyre** (idhujtarëve), **ata ia bënin me sy njëri-tjetrit. E kur ktheheshin te familjet e veta, ktheheshin të kënaqur. Dhe kur i shihnin ata (besimtarët) thoshin: "Vërtet, ata** (besimtarët) **janë të humbur."** (83:29-32)[8]

Idhujtarët i shtuan talljet, përqeshjet dhe ngacmimet therëse kundër Profetit të Allahut (s.a.u.s.), aq sa kjo ndikoi shumë edhe në vetë Profetin (s.a.u.s.). Për këtë Allahu i Madhëruar ka thënë:

**"Ne, vërtet, e dimë se zemra jote është e pikëlluar nga ajo që thonë ata."** (15:95) Por, pastaj Allahu i dha forcë atij dhe i tregoi se si ta largonte pikëllimin: **"Por, ti lartësoje Zotin tënd me falenderim e bëju prej atyre që luten** (përulen duke u falur). **Dhe adhuroje Zotin tënd, derisa të të vijë vdekja."** (15:97 99)

Allahu i Madhëruar i pati treguar Profetit (s.a.u.s.) qysh më parë se si do t'i flladitej zemra, kur i tha:

**"Vërtet, Ne të mjaftojmë ty kundër atyre që tallen, të cilët bëjnë me Allahun zot tjetër e shpejt ata do ta dinë."** (15:95-99)

Allahu e pati njoftuar atë se veprat e tyre, shpejt do të ktheheshin në dënim kundër tyre. Për këtë Allahu ka thënë:

**"Edhe të dërguarit e tjerë përpara teje janë përqeshur e ata që i tallnin, e merituan dënimin e talljes së tyre."** (61:10)

---

[8] Ajeti tregon se si silleshin idhujtarët me besimtarët. (shënim i përkthyesit)

**Pengimi i njerëzve, që të mos dëgjonin Profetin** (s.a.u.s.)

Idhujtarët vendosën që të shkaktonin ngatërresa, të bënin zhurmë dhe t'i largonin njerëzit sa herë që e shikonin Profetin (s.a.u.s.), duke u përgatitur që të bënte thirrje për tek Allahu. Kështu, që të mos i linin rast të volitshëm për të shpjeguar thirrjen në Islam, ata e porosisnin njëri-tjetrin, siç thuhet në Kuran:

**Ata që nuk besuan, thanë: "Mos e dëgjoni këtë Kuran dhe kur të lexohet ai, zhurmëroni, ashtu që ta pengoni."** (41 :26)

Kështu vazhduan idhujtarët, derisa Profeti (s.a.u.s.) arriti të lexonte Suren e parë, "En Nexhm", në vendet ku ata mblidheshin. Ishte muaji Ramazan, i vitit të pestë të Profetësisë. Kur e dëgjonin Profetin (s.a.u.s.) duke kënduar Kuran në namaz - ai këndonte Kuran më shumë në namazin e natës- idhujtarët e shanin Kuranin, shanin Atë që e ka zbritur, shanin edhe atë që e këndonte. Atëherë, Allahu i Madhëruar zbriti ajetin:

**"E ti mos e ngri zërin** (duke lexuar Kuran) **në namazin tënd dhe as mos e zgjat tepër atë** (namazin), **por kërko midis këtyre një rrugë të mesme".** (17:110)

Nadir ibn Harithi shkoi në Haira dhe në Sham (Siri). Atje mësoi disa tregime (legjenda) popullore, që flisnin për mbretërit dhe udhëheqësit e tyre, të tilla si tregimet e Rustemit e të Isfendinarit. Kur u kthye në Mekë, filloi të organizonte tubime e kuvende dhe t'ua tregonte ato njerëzve, duke i larguar kështu nga ato që thoshte Profeti (s.a.u.s.).

Kur Nadiri dëgjonte se diku ishte ulur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) për t'ua kujtuar njerëzve Allahun, ai do t'i shkonte nga prapa dhe do ta kundërshtonte Profetin (s.a.u.s.) me tregimet e tij dhe më pas do të thoshte: 'Në çfarë bisede Muhamedi është më i mirë se unë?"

Nadiri bëri edhe një hap tjetër. Ai bleu një robëreshë këngëtare dhe sa herë që dëgjonte për ndonjërin që donte të bëhej mysliman, e çonte te këngëtarja dhe i thoshte asaj: "Jepi për të ngrënë e për të pirë dhe këndoji këngë, sepse kjo gjë është më e mirë se thirrja e Muhamedit."

Për këtë Allahu i Madhëruar zbriti ajetin:

**"Por ka njerëz, që blejnë tregime boshe, që t'i largojnë njerëzit nga rruga e Allahut, pa pasur kurrfarë fakti dhe për t'i marrë ato** (ajetet e Allahut) **si tallje. Për ta do të ketë një dënim poshtërues".** (31:6)

## Nxitja e dyshimeve dhe shpeshtimi i thirrjeve të rreme

Idhujtarët i shtuan dhe i përsosën më tej thirrjet e tyre të gënjeshtërta. Për ato që thuheshin në Kuran, do të thoshin se ishin **"Endrra të shtjelluara",** (12:44) do me thënë na qenkëshin ëndrrat e gënjeshtërta që Muhamedi (s.a.u.s.) i shihte natën dhe i këndonte ditën. Shpeshherë thoshin: **"Atë Muhamedin patjetër e mëson ndonjë njeri tjetër."** Ata gjithashtu thoshin: **"I ka shpikur vetë."** (16:103)

Herë tjetër thoshin: **"Vërtet, ky** (Kurani) **nuk është tjetër veçse një gënjeshtër, që e trilloi ai** (Muhamedi)**, të cilin e ndihmuan edhe njerëz të tjerë."** (25:4) Pra, për krijimin e Kuranit na paskan marrë pjesë edhe shokët e tij.

Në Kuran thuhet:

**"Ata** (idhujtarët) **thanë, gjithashtu: "Janë legjenda të të parëve** (ato që thuhen në Kuran), **të cilat ai** (Muhamedi) **kërkoi të shkruhen e t'i këndohen atij mëngjes e mbrëmje."** (25:5)

Nganjëherë thoshin: **"Ai** (Muhamedi) **ka ndonjë xhind ose djall që i zbret Kuran, ashtu siç vijnë xhindët dhe djajtë te falltarët."**

Allahu si kundërpërgjigje ndaj tyre ka thënë: **"Thuaj: "A t'ju tregoj se kujt i vijnë djajtë?" Djajtë i vijnë çdo gënjeshtari mëkatar."** (26:221,222)

Kuptimi i ajetit është: djajtë i vijnë atij që është shumë gënjeshtar, i vijnë kriminelit, që është i njollosur me faje, kurse tek unë nuk keni provuar as një gënjeshtër, - thotë Muhamedi (s.a.u.s.) dhe kurrë nuk keni gjetur tek une ndonjë faj.

Atëherë, si thoni se Kurani është zbritje e djajve? Herë-herë idhujtarët thoshin për Profetin (s.a.u.s.) se e paskësh goditur njëfarë çmendurie dhe fantazon ide, të cilat i formulon me fjalë të bukura dhe të këndshme. Pra, ai na qënkësh poet dhe fjala e tij poezi.(!) Mirëpo, Allahu i Madhëruar iu përigj shpifjeve të tyre:

**"Dhe poetët ndjekin ata, që janë të humbur** (nga e vërteta). **A nuk e sheh se ata hidhen në çdo anë** (herë lavdërojnë, herë përqeshin). **Dhe ata thonë atë, që nuk e veprojnë."** (26:224-226).

Këto tri cilësi që u përmendën në ajetin e mësipërm, i kanë poetët. Mirëpo te Profeti (s.a.u.s.) nuk gjendet asnjëra prej tyre. Ata që i kanë besuar atij, janë të udhëzuar në rrugën e drejtë, janë njerëz të devotshëm, janë njerëz të mirë në fenë e tyre, në moralin e tyre, në veprat e tyre dhe në

marrëdhëniet e tyre shoqërore. Tek ata nuk ka asnjë shenjë mashtrimi, në çfarëdo gjendje qofshin ata. Besimtarët, me Profetin (s.a.u.s.) në krye nuk hidhen as andej as këtej, siç hidhen poetët. Muhamedi (s.a.u.s.) u bën thirrje njerëzve për ta besuar Allahun si një Zot të vetëm; u bën thirrje në një fe të vetme; u bën thirrje në një rrugë të vetme. Muhamedi (s.a.u.s.) nuk e thotë atë, që nuk e bën vetë dhe nuk vepron ndryshe nga ajo që thotë. Atëherë, ku është ai në krahasim me poezinë dhe poetët? Dhe ku janë poezia dhe poetët në krahasim me të?

## Diskutimi dhe polemika

Qenë tri çështjet që i bënë idhujtarët të habiten aq shumë. Ato ishin: Monoteizmi (besimi në një zot), zbulesa dhe ringjallja pas vdekjes. Ato qenë themeli i konfliktit që ndodhi midis idhujtarëve dhe myslimanëve në punët e fesë. Për këto çështje ata polemizonin vazhdimisht me njëri-tjetrin.

Idhujtarët nuk kishin ndonjë arsye që ta kundërshtonin ringjalljen pas vdekjes, por e quanin atë larg mendjes. Prandaj thoshin: **"A pasi të vdesim ne e të bëhemi pluhur e eshtra, do të ringjallemi!"** (27:16-17)

Herë tjetër do të thoshin: **"Ai kthim është larg** (mendjes e mundësisë)." (50:3)

Dhe thoshin: **"A doni t'ju tregojmë një njeri që do t'ju paralajmërojë ju se si, pasi (të vdisni e) të jeni copëtuar plotësisht, ju do të krijoheni rishtaz? A po gënjen ndaj Allahut** (Muhamedi), **apo ndonjë shpirt e ka kapur atë?"** (34:7,8) Kurse një poet i tyre ka thënë: "A do të vdesim,

pastaj do të ringjallemi e pastaj do të tubohemi?! S'është gjë tjetër kjo, veç gënjeshtër, o nëna Amrit!"

Allahu i Madhëruar u është përgjigjur idhujtarëve që pyetën në mënyra të ndryshme. Idhujtarët shikojnë në këtë botë që mizori vdes pa e vuajtur dënimin e mizorisë që ka bërë. Kurse ai, të cilit i është bërë padrejtësia, vdes pa e marrë të drejtën e vet. Ai që bën mirë, vdes pa e marrë shpërblimin e mirësisë së vet. Keqbërësi vdes, pa u dënuar për veprën e keqe që ka bërë. Pra, po të mos ketë një ditë pas vdekjes, kur njerëzit do të ringjallen e prej keqbërësit do të merret ajo, që ka bërë padrejtësisht dhe do t'i jepet atij, që i është bërë padrejtësia; kur mirëbërësi do të shpërblehet për veprën e mirë që ka bërë; kur keqbërësi e krimineli do të ndëshkohet etj., atëherë të dyja palët do të ishin njëlloj dhe nuk do të kishte ndonjë dallim midis tyre; madje, mizori dhe keqbërësi do të ishin më të lumtur se viktima, mirëbërësi e i përkushtuari. Por diçka e tillë nuk është logjike dhe nuk është e drejtë. E, nuk mund të mendohet, që Allahu ta ndërtojë rregullsinë e krijimit, mbi një padrejtësi dhe mbi një të keqe të tillë. Allahu i Madhëruar ka thënë:

**"A t'i konsiderojmë kriminelët si myslimanët? Ç'është me ju, si gjykoni?"** (68:35,36) Dhe: **"A mos menduan ata, të cilët bënë të këqija, se në jetën e tyre dhe në vdekjen e tyre do t'i bëjmë të barabartë me ata që besuan dhe bënë vepra të mira? Sa i keq është ky gjykimi i tyre!"** (45:21) Ndërsa për Ringjalljen, që, sipas tyre është larg mendjes, Allahu i Madhëruar përgjigjet: **"A është më i vështirë krijimi juaj apo ai i qiellit?"** (79:27) Dhe: **"A nuk e shohin ata se Allahu që krijoi**

**qiejt e Tokën dhe nuk u lodh me krijimin e tyre, ka fuqi t'i ringjallë të vdekurit? Po, Ai është i Plotfuqishëm për gjithçka."** (46:33) Dhe: **"Dhe ju, sigurisht e njihni formën e parë të krijimit e përse nuk e çmoni?"** Allahu ka thënë, gjithashtu: **"Ashtu siç e kemi filluar krijimin** (tuaj), **e rikthejmë. Ky është detyrimi Ynë e Ne e bëjmë këtë."** (21:104) Allahu u ka rikujtuar idhujtarëve që, kur bëhet një herë një gjë, është më e lehtë të ribëhet. Në suren Rum thuhet: **"E ajo** (përsëritja) **është më e lehtë për Të."** (30:27) Dhe: **"A mos u lodhëm Ne me krijimin e parë? Jo, por ata janë në dyshim për një krijim të ri."** (50:15)

Përsa i përket mesazhit të Muhamedit (s.a.u.s.) ata dyshonin, megjithëse e njihnin mirë çiltërinë, besnikërinë, sjelljen dhe devotshmërinë e Profetit (s.a.u.s.). Ata besonin se profetësia dhe mesazhi i Zotit janë detyra shumë të mëdha për t'iu dhënë një njeriu.

Kështu, sipas tyre, njeriu nuk mund të jetë i dërguar i Allahut dhe anasjellas i dërguari nuk mund të jete njeri. Mirëpo, kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) njoftoi për profetësinë dhe mesazhin e vet e bëri thirrje që t'i besonin atij, idhujtarët u hutuan, u çuditën dhe thanë:

**"Ç'është me këtë të dërguar; ai ha ushqim dhe ecën nëpër tregje?"** (25:7) Allahu ka thënë: **"Por, ata u çuditën që u erdhi paralajmëruesi (i dërguari) nga mesi i tyre, prandaj jobesimtarët thanë: "Vërtet, kjo është një gjë shumë e habitshme."** (50:2) Dhe: **"Allahu nuk i shpalli gjë as një njeriu."** (6:91)

Allahu i Madhëruar e ka bërë të kotë besimin e tyre. Për këtë Allahu thotë: "(Thuaj) **kush e zbriti Librin, me të cilin erdhi Musai e që ishte dritë e udhërrefyes për njerëzit?"** (6:91)

Allahu u ka treguar njerëzve ndodhitë e profetëve e të dërguarve dhe dialogjet që janë zhvilluar midis tyre dhe popujve të tyre. Popujt e tyre e mohuan profetësinë e të dërguarve:

**"Ju nuk jeni tjetër, vetëm se njerëz si ne…"** (36:15) Dhe: **"Të dërguarit e tyre thanë : "Vërtet, ne nuk jemi tjetër, veç njerëz, por Allahu i dhuron** (profetësinë) **kujt të dojë nga robtë e Tij."** (14:10,11)

Profetët dhe të dërguarit kanë qenë të gjithë njerëz. Po të ishte i Dërguari i Allahut engjëll, nuk do të përmbushej qëllimi i mesazhit dhe dobia e tij, sepse njeriu nuk mund t'i ndjekë engjëjt e të bëhet si ata dhe çështja do të mbeste përsëri e dyshimtë. Për këtë Allahu ka thënë:

**"Në qoftë se Ne do ta bënim atë** (të Dërguarin) **engjëll, do ta bënim** (në trajtë) **njeriu e do tua përzienin** (ngatërronin) **atyre atë që i përzien ata vetes së tyre."** (6:9) Meqenëse idhujtarët e dinin se Ibrahimi, Ismaili dhe Musai (paqja qoftë mbi ta!) ishin njerëz dhë të Dërguar, nuk gjetën shteg që të vazhdonin të dyshonin kështu, por ata sajuan një dyshim tjetër. Ata thanë:

**"A nuk gjeti Allahu ndonjë tjetër për t'ia ngarkuar mesazhin e vet, përveç këtij jetimi të varfër? Allahu nuk do t'i linte të mëdhenjtë e parisë të fisit Kurejsh e Thekif e të bënte profet këtë."** Pastaj thanë:

**"Përse të mos i zbriste ky Kuran një njeriu të madh nga dy fshatrat?",** do të thotë nga Meka dhe Taifi. Allahu i Madhëruar iu përgjigj mëtimit (pretendimit) të tyre: **"A janë ata** (idhujtarët) **që e ndajnë mëshirën e Zotit tënd?"** (43:31,32)

Zbulesa, Kurani, profetësia dhe mesazhi profetik janë mëshirë nga Allahu dhe Allahu e di vetë se si e ndan

mëshirën e Vet, kujt ia jep atë dhe kujt nuk ia jep atë. Për këtë Allahu ka thënë: **"Allahu e di më së miri se ku e kujt t'ia japë mesazhin e Tij..."** (6:124)

Me pas, idhujtarët kaluan në një dyshim tjetër. Ata thanë: "Kush bëhet i dërguar i ndonjë mbreti të kësaj bote, mbreti ia plotëson atij disa kushte të thjeshta, duke i dhënë pozitën, shërbyesit, çifligun, pasurinë, shoqëruesit, autoritetin etj. Kështu, ai ecën me shoqërues si dhe me njerëz me famë e të nderuar. Atëherë, si është puna e Muhamedit që thotë se është i Dërguari i Allahut dhe s'pushon së shkuari nëpër tregje, për të fituar kafshatën e gojës? **"Përse të mos i jetë zbritur një engjëll, që së bashku me të, të jetë paralajmërues? Le t'i jepet atij ndonjë thesar ose le të ketë ndonjë kopësht, nga i cili të ushqehet." Keqbërësit thanë edhe: "Ju vetëm se po ndiqni një njeri, që e ka zënë magjia!"** (25:7,8)

Dihet se Profeti (s.a.u.s.) është dërguar për të gjithë njerëzit: për të mëdhenj e për të vegjël, për të fuqishëm e për të pafuqishëm, për ata me pozitë dhe për ata pa pozitë, për skllevër dhe për të lirë. E, sikur të tërë ato që përmendëm më lart: shërbëtorë, roje e njerëz të mëdhenj, të përfitonin nga Profeti (s.a.u.s.) nuk do të përfitonin të pafuqishmit, të vegjëlit etj., kur ata janë shumica e njerëzve. Por, kështu do të humbiste vlera e mesazhit dhe nuk do të kishte më asnjë dobi. Pra, iu dha përgjigjia mëtimit të idhujtarëve, se Muhamedi (s.a.u.s.) duhe të kishte pozitë, shoqërues etj. që të ishte i dërguar. Për ta hedhur poshtë këtë mëtim mjafton të themi se Muhamedi është i Dërguar. Ajo që kërkuan idhujtarët, që të ishte me pozitë të lartë, me kortezhë e me pasuri binte në kundërshtim më pohimin se zbulesa ishte për të gjithë njerëzit, njëherësh, edhe për ta.

Pasi iu hodhën poshtë edhe këto mëtime, ata ndërmorën një hap tjetër, gjithë inat, për t'ia vështirësuar punën Profetit (s.a.u.s.). Ata filluan të kërkonin argumente të ndryshme. Kështu, midis tyre dhe Profetit (s.a.u.s.) u zhvilluan diskutime e polemika, për të cilat do të flasim më poshtë, në dashtë Allahu.

Çështja e monoteizmit (besimit në një Zot), ishte kryet e çështjeve dhe themeli i kundërshtimeve të idhujtarëve. Idhujtarët pohonin se Allahu i Madhëruar ishte i Vetëm: i Vetëm në qenien e Tij, i Vetëm në cilësitë e Tij dhe i Vetëm në veprat e Tij. Ata e njihnin Allahun si Krijuesin, që krijoi qiejt, Tokën e ç'ka midis tyre. Ai është Krijuesi i Gjithçkaje. Ai është Zotëruesi i gjithçkaje; në dorën e të cilit janë pronat e qiejve, të Tokës dhe ç'ka midis tyre. Ai sundon gjithçka. Ai është që u jep riskun njerëzve dhe kafshëve. Ai i jep riskun çdo qenieje të gjallë.

Ai është Rregulluesi i gjithçkaje nga qielli deri në Tokë. Ai rregullon punën e të voglit dhe punën e të madhit; rregullon punën e milingonës dhe lëvizjen e atomit. Ai është Zoti i qiejve, i Tokës dhe i gjithçkaje në mes tyre. Ai është Zoti i Arshit (Fronit) madhështor. Ai ka nënshtruar Diellin, Hënën, yjet, malet, xhindet, njerëzit, engjëjt etj. Gjithçka i përulet Atij. Ai strehon e ndihmon cilin të dojë, kurse prej Tij nuk mund të ketë të mbrojtur. Ai ngjall dhe Ai vdes. Ai bën ç'të dojë dhe gjykon si të dëshirojë e askush nuk i kundërvihet gjykimit të Tij; askush nuk mund ta prapësojë vendimin e Tij. Pasi idhujtarët pohonin se Allahu i Madhëruar është Një, si në qenien e Tij, ashtu edhe në cilësitë dhe në veprat e Tij, idhujtarët thoshin: "Allahu i Madhëruar u ka dhënë disa robve të Vet të afërm - siç

janë profetët e Allahut, të dërguarit e Allahut, të dashurit e Allahut dhe njerëzit e mirë - aftësi të jashtëzakonshme. Me këto aftësi këta njerëz të afërm tek Allahu mund të ndikojnë mbi shumë çështje të Gjithësisë.”

Pra, ata besonin se këta vepronin me lejen e Allahut në punë, si, lindja e fëmijëve, largimi i halleve, plotësimi i kërkesave, shërimi i të sëmurëve etj. Idhujtarët besonin se Allahu ua ka dhënë atyre këto aftësi, sepse ata janë njerëz të Tij të afërt dhe sepse ata janë të rëndësishëm për Të. E, meqënëse Allahu ua paska dhënë atyre këto aftësi, ata ua plotësojnë kërkesat njerëzve në mënyrë të fshehtë. Ata ua largojnë njerëzve hallet, fatkeqësitë e sprovat dhe bëhen ndërmjetës për të afruar tek Allahu atë, me të cilin janë të kënaqur ata vetë. Duke marrë si themel këtë mëtim idhujtarët i konsideruan këta profetë, shenjtorë dhe njerëz të mirë si ndërmjetës mes tyre dhe Allahut. Ata sajonin vepra, që gjoja i bënin të afrohen te këta njerëz, për t’i kënaqur ata. Idhujtarët i kryenin ato vepra dhe pastaj u luteshin atyre dhe u kërkonin t’u plotësohen kërkesat, u kërkonin ndihmë atyre për vështirësitë që kishin dhe u luteshin që t’i mbronin nga gjërat që kishin frikë.

Ndërsa veprat, që idhujtarët shpikën për t’u afruar te profetët dhe njerëzit e mirë, ishin bërja e disa vende të caktuara për ta. Idhujtarët ndërtuan shtëpi në ato vende dhe aty vendosën statujat e profetëve a njerëzve të mirë, të gdhendura sipas pamjes së tyre të vërtetë ose të përfytyruar. Ndonjëherë gjenin varret e disa njerëzve që, sipas tyre, ishin të shenjtë (eulija) dhe të mirë dhe ndërtonin mbi to shtëpi, pa gdhendur statuja mbi to. Më pas, shkonin e i vizitonin ato. Idhujtarët i preknin me dorë statujat dhe bekoheshin

me to. Silleshin rrotull varreve e statujave e qëndronin në këmbë përpara tyre në shenjë respekti dhe madhërimi.

Idhujtarët betoheshin, prisnin kurbane dhe premtonin nën emrin e profetëve, njerëzve të shenjtë dhe njerëzve të mirë që të afroheshin tek ata. Me këto veprime ata kërkonin diçka nga privilegji dhe mirësia e këtyre njerëzve të shenjtë a të mirë. Madje, idhujtarët premtonin se do të jepnin për hir të tyre edhe nga risku, që Allahu u kishte dhënë atyre, si drithëra, bukë, gjellë, pije, kafshë, bagëti, ar, argjend, plaçka e pasuri. Drithërat, bukën, pijet, arin, argjendin, plaçkat dhe pasurinë që kishin i dërgonin te vendet dhe varret e këtyre njerëzve të mirë ose te statujat e tyre duke ua dhënë rojeve, që rrinin pranë këtyre varreve a shtëpive. Kurse për bagëtitë e mëdha dhe të imëta, idhujtarët përdornin disa mënyra. Nganjëherë i emërtonin kafshët me emrin e statujave. E bënin këtë për t'u afruar tek të vdekurit dhe për t'i kënaqur ata. Kështu i quanin ato kafshë të shenjta dhe as nuk i thernin, as nuk i godisnin dhe as nuk u bënin keq. Kafshët ishin të lira: kullosnin ku të donin dhe shkonin ku të donin. Në raste të tjera, ata i thernin kafshët mbi statujat e atyre njerëzve të mirë, do me thënë mbi varret e tyre ose në vendet e caktuara për ta.

Në raste të tjera i thernin kafshët në çfarëdo vendi tjetër, por kur i thernin ato, përmendnin emrat e evlijave a njerëzve të mirë në vend të emrit të Allahut të Madhëruar.

Idhujtarët festonin për këta "eulija" e "njerëz të mirë" një ose dy herë çdo vit. Ata shkonin te varret a vendet e caktuara për ta nga çdo anë. Grumbulloheshin atje në ditë të caktuara dhe organizonin festa; bekoheshin duke prekur gurët, rrotulloheshin qark tyre, thernin kurban për ta etj.

Festat kishin një kohë të caktuar. Në to vinin të afërmit e të largëtit. Vinin njerëz me pozitë e pa pozitë dhe secili paraqiste premtimin e tij, që të plotësonte kërkesat e tij.

Kështu vepronin idhujtarët me këta "eulija" e "njerëz të mirë", që të afroheshin tek ata dhe që t'i kënaqnin ata, për t'i bërë ata ndërmjetës midis tyre dhe Allahut. Idhujtarët besonin se nëpërmjet këtyre "eulijave" e "njerëzve të mirë", ata do të afroheshin tek Allahu, dhe nëpërmjet tyre Allahu do t'i përkrahte ata. Idhujtarët u luteshin evlijave të vdekur, që t'u plotësonin nevojat dhe t'u largonin vështirësitë. Ata besonin se të vdekurit i dëgjonin fjalët e tyre dhe u përgjigjeshin kërkesave të të gjallëve, duke ua plotësuar kërkesat dhe duke ua larguar vështirësitë: vetë idhujt ose me ndërmjetësimin e idhujve tek Allahu.

Me këto veprime, idhujtarët i vinin shok Allahut (bënin shirk). Ata morën për zot idhujt në vend të Allahut. Ata i konsideruan idhujt ortakë të Allahut. Zotat e idhujtarëve ishin eulijatë, të ashtuquajturit njerëz të mirë e të tjerë si ata.

Kur Profeti (s.a.u.s.) ftoi që për Zot të njihej vetëm Allahu dhe e hodhi poshtë gjithçka, që idhujtarët e merrnin për zot përveç Allahut, idhujtarëve u erdhi rëndë. Ata e bënë të madhe çështjen, e mohuan të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe thanë: "Çështja nuk është ashtu siç thuhet." Dhe: **"A mendon ai t'i bëjë zotat një Zot? Vërtet, kjo është gjë shumë e çuditshme. Paria, nga mesi i tyre filluan t'i thonë njëri-tjetrit: vazhdoni dhe duroni për hir të zotave tuaj, sepse nuk ka dyshim se kjo është një gjë e kurdisur. Ne nuk e kemi dëgjuar diçka të tillë në njerëzit e fundit** (para nesh)**, kjo nuk është gjë tjetër, përveçse një trillim."** (38:5-7)

Thirrja për në Islam përparoi. Idhujtarët vendosën që ta mbronin idhujtarinë e tyre, të hynin në diskutim me polemikë të hapur me myslimanët, që ta ndalonin thirrjen për tek Allahu dhe ta asgjësonin ndikimin e saj (te myslimanët). Atyre iu dha argument i qartë në çdo pikëpamje. Myslimanët u thanë atyre:

"Nga e dini ju se Allahu u ka dhënë robve të Vet të afërm aftësi veprimi në Gjithësi dhe se ata kanë mundësi sipas mendimit tuaj që t'i plotësojnë kërkesat dhe t'ua largojnë vështirësitë? A e dini ju të fshehtën (të panjohurën në gjithësi)? A e keni gjetur atë që thoni në ndonjë libër të trashëguar nga profetët e mëparshëm ose nga dijetarët?" Për këtë Allahu ka thënë:

**"A mos janë fshehtësitë tek ata dhe ata i shkruajnë?"** (52:41) (68:47) Dhe: **"Nëse thoni të vërtetën, më sillni ndonjë libër përpara këtij ose ndonjë gjurmë të mbetur prej diturisë."** (46:4) Dhe: **"Thuaj: "A mos keni ndonjë dije, që ta nxirrni atë para nesh? Ju, vërtet mbështeteni vetëm në hamendje; ju vërtet, vetëm gënjeni."**

Ishte e natyrshme që idhujtarët të pranonin se nuk e dinin të fshehtën e Allahut dhe as e kishin gjetur atë të shkruar në ndonjë nga librat e profetëve dhe as e kishin marrë një gjë të tillë nga dijetarët. Prandaj thanë:

**"Jo, ne ndjekim atë, që gjetëm te prindërit tanë."** (31:21) Dhe: **"Ne i gjetëm të parët tanë në këtë fe** (pagane) **dhe ne gjurmët e tyre do të ndjekim."** (43:22)

Në këtë përgjigje del qartë si paaftësia ashtu dhe padija e idhujtarëve, prandaj atyre u thuhet: "Allahu e di dhe ju nuk e dini." Prandaj dëgjoni prej Allahut të Madhëruar se çfarë thotë e çfarë tregon për të vërtetën e atyre që ju i adhuroni:

**"S'ka dyshim se ata që po i adhuroni ju, përveç Allahut, janë rob si ju."** (7:194), do me thënë, ata nuk kanë mundësi të bëjnë asgjë nga gjërat që i përkasin vetëm Allahut, ashtu siç nuk keni mundësi edhe ju, pra, ju dhe ata jeni njësoj: të paaftë dhe të pafuqishëm. Për këtë arsye Allahu i ka sfiduar idhujtarët:

**"Thërrisni, pra ata e le t'ju përgjigjen juve, nëse thoni të vërtetën."** (7:194) **"E ata që ju i luteni në vend të Tij, nuk kanë as fuqinë më të vogël."** (35:13) **"Nëse ju u luteni atyre** (idhujve)**, ata nuk e dëgjojnë lutjen tuaj; por, edhe sikur ta dëgjonin, nuk do të mund t'ju përgjigjeshin e Ditën e Kijametit, ata do ta mohojnë adhurimin tuaj. E askush nuk mund të ta tregojë ty të vërtetën si Ai, që e njeh mire gjithçka…"** (35:13,14) **"Ata** (idhujt) **që i adhurojnë** (idhujtarët) **në vend të Allahut, nuk krijojnë asgjë; ata vetë janë të krijuar; janë të vdekur e jo të gjallë dhe nuk e dine se kur do të ringjallen."** (16:20,21)

**"A i përshkruajnë shok** (Allahut) **ata, që nuk mund të krijojnë gjë e ata (idhujt) vetë janë të krijuar? Ata** (idhujt) **nuk mund t'i sjellin atyre ndonjë ndihmë e as veten e tyre nuk mund ta ndihmojnë."** (7:191,192) **"Mirëpo, ata** (idhujtarët) **në vend të Tij, morën për zota të tjerë, të cilët nuk krijojnë dot asgjë, sepse ata vetë janë të krijuar. Ata nuk kanë në dorë për vete as dëm, as dobi; ata nuk kanë në dorë as vdekje, as jetë e as ringjallje."** (25:3)

Allahu e ka sqaruar pamundësinë dhe paaftësinë e atyre "zotave". Allahu e ka sqaruar që t'u lutesh atyre dhe të mbështetesh (shpresosh) tek ata, është një gjë e kotë, sepse ata nuk sjellin dobi. Për këtë Allahu ka përmendur në Kuran disa shembuj. Një ndër ta është:

**“E ata që u luten të tjerëve përveç Atij** (Allahut)**, nuk do të merrnin përgjigje më shumë se ai, që shtrin duart e tij** (drejt ujit)**, që uji të arrijë në gojën e tij, por ai** (uji) **nuk do të arrijë. E lutja e jobesimtarëve** (që nuk i drejtohet Zotit) **nuk është tjetër vetëm se një rrugë e gabuar.”** (13:14)

Allahu i ka ftuar idhujtarët që të mendohen pak, meqënëse ata e pranonin që Allahu është Krijuesi i gjithçkaje dhe se “zotat” e tyre nuk kishin krijuar asgjë dhe nuk kishin mundësi që të krijojnë asgjë, madje ata vetë ishin të krijuar nga Allahu. Prandaj, Allahu u tha atyre: Si i barazoni me Allahun, që është Krijuesi dhe i Plotëfuqishmi me këto krijesa, që janë krejt të pafuqishme?! Si i adhuroni në të njëjtën kohë edhe Allahun edhe ato?! Si i luteni edhe Allahut edhe atyre?

**“Atëherë, a është Ai që krijon si ai, që nuk krijon? A nuk po kujtoheni?”** (16:17)

Kur Allahu ua drejtoi idhujtarëve këtë pyetje, ata mbetën gojëhapur dhe u iku argumenti i tyre. Prandaj heshtën dhe u penduan. Por, u kapën përsëri pas një çështjeje të pavërtetë. Thanë: “Prindërit tanë kanë qenë njerëzit më të mençur dhe ata njiheshin për këtë. Zgjuarsinë e tyre e ka pranuar i afërmi dhe i largëti. Dhe ata të gjithë kanë qenë të kësaj feje. Atëherë, si është e mundur që kjo fe të jetë e kotë dhe e pavërtetë? Madje edhe vetë prindërit e Muhamedit dhe të myslimanëve të tjerë, të kësaj feje kanë qenë.”

Allahu iu përgjigj idhujtarëve se prindërit e tyre nuk kishin qenë në rrugë të drejtë. Ata nuk kishin ditur rrugën e vërtetë e as i kishin hyrë asaj rruge. Pra, ata kanë qenë të humbur. Kjo u thuhej idhujtarëve herë tërthorazi e herë drejtpërdrejt.

**“Vërtet, ata** (idhujtarët) **i gjetën prindërit e tyre të humbur. Kështu që** (edhe ata) **nxituan pas gjurmëve të tyre** (pa menduar).” (37:69,70)

Ndërkohë, idhujtarët nisën ta frikësonin Profetin (s.a.u.s.) dhe myslimanët me “zotat” e tyre. Ata u thoshin: “Ju jeni treguar të paedukatë ndaj “zotave” tanë, sepse ata janë të pafuqishëm. Por shpejt ata do të zemërohen me ju dhe do t’u shkatërrojnë krejt ose do t’u gjymtojnë.” Thëniet e idhujtarëve ishin si ato të të parëve të tyre, kur ata u thoshin të dërguarve të Allahut: **“Ne nuk themi tjetër vetëm se dikush prej zotave tanë** (ndoshta) **të ka çmendur ty...”**(11:54)

Allahu iu përgjigj idhujtarëve duke u kujtuar atyre idhujt, që ata shikonin ditë e natë. Zotat e tyre nuk kanë mundësi as të lëvizin nga vendi i tyre e të shkojnë as më përpara as më prapa e as të largojnë ndonjë të keqe nga vetja e tyre.

Atëherë, si kanë mundësi që t’u bëjnë keq myslimanëve a t’i zhdukin fare ata? Për këtë Allahu ka thënë:

**“A kanë** (idhujt) **këmbë, që të ecin me to? A kanë duar, që të rrëmbejnë me to? A kanë sy, të shohin me ta? A kanë veshë, të dëgjojnë me ta? Thuaj: “Thërritni shokët** (zotat) **tuaj e thurni kurthe** (plane) **për mua e mos prisni.”** (7:195) Për këtë Allahu solli disa shembuj:

**“O ju njerëz! Ja, u dha një shembull! Dëgjoni, pra! Vërtet, ata që ju i lusni në vend të Allahut, nuk mund të krijojnë asnjë mizë edhe nëse grumbullohen të gjithë për të; po ashtu, nëse miza u rrëmben atyre diçka, ata nuk do të mund ta shpëtojnë atë prej saj. I dobët është edhe lutësi edhe i luturi.”** (22:73)

**“Shembulli i atyre, të cilët përveç Allahut morën mbrojtës** (idhuj) **është si shembulli i merimangës, që thur shtëpi e sikur ta dinin ata më e dobëta shtëpi është ajo e merimangës.”** (29:41)

Njëri nga myslimanët e ka treguar pafuqishmërinë e idhujve me këto fjalë: “A është zot ai (idhull), në kokën e të cilit urinojnë dhelpërat? Me të vërtetë, i poshtëruar është ai, që e urinojnë dhelpërat!”. E kur arriti puna deri te këta shembuj të qartë, idhujtarët u shqetësuan, u zemëruan dhe i shanë myslimanët, madje edhe Zotin e tyre, Allahun e Madhëruar. Por Allahu i Madhëruar i ndaloi myslimanët që t’i shanin idhujtarët dhe urdhëroi e tha:

**“Ju mos ua shani ata (zota), që (idhujtarët) u luten përveç Allahut e të fyejnë Allahun nga armiqësia, duke mos ditur** (për madhërinë e Tij)**.”** (6:108)

Idhujtarët vendosën që ta shkatërronin thirrjen për në Islam dhe t’i pengonin njerëzit nga rruga e Allahut me presion e me dhunë. Për këtë, çdo kryetar dhe njeri me pozitë filloi t’i ndëshkojë ata që besonin nga fisi i tij. E disa prej tyre shkuan tek Ebu Talibi dhe i kërkuan që ta ndalonte Profetin (s.a.u.s.) të thërriste në rrugën e Allahut.

## Ndëshkimi ndaj myslimanëve

Ndëshkimet, që idhujtarët ushtronin ndaj myslimanëve qenë të shumta dhe të rënda, aq sa të rrënqethet mishi e të çahet zemra prej tyre.

**Bilal ibn Rebaha** (r.a.) ishte skllav i Umeje ibn Halef Xhamhiut. Umeja i varte Bilalit në qafë një litar dhe e çonte te fëmijët, që të luanin me të, por Bilali thoshte: "Një, Një." [9] Umeja e nxirrte Bilalin në mesditë dhe e shtrinte me shpinë përtokë, në rërën a gurët e nxehtë. Urdhëronte që t'i vinin mbi gjoks një gur të madh e pastaj thoshte: "Do të vazhdosh kështu, derisa të vdesësh, ose ta mohosh Muhamedin dhe të adhurosh putat Latë dhe Uzza." Bilali nuk pushonte së thëni: "Një, Një."

Një ditë kaloi andej Ebu Bekër Es Siddiku (r.a.). Kur e pa Bilalin duke e torturuar ashtu, ia bleu atë Umejes dhe e liroi për hir të Allahut.

**Amër ibn Fuhejra** (r.a.) torturohej aq shumë nga idhujtarët, sa i humbiste ndjenjat dhe nuk dinte ç'fliste.

**Ebu Fekihi.** Emrin e vërtetë e kishte Eflah; thuhet se ishte prej Ezdi. Ai i shte skllav i Beni Abdi Dariut. Atë e nxirrnin në mes të ditës, në pikun e vapës. Ia lidhnin këmbët me pranga hekuri. Ia hiqnin rrobat dhe e shtrinin barkas në rërën e nxehtë. Pastaj i vinin në shpinë një gur të madh dhe e linin ashtu, pa lëvizur, derisa humbiste ndjenjat.

Kështu, idhujtarët nuk pushuan së torturuari atë, derisa më në fund emigroi për në Abisini në Hixhretin e dytë. Njëherë i patën lidhur këmbët me një litar.

---

[9] Allahu është Një, Allahu është Një. (shënim i përkthyesit)

Pastaj e tërhoqën dhe e lëshuan në rërën e nxehtë. Pastaj ia shtrënguan litarin në fyt, derisa kujtuan se vdiq. Ebu Bekri kaloi aty pari, e bleu Eflihun dhe e la atë të lirë për hir të Allahut.

**Habbab ibn Eretti** ishte nga ata që ishin zënë robër qysh në kohën e Padijes (para Islamit). E pati blerë Ummu Enmari, bija e Sibaiut, nga fisi Huza. Habbabi punonte farkëtar. Pasi u bë mysliman, pronarja e vet e torturoi shumë. Ajo merrte hekurin e skuqur dhe ia vinte në shpinë, që të mohonte Muhamedin (s.a.u.s.). Por kjo ia shtoi atij edhe më shumë besimin dhe bindjen në Islam. Idhujtarët e mundonin, duke i lëvizur qafën sa majtas djathtas dhe duke i shkulur flokët. Herë- herë e lëshonin mbi prushin e zjarrit, pastaj i vinin një gur të rëndë mbi gjoks, që të mos çohej.

**Zenireja** ishte një robëreshë romake. Ajo e përqafoi Islamin dhe u mundua shumë për hir të Allahut. Torturat i dëmtuan shikimin dhe ajo u verbua. Dikush tha: "Ty të ka goditur Latta dhe Uzzaja!" Ajo iu përgjigj: "Jo, për Allahun. Nuk më kanë goditur idhujt. Goditja është nga Allahu e po të dojë Ai, e heq verbimin." Të nesërmen, kur lindi dielli, Allahu ia kishte kthyer përsëri shikimin asaj. Atëherë kurejshët thanë; "Kjo është magji e Muhamedit."

**Ummu Abisi** ishte një robëreshë e fisit Beni Zuhre. Ajo u bë myslimane, por pronari i saj, Esued ibn Abdul Jaguthi, e torturonte shumë atë. Esuedi ishte nga armiqtë e betuar të Profetit (s.a.u.s.). Ai ishte prej atyre, që talleshin me të.

**Robëresha e Amr ibn Mu'milit** ishte nga fisi Beni Adji. Ajo u bë myslimane e Omer ibn Hattabi e torturonte shumë. Atë kohë, Omeri ende ishte idhujtar.

Omeri e rrihte atë, derisa lodhej. Pastaj e linte dhe thoshte: "Për Allahun, ty do të të lë vetëm të hidhëruar!" Ajo ia kthente: "Ashtu ta bëftë edhe Zoti ty!"

Ndër ato që u bënë myslimane dhe u tortuaruan, është edhe **Nehdija me vajzën e vet.** Të dyja ishin robëresha të një gruaje prej fisit Beni Abdud Dari. Ebu Bekr Es Siddiku (r.a.) i bleu këto robëresha dhe i la të lira, ashtu siç la të lirë edhe Bilalin, Amir ibn Fehirin dhe Ebu Fekihun. Babai i tij, Ebu Kuhafi, e qortoi Ebu Bekrin:

"Unë po shoh se ti po lë të lirë skllevër të dobët. Sikur të liroje nga skllavëria burra të fortë, ata do të të ndihmonin e do të të mbronin ty." Ebu Bekri (r.a.) i tha të atit: "Por, unë dua vetëm kënaqësinë e Allahut." Atëherë, Allahu i Madhëruar zbriti ajete, ku lavdëronte Ebu Bekrin dhe i përbuzte armiqtë e tij. Allahu i Madhëruar thotë: **"Unë u kam paralajmëruar për zjarrin e ndezur fort. Aty nuk hyn tjetër, përveç atij, që është më i mjeri, i cili përgënjeshtroi dhe u zmbraps."** (92:14-16) Në ajet bëhet fjalë për Umejje ibn Halefin, i cili përgënjeshtroi Profetin (s.a.u.s.) dhe u zmbraps përballë urdhrave të Allahut dhe për cilindo, që është ose ishte si ai. Më tej Allahu i Madhëruar thotë:

**"Ndërsa, ai që është i devotshëm, do të jetë larg tij** (zjarrit)**; ai, që e jep pasurinë e vet, që të pastrohet e jo për t'u shpërblyer nga dikush, që i ka bërë mirë më parë, që e jep vetëm për të fituar kënaqësinë e Zotit të vet, më të Lartit; ai, së shpejti, do ta gëzojë atë kënaqësi."** (92:17-21) Në këtë ajet flitet për Ebu Bekr Es Siddikun (r.a.), për të gjithë ata që ai i liroi, si dhe për të gjithë shokët e Profetit (s.a.u.s.).

**Ammar ibn Jasiri** (r.a.). Nëna e tij dhe babai i tij janë torturuar mizorisht nga idhujtarët. Ata ishin të fisit Beni Mahzum. Beni Mahzumët, me në krye Ebu Xhehlin, i merrnin ata, prisnin pikun e vapës dhe i torturonin në rërën e nxehtë. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kalonte pranë tyre dhe u thoshte: **"O familja e Jasirit! Duroni, juve u është premtuar Xheneti! O, Zoti im! Fale familjen e Jasirit!"** Jasir ibn Amir ibn Malik el Amsijju el Medhhaxhiju - babai i Ammarit - vdiq nën tortura.

**Sumejja, bija e Hajjatit** - nëna e Ammarit - ishte robëreshë e Ebu Hudhejfe Mahzumijut. Ajo ishte e moshuar dhe shumë e dobët. Pas torturash të shumta, Ebu Xhehli e mbylli poshtërsinë e tij, duke e dhunuar këtë nënë të madhe me një heshtë në organin e saj gjinorë. Sumejja vdiq. Ajo është dëshmorja (shehidja) e parë e Islamit.

**Ammarit** iu bënë më të rënda torturat. Idhujtarët herë i vishnin një koracë, kur ishte vapë e madhe, herë i vendosnin mbi gjoks një copë gur të rëndë e të nxehur shumë. Herë tjetër do ta zhysnin në ujë, derisa ai, i sfilitur tha atë që donin ata, por zemra e tij ishte e mbushur me iman (besim). Prandaj, Allahu i Madhëruar zbriti ajetin:

**"Ai, që e mohon Allahun, pasi e ka besuar Atë - përveç atij që detyrohet (për të mohuar), kur zemra e tij është e qetë, me iman - ai, që kënaqet me mosbesimin, mbi të ka zemërim nga Allahu dhe për ta ka një dënim të madh."** (16:106)

**Mus'ab ibn Umejri** (r.a.). Ishte një prej atyre njerëzve me jetesë më të mirë. Kur përqafoi Islamin, nëna nuk e lejonte më të hante e të pinte. Ajo e nxori nga shtëpia dhe Mus'abi jetoi kështu, derisa lëkura iu fishk e iu bë si këmishë gjarpri.

**Suhejb ibn Senan er Rumi** torturohej, derisa humbiste ndjenjat e nuk dinte ç'thoshte.

**Othman ibn Affani** (r.a.) u torturua tmerrësisht nga xhaxhai i tij. Ai e mbështillte me një rrogoz prej gjethesh palme dhe më pas e tymoste atë.

**Ebu Bekr Siddiku** dhe **Talha ibn Ubejdullahu**, gjithashtu janë torturuar dhembshëm. Neufel ibn Huejlid el Adeuiu i mori ata. Dikush ka thënë që i mori Othman ibn Ubejdullahu, vëllai i Talha ibn Ubejdullahit, i lidhi të dy me litar, për të mos i lënë të falen e për t'ua ndaluar fenë islame.

Por ata të dy e kundërshtuan dhunën e tij; bënë çmos, derisa u zgjidhën dhe falën namaz. Ebu Bekri dhe Talhai janë quajtur "dy të bashkuarit", sepse janë lidhur të dy me një litar.Ebu Xhehli, kur dëgjonte për dikë të nderuar dhe me pozitë, që ishte bërë mysliman, e paralajmëronte, e poshtëronte dhe e kërcënonte se do të humbiste pasuri e pozitë. Kur ai, që bëhej mysliman, ishte i dobët dhe i varfër, Ebu Xhehli e rrihte rëndë dhe përpiqej që t'i nxiste të tjerët kundra tij. Pra, sa herë që idhujtarët merrnin vesh se ndonjëri përqafonte Islamin, bënin çmos për ta larguar duke e munduar dhe torturuar, ose duke e mashtruar. Idhujtarët vepronin kaq rëndë kundër myslimanëve të dobët e të varfër, që ishin shumica. Ndërsa, për ata që bëheshin myslimanë nga njerëzit e mëdhenj e me pozitë vepronin ndryshe. I bënin mirë llogaritë me ta. Nuk merrej me ta vetëm se njerëz të rrangut të tyre, kryetarët e fiseve (idhujtarë) dhe njerëzit me pozitë dhe këtë e bënin duke treguar shumë kujdes e duke i marrë masat mirë.

## Qëndrimi i idhujtarëve ndaj Profetit

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte fisnik, i ndershëm e serioz dhe Allahu i Madhëruar e ruajti dhe e mbrojti atë nga shumë armiqësi të njerëzve. Herë pas here atë e mbronte xhaxhai i tij, Ebu Talibi, të cilin kurejshët e nderonin, e respektonin dhe i bindeshin. Atij ia kishin frikën dhe nuk mund të luanin me të. Ai ishte edhe nga paria e Beni Abdi Menafit që jo vetëm kurejshët, por edhe arabët mbarë njihnin vetëm nderim e respekt. Për këtë arsye, idhujtarët u detyruan të ndërmerrnin hapa paqësore ndaj Profetit (s.a.u.s.). Prandaj parapëlqyen të bënin bisedime me xhaxhanë e tij, Ebu Talibin, por me njëfarë kërcënimi dhe paralajmërimi.

## Midis Kurejshëve dhe Ebu Talibit

Disa burra nga paria e fisit Kurejsh shkuan tek Ebu Talibi dhe i thanë: “Djali i vëllait tënd ka sharë zotat tanë, ka turpëruar fenë tonë, ka shpërfillur arsyet tona, i ka quajtur të humbur prindërit tanë; prandaj, ose mos e lejo të veprojë më ndaj nesh ose na lër të lirë të merremi vetë me të. Edhe ti vetë je në kundërshtim me të, ashtu siç jemi ne. Kështu që ne do ta ndalojmë atë të veprojë edhe kundër teje.” Ebu Talibi u tha një fjalë të butë e iu përgjigj atyre bukur. Ata ikën dhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vazhdoi misionin e tij, duke shpallur fenë islame dhe duke bërë thirrje për në Islam.

## Paralajmërimi i Kurejshëve

Kurejshët nuk duruan gjatë, kur panë se Profeti (s.a.u.s.) po vazhdonte punën e vet me thirrjen për në Islam. Shkuan tek Ebu Talibi dhe i thanë: "O Ebu Talib! Ti je i moshuar dhe i nderuar ndër ne. Ne të kërkuam ty të na e heqësh qafe djalin e vëllait tënd, por ti nuk po e bën këtë. Për Zotin, ne nuk e durojmë dot atë, që na shan prindërit tanë, që përçmon llogjikën tonë e na turpëron zotat tanë. Pra, ose t'i japë fund kësaj, ose ne do t'ju luftojmë, atë dhe ty, derisa të shkatërrohet njëra palë." Kështu i thanë dhe ikën.

Ebu Talibit i erdhi shumë rëndë nga ky paralajmërim dhe kërcënim, prandaj thirri të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe i tha çfarë i kishin thënë ata. "Ki kujdes mua dhe veten tënde e mos më ngarko një punë, së cilës nuk ia kam fuqinë!",- i tha. Kur e pa i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dobësinë e tij, iu kthye:

*"O xhaxha! Për Allahun, sikur të më vënë Diellin në të djathtën time dhe Hënën në të majtën time, që unë ta lë këtë punë, nuk do ta lë, derisa Allahu ta nxjerrë në pah atë, ose të vdes."* Pastaj i kërkoi leje që të ikte dhe qau.

Ebu Talibit iu kthye dhembshuria dhe besimi dhe i tha: *"Shko, o biri i vëllait tim dhe thuaj ç'të duash se për Zotin, unë kurrë nuk do të të dorëzoj ty për asgjë."*

## Një propozim i habitshëm nga Kurejshët dhe një refuzim i mençur nga Ebu Talibi

Kurejshët panë se paralajmërimi i tyre kundër myslimanëve nuk bëri dobi, sepse i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vazhdonte punën e tij dhe Ebu Talibi vazhdonte ta ndihmonte atë. Kjo do të thoshte se Ebu Talibi ishte i përgatitur, që të ndahej me kurejshët dhe të armiqësohej me ta, për të ndihmuar djalin e vëllait të vet, Muhamedin (s.a.u.s.). Qëndruan ca duke u menduar dhe duke u këshilluar se çfarë të bënin. Më në fund, arritën në një mendim të çuditshëm. Erdhën tek Ebu Talibi. Bashkë me ta ishte edhe Ammar ibn Uelidi, më i miri i të rinjve të tyre e më i forti dhe më i bukuri i kurejshëve. I thanë:

"O, Ebu Talib! Merre këtë djalë! Merre mendjen e tij dhe ndihmën që mund të të japë ai. Bëje djalë për shpirt, ai është yti tani. Por, na e dorëzo neve djalin e vëllait tënd, Muhamedin, kundërshtarin e fesë sate dhe të fesë së prindërve të tu, atë që ka përçarë popullin tënd dhe ka përçmuar llogjikën e tyre. Na e dorëzo, që ta vrasim! Vërtet, ne po të japim një burrë për një burrë." "Për Zotin, sa keq po më detyroni!",- ia ktheu Ebu Talibi. "Po më jepni birin tuaj, që unë ta ushqej për ju dhe unë t'ju jepkam birin tim, që ta vrisni? Për Zotin, kurrë s'ka për të ndodhur!"

## **Atentate kundër të Dërguarit të Allahut** (s.a.u.s.)

Pasi kurejshët dështuan, i humbën shpresat dhe panë se paralajmërimi, kërcënimi dhe bisedimi nuk bënë asnjë dobi, filluan atentatet kundër të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe i shtuan mundimet dhe grackat e tyre kundër myslimanëve.

Meqenëse i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte njeri i lartë, i respektuar dhe i shoqëruar nga myslimanët, qenë krerët e kurejshëve ata, që morën përsipër t'i bënin të keqen të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), sepse njerëzit e thjeshtë nuk mund të merrnin përsipër të bënin atentate kundër tij.

Ata që e mundonin të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) në shtëpi ishin: Ebu Lehebi, Hakim ibn Ebul Asi ibn Umeje, Ukbe ibn Ebi Muajiti, Adij ibn Hamra Thekafiu dhe Ibn Asdai Hedheliu. Të gjithë këta ishin fqinjët e tij. Kështu, dikush do t'i lëshonte anin e deles, kur ai ishte duke u falur në enën ku gatuante, kur Profeti (s.a.u.s.) e përgatiste atë për të gatuar. Profeti (s.a.u.s.) e nxirrte me shkop, pastaj qëndronte te dera e vet dhe thoshte: "O Beni Abdul Menaf! Çfarë fqinji është ky?!" Pastaj e hidhte anin e deles në rrugë. Kur Umeje ibn Halefi e shikonte të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), e shante dhe ia bënte me sy, duke e përçmuar. Edhe vëllai i tij, Ubej ibn Halefi e kërcënonte Profetin (s.a.u.s.): "O Muhamed! Unë e kam heshtën, e kam edhe një kalë, që e ushqej çdo ditë me disa grushta misër, që t'i hip dhe të të vras ty." Kështu e kërcënonte herë pas here, derisa një ditë i Dërguari i Allahut i tha: "Jo! Unë do të vras ty, në dashtë Allahu."[10]

[10] Dhe vërtet, i Dërguari i Allahut e vrau atë në luftën e Uhudit.

Kurse Ubej ibn Halefi i pati ardhur një ditë Profetit (s.a.u.s.) me një eshtër të kalbur; e thërrmoi atë dhe ia fryu në fytyrë Profetit (s.a.u.s.). Një herë, Ukbe ibn Ebu Muiti u ul te Profeti (s.a.u.s.) dhe dëgjoi prej tij Kuran. Pastaj shkoi e i tregoi Ubejit, të cilin e kishte shok. Por Ubeji e qortoi dhe i kërkoi që herë tjetër, kur të shkonte te Profeti (s.a.u.s.), ta pështynte në fytyrë. Dhe ai kështu bëri.

Kurse Ebu Lehebi e luftoi dhe e mundoi të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) që ditën e parë të Thirrjes për tek Allahu. Profeti (s.a.u.s.) kishte dhënë dy vajzat e veta, Rukijen dhe Ummi Kulthumin për dy djemtë e Ebu Lehebit, Utbenë dhe Utbejiun dhe Ebu Lehebi u tha dy djemve të vet: "Ju mallkoj ju të dy, në qoftë se nuk i ndani dy vajzat e Muhamedit." Edhe e shoqja e Ebu Lehebit ju tha: "I lëshoni ato të dyja, sepse ato kanë dalë nga feja." Dhe ata i ndanë.

Gruaja e Ebu Lehebit, Ummu Xhemilja ishte armike e betuar e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe e Thirrjes së tij. Ajo sillte degë e shkarpa me gjemba dhe ia hidhte të Dërguarit të Allahut natën në rrugë, që të pengoheshin ai dhe shokët e tij. Kur ajo dëgjoi se kishte zbritur ajeti:

**"Qoftë i shkatërruar Ebu Lehebi!"**, erdhi me duart e mbushura me gurë, duke kërkuar të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), kur ai ishte ulur pranë Qabes, që ta godiste. Por Allahu ia mori asaj shikimin dhe ajo vuri re vetëm Ebu Bekrin (r.a.). "Ku është shoku yt?", - tha ajo. "Unë kam marrë vesh se ai është tallur me mua, por, për Zotin, po ta gjej, do ta godas me këta gurë mu në gojën e tij." Pastaj shtoi: "Për Zotin, unë jam poete." Dhe tha:

I përbuzur është, ne e kundërshtuam Urdhrin e tij, fenë e tij ne e mohuam"

Pastaj u kthye e iku. Ebu Bekri i tha Profetit (s.a.u.s.): *"O i Dërguari i Allahut! Si nuk të shikoi ajo ty?"* Ai i tha: *"Nuk më shikoi, sepse Allahu ia mori asaj shikimin."*

Nga të këqijat, që i bënin kurejshët të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) ishte edhe se ata e quanin Mudhemmem (I përbuzuri) në vend të Muhamed (i Falenderuari). Kështu ata e shanin dhe e fyenin atë. Por Allahu i largoi fyerjet e tyre. Ata i thoshin "i përbuzur" një njeriu që ishte gjithmonë i falenderuar.

Edhe Ahnes ibn Shurejk Thekafiu e fyente shumë të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Ndërsa Ebu Xhehli i mallkuar, sikur kishte marrë mbi supet e veta tërë barrën për të penguar Profetin (s.a.u.s.) nga rruga e Allahut. Ai i bënte keq të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) me fjalët e tij, e ndalonte atë nga namazi e krenohej e mburrej me atë që bënte. Madje, një ditë, kur e pa të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) duke u falur, filloi ta paralajmëronte e ta kërcënonte, por i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e kapi për fyti dhe i tha:

**"Të është afruar ty e keqja dhe t'u afroftë! Edhe një herë: t'u afrua ty e keqja dhe t'u afroftë!"** (75:34)

"A po më kërcënon mua o, Muhamed?",- iu kthye Ebu Xhehli. "Për Allahun, jam më krenari, që ka ecur ndonjëherë midis maleve të Mekës."

Një ditë, Ebu Xhehli u tha shokëve të vet: "A e vë Muhamedi fytyrën e tij në tokën me pluhur këtu, përpara nesh?" Ata i thanë: "Po!" "Për Latin dhe Uzanë, - shfryu ai, po ta shikoj ta bëjë këtë punë, do t'ia thyej qafën me këmbë dhe do t'ia mbuloj fytyrën me pluhur." Pas pak erdhi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe nisi të falej.

Ebu Xhehli u përpoq ta shkelte me këmbë, por, për habinë e të gjithëve, ai shtyhej mbrapsht. Me duar dukej sikur mbrohej nga diçka. "Ç'ndodh me ty, o Ebu Hakim?" "Midis meje dhe atij, - tha ai, ishte një hendek zjarri, ishte tmerr, ishin krahë të fuqishëm."

*"**Po të afrohej edhe pak tek unë,** - tha i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), **do ta kapnin engjëjt e do ta bënin copë-copë."***

Të tillë rrugë të poshtër ndiqte edhe Ukbe ibn Muiti. Një ditë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) po falej pranë Shtëpisë së Shenjtë.

Ebu Xhehli me disa shokë ishin ulur. Njëri prej tyre tha: "Kush i sjell zorrët e devesë së Beni Filanit që t'ia hedhë në shpinë Muhamedit, kur të bjerë në sexhde." U çua më i keqi i atij populli, Ukbe ibn Muiti dhe i solli zorrët. Priti, derisa i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vuri ballin në tokë dhe ia hodhi në mes të shpatullave. Atëherë, idhujtarët qeshën aq shumë, sa filluan të binin mbi njëri-tjetrin. Ndërsa Muhamedi ishte në sexhde e nuk e ngriti kokën, derisa erdhi Fatimja dhe ia hoqi nga shpina. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ngriti kokën dhe tha: ***"O Zoti im! Merru Ti me kurejshët!"*** *Atyre u erdhi shumë rëndë që Profeti (s.a.u.s.) u lut kundër tyre, sepse besonin se lutja në atë vend pranohej tek Allahu. Pastaj Profeti (s.a.u.s.). i përmendi ata një nga një, me emër:* ***"O Zoti im! Merru Ti me filanin!"*** *e kështu me radhë. Dhe me të vërtetë, të gjithë ata u vranë ditën e Bedërit.*

Ata, që e përqeshnin më shumë të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) ishin pesë: Uelid ibn Mugire Mahzumiu, Esued ibn Abdul Jaguth Zuhriu, Ebu Zum'a Esued ibn Abdul Muttalib el Esediu, Harith ibn Kajs Huzaiu dhe As ibn

Uail Sehmiu. Allahu i kishte zbritur të Derguarit të Vet se do ta mbronte nga e keqja e tyre, duke i thënë: **“Vërtet, Ne të mjaftojmë ty kundër atyre që tallen.”** (15:95) Pastaj, Allahu zbriti për secilin prej armiqve mësim dhe këshillë, që të përfitonin edhe të tjerët.

Para disa vitesh Uelidin e kishte gërvishtur një shigjetë, por nuk i kishte shkaktuar gjë. Engjëlli Xhibril i bëri shenjë vendit të gërvishtur. Plaga iu hap e dhembjet nuk pushonin, derisa pas disa vitesh Uelidi vdiq nga ajo plagë e pashërueshme. Esued ibn Jaguthi u sëmur nga plagë kanceroze që i dolën në kokë, pasi i bëri shenjë Xhebraili. Ai u mundua shumë prej asaj plage, derisa vdiq me shumë vuajtje. U tha edhe se ishte helmuar. Xhebraili i bëri shenjë në bark dhe ai pati heqje barku e ënjtje derisa vdiq.

Kur Esued ibn Abdul Muttalibi e ngushtoi shumë të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), me lëndime i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i bëri këtë lutje Allahut: **“O Allahu im!** Merrja shikimin dhe bëj që të humbasë fëmijën e tij!” Menjëherë, engjëlli Xhibril e goditi me një gjemb në sy dhe ai u verbua. Edhe djalin ia hodhi në një pellg, derisa vdiq.

Harith ibn Kajsi u sëmur rëndë nga verdhëza, derisa jashtëqitja filloi t’i dilte nga goja dhe ashtu vdiq.

As ibn Uaili po rrinte në një vend me gjembaçë. Aty i hyri një gjemb në shputën e këmbës. Gjembi kishte qenë i helmuar. Helmi i shkoi në kokë (tru) dhe pas ca kohe vdiq.

Kjo qe një përmbledhje e shkurtër e atyre vuajtjeve që kanë kaluar i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe myslimanët nga Kurejshët pas shpalljes së Islamit dhe thirrjes së hapur në Islam. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ndërmori dy hapa për t’i bërë ballë këtij qëndrimi mizor.

## Shtëpia e Erkamit

**Hapi i parë**: Profeti Muhamed (s.a.u.s.) e caktoi shtëpinë e Erkam ibn Ebi Erkam el Mahzumiut qendër të thirrjes në Islam, të adhurimit dhe të edukimit, sepse ajo ndodhej rrëzë malit Safa dhe larg syve të mizorëve. Aty, Profeti Muhamed (s.a.u.s.) mblidhej bashkë me shokët e vet dhe fshehurazi u këndonte atyre Kuranin, i këshillonte dhe u mësonte atyre Librin dhe Urtësinë.[11]

Me këtë masë, ai i ruajti shumë shokët e vet nga ato, që kishte frikë se do të ndodhnin, po ta bënte mbledhjen haptazi. Vetë Profeti (s.a.u.s.) e adhuronte Allahun dhe bënte thirrje për tek Ai haptazi, përpara idhujtarëve. Atë nuk e largonte nga misioni i vet as padrejtësia, as armiqësia, as përqeshja dhe as tallja e idhujtarëve. Kjo ishte Urtësia e Allahut, që Profeti (s.a.u.s.) ta shpallte Thirrjen si tek ata që i besonin, ashtu edhe tek ata që nuk i besonin. Kjo do të thotë që njerëzit nuk kanë argument për t'u shfajësuar pasi u kanë ardhur të dërguarit dhe u është shpallur e Vërteta. Askush, nuk mund të thotë në Ditën e Gjykimit: "Neve nuk na ka ardhur ndonjë përgëzues dhe as paralajmërues."

## Hixhreti[12] i parë për në Habeshe

**Hapi i dytë:** Profeti (s.a.u.s.) u tha myslimanëve se për të shpëtuar nga mundimet e Kurejshëve duhej që të

[11] Librin e Allahut. Kuranin dhe Synetin e Profetit (s.a.u.s.). (shënim i përkthyesit)

[12] Hixhret - emigrim. (shënim i përkthyesit)

emigronin në Habeshe, pasi ishte siguruar, që Nexhashiu[13] ishte njeri i drejtë dhe tek ai nuk bëhej padrejtësi.

Në vitin e pestë të Profetësisë, në muajin Rexhep bëri hixhret grupi i parë i myslimanëve. Ata ishin 12 burra dhe 4 gra, me në krye Othman ibn Affan Emeuijun (r.a.), me gruan e vet, Rukijen, që ishte e bija e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Pra, Othman ibn Affan Emeuiju dhe Rukija janë e para familje, që ka emigruar në rrugën e Allahut, pas Ibrahimit dhe Lutit (paqja qoftë mbi ta!). Sahabët dolën fshehurazi, në errësirën e natës në drejtim të Minasë, që ndodhet në jug të Xhidas. Allahu kishte vendosur që ata të gjenin dy anije tregtare atje. Hipën dhe shkuan në Habeshe. Posa Kurejshët morën vesh për ikjen e tyre, u zemëruan e u tronditën dhe u nisën menjëherë pas gjurmëve të tyre, për t'i kapur e kthyer në Mekë e pastaj për t'i dënuar dhe për t'i kthyer nga feja e Allahut. Mirëpo myslimanët e kishin kaluar detin dhe kurejshët, pasi kishin arritur deri në breg, u kthyen mbrapsht të dëshpëruar.

## Idhujtarët u pajtuan me myslimanët dhe ranë në sexhde

Në muajin e Ramazanit, në vitin e pestë të Profetësisë, afërsisht dy muaj pas emigrimit të myslimanëve në Habeshe, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shkoi te Xhamia e Shenjtë. Rreth Qabes ishin shumë Kurejshë. Aty ishte edhe vetë paria e Kurejshëve. Në atë kohë, Profetit (s.a.u.s.) i kishte zbritur surja "En Nexhm". Profeti (s.a.u.s.) u çua në mesin e tyre dhe nisi ta këndonte suren e zbritur. Ata kurrë ndonjëherë

[13] Mbreti i Habeshesë. (shënim i përkthyesit)

nuk kishin dëgjuar si ato fjalë të mrekullueshme të Kuranit. Prandaj u mahnitën. Fjalët i tërhoqën të gjithë Kurejshët dhe i bënë tërë sy e veshë. Ata mbetën duke dëgjuar të heshtur dhe të habitur, derisa Profeti (s.a.u.s.) arriti tek ajetet e fundit të Sures, ku ka udhëzime e paralajmërime. Në fund të sures, Profeti (s.a.u.s.) këndoi ajetin: **"Pra, bini në sexhde për Allahun dhe adhurojeni Atë!"**

Kur Profeti (s.a.u.s.) ra në sexhde, ranë me të edhe idhujtarët e nuk mundën të përmbanin veten. Buhariu ka kumtuar se ibn Mes'udi (r.a.) ka thënë: "Profeti (s.a.u.s.) këndoi suren "En Nexhm". Kur arriti tek ajeti i fundit, bëri sexhde. Edhe nga ata që ishin rrotull, nuk mbeti askush, pa bërë sexhde. Dikush nga turma mori një dorë guriçka ose dhè, e ngriti deri te fytyra dhe tha: *"Kaq më mjafton mua."* "Unë, - thotë Ibn Mes'udi, e kam parë atë njeri (që nuk bëri sexhde, por ngriti dorën me guriçka a dhè te fytyra) të vritet i pafe." Ai ishte Umeje ibn Halefi, i cili u vra në luftën e Bedrit.

## Mërgimtarët kthehen në Mekë

Lajmi i sexhdes mbërriti në Habeshe, por jo ashtu siç ishte vërtet. Në Habeshe e morën vesh se kurejshët ishin bërë myslimanë, prandaj mërgimtarët myslimanë u kthyen të gëzuar për në Mekë. Një orë larg Mekës ata e morën vesh të vërtetën. Disa prej tyre u kthyen për në Habeshe, kurse disa hynë fshehurazi në Mekë, të tjerë hynë në besën e ndonjërit prej Kurejshëve.

## Myslimanët mërgojnë për në Habeshe për të dytën herë

Kurejshët i shtuan torturat dhe mundimet ndaj myslimanëve. Ata u penduan, që bënë sexhde bashkë me ta. Kurejshët vendosën të hakmerreshin kundër myslimanëve, kur dëgjuan se Nexhashiu i kishte pritur mirë ata. Duke u nisur nga këto kushte, Profeti (s.a.u.s.) i udhëzoi shokët e vet, që të emigronin përsëri në Habeshe. Këtë herë emigruan 82 (thuhet edhe 83) burra dhe 18 gra.

Emigrimi i dytë qe edhe më i vështirë se i pari. Këtë radhë Kurejshët ishin syhapët dhe i ndiqnin hap pas hapi lëvizjet e myslimanëve. Por myslimanët ishin edhe më syhapët dhe më të zgjuar se ata. Ata lëvizën me zgjuarësi dhe mundën t'i kalonin të gjitha vështirësitë dhe arritën në Habeshe.

## Kurejshët u ngrenë kurth mërgimtarëve

Idhujtarëve u erdhi rëndë që myslimanët u shpëtuan nga kthetrat dhe arritën në një vend, ku kishin siguruar veten e tyre dhe besimin e tyre. Prandaj dërguan dy burra nga paria e tyre në Habeshe, që të kërkonin kthimin e tyre në Mekë. Dy burrat që dërguan ishin Amru ibn As dhe Abdullah ibn Rabia, të cilët në atë kohë ishin idhujtarë.

Të dy burrat shkuan në Habeshe me një plan të menduar mirë. Së pari, u takuan me priftërinjtë dhe u dhanë disa dhurata. Pastaj u treguan atyre qëllimin, për të cilin kishin ardhur dhe argumentin përse donin t'i kthenin mërgimtarët në Mekë. Priftërinjtë u bindën. Pastaj, shkuan

te Nexhashiu, i paraqitën dhuratat e i folën: "O mbret! Në vendin ku sundon ti, janë dukur disa djem mendjelehtë, të cilët kanë braktisur fenë e tyre dhe nuk e kanë përqafuar fenë tënde. Ata kanë shpikur një fe tjetër, që nuk e njohim as ne, as ti. Ne na kanë dërguar tek ti njerëzit më të nderuar të popullit të tyre, prindërit, xhaxhallarët e të afërmit e tyre, që t'ua kthesh atyre. Ata i njohin më mirë këta dhe e dinë më mirë se për çfarë i kanë turpëruar dhe se për çfarë i kanë qortuar."

Ata i përkrahën edhe priftërinjtë, sipas planit të përgatitur më parë. Mirëpo Nexhashiu u rezervua për këtë gjë. Ai e pa të arsyeshme që ta dëgjonte çështjen nga të dyja palët, që t'i dilte në pah e vërteta. Ai i thirri myslimanët dhe i pyeti:

"Cila është kjo fe, për shkak të së cilës keni braktisur popullin tuaj dhe nuk keni hyrë as në fenë time dhe as në fenë e askujt."

Fjalën e mori Xhaferr ibn Ebu Talibi, në emër të myslimanëve. Ai tha: "O mbret! Ne ishim një popull i paditur, adhuronim idhujt, hanim ngordhësira, bënim punë të turpshme, nuk shikonim farefisin dhe u bënim keq fqinjëve. I forti prej nesh hante të dobëtin. Kështu ishim, derisa Allahu çoi te ne një të Dërguar nga gjiri ynë, të cilit ia njohim prejardhjen, çiltërinë, besnikërinë dhe ndershmërinë. Ai na ftoi ne të besojmë vetëm Allahun, ta adhurojmë Atë dhe t'i braktisim ata, që i adhuronim ne dhe baballarët tanë: gurët dhe putat. Ai na urdhëroi që të jemi të drejtë në fjalë, të mbajmë amanetin, të shikojmë farefisin, të sillemi mirë me fqinjët, të largohemi nga gjërat e ndaluara dhe nga gjakderdhja. Ai na ndaloi, gjithashtu të bëjmë punë të turpshme, na ndaloi të gënjejmë, të hamë

pasurinë e jetimit, të shpifim ndaj grave të ndershme. Ai na urdhëroi, që të adhurojmë vetëm Allahun e të mos i bëjmë shok Atij. Ai urdhëroi që të falim namazin, të japim zeqatin, të agjërojmë Ramazanin."

Kështu, Xhaferri ia numuroi atij çështjet e Islamit. Pastaj tha: "Ne i besuam atij dhe i shkuam pas, për të zbatuar atë, që na solli nga feja e Allahut. Adhuruam vetëm Allahun dhe nuk i bëmë shok Atij. I ndaluam të gjitha ato, që na i ka ndaluar Allahu dhe i lejuam ato, që na i ka lejuar Allahu. Për këtë, njerëzit tanë na u bënë armiq, na munduan dhe na vunë në provë në fenë tonë e bënë çmos që të na kthejnë tek adhurimi i putave, në vend të adhurimit të Allahut. Ata deshën që të na bënin që t'i quajmë të lejuara punët e fëlliqura. E pasi na poshtëruan, na bënë padrejtësi e na torturuan për të na larguar nga feja jonë, ne erdhëm në vendin tuaj e të zgjodhëm ty midis shumë të tjerëve. Kështu, patëm dëshirë që të jemi nën mbrojtjen tënde e shpresojmë se ti nuk do të na bësh padrejtësi, o Mbret."

Kur i dëgjoi Nexhashiu këto fjalë, i kërkoj. Xhaferrit që t'i këndonte diçka nga Kurani dhe ai i këndoi fillimin e sures "Merjem". Mbreti u mallëngjye dhe qau. Qau aq shumë, sa iu lag mjekra. Qanë edhe priftërinjtë, derisa i lagën librat e tyre me lotë. Pastaj Nexhashiu tha: "Vërtet, ky Libër dhe ai, që ka sjellë Isai, kanë dalë prej të njëjtit burim." Pastaj u foli dy delegatëve të Kurejshëve: "Shkoni, se për Zotin, nuk ua dorëzoj juve dhe nuk lejoj që ata të cenohen." Atëherë, të dy kurejshët dolën.

Ditën e dytë, Amru ibn Asi sajoi një truk tjetër. Ai i tha Nexhashiut: "Ata thonë për Isanë një fjalë të madhe." Atëherë, Nexhashiu i thirri dhe i pyeti ata për këtë gjë.

Xhaferri tha: “Ne themi për Isanë atë, që na ka sjellë Profeti: “Isai (paqja qoftë mbi të!) është rob i Allahut dhe i Dërguari i Tij. Ai qe një shpirt, të cilin Allahu e nderoi[14]; është fjala, që Allahu i Madhëruar zbriti mbi Merjemen virgjëreshë.”[15] Nexhashiu mori një shkop nga toka dhe tha: “Për Zotin, ajo që thoni ju, nuk ndryshon më shumë se sa ky shkop nga ajo që themi ne.” (Dhe tregoi shkopin që kishte në dorë)” Pastaj u tha: “Shkoni e rrini të qetë në vendin tim, jeni të sigurt nga çdo shqetësim, jeni të sigurt nga çdo shqetësim. Edhe sikur të më jepej një mal me flori, nuk do ta mundoja asnjërin nga ju.” Pastaj, Nexhashiu urdhëroi që t’u ktheheshin mbrapsht dhuratat që kishin sjellë dy delegatët kurejshë. Kështu, të dy Kurejshët dolën të turpëruar, ndërsa myslimanët qëndruan në një vend të mirë, me fqinj të mirë.

## Idhujtarët e humbin toruan

Pasi dështuan për kthimin e myslimanëve nga Habesheja, idhujtarët u zemëruan jashtë mase. Prandaj, ata i shtuan torturat ndaj atyre që kishin mbetur në Mekë. Ata tërboheshin, kur shikonin se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vazhdonte në Thirrjen e tij. Kur shikuan se Ebu Talibi qëndronte përkrah tij, megjithë kërcënimet dhe paralajmërimet e ashpra që i kishin bërë, u shushatën dhe nuk dinin ç’të bënin. Ndoshta ata nuk i qëndruan dot tundimit të egërsisë së vet.

---

[14] E nderoi duke i dhënë cilësitë e mira dhe duke e bërë Profet.

[15] Allahu i Madhëruar i tha “Bëhu” dhe ai u bë.

Ata iu kthyen shantazheve dhe torturave ndaj Profetit (s.a.u.s.) dhe ndaj myslimanëve që kishin mbetur me të. Ndonjëherë u bënin rrugë edhe të diskutonin e të polemizonin. Ndonjëherë do të paraqisnin dhurata e do të përpiqeshin të mashtronin. Ndonjëherë mundoheshin të bënin zënka dhe takime në mes të rrugës. Një herë tjetër u munduan ta vrisnin Profetin (s.a.u.s.), për ta asgjesuar thirrjen në Islam dhe Zbulesën që i zbriste. Por të gjitha këto përpjekje nuk u bënë asnjë dobi atyre dhe nuk i çuan dot në realizimin e qëllimit të tyre. Përkundrazi, ato qenë faktor i humbjes dhe i dëshpërimit të idhujtarëve.

### Idhujtarët e mundojnë dhe përpiqen ta vrasin

Ishte e natyrshme që idhujtarët të egërsoheshin edhe më shumë pas dështimit që pësuan. Në të vërtetë, ata u kthyen te dhuna kundër myslimanëve që kishin mbetur në Mekë.

Ata i shtrinë duart edhe kundër Profetit (s.a.u.s.) për ta vrarë atë. Njëherë, Utejbe ibn Ebi Lehebi shkoi te Profeti (s.a.u.s.) dhe i tha se ai e mohonte **"Atë, që u afrua dhe u lëshua. E ishte afër sa dy harqe** (dy kutë) **apo edhe më afër."**[16] (53:8) Pastaj, Utejbeja iu vërsul Profetit (s.a.u.s.), i çau këmishën dhe e pështyu në fytyrë, vetëm se pështyma iu kthye përsëri Utejbes. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bëri këtë lutje: *"O Allahu im! Dërgoji atij një qen nga qentë e tu!"*

Më vonë, Utejbeja doli me një vargan për të shkuar në Siri. Kur po pushonin në rrugë, një luan i vinte rrotull

[16] Utbeja e mohon Xhibrilin, i cili i afrohej Profetit (s.a.u.s.) dy kutë a më shumë, kur i zbriste Zbulesën. (shënim i përkthyesit)

varganit. Utejbeja tha: “Për Zotin, ky do të më hajë mua, ashtu siç është lutur Muhamedi kundër meje. Ai më vrau, duke qenë ai në Mekë e unë në Sham.” Kur ranë në gjumë, ata e vunë Utejben në mes, mirëpo luani erdhi, e kapi për koke Utejben aty, midis deveve dhe njerëzve dhe e copëtoi. Ukbe ibn Ebi Muiti, shkeli me këmbë qafën e Profetit (s.a.u.s.), kur ai ishte në sexhde e gati sa nuk ia nxori sytë. Nga mënyra se si rrodhën ngjarjet, kuptohet se idhujtarët, pasi dështuan në përpjekjet e tyre për ta ndaluar thirrjen në Islam, filluan të mendonin seriozisht për vrasjen e Profetit (s.a.u.s.), edhe sikur kjo të shkaktonte gjakderdhje. Argument për këtë është thënia e Ebu Xhehlit ndër kurejshë:

“Muhamedi është i vendosur që të na i fyejë zotat tanë, fenë tonë, baballarët tanë. Ai e përçmon llogjikën tonë dhe shan zotat tanë. Unë i kam dhënë besën Allahut që do t’i rri pranë me një gur të rëndë, që mezi e mbaj dhe kur ai të bjerë në sexhde në namazin e tij, da t’ia shtyp kokën me të. Më pas dorëzomëni ose mbromëni. E pasi ta vras atë, le të bëjë fisi i Abdu Menafit ç’të dojë kundër nesh.” Kurejshët i thanë Ebu Xhehlit: “Për Zotin, ne nuk do të dorëzojmë ty kurrë tek ata. Prandaj, ti vazhdo me atë që do.”

Të nesërmen në mëngjes Ebu Xhehli mori një gur të rëndë në dorë. Pas pak erdhi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe filloi të falte namazin.

Kurejshët po prisnin nëpër vendtubimet e tyre se çfarë do të bënte Ebu Xhehli. Kur Profeti (s.a.u.s.) bëri sexhde, Ebu Xhehli u çua dhe iu afrua që ta vriste, por menjëherë u kthye mbrapsht i mposhtur, i zverdhur, i frikësuar; dora i kishte ngrirë mbi gur dhe guri i ra nga dora. Kurejshët i thanë: “Ç’ndodhi me ty o Ebu Hakem?” Ai tha:

"Unë u çova që të bëja atë, që ju thashë ju mbrëmë, por m'u paraqit një mëz deveje përpara. Nuk kisha parë kurrë ndonjëherë mëz të atillë të tmerrshëm. Ai u lëshua drejt meje për të më ngrënë." I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha: "Ai ka qenë engjëlli Xhibril e sikur Ebu Xhehli të afrohej edhe pak tek unë, do ta bënte copë- copë."

Më pas ndodhi një ngjarje tjetër, edhe më e rëndë se e para. Një ditë kurejshët u mblodhën në vendin e quajtur "Hatim" dhe i folën njëri-tjetrit për të Dërguarin e Allahut.

Ndërkohë erdhi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe filloi të bënte tauaf. [17] Kur kaloi pranë tyre, e përqeshën.

Në fytyrën e tij u duk njëfarë zymtie. Kaloi andej për të dytën herë, por ata e përqeshën përsëri. Në fytyrën e tij u vu re përseri njëfarë zymtie. Kaloi para tyre për të tretën herë dhe ata e përqeshën po ashtu. Atëherë, ai qëndroi dhe u tha:

*"A dëgjoni o Kurejshë? Për Atë, në dorën e të Cilit është shpirti im, sigurisht u kam ardhur me shfarosje"*

Njerëzit e dëgjuan fjalën e tij, si t'u kishte qëndruar një zog në kokë. Ata u frikësuan dhe menjëherë filluan të thonin fjalët më të mira, që mundnin. Ditën e nesërme Kurejshët u mblodhën përsëri dhe përsëri po flisnin për të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Në atë kohë erdhi aty i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Ata iu vërsulën si një trup i vetëm, e kapën për pelerine dhe i thanë:

*"Ti je ai qe na ndalon ne të adhurojmë ata, që kanë adhuruar baballarët tanë?" "Po, - tha ai, unë jam ai."*

Atëherë ata iu hodhën përsipër. Njëri e shtynte, tjetri e godiste. Ukbe ibn Ebi Muiti ia lidhi rroben e vet në fyt dhe e shtrëngoi aq fort, sa desh ia mori frymën. Në atë çast

[17] Tavaf, rrotullimi që bëhet rreth Qabes, si rit fetat i caktuar nga Allahu.

dikush shkoi tek Ebu Bekri (r.a.) duke bërtitur: "Eja shpëto shokun tënd!" Ebu Bekri erdhi menjëherë, e kapi Ukben për supesh dhe e largoi nga Profeti (s.a.u.s.). Më pas Ebu Bekri filloi të godiste njërin, të shtynte tjetrin e t'u thoshte:

"Mjerë ju! A po vrisni një njeri që thotë: Zoti im është Allahu?" Atëherë, Kurejshët u larguan nga i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe iu kthyen Ebu Bekrit (r.a.); e rrahën për vdekje, saqë nuk i dallohej më fytyra. Ai kishte katër gërsheta, po t'ia prekje të ngelnin në dorë. Pastaj e morën disa nga fisi i Beni Tejimit dhe e futën në shtëpinë e tij. Për ta, vdekja e Ebu Bekrit ishte e sigurt tashmë. Por në mbrëmje ai foli. Pyeti për të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Atëherë ata e shanë, dolën prej aty ku ishte ai dhe ikën. Pastaj i dhanë bukë e ujë, por ai nuk pranoi të hante a të pinte, derisa të shikonte të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Kur ra nata dhe njerëzit u futën nëpër shtëpi, e dërguan Ebu Bekrin (r.a.) në shtëpinë e Erkamit. E vetëm kur e gjeti të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) mirë, hëngri dhe piu.

Ebu Bekri (r.a.) doli për të emigruar për në Habeshe, sepse torturat ndaj tij u shtuan dhe jeta në Mekë ishte bërë e pamundur për të. Kur arriti në vendin e quajtur "Birkul Gamad",, takoi Malik ibn Daginen, kryetarin e fisit Karat dhe Ehabish.[18] Kryetari e pyeti për punën e tij dhe Ebu Bekri i tregoi. Kryetari i tha: "Një burrë si ti, o Ebu Bekr nuk ikën nga vendi i vet. Ti i jep atij qe nuk ka, shikon farefisin, je mikpritës, ndihmon të dobëtin dhe i jep të drejtën atij që i takon. Unë do të jem mbrojtësi yt, prandaj kthehu dhe adhuroje Zotin tënd në vendin tënd."

[18] Karat - emri i një fisi të madh; Ehabish - grup fisesh, që banonin në malin Habeshi, prandaj edhe u quajtën kështu (Ehabish - shumësi i Habesh).

Pastaj, u kthyen të dy dhe erdhën në Mekë. Ibn Dagine e shpalli ndër kurejshët se Ebu Bekrin e kishte nën mbrojtjen e tij. Ata nuk ia kthyen fjalën, por thanë: "Urdhëroje Ebu Bekrin që ta adhurojë Zotin e tij në shtëpinë e tij dhe të mos dalë hapur. Ne kemi frikë se mos i kandis gratë tona, djemtë tanë dhe njerëzit tanë të dobët." Kështu, Ebu Bekri qëndroi një kohë të caktuar duke adhuruar Allahun në shtëpi. Pastaj, ndërtoi një xhami në oborrin e shtëpisë së vet dhe e falte namazin hapur dhe e këndonte Kuranin me zë. Ibn Dagine i rikujtoi se ishte nën mbrojtjen e tij, por Ebu Bekri ia ktheu: "Unë jam i kënaqur, që të jem nën mbrojtjen e Allahut."

Kur këndonte Kuran, Ebu Bekri nuk e përmbante veten dhe shpeshherë qante shumë. Kur e shikonin gratë e idhujtarëve dhe djemtë e tyre ashtu, çuditeshin prej tij. Prandaj, idhujtarët e mundonin Ebu Bekrin.

Në atë gjendje shumë të vështirë që po kalonin i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe myslimanët, ndodhi që dy prej trimave më të mëdhenj të Kurejshëve përqafuan Islamin. Myslimanët u qetësuan ca nga kjo, sepse do të ishin nën hijen e fuqisë së tyre. Ata ishin Hamza ibn Abdul Muttalibi, xhaxhai i të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe Omer ibn Hattabi.

## Hamzai mysliman

Një ditë Ebu Xhehli kaloi pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), kur ai ishte në kodrën Safa dhe e fyeu dhe e mundoi. Thuhet se atë ditë Ebu Xhehli mori një gur dhe e goditi Profetin (s.a.u.s.) në kokë. Profeti (s.a.u.s.) u

plagos dhe filloi t'i rridhte gjak. Pastaj, Ebu Xhehli shkoi te kuvendi i kurejshëve te Qabeja e u ul bashkë me ta. Aty ishte një robëreshë e Abdullah ibn Xhed'anit, që banonte pranë Safasë dhe e kishte parë krejt ndodhinë nga shtëpia e saj në Safa. Pas pak kohe u kthye Hamzai nga gjahu me harkun e tij në krah. Robëresha i tregoi se çfarë kishte parë. Atëherë Hamzai nxitoi për tek Ebu Xhehli, qëndroi përballë tij dhe i tha:

"O njeri i shëmtuar! Ti shan djalin e vëllait tim, kur unë jam në fenë e tij." Pastaj e goditi me hark dhe e plagosi keq. Nga kjo u çuan të dy fiset Beni Mahzum dhe Beni Hashim, por Ebu Xhehli i tha:

"Lëreni Ebu Amaretin. Unë e kam fyer rëndë djalin e vëllait të tij." Hamzai u bë mysliman papritmas, e pranoi Islamin me gojë përpara se t'i hynte në zemër. Pastaj Allahu ia zgjeroi gjoksin për Islamin. Ai ishte djali më i lartë në fisin kurejsh dhe më i forti i tyre. Ai është quajtur "Luani i Allahut". Ai u bë mysliman në muajin Dhul Hixhe, në vitin e gjashtë të Profetësisë.

## Omeri mysliman

Tri ditë pasi u bë mysliman Hamzai (r.a.), u bë mysliman edhe Omer ibn Hattabi (r.a.). Përpara se të bëhej mysliman, ai ishte më i ashpri i njerëzve kundër myslimanëve. Një natë dëgjoi fshehurazi disa ajete nga Kurani, kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) po falej në Qabe dhe në zemrën e tij kuptoi se Kurani ishte e vërteta. Megjithatë, ai mbeti në kokëfortësinë e vet, derisa një ditë mori shpatën dhe u nis që ta vriste Profetin (s.a.u.s.).

Në rrugë e takoi një burrë që i tha: “Ku po shkon o Omer?”

-“Dua të vras Muhamedin.”

-“Si do të ruhesh prej fiseve Beni Hashim dhe Beni Zuhre, pasi ta kesh vrarë Muhamedin?”

- Mua më duket se ti e paske lënë fenë e vjetër.

- A do që të tregoj ty një gjë të habitshme o Omer? Motra jote dhe kunati yt, janë bërë myslimanë.” Atëherë, Omeri u nis i zemëruar dhe vajti tek ata të dy. Bashkë me ta ishte dhe Habab ibn Ereti, i cili po lexonte një fletushkë, ku ishte, shkruar surja “Ta Ha”. Hababi, kur dëgjoi zhurmën e Omerit u fsheh në shtëpi, ndërsa motra e Omerit e mbuloi fletushkën. Posa hyri në shtëpi, Omeri (r.a.) tha:

“Ç’janë këto pëshpëritje, që dëgjova nga ju?” Ata i thanë: “Asgjë tjetër, përveç bisedës që zhvilluam midis nesh.” Omeri tha: “Mos e keni lënë fenë tuaj?” Atëherë, kunati iu kthye: “O Omer! Po sikur e vërteta të jetë në tjetër fe dhe jo në fenë tënde?” Omeri iu vërsul kunatit dhe e goditi fort me këmbë. Motra e Omerit e largoi Omerin nga i shoqi. Omeri i ra edhe asaj me grusht, duke ia gjakosur fytyrën. Atëherë, ajo, e zemëruar i tha:

“O Omer! Po sikur e vërteta të mos jetë në fenë tënde?” Pastaj shtoi: “Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe Muhamedi është i Dërguari i Allahut” Omeri u mërzit, u pendua dhe i erdhi shumë turp. Ai tha: “Ma jepni edhe mua librin tuaj, që ta lexoj edhe unë.” Motra i tha: “Ti je i papastër e atë nuk lejohet ta prekë askush, përveç atyre që janë të pastër, prandaj çohu e lahu.” Ai u çua, u la, pastaj mori fletushkën dhe lexoi:

**“Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.”** Pastaj tha: “Këta janë emra të mirë e të pastër.”

Pastaj lexoi: "Ta Ha" derisa arriti tek ajeti:

**"Vërtet, Unë jam Allahu, nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra Mua më adhuro dhe fale namazin, për të më kujtuar mua."** (20:1-14)

Pastaj Omeri tha: "Sa të mira dhe sa të nderuara janë këto fjalë! Tregomëni, ku është Muhamedi." Aty doli Hababi dhe tha: "Gëzohu, o Omer! Unë lutem, të jetë plotësuar lutja, që i ka bërë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) për ty, natën e së enjtes." Vërtet, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i qe lutur Allahut atë natë kështu:

*"O Allah! Lartësoje Islamin me njërin nga dy burrat që Ti do më shumë: ose me Omer ibn Hattabin ose me Ebu Xhehl ibn Hishamin!"*

Pastaj Habbabi i tregoi Omerit, se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ndodhej në shtëpinë e Erkamit dhe trokiti në derë. Aty, një burrë shikoi nga e çara e derës Omerin me shpatën nxjerrë nga milli. Ai njoftoi të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Myslimanët u grumbulluan. Hamzai u çua dhe tha: "Çfarë keni?" Ata iu përgjigjën: "Ka ardhur Omeri!" Ai tha: "Omeri? Hapiani derën: nëse ka ardhur për mirë, e pranojmë, nëse ka ardhur për sherr, do ta vrasim me shpatën e tij." Në atë kohë, i Dërguari i Allahut ishte brenda. Atij po i zbriste Kurani. Profeti (s.a.u.s.) doli vetë. E kapi Omerin prej rrobash dhe prej shpate, e tërhoqi fort dhe i tha:

*"O Omer! Ende nuk ke hequr dorë? Do të vazhdosh ashtu, derisa Allahu të të godasë me turp e dënim, ashtu siç goditi Uelid ibn Mugiren?"* Pastaj tha: *"O Allah! Përforcoje Islamin me Omer ibn Hattabin!"* Atëherë, Omeri tha: *"Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se ti je i Dërguari i Allahut."*

Ata që ishin në shtëpi, thanë njëzëri "Allahu Ekber" (Allahu është më i Madhi). Vendi ushtoi, aq sa e dëgjuan edhe ata, që ishin te Qabja.

### Idhujtarët i kundërpërgjigjen kthesës së Omerit

Omer ibn Hattabi ishte i pakrahasueshëm për forcë fizike. Kur u bë mysliman, ai shkoi tek armiku më i egër i të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe i myslimanëve - Ebu Xhehli. Trokiti në derë. Doli Ebu Xhehli dhe i tha: "Mirëserdhe dhe ç'e mirë të solli?" "Erdha të të them,- iu kthye Omeri, se unë i kam besuar Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Muhamedit." Ebu Xhehli ia përplasi derën dhe i tha: "Allahu të shëmtoftë ty dhe lajmin që ke sjellë."

Pastaj Omeri shkoi tek daja i vet, As ibn Hashimi, e njoftoi ç'kishte ngjarë në shtëpi. Pastaj, shkoi te Xhemil ibn Ma'mer Xhumehiu, i cili ishte njeriu që i përhapte më shumë fjalët ndër kurejshët dhe e njoftoi se ishte bërë mysliman. Atëherë, Xhemili thirri me zë të lartë: "Omeri është bërë i pafe." Omeri (r.a.) tha: "Gënjen! Unë kam përqafuar Islamin." Atëherë, Kurejshët iu vërsulën Omerit (r.a.). Ata vazhduan të ziheshin e të vriteshin me njëri-tjetrin, derisa doli dielli mbi kokat e tyre.

Pasi u kthye Omeri në shtëpinë e vet, idhujtarët u grumbulluan dhe u drejtuan për tek ai, që ta vrisnin. Ata ishin aq shumë, sa dukeshin si lumë në luginën e Mekës. Aty erdhi edhe As ibn Sehmiu, që ishte nga fisi Beni Sehm. Njerëzit e fisit të tij ishin aleatë të fisit Beni Adj, fisit të Omerit. Asi ishte veshur mirë, me stoli dhe këmishë

mëndafshi. Posa erdhi te shtëpia e Omerit, i tha: "Çfarë ke, o Omer?" "A mos kujtuan njerëzit e fisit tënd,- iu kthye Omeri, se do të më vrasin, sepse jam bërë mysliman!"

Asi iu përgjigj: "Jo, ata nuk do të të vrasin ty!" Pastaj doli nga shtëpia e Omerit, i pa njerëzit që kishin vërshuar dhe u tha: "Ku doni të shkoni?" Ata i thanë: "Omer ibn Hattabi e ka lënë fenë." Asi u tha: Jo, ju nuk do ta vrisni atë!" Atëherë ata u kthyen mbrapsht.

## Islami dhe myslimanët lartësohen me Omerin mysliman

Pasi u bë mysliman Omer ibn Hattabi, myslimanët u bënë më të fortë. Më parë ata e falnin namazin fshehurazi. Tani që u bë mysliman, Omeri i tha të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.):

*"O i Dërguari i Allahut! A nuk jemi njëlloj në të vërtetë, edhe sikur të vdesim edhe sikur të rrojmë?" I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha: "Po." "Atëhere, përse të fshihemi,- e pyeti përsëri Omeri. Për Zotin, që të ka dërguar ty me të Vërtetën, ne do të dalim hapur."* Dhe dolën të rreshtuar në dy rreshta. Në njërin printe Hamzai, në tjetrin Omeri. Të ngjeshur me njëri-tjetrin, ata hynë në Xhaminë e Shenjtë. Kur i shikuan kurejshët ashtu, u hidhëruan si kurrë ndonjëherë. Omeri u quajt "Farruk" (ndarës - ai që ndau të keqen nga e mira). Ibn Mes'udi ka thënë:

"Ne u përforcuam shumë, kur Omer ibn Hattabi e përqafoi Islamin. Më parë, ne nuk kishim mundësi që ta falnim namazin në Qabe. Por, pasi u bë mysliman ai,

shkuam dhe u falëm atje.” Edhe Suhejbi ka thënë: “Kur u bë mysliman Omeri, u shfaq sheshit Islami dhe filloi thirrja për në Islam haptazi. Kështu, ne u ulëm rreth Shtëpisë së Shenjtë dhe bëmë tavaf rrotull saj. Filluam të mbanim qëndrim ndaj atij, që na kishte sulmuar dhe u dhamë njëfarë përgjigjeje armiqve të Islamit.”

**Kurejshët duan të mashtrojnë me dhurata e propozime**

Kur idhujtarët panë fuqinë e myslimanëve, kur u bënë myslimanë Hamzai dhe Omeri (r.a.), u mblodhën për t’u këshilluar me njëri-tjetrin. Ata mendonin për hapin më të përshtatshëm që do të ndërmernin kundër të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe myslimanëve. U çua Utbe ibn Rebia Abshemiu, i cili ishte nga fisi Beni Abdu Shems ibn Abdu Menafi dhe kishte autoritet në njerëzit e vet e u tha:

“O kurejshë! Pse të mos shkoj te Muhamedi, të flas me të dhe t’i paraqit atij çështjet; ndoshta ai do t’i pranojë disa prej tyre dhe pastaj t’ia japim, që të na lërë të qetë.” Idhujtarët thanë: “Pse jo, o Ebu Uelid? Shko tek ai dhe foli!” Atëherë Utbeja shkoi tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). E gjeti atë ulur, vetëm në Xhaminë e Shenjtë dhe i tha: “O djali i vëllait tim! Ti, siç e di, je më i miri ndër ne, si në prejardhje, ashtu edhe në cilësitë që ke. Por, ti i ke prurë një gjëmë shumë të madhe popullit tënd; ke përçarë bashkësinë e tyre, ke përçmuar llogjikën e tyre, ke turpëruar zotat dhe fenë e tyre. Ti i ke quajtur të pafe prindërit e tyre. Prandaj, dëgjo nga unë. Unë do të të paraqes ty propozimet, ti

shikoji ato, ndoshta do t'i pranosh disa prej tyre." Profeti (s.a.u.s.) tha:

*"Fol, o Ebu Uelid! Unë po të dëgjoj!"* Utbeja i tha: "O djali i vëllait tim! Në qoftë se ti, për këtë që bën, do pasuri, ne do të grumbullojmë për ty nga pasuritë tona, derisa të bëhesh më i pasuri ndër ne.

E nëse dëshiron të kesh pozitë, në do të bëjmë ty udhëheqësin tonë dhe nuk do të bëjmë asgjë pa urdhrin tënd. Në qoftë se do që të bëhesh mbret, ne do të të emërojmë ty mbret për ne. E në qoftë se i dëshiron shumë femrat, zgjidh cilat të duash nga femrat e kurejshëve dhe ne do të të martojmë ty me dhjetë prej tyre. Po qe se ajo që të vjen ty, është ngacmim nga xhindi dhe s'mundesh ta largosh, ne po kërkojmë një mjek për ty. Po shpenzojmë pasuritë tona për këtë gjë, derisa të të shërojmë ty, sepse ndodh që xhindi e zapton njeriun dhe nuk i largohet, derisa ai të mjekohet."

*"A mbarove o Ebu Uelid,-* iu kthye i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Ai i tha: "Po." *"Atëherë dëgjomë mua,-* iu drejtua përsëri Profeti (s.a.u.s.).

"Fol, - i tha Utbeja. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) këndoi këtë pjesë të Kuranit:

*"Me emrin e Allahut,*
*të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.*

**Ha, mim. Zbritje prej të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit! Libër, ajetet e të cilit janë të shkoqitura, Kuran arabisht për një popull që di ta kuptojë. Eshtë përgëzues dhe qortues** (paralajmërues)**, por shumica e tyre ia kthyen shpinën, prandaj ata nuk dëgjojnë. Ata**

**thanë: "Zemrat tona janë të mbyllura për atë që ti na thërret dhe në veshët tanë kemi shurdhim të rëndë, kështu që ndërmjet nesh dhe ndërmjet teje ekziston një perde, prandaj ti vazhdo në tënden dhe ne të vazhdojmë në tonën."** (41:1-5)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vazhdonte t'i këndonte dhe Utbeja dëgjonte me duar vënë pas shpine dhe mbështetur mbi to. Kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) arriti tek ajeti **"Në qoftë se nuk përgjigjen, ti thuaju: "Unë ju paralajmërova ju për** (dënimin me) **një rrufe (dënimi), si rrufeja e Adit dhe e Themudit,"** Utbeja i vuri dorën gojës së të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe iu lut për hir të Allahut dhe të farefisit të mos këndonte më. Ai kishte frikë mos ajo që tha, ndodhte vërtet: "Mjaft!",- i tha ai. Kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) arriti tek ajeti i sexhdes, i tha Utbes:

- A dëgjove o, Ebu Uelid?

- Po.

- Atëherë vepro si të duash.

Utbeja u çua dhe shkoi te shokët e vet. Ata filluan t'i thonin njëri-tjetrit: "Betohemi për Allahun se Ebu Uelidi nuk ka ardhur me atë fytyrë që ka shkuar." Pasi erdhi dhe u ul aty, ata i thanë:

"Ç'na fsheh, o Ebu Uelid?" Ai tha: "Unë dëgjova një fjalë që, për Zotin, nuk e kam dëgjuar kurrë ndonjëherë. Për Zotin, nuk ishte poezi, nuk ishte as magji, nuk ishte as fall. O kurejshë! Bindmuni mua dhe ma lini mua ta zgjidh. Lëreni atë (Muhamedin) dhe atë që do të bëjë ai. Mos e cenoni atë, sepse për Zotin, do të ndodhë diçka e madhe, sipas asaj, që unë dëgjova prej tij. Në qoftë se Muhamedin

e vrasin arabët, jua heqin qafe, pa ndërhyrë ju vetë e në qoftë se ai i mund arabët, mbretëria e tij do të jetë edhe juaja dhe krenaria e tij do të jetë edhe juaja. E kështu, ai do t'ju bënte njerëzit më të lumtur." Ata i thanë: "Për Zotin, të paska bërë magji o Ebu Uelid." "Ky është mendimi im për të, por ju bëni bëni si të doni."

## Idhujtarët diskutojnë

Pasi idhujtarët dështuan edhe në planin e mashtrimeve e të dhuratave, menduan që të bisedonin për çështjen e fesë. Ata i thanë Profetit (s.a.u.s.): "Ne do të të paraqesim ty një çështje të vetme, që është në interesin tënd." "Çfarë është ajo?",- pyeti ai. Ata i thanë: "Të adhurosh zotat tanë një vit dhe ne të adhurojmë zotin tënd një vit. Kështu që, në qoftë se ne kemi të drejtë, merr edhe ti pjesë nga e drejta. Kurse, po qe se je ti në rrugën e drejtë, marrim edhe ne pjesë nga ajo." Atëherë, si përgjigje ndaj atyre Allahu i Madhëruar zbriti suren "El Kafirunë":

**"Thuaj: "O ju jobesimtarë! Unë nuk adhuroj atë që adhuroni ju! As ju nuk adhuroni Atë, që adhuroj unë. Dhe unë kurrë nuk do të jem adhurues i asaj, që ju adhuroni! Por edhe ju nuk do të jeni adhurues të Atij, që unë adhuroj! Ju keni fenë tuaj dhe unë kam fenë time!"** (109:1-6)

Pastaj Allahu zbriti ajetin:

**"Thuaj: "O ju të paditur, a mos më thërrisni të adhuroj tjetër përveç Allahut?"** (39:64) Dhe: **"Thuaj: "Mua më është ndaluar të adhuroj ata, që ju i lusni në vend të Allahut..."** (6:56)

Idhujtarët lakmonin që ta shuanin konfliktin, sepse shpresonin në atë që u tha Ukbe ibn Rebia. Prandaj bënë shumë lëshime dhe anuan në atë që paraqiste i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), por me kusht, që të ndryshonin dhe të zëvendësonin diçka nga ajo që i ishte zbritur. Ata thanë:

**"Sillna një Kuran tjetër, ose ndryshoje këtë!"** (10:15) Atëherë, Allahu e urdhëroi Profetin: **"Thuaj: "Mua nuk më takon që ta ndryshoj vetë** (Kuranin)**, unë përcjell vetëm atë që më zbret; nëse e kundërshtoj Zotin tim, i frikësohem dënimit të një Dite të Madhe."** (10:15)

Allahu ia bëri të qartë Profetit (s.a.u.s.) rëndësinë e kësaj çështjeje, duke përmendur disa nga mendimet e rrezikshme që i kalonin nëpër mend atij:

**"Në të vërtetë, ata** (idhujtarët) **gati arritën të të sprovojnë ty me atë që Ne të shpallëm, që të trillosh tjetër nga çfarë të zbritëm e atëherë, ata do të të zinin ty mik. Dhe sikur Ne të mos të të kishim forcuar ty, ti gati anove pak nga ata. E atëherë, Ne do të bënim të shijosh dyfish mundimin e kësaj jete dhe dyfish të Jetës tjetër e pastaj ti nuk do të gjeje mbrojtës kundër Nesh."** (17:73-75)

Me këto qëndrime të ashpra idhujtarët u bindën se Profeti (s.a.u.s.) do të vazhdonte të thërriste për në fenë islame dhe se ai nuk ishte tregtar që të pranonte bisedime apo lëshime në punë çmimi. Mirëpo, idhujtarët donin të bindeshin edhe me një rrugë tjetër. Ata dërguan ca njerëz te çifutët, që t'i pyesnin se ç'mendonin për Profetin (s.a.u.s.). Çifutët iu përgjigjën: "Pyeteni për tri gjëra. Nëse ua thotë, është Profet i dërguar; nëse jo, është shpifës. Pyeteni për një grup djemsh të kohës së parë, si qe puna e tyre? Për këta djem ka një histori të habitshme. Pyeteni atë edhe për

një burrë, që shtegtoi aq shumë nëpër tokë, saqë arriti në Lindje dhe në Perëndim të Tokës, si ka qenë ngjarja e tij? Pastaj pyeteni atë për shpirtin, ç'është ai?"

Paria e kurejshëve e pyetën të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) për ato tri gjëra që i porositën çifutët. Atëherë ka zbritur Surja "El Kehf", ku përshkruhet ngjarja e atyre djemve. Ata quhen "Djemtë e Shpellës". Pyetën edhe për historinë e burrit që i erdhi tokës rrotull.

Ai ishte Dhul Karnejn. Në suren "El Isra" zbriti, gjithashtu përgjigja e pyetjes për shpirtin. Për këtë Allahu tha:

**"Të pyesin ty për shpirtin. Thuaj: "Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim, e juve nuk u është dhënë nga dija veçse pak."** (17:85)

Kjo provë mjaftonte për t'i bindur kurejshët se Muhamedi (s.a.u.s.) ishte vërtet i Dërguari i Allahut, po të donin të gjenin të vërtetën, por mizorët nuk pranuan dhe mohuan. Pasi e shikuan të vërtetën në mënyrë të qartë, ata sikur shfaqën njëfarë zhdërvjelltësie. U treguan si gjoja të gatshëm që të dëgjonin çfarë thoshte Profeti (s.a.u.s.) dhe gjoja do të përgjigjeshin dhe do të pranonin. Por vunë si kusht që Profeti (s.a.u.s.) të caktonte një kuvend, ku të mos vinin myslimanët e dobët, që ishin skllevërit e të varfërit, të cilët u bënë myslimanë që në fillim. Ata e kërkuan këtë, sepse ata që donin të diskutonin, ishin paria e fiseve të Mekës. Ata nuk pranonin që të rrinin në një kuvend me myslimanët e varfër, por që ishin besimtarë të devotshëm. Në fillim, dukej sikur Profeti (s.a.u.s.) pati njëfarë dëshire që të vepronte ashtu, sepse shpresonte që edhe ata do ta besonin. Por, Allahu e ndaloi dhe i tha:

**“Dhe mos i përzër ata, që adhurojnë Zotin e tyre në mëngjes e në mbrëmje, duke qenë të çiltër ndaj Tij. Ti nuk përgjigjesh për veprimet e tyre e ata nuk përgjigjen për veprimet e tua e po i dëbove ata, do të bëhesh nga të padrejtët.”** (6:52)

### Idhujtarët kërkojnë sa më shpejt dënimin

Ndodhte që Profeti (s.a.u.s.) i paralajmëronte idhujtarët se do t’u vinte ndëshkimi i Allahut, në qoftë se ata do të vazhdonin ta kundërshtonin atë, ashtu si më parë. Mirëpo, kur dënimi u vonua, ata nisën ta kërkonin atë që t’u vinte sa më parë. Donin të talleshin me të për inat. Shtireshin se paralajmërimi nuk kishte ndikuar tek ata dhe se dënimi nuk kishte per të ndodhur kurrë. Për këtë Allahu zbriti disa ajete të Kuranit:

**“Ata kërkojnë prej teje që t’ua ngutësh dënimin, por Allahu nuk e thyen premtimin e Vet, sepse një ditë te Zoti yt, është sa njëmijë vjet nga ato që llogarisni ju.”** (22:47) Dhe: **“Po si e kërkojnë ata ngutjen e dënimit? Vërtet, Xhehenemi i ka rrethuar jobesimtarët nga të gjitha anët.”** (29:54)

Dhe: **“A mos janë të sigurt ata që përgatitën kurthe, se Allahu nuk do ta bëjë tokën t’i përpijë ata, ose se nuk do t’u vijë atyre dënimi nga nuk e mendojnë. Ose t’i rrëmbejë ata duke qenë në udhëtimet e tyre** (për në tregti) **e ata nuk mund t’i shpëtojnë atij. Ose do t’i kapë ata duke qenë në panik. Pra, vërtet, Zoti juaj është i Butë, i Mëshirshëm** (prandaj nuk ua ngut dënimin)**.”** (16:45-47)

Për këtë çështje kanë zbritur edhe ajete të tjera. Polemika e idhujtarëve vazhdonte vetëm për të shtyrë inatin me Profetin (s.a.u.s.): ata kërkonin që Profeti (s.a.u.s.) t'u bënte mrekulli e gjëra të jashtëzakonshme. Por, Allahu i zbriti atij ajete, me të cilët u tregoi ligjin e Vet dhe ua asgjësoi argumentet. Në pjesët që vijnë, do të themi diçka edhe për këtë, në dashtë Allahu.

Ja pra, përpjekjet me të cilat idhujtarët e kundërshtuan mesazhin e Profetit (s.a.u.s.) dhe thirrjen për në Islam.

Ata i përdorën të gjitha mënyrat, duke u hedhur nga njëra etapë në tjetrën dhe nga njëri rol tek tjetri; nga ashpërsia në butësi dhe nga butësia në ashpërsi; nga sulmi në joshje me dhurata dhe nga dhuratat në sulm.

Nganjëherë vërsuleshin, pastaj, tërhiqeshin. Diskutonin e pastaj tregonin, sikur po silleshin urtë. Njëherë bënin lëshime e pastaj kërkonin lëshime. Kërcënonin, pastaj joshnin. Herë përparonin e herë zmbrapseshin. Nuk kënaqeshin kur qëndronin, nuk kënaqeshin kur iknin.

Qëllimi i tyre ishte që të ndalonin thirrjen për në Islam dhe ta bënin më të ashpër mohimin e tij. Mirëpo, pasi harxhuan tërë zellin e tyre, u kthyen të dëshpëruar e të humbur. Atyre u kishte mbetur veç një mundësi.

Ajo ishte përdorimi i shpatës, por shpata do të shtonte konfliktin midis grupeve edhe më shumë dhe do t'i çonte në vetëvrasje, sepse mund të fitonte Muhamedi (s.a.u.s.) dhe shpata do të kthehej e do t'u binte atyre. Idhujtarët u hutuan. Çfarë të bënin?

Ndërkohë Ebu Talibi e përballoi kërkesën që i bënë, për t'u dorëzuar Profetin (s.a.u.s.), që ta vrisnin. Më vonë ai i ndoqi lëvizjet dhe veprimet e idhujtarëve që të vërtetonte

se ata ishin të vendosur ta vrisnin Profetin (s.a.u.s.), ashtu siç u përpoqën për këtë Ebu Xhehli, Ukbe ibn Muiti dhe Omer ibn Hattabi. Prandaj Ebu Talibi mblodhi fiset Beni Hashim dhe Beni Mutalib dhe u bëri thirrje që të merrnin përsipër mbrojtjen e Profetit (s.a.u.s.). Të gjithë ata, myslimanë e jomyslimanë iu përgjigjën njëzëri se do ta mbronin Profetin (s.a.u.s.). Për këtë u ra në një mendim dhe dhanë besën para Qabes, përveç Ebu Lehebit, i cili u nda nga ata. Ai ishte me fisin Kurejsh.

### Idhujtarët ndërpresin të gjitha lidhjet me myslimanët dhe shpallin rrethimin

Idhujtarët u tërbuan edhe më shumë, kur panë se përpjekjet e tyre dështuan dhe kur panë se Beni Hashim dhe Beni Mutalib ishin të vendosur që ta mbronin Profetin (s.a.u.s.) me çdo kusht nga kushdo qoftë. Ata u mblodhën te Hifa i Beni Kinanit, për'të studiuar gjendjen aktuale dhe çfarë do të vendosnin lidhur me të.

Për këtë u këshilluan herë pas here, derisa arritën në përfundimin e padrejtë, për të cilin edhe u betuan: u betuan që të mos mernin e të mos jepnin vajza për martesë me fiset Beni Hashim dhe Beni Mutalib; nuk do të blinin asgjë prej tyre dhe nuk do t'u shisnin asgjë atyre; nuk do të rrinin me ta, nuk do të përziheshin me ta, nuk do të hynin në shtëpitë e tyre, nuk do t'u flisnin atyre, nuk do të pranonin kurrë prej tyre paqe dhe nuk do të kishin aspak mëshirë për ta, derisa t'u dorëzonin atyre të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), për ta vrarë. Ata u betuan për zbatimin

e këtij vendimi dhe për këtë shkruajtën një fletë, të cilën e varën brenda Qabes. Ai që e shkruante fletën, ishte Begidh ibn Amir ibn Hashim, të cilin Profeti e mallkoi dhe vërtet, atij iu paralizua dora (thuhet edhe: disa gishta të saj).

Pas këtij vendimi, Benu Hashimët dhe Benu Mutalibët u tubuan në vendbanimin e Ebu Talibit - që të gjithë, myslimanë e jomyslimanë, me përjashtim të Ebu Lehebit. Idhujtarët i ndërprenë të gjitha marrëdhëniet me myslimanët; i ndaluan edhe tregtarët të blinin e të shisnin me ta. Nga rrethimi i egër njerëzit vuajtën shumë.

Erdhi puna deri aty, sa të hanin gjethe pemësh, lëkura kafshësh etj. E keqja dhe varfëria arriti deri atje, saqë dëgjoheshin zërat e grave dhe të fëmijëve që rënkonin nga uria. Atyre nuk mund t'u shkonte asnjë lloj ushqimi, përveçse fshehurazi. Herë-herë Hakim ibn Hizami i çonte ca grurë hallës së vet Hatixhes (r.a.).

Njerëzit që ndodheshin të bllokuar, nuk mund të dilnin nga vendet e tyre e të shkonin gjëkundi, përveçse në muajt, kur ishte e ndaluar lufta. Ata blinin prej varganeve që vinin me drithë nga jashtë, vetëm se njerëzit e Mekës ua rrisnin çmimin që të mos kishin mundësi ta blinin. Megjithëkëtë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vazhdonte me guxim thirrjen për në Islam, sidomos gjatë ditëve të Haxhit, kur fiset arabe vinin nga çdo anë.

## Idhujtarët e heqin fletën dhe bllokadën

Pas tre vjetësh bllokade, deshi Allahu që të merrte fund ajo armiqësi. Prandaj, Ai ua zbuti zemrat pesë vetave nga paria e Kurejshëve që ta hiqnin fletën e varur në Qabe dhe bllokadën. Allahu kishte dërguar krimbin e drurit, i cili kishte ngrënë tërë pjesën e fletës, ku ishte shkruar vendimi për ndërprerjen e marrëdhënieve dhe për vendosjen e bllokadës. Vetëm emri i Allahut të Madhëruar kishte mbetur pa u cënuar.

I pari i pesë kurejshëve ishte Hisham ibn Amr ibn Harith nga fisi Amir ibn Luej. Ai shkoi te Zuhejr ibn Ebu Umeje Mahzumiu, biri i Atikas, hallës së Profetit (s.a.u.s.). Më pas, Hishami shkoi edhe te Mutaim ibn Adji. Më pas, tek Ebu Bahteri ibn Hashimi e pastaj te Zum'a ibn Esuedi. Secilit prej tyre u kujtoi që kishin farefisni dhe afërsi gjaku me myslimanët. I qortoi ata që kishin pranuar bllokadën. Pastaj, i nxiti që ta prishnin vendimin dhe ta grisnin fletën.

Ditën tjetër në mëngjes, kur u hapën vendtubimet e Kurejshëve te Xhamia e Shenjtë, erdhi Zuhejri, i veshur me rroba të bukura. Bëri tauaf rrotull Qabes, pastaj u kthye nga njerëzit dhe u tha:

" O njerëzit e Mekës! Ne hamë bukë dhe veshim rroba, ndërsa fiset Beni Hashim dhe Beni Mutalib janë gati duke vdekur. Ata as nuk shesin dhe as nuk blejnë. Për Zotin, unë nuk do të ulem, derisa të griset ajo fletë me vendimin mizor për ndërprerjen e marrëdhënieve me ta." U ngrit Ebu Xhehli e tha: "Ti gënjen! Për Zotin, ajo fletë nuk do të griset." Zumai: "Ti gënjen më shumë, o Ebu Xhehl, sepse ne nuk kemi dashur të shkruhej, që ditën që ajo u shkrua."

Ebu El Bahteriu: “Drejt flet Zuamaja. Neve, nuk na pëlqen ajo që është shkruar në atë fletë dhe as nuk i afrohemi.” Mut’aim ibn Adji: “Drejt folët të dy. Kush tha ndryshe, gënjeu. Ne shfaqësohemi përpara Allahut nga kjo’fletë dhe nga çfarë është shkruar aty!”

Mut’aimin e mbështeti, gjithashtu edhe Hixham ibn Amru. Përsëri Ebu Xhehli: “Kjo gjë është kurdisur natën dhe ata nuk janë këshilluar këtu për këtë.” Ebu Talibi po rrinte ulur në anë të xhamisë dhe erdhi që t’u tregonte atyre se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kishte thënë se Allahu i kishte dhënë fuqi një krimbi druri që të dëmtonte fletën e tyre. Ai kishte ngrënë tërë pjesën, ku ishte shkruar bllokada, ndërprerja e marrëdhënieve dhe padrejtësia ndaj myslimanëve e kishte lënë aty vetëm emrin e Allahut. Pasi i njoftoi idhujtarët për këtë, Ebu Talibi tha:

“Nëse Muhamedi ka gënjyer për këtë gjë, ne u lëmë të lirë ju, që të bëni çfarë të doni ndaj tij. Ndërsa, po qe se nuk gënjen, atëhërë ju duhet t’i jepni fund ndërprerjes së marrëdhënieve dhe padrejtësisë me ne.” Idhujtarët iu përgjigjën: “Ke thënë të vërtetën.” Fill pas kësaj bisede u çua Mut’aimi për ta grisur atë fletë, por ai pa se atë e kishte ngrënë krimbi i drurit të tërën, përveç “Me emrin tënd, o Allah” dhe kudo tjetër, ku ishte shkruar emri i Allahut. Fjala e Profetit (s.a.u.s.) qe një nga argumentet e Allahut të cilin idhujtarët, e shikuan me sytë e tyre, por, megjithatë ata vazhduan rrugën e tyre drejt humnerës. Pas kësaj ngjarjeje bllokada mbaroi dhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) me gjithë njerëzit që ishin me të zbritën dhe u kthyen në shtëpitë e tyre në Mekë.

## Kurejshët i dërgojnë delegacion Ebu Talibit

Pas heqjes së bllokadës, punët u kthyen ashtu siç ishin më parë. Por, nuk shkoi gjatë dhe pas disa muajsh Ebu Talibi u sëmur. Sëmundja sa vinte e i shtohej dita-ditës. Ebu Talibi i kishte kaluar 80 vjetët e Kurejshët e kuptuan se ai nuk do të ngrihej më nga ajo sëmundje. Për këtë gjë, u këshilluan midis njëri-tjetrit dhe thanë: "Të shkojmë tek Ebu Talibi e t'i themi që të na e dorëzojë djalin e vëllait të vet. Ne kemi frikë se mos ky plak i vjetër vdes dhe po mbeti deri atëherë nën mbrojtjen e tij do të na shajnë arabët e do të thonë:

"E lanë Muhamedin derisa i vdiq xhaxhai dhe pastaj e morën." Pas kësaj bisede, idhujtarët shkuan tek Ebu Talibi dhe i kërkuan që ta ndalonte të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) që të shante zotat e tyre, në mënyrë që t'i linin të lirë atë dhe Zotin e tij. Atëherë, Ebu Talibi e thirri Muhamedin (s.a.u.s.) dhe i tregoi çfarë i kishin thënë idhujtarët e Kurejshët. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha:

*"O xhaxha! Unë i ftoj ata tek një fjalë e vetme, që po ta thonë, do t'u binden tërë arabët dhe të tjerët do t'u paguajnë xhizjen."*

Idhujtarët u zemëruan dhe thanë: "Një fjalë të vetme?!" *"Po."*,- tha Profeti (s.a.u.s.). "Për babanë tënd, - thanë idhujtarët, edhe dhjetë fjalë do t'i pranonim. Po cila është ajo fjalë?" Profeti (s.a.u.s.) u tha: **"Nuk ka zot tjetër përveç Allahut."** Atëherë, idhujtarët u çuan të egërsuar duke shkundur rrobat e veta dhe duke thënë:

**"A mendon ai** (Muhamedi) **t'i bëjë zotat Një Zot?!**
**Vërtet, kjo është shumë e çuditshme."** (38:5)

## Viti i hidhërimit

Ebu Talibit sa vinte e i shtohej sëmundja. Derisa kur ishte çastet e agonisë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) hyri tek ai. Aty gjeti edhe Ebu Xhehlin e Abdullah ibn Umejen. Ai iu drejtua Ebu Talibit:

**"O xhaxha! Thuaj La ilahe il-lAllah** (nuk ka zot tjetër përve Allahut), **që ta marr këtë fjalë si ndërmjetësuese përpara Allahut."** Ebu Xhehli dhe Abdullahu thanë: "O, Ebu Talib! A do të heqësh dorë nga feja e Abdul Mutalibit?" Ebu Xhehli dhe Abdullah ibn Ebi Umeja vazhduan kështu derisa dëgjuan fjalën e fundit të Ebu Talibit. Ai tha: "Në fenë e Abdul Mutalibit." Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha: *"Unë do t'i kërkoj falje Allahut për ty derisa të më ndalohet."* Pastaj, zbriti ajeti:

**"Nuk u takon as Pejgamberit e as besimtarëve që të kërkojnë falje për idhujtarët, edhe në qoftë se ata janë të afërm të tyre, pasi ta kenë të qartë se me të vërtetë, ata (idhujtarët) janë banorë të Xhehenemit."** (9:113) Dhe: **"Ti nuk mund të udhëzosh atë që do ti."** (28:56)

Ebu Talibi vdiq në muajin Rexhep (thuhet edhe në Ramazan). Ishte viti i dhjetë i profetësisë. Gjashtë muaj pasi myslimanët kishin shpëtuar nga bllokada. Vërtet, Ebu Talibi sa jetoi, qe krah dhe mbrojtës i të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), me të cilin u mbrojt thirrja islame nga sulmet e njerëzve të parisë dhe të mendjelehtëve, por ai mbeti në fenë e gjyshërve dhe nuk e arriti tërë mirësinë, që të bëhej mysliman.

Abasi i tha Profetit (s.a.u.s.): "A nuk përfitoi dot xhaxhai yt prej teje?" Profeti (s.a.u.s.) i tha:

*"Ai do të jetë në një cekëtirë prej zjarri e sikur të mos isha unë ai do të ishte në shkallën e fundit të Zjarrit."*

## Hatixhja drejt mëshirës së Allahut

Të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) ende nuk i ishte mbyllur plaga për vdekjen e Ebu Talibit, kur papritur vdes edhe nëna e besimtarëve, Hatixhja (r.a.) në Ramazan, në vitin e dhjetë të Profetësisë. Hatixhja vdiq dy muaj (thuhet edhe: tri ditë) pasi vdiq Ebu Talibi. Ajo ka qenë ndihmëse e çiltër e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) për Islamin.

Ajo e përkrahu shumë të Dërguarin (s.a.u.s.) për përhajen e Zbulesës. Hatixhja flijoi veten e saj dhe pasurinë e saj. Ajo i ndau bashkë me të Dërguarin (s.a.u.s.) mundimet dhe hidhërimet. Profeti (s.a.u.s.) ka thënë:

*"Ajo më besoi mua atëherë, kur njerëzit më mohuan dhe tregoi çiltërinë time, kur njerëzit më përgënjeshtruan. Ajo më bëri ortak në pasurinë e vet, kur njerëzit ma ndaluan dhe Allahu më dhuroi fëmijën e saj e nuk më dha fëmijë nga të tjerat veç saj."*

Hatixhja ishte e virtytshme. Është treguar se një herë engjëlli Xhebrail i erdhi Profetit (s.a.u.s.) dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Po vjen tek ti Hatixhja. Ajo ka me vete një enë me yndyrë, me gjellë a me pije. Kur të vijë, jepi "Selam!" nga Zoti i saj, përgëzoje se do të ketë një shtëpi në Xhenet prej kallami, ku nuk do të ketë as uri, as lodhje."

Profeti (s.a.u.s.) e përmendte shpesh Hatixhen dhe i lutej Allahut që ta mëshironte. Sa herë që e përmendte

atë, kishte mall e dhembshuri. Kur therte ndonjë dele, u dërgonte një pjesë të afërmve të saj. Hatixheja kishte shumë virtyte.

## Hidhërimet shtohen

Pas vdekjes së Ebu Talibit, xhaxhait dhe Hatixhes, bashkëshortes të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) iu sulën edhe më keq idhujtarët dhe e mbuluan atë me mundime. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) prekej shumë nga gjithçka që i ndodhte, edhe po të ishte ajo më e lehtë dhe më e vogël nga ajo që kishte kaluar.

Një nga mendjelehtët e fisit Kurejsh i hodhi dhè në kokë Profetit (s.a.u.s.). Njëra nga vajzat e tij ia lau kokën e qau, por ai i tha:

*"Mos qaj moj bijë, mos qaj! Allahu do ta mbrojë babanë tënd!"*

Në një bisedë tjetër, Profeti (s.a.u.s.) ka thënë:

*"Kurejshët nuk arritën të më bëjnë asgjë të keqe, derisa qe gjallë Ebu Talibi."*

## **Profeti martohet me Seuden dhe Aishen** (s.a.u.s.)

Në muajin Sheual, pas muajit që vdiq Hatixhja (r.a.) Profeti (s.a.u.s.) u martua me Seuden, bijën e Zumuas. Më parë Seudja ishte martuar me djalin e xhaxhait të saj, që quhej Sakran ibn Amru (r.a.). Sakrani dhe Seudja kanë qenë nga myslimanët e parë, të cilët mërguan për në Habeshe. Kur u kthyen përsëri në Mekë, Sakran ibn Amru vdiq.

Pasi kaloi koha[19] e pritjes, ajo u martua me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Ndërsa martesa e Profetit (s.a.u.s.) me Aishen u bë në muajin Sheual, por një vit pas martesës me Seuden. Profeti (s.a.u.s.) e bëri aktin e martesës me Aishen në Mekë,[20] kur ajo ishte gjashtë vjeç dhe e bëri për grua në Medine në muajin Sheual, në vitin e parë të emigrimit, kur ajo ishte nëntë vjeç. Ajo ishte më e dashura nga të gjitha gratë e tjera për Profetin (s.a.u.s.) dhe më e zgjuara nga gratë e Ymetit (Bashkësisë Islame). Aishja kishte shumë cilësi të mira dhe virtyte të larta.

### I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) në Taif

Në gjendjen e vështirë që po kalonte, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vendosi të shkonte në Taif, me shpresë se atje do t'i përgjigjeshin Thirrjes së tij, ose se do ta strehonin e do ta ndihmonin. Prandaj, u nis për atje më këmbë. Mori me vete edhe skllavin e vet, Zejd ibn Harithin. Gjatë rrugës, sa herë që kalonte pranë ndonjë fisi, i ftonte njerëzit për në Islam. Kështu veproi, derisa mbërriti në Taif. Atje qëndroi tek tre vëllezër, që ishin kryetarët e fisit Thekif. I thirri ata për në Islam dhe kërkoi që ta ndihmonin për shpalljen e Islamit. Mirëpo, ata nuk iu përgjigjën thirrjes së tij, përkundrazi iu kundërvunë shumë keq kërkesës së tij.

[19] Koha e pritjes: sipas Islamit gruaja është e detyruar të presë 4 muaj e 10 ditë pas ndarjes nga burri i parë ose pas vdekjes së tij, që të martohet sërish. (shënim i përkthyesit)

[20] Ndërkohë Aishja rrinte në shtëpinë e të jatit, Ebu Bekrit. Profeti (s.a.u.s.) pati marrëdhëniet e para martesore me të në Medine.

Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i la ata dhe shkoi tek të tjerët. I thirri edhe ata të pranonin Islamin e ta ndihmonin. Kështu, Profeti (s.a.u.s.) shkonte nga njëri kryetar fisi tek tjetri, duke u folur të gjithë pjesëtarëve të parive të atyre fiseve. Ai vazhdoi t'i thërriste për në Islam 10 ditë, por asnjëri nuk iu përgjigj. Përkundrazi, i thanë:

"Largohu nga vendi ynë!" Pastaj, atë e sulmuan të rinjtë, mendjelehtët e skllevërit e tyre. Profeti (s.a.u.s.) u përgatit për të dalë që andej. Kur po dilte ata qëndruan ndaj tij në dy rreshta dhe e shanë, e fyen dhe e goditën me gurë, derisa ia gjakosën këmbët dhe iu mbushën sandalet me gjak. Pranë tij ishte dhe Zejd ibn Harithi (Allahu qoftë i kenaqur me të!), që me trupin e vet e mbronte të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Por edhe ai u dëmtua në kokë.

Kështu vazhduan duke e sulmuar dhe duke e sharë të Dërguarin e Allahut, derisa arritën te kopshti i Utbesë e Shejbesë, që ishin djemtë e Rebias, rreth pesë kilometra larg Taifit dhe hyri aty. Ata që e goditën u kthyen e ikën.

Profeti (s.a.u.s.) u ul në hijen e një hardhie dhe u mbështet te një mur. U prek shumë në veten e tij nga ajo që i bënë. Në atë kohë bëri lutjen e njohur:

*"O Allah! Tek Ti ankohem për pafuqishmërinë time, për naivitetin tim dhe pamundësinë për të përballuar sulmet e përçmimet e njerëzve. O Mëshirues i mëshiruesve, Ti je Mbrojtësi i të dobtëve, Ti je Zoti im, në dorë të kujt po më lë Ti mua? Mos më lër në dorën e të huajve, të cilët më pritën armiqësisht. Nëse Ti nuk je i zemëruar me mua, unë nuk shqetësohem. Por, falja Jote është më e mirë për mua. Mbështetem në dritën e fytyrës Sate, që ka ndriçuar errësirat dhe ka rregulluar punët e kësaj bote dhe të Botës tjetër, që të mos bjerë mbi mua zemërimi Yt. Ti ke në dorë gjithçka; më*

*bëj që të veproj ashtu siç kënaqesh Ti, sepse s'mund të bëhet asnjë lëvizje dhe ska fuqi për asgjë veçse me vullnetin Tënd!"*

Dy djemve të Rebias, iu dhimbs Profeti (s.a.u.s.), kur e panë në atë gjendje. I dërguan skllavin e tyre të krishterë, Adasin, me një bistak rrush. Kur Profeti (s.a.u.s.) zgjati dorën për ta marrë bistakun e rrushit tha:

*"Bismil-lah* (Me emrin e Allahut)" dhe e hëngri. Adasi i tha: "Këtë fjalë nuk e thonë njerëzit e këtij vendi." *"Prej cilit vend je ti dhe çfarë feje ke?"*,- e pyeti Profeti (s.a.u.s.).

"Jam i krishterë nga Nejneuiu."

*"A je nga fshati i atij burrit të mirë, Junus ibn Metaut?"*

"Ku e di ti se çfarë ka qenë Junus ibn Metau?"

"*Ai është vëllai im. Ai ishte profet dhe unë jam profet."* Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) i këndoi historinë e Junusit nga Kurani dhe siç thuhet, Adasi u bë mysliman.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) doli nga kopshti dhe u nis për në Mekë, i mërzitur dhe i hidhëruar. Kur mbërriti në Karrnul Menazil, i bëri hije një re. Në re ishte meleku Xhebrail me melekun e maleve. Profeti (s.a.u.s.) ngriti kokën lart dhe Xhebraili i tha: "*Allahu të ka dërguar ty melekun e maleve, që ti ta urdhërosh atë për çfarë të duash!"* Meleku i maleve e përshëndeti Profetin (s.a.u.s.) me "Selam!"[21] dhe i tha: *"O Muhamed! Ja ku jam! Kërko ç'të duash! Në qoftë se do ti, unë i bashkoj malet e Mekës (malin e Ebu Kubejsit dhe malin tjetër, që është përballë tij)."* Profeti (s.a.u.s.) i tha: *"Jo! Unë shpresoj që Allahu të nxjerrë nga pasardhësit e atyre që më kundërshtuan njerëz, që do të adhurojnë vetëm Allahun e nuk do t'i bëjnë Atij shok."*

---

[21] E përshëndeti me "Selam!" - i tha es-Selamu alejkum! (shënim i përkthyesit)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e kuptoi, se do t'i vinte ndihma nga Allahu. Ai vazhdoi rrugën për në Mekë. Kur mbërriti në Nahle, qëndroi disa ditë. Gjatë kësaj kohe Allahu i dërgoi një grup xhindesh. Ato iu afruan dhe dëgjuan Kuranin, kur Profeti (s.a.u.s.) po këndonte në këmbë, gjatë namazit që po falte me shokët e vet. Pasi Profeti (s.a.u.s.) mbaroi faljen e namazit, xhindet u kthyen te gjindja e tyre për ta paralajmëruar gjindjen për dënimin e Allahut. Xhindet, që dëgjuan këndimin e Kuranit, i besuan Profetit (s.a.u.s.). Profeti (s.a.u.s.) nuk e kuptoi se xhindet po e dëgjonin, kur këndoi Kuran. Më pas, Profetit (s.a.u.s.) i zbritën nga Allahu disa ajete nga surja "El Ahkaf' dhe disa ajete nga surja "El Xhin", që flasin për këtë ngjarje.

Pasi qëndroi ca ditë aty, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), u largua nga Batni Nahli dhe vijoi rrugën për në Mekë. Ai shpresonte prej Allahut ta ndihmonte dhe t'i gjente rrugëdalje. Ai kishte frikë se i bënin keq Kurejshët dhe se mos e zinin atë befasisht me dhunë. Prandaj deshi që të parapërgatitej për këtë. Kur iu afrua Mekës, qëndroi në Malin Hira dhe dërgoi një burrë tek Ahnes ibn Sheriku, që ta merrte në mbrojtje. Mirëpo Ahnesi kërkoi ndjesë, sepse ai ishte aleat i kurejshëve: "Aleati nuk mund të marrë në mbrojtje atë njeri, që ka armiqësi me mikun.",- i ktheu përgjigje. Profeti (s.a.u.s.) dërgoi fjalë te Suhejl ibn Amru, por edhe ai kërkoi falje, sepse ishte prej fisit Beni Amir ibn Lueji e njerëzit e atij nuk e merrnin në mbrojtje kundërshtarin e fisit Beni Ka'b ibn Luejit. Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi fjalë te Mutaim ibn Adji, që ishte nga fisi Beni Neufil ibn Abdi Menaf, vëllai i Hashim ibn Abdu Menafit, gjyshit të Profetit (s.a.u.s.). Në atë kohë Abdu

Menafi ishte shtëpia më e lartë në fisin Kurejsh. Mutaimi u përgjigj: “Po.” Ai u armatos me gjithë djemtë dhe i dërgoi fjalë të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) të vinte në Mekë. Profeti (s.a.u.s.) erdhi dhe hyri në Xhaminë e Shenjtë, bëri tauaf rrotull Qabes, fali dy rekatë namaz dhe shkoi në shtëpinë e vet. Mutaim ibn Adji dhe djemtë e tij e kishin rrethuar të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) për ta mbrojtur. Mutaimi e kishte thënë hapur edhe më parë te Kurejshët se ai e kishte marrë në mbrojtje Muhamedin. Kurejshët e pranuan që Muhamedi të ishte nën mbrojten e Mutaimit.

## Idhujtarët polemizojnë dhe kërkojnë argumente

Pjesë e polemikave, që idhujtarët zhvilluan me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) ishte kërkesa që ai t’u sillte argumente. Këtë e bënin për hakmarrje. Kjo ndodhte shpesh dhe në kohë të ndryshme. Njëherë u mblodhën në Xhaminë e Shenjtë, u këshilluan me njëri-tjetrin dhe pastaj i dërguan fjalë të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) që paria e gjindjes së tij ishte mbledhur që të flisnin me të. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i jepte rëndësi futjes së tyre në Islam. Kjo përmendet edhe në Kuran: **“A thua ti do ta shkatërrosh veten nga hidhërimi prej tyre, nëse ata** (idhujtarët) **nuk i besojnë këtij ligjërimi** (Kuranit)**?”** (18:6)

Ai shkoi menjëherë tek ata, sepse shpresonte që ata do të bëheshin myslimanë. Kur shkoi, ata i thanë: “Ti na ke thënë se të dërguarit kanë shenjë, se Musai kishte shkopin, Themudi kishte devenë dhe Isai ngjallte të vdekurit. Na e sill edhe ti ndonjë shenjë si të dërguarit e parë!”

Idhujtarët mendonin se nga vetitë e të Dërguarve të Allahut ishte se ata kishin aftësi të bënin çudira e mrekulli, kur të donin, ashtu siç kanë mundesi tërë njerëzit për të kryer punët e tyre të zakonshme. Prandaj, i propozuan Profetit (s.a.u.s.) që t'ua kthente atyre Safanë[22] në flori, t'ua bënte malet fusha, ku të rridhnin lumenj, ose të ringjallte prindërit e tyre që të dëshmonin se ai ishte i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Për këtë Allahu ka thënë:

**Ata thanë: "Nuk të besojmë ty** (o Muhamed)**, derisa të na nxjerrësh prej tokës burime. Ose (nuk të besojmë derisa) të kesh kopshte me hurma e me rrush e të bësh që të rrjedhin vazhdimisht lumenj në to. Ose** (nuk të besojnë derisa) **të bjerë mbi ne qielli copa-copa, ashtu si po mendon ti** (se do të na dënojë Zoti)**, ose të na i sjellësh Allahun dhe engjëjt para nesh. Ose** (nuk të besojmë derisa) **të kesh një shtëpi prej ari, ose të ngjitesh lart në qiell, po ne nuk të besojmë për ngjitjen tënde, derisa të na sjellësh libër që ta lexojmë."** (17. 90-93).

Idhujtarët thanë se do të bëheshin myslimanë, nëse Profeti (s.a.u.s.) do t'ua sillte ato që i kërkuan atij. Për këtë Allahu ka thënë:

**"Ata** (idhujatarët) **u betuan me një betim të fortë në Allahun se, në qoftë se u vjen atyre ndonjë mrekulli, do ta besojnë..."** (6:109)

Profeti (s.a.u.s.) iu lut Allahut që t'ua tregonte gjërat që kërkuan. Atëherë, erdhi Xhebraili dhe e la Profetin (s.a.u.s.) të zgjidhte: ose Allahu t'ua jepte atyre gjithçka kërkuan, por atë që do ta mohonte Allahun pas kësaj ta dënonte si askënd në botë; ose, Allahu t'ua hapte atyre portën e

[22] Safa - mal në Mekë. (shënim i përkthyesit)

pendimit dhe të mëshirës. Profeti (s.a.u.s.) i tha Xhebrailit: *"Unë them që Allahu ta lërë hapur portën e pendesës dhe të mëshirës."* Kur Profeti (s.a.u.s.) mendoi kështu, Allahu i Madhëruar i zbriti ajetin, ku u jepet përgjigje idhujtarëve për propozimet e tyre:

**"Thuaj:** "(O Muhamed): **"Subhanallah** (larg të metave është Allahu), **a mos jam unë tjetër përveç se njeri i dërguar?"** (17:93)

Kuptimi i ajetit është: Unë nuk kam mundësi të bëj gjëra të jashtëzakonshme dhe mrekulli, sepse fuqinë për gjëra të tilla e ka vetëm Allahu i Madhëruar, i Cili nuk ka asnjë shok ose ortak në fuqinë e Vet. Unë jam njeri, ashtu siç jeni edhe ju e nuk kam mundësi të bëj mrekulli, ashtu siç nuk keni mundësi as ju. Por, ajo që më dallon mua nga ju është se jam i Dërguar i Allahut e më zbret Zbulesa, kurse ju nuk jeni të dërguar dhe nuk ju zbret gjë.

Pra, dijeni se ato që kërkuat nga unë, nuk janë në dorën time dhe as në mundësinë time, ato janë në dorë të Allahut; po të dojë Ai, ua shfaq juve atë që kërkuat dhe mua më forcon me to ndaj jush; po të dojë Ai, ua vonon e nuk ua shfaq tani, sepse mund të jetë më mirë për ju. Allahu e përforcoi këtë përgjigje në suren "En'am": **Thuaj: "Çështja e atyre mrekullive është tek Allahu. E ku e dini ju, ndoshta, kur** (mrekullitë) **të vijnë, idhujtarët nuk do t'i besojnë."** (6:109)

Kjo do të thotë se profetët dhe të dërguarit e Allahut nuk janë ata që sjellin gjërat e jashtëzakonshme dhe mrekullitë, por është Allahu, Ai që i sjell ato. Allahu i shfaq mrekullitë në duart e profetëve dhe të të dërguarve si respekt për ta dhe si përforcim për profetësinë dhe mesazhin e tyre. Allahu u tregoi idhujtarëve se edhe po t'ua tregonte ato çka kërkuan,

idhujtarët përsëri nuk do ta besonin, megjithëse u betuan shumë. Për këtë Allahu ka thënë:

**"E, edhe sikur t'ju zbritnim Ne atyre engjëjt, t'ju flisnin të vdekurit, të ngjallnim gjithçka përpara tyre, ata nuk do të besonin, vetëm në qoftë se donte Allahu, por shumica e tyre nuk e dinë (se besimi është dhuratë nga Allahu)."** (6:111) Dhe: **"Po sikur të kishte ndonjë Kuran që të bënte të ecnin malet, të plasej toka, të flisnin të vdekurit?" Jo, (ata nuk besojnë) se e tërë çështja i takon vetëm Allahut. A nuk e kanë të qartë ata që besuan se, sikur të donte Allahu, do t'i drejtonte në rrugë të drejtë të gjithë njerëzit."** (13:31)

Në ajete të tilla Allahu i Madhëruar tregoi një ligj nga ligjet e Veta: "Në qoftë se njerëzit kërkojnë ndonjë shenjë të caktuar e pasi të jepet ajo nuk i besojnë asaj, dënohen pa u vonuar." E, ligji i Allahut nuk ndryshon e nuk zëvendësohet asnjëherë. Allahu e dinte se shumica e Kurejshëve do të besonin më vonë, prandaj nuk ua solli shenjat që ata propozuan.

## Hëna ndahet më dysh

Kur Kurejshët e panë se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) nuk iu përgjigj me shenjat që i propozuan, menduan se të vazhdonin t'i kërkonin shenja atij do të ishte mjeti më i mirë për ta mposhtur atë dhe për ta bërë të heshtte. Kështu do të bindnin njerëzit se Muhamedi ishte shpifës dhe jo i dërguar. Prandaj, ata ndërmorën një hap tjetër. Vendosën që t'i kërkonin Profetit (s.a.u.s.) një mrekulli që ta vendoste ai vetë, duke shpresuar që mrekullia të mos

ndodhte. Kështu njerëzit do të shikonin paaftësinë e tij dhe nuk do ta besonin. Erdhën dhe i thanë: "A mund të na tregosh ndonjë shenjë, që ne të kuptojmë se ti je i Dërguari i Allahut?" Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i kërkoi Zotit të vet që t'u tregonte atyre ndonjë shenjë. Allahu i Madhëruar ua ndau atyre Hënën në dy pjesë: njëra pjesë u duk sipër malit të Ebu Kubejsit, ndërsa tjetra më poshtë; midis dy pjesëve të Hënës u duk mali Hira. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u tha atyre: *"Dëshmoni!"*

Kurejshët e shikuan krejt qartë këtë mrekulli dhe për një kohë të gjatë mbetën gojëhapur, por përsëri nuk besuan, madje, thanë: "Kjo është magjia e Ebu Kebishes. Vërtet, Muhamedi na bëri magji neve." Mirëpo u çua një burrë dhe tha: "Në qoftë se Muhamedi u ka bërë magji juve, ai nuk mund që t'u bëjë magji të gjithë njerëzve. Prandaj prisni, derisa t'ju vijnë udhëtarë." Erdhën udhëtarët në Mekë dhe Kurejshët i pyetën për hënën e ndarë më dysh. Ata u përgjigjën: "Po, e kemi parë." Megjithë këtë Kurejshët vazhduan në mosbesimin e tyre dhe shkuan pas dëshirave të tyre.

Ndarja e hënës më dysh erdhi si një parapërgatitje për një shenjë edhe më të madhe. Ajo ishte Israja dhe Miraxhi. Shikimi i hënës, që ndahet në dy pjesë me syrin e vërtetë, e bën edhe më të lehtë për mendjet pranimin e Israsë dhe të Miraxhit. Sidoqoftë, Allahu e di më mirë.

## Israja dhe Miraxhi

Israja është udhëtimi që Muhamedi (s.a.u.s.) bëri brenda një nate prej Mekës deri në Shtëpinë e Shenjtë.[23] Miraxh është ngjitja e tij, po atë natë në botën e lartë qiellore. Këtë udhëtim Profeti (s.a.u.s.) e ka bërë me trupin e tij të nderuar dhe me shpirtin e tij të pastër. Israja është përmendur në Kuran, në suren "Isra". Allahu thotë:

**"Larg të metave është Ai, që e kaloi robin e vet në një pjesë të natës prej Mesxhidil Haramit** (Qabes) **gjer në Mesxhidil Aksa** (Bejtul Mekdis), **rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar** (ia bëmë këtë udhëtim Muhamedit)**, për t'i treguar atij disa nga argumentet tona. Vërtet, Ai** (Allahu) **është Dëgjuesi** (i fjalëve të Muhamedit), **Shikuesi** (i punëve të Muhamedit)." (17:1)

Sipas disa dijetarëve Miraxhi është përmendur në suren "En Nexhm", prej ajetit të shtatë deri në ajetin tetëmbëdhjetë. Dijetarë të tjerë kanë thënë se në këtë ajet nuk është përmendur Miraxhi, por diçka tjetër. Dijetarët islamë kanë mendime të ndryshme për kohën kur ka ndodhur Israja dhe Miraxhi. Disa kanë thënë se ka ndodhur në vitin, kur Muhamedi (s.a.u.s.) u bë profet. Dikush ka thënë se është bërë në vitin e pestë të profetësisë. Eshtë thënë edhe se kjo mrekulli ka ndodhur më 27 të muajit Rexhep, në vitin e 10-të të profetësisë. Dikush ka thënë që ka ndodhur më 17 të Ramazanit, në vitin e 12-të të profetësisë. Sipas një mendimi tjetër kjo ka ndodhur në Muharrem; dikush tjetër ka thënë, më 17 të Rabiul Euelit, në vitin e trembëdhjetë të profetësisë.

---

[23] Shtëpia e Shenjtë (Bejtul Mekdis) - xhamia "Aksa", në' Palestinë. (shënim i përkthyesit)

Sipas versioneve të vërteta, ngjarja ndodhi kështu: Xhebraili erdhi në Mesxhidi Haram, me një kafshë pak më të madhe se gomari dhe më të vogël se mushka. Kafsha e hidhte thundrën aq sa mund të arrijë shikimi i njeriut. Profeti (s.a.u.s.) i hipi asaj dhe bashkë me Xhebrailin vajtën te Shtëpia e Shenjtë. E lidhën kafshën aty, ku e kishin lidhur edhe Profetët e tjerë. Pastaj Profeti (s.a.u.s.) hyri në xhami dhe fali 2 rekatë namaz dhe u bë imam i të gjithë profetëve të tjerë. Pastaj Xhebraili i solli një enë me verë dhe një enë me qumësht dhe i la Profetit (s.a.u.s.) të zgjidhte. Profeti (s.a.u.s.) zgjodhi qumështin dhe Xhebraili i tha:

*"Zgjodhe të natyrshmen. Ti dhe Ymeti*[24] *yt u udhëzuat për në rrugë të drejtë. Sikur të kishe marrë verën, do ta kishe çuar në humbje tërë Ymetin tënd."*

Profeti (s.a.u.s.) me Xhebrailin u ngjitën për në qiellin e kësaj bote. Xhebraili kërkoi të hapej dera. Dera u hap dhe Profeti (s.a.u.s.) pa Ademin, babanë e njerëzimit. E përshëndeti atë me "Selam!". Ai ia ktheu përshëndetjen dhe e mirëpriti me shumë respekt dhe pranoi se Muhamedi ishte Profet. Në të djathtë ishin ca hije, të cilat, kur Profeti (s.a.u.s.) i shikonte, qeshnin; këta ishin shpirtrat e të gëzuarve. Në të majtë ishin ca hije, që, kur i shikonte, qanin; këta ishin shpirtrat e atyre që kishin bërë atë, që nuk duhej ta bënin.

Pastaj u ngjitën në qiellin e dytë. Xhebraili kërkoi t'u hapeshin dyert dhe ato iu hapën. Aty Profeti (s.a.u.s.) pa Jahjanë, birin e Zekeriasë dhe Isanë, birin e Merjemes, nënat e të cilëve ishin motra. I përshëndeti me "Selam!" dhe ata ia kthyen përshëndetjen, e pritën shumë mirë dhe pranuan se Muhamedi ishte Profet.

---

[24] Ymeti - Bashkësia Islame. (shënim i përkthyesit)

Pastaj u ngjit në qiellin e tretë Profeti (s.a.u.s.) takoi Jusufin, të cilit i ishte dhënë gjysma e bukurisë (që i është dhënë Pejgamberit tonë). E përshëndeti me "Selam!". Ai ia ktheu përsëndetjen, e priti shumë mirë dhe pranoi se Muhamedi ishte Profet.

Pastaj u ngjit në qiellin e katërt Profeti (s.a.u.s.) takoi Idrisin. E përshëndeti me "Selam", ai ia ktheu përshëndetjen, e priti shumë mirë dhe pranoi se Muhamedi ishte Profet.

Pastaj u ngjit në qiellin e pestë Profeti (s.a.u.s.) takoi Harunin, birin e Imranit (s.a.u.s.), e përshëndeti edhe atë me "Selam!". Ai ia ktheu përshëndetjen, e priti shumë mirë dhe pranoi se Muhamedi ishte Profet. Pastaj u ngjit në qiellin e gjashtë, Aty Profeti (s.a.u.s.) u takua me Musanë, birin e Imranit (paqja qoftë mbi të!). E përshëndeti me "Selam!". Ai ia ktheu përshëndetjen, e priti shumë mirë dhe pranoi se Muhamedi ishte Profet. Kur Profeti (s.a.u.s.) e kaloi qiellin, ku ishte Musai (paqja qoftë mbi të!), Musai qau. Dikush nga melekët i tha:

"Përse po qan?" "Qaj,- tha Musai, sepse nga ymeti i një djali, që u dërgua profet pas meje, do të hyjnë në Xhenet më shumë sesa nga ymeti im." Pastaj Xhebraili me Profetin Muhamed (s.a.u.s.) u ngjitën në qiellin e shtatë. Atje Profeti (s.a.u.s.) takoi Ibrahimin (paqja qoftë mbi të!). E përshëndeti me "Selam!". Ai ia ktheu përshëndetjen, e priti shumë mirë dhe pranoi që Muhamedi ishte Profet. Ibrahimi e kishte mbështetur shpinën te "Bejtul Ma'muri", ku hyjnë çdo ditë shtatëdhjetë mijë melekë. Ata hynin aty një herë të vetme. Më pas, Profeti (s.a.u.s.) u ngjit tek Sidretul Munteha (Pema e Vetmuar). Gjethet e saj ishin si veshë elefanti, frutat e saj si shtamba të mëdha. Aty erdhi një dyshek prej ari.

Me urdhrin e Allahut, Pemën e mbuloi diçka e çuditshme. Ajo ndryshoi krejtësisht e asnjë krijesë e Allahut nuk mund ta përshkruajë bukurinë e saj.

Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) u ngjit drejt Allahut të Madhëruar. U afrua tek Ai dy kutë a më shumë. Dhe, Allahu i shpalli robit të Vet. I caktoi detyrë atij dhe Ymetit të tij pesëdhjetë namaze, në një ditë dhe natë. Profeti (s.a.u.s.) u kthye nga Musai (paqja qoftë mbi të!). Ky e pyeti: "Për çfarë të urdhëroi Zoti yt?" Ai i tha: **"Më urdhëroi të fal pesëdhjetë namaze."** Musai i tha: "Ymeti yt nuk ka mundësi ta kryejë këtë detyrë. Prandaj kthehu te Zoti yt dhe kërkoji që t'i pakësojë." Profeti (s.a.u.s.) u kthye nga Xhebraili, i cili ia bëri me shenjë të shkonte, në qoftë se dëshironte. Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) u kthye tek Allahu dhe Ai ia zbriti dhjetë namaze. Pastaj Profeti (s.a.u.s.) kaloi nga Musai (paqja qoftë mbi të!) dhe ky e pyeti. Profeti (s.a.u.s.) i tregoi, por Musai i bëri përsëri shenjë që të kërkonte prapë prej Allahut pakësim të namazeve.

Kështu, vazhdoi Profeti (s.a.u.s.) duke shkuar nga Musai tek Allahu i Madhëruar, derisa Allahu i caktoi pesë namaze. Më pas Profeti (s.a.u.s.) kaloi përsëri nga Musai (s.a.u.s.), i cili i bëri shenjë përsëri që të shkonte tek Allahu dhe t'i kërkonte edhe më pakësim të namazeve. Musai tha: "Unë i kam provuar Benu Israilët për detyra edhe më të lehta se pesë namazet, por u treguan të dobët dhe i braktisën." "Kam turp nga Zoti im t'i kërkoj të m'i pakësojë edhe më namazet,- i tha Profeti (s.a.u.s.). Jam i kënaqur dhe i bindur." Pasi, Profeti (s.a.u.s.) u largua, iu bë thirrje nga Allahu: "E kam caktuar përfundimisht detyrën për ju. Ua kam lehtësuar robve të mi detyrën fetare. Unë i caktova atyre të falin pesë namaze në një ditë dhe natë, por

shpërblimin do ta kenë sa për pesëdhjetë. Fjala ime nuk ndryshohet më!"

Profeti (s.a.u.s.) u kthye brenda asaj nate në Mekë. Në mëngjes i njoftoi njerëzit për çfarë i kishte treguar Allahu nga argumentet e Tij të mëdha. Mirëpo, idhujtarët e përgënjeshtruan edhe më shumë dhe i shtuan mundimet e fyerjet ndaj tij. Dikush prej tyre fishkëllente, e dikush vinte dorën në kokë duke shprehur çudi dhe mospranim për atë që dëgjuan. Disa të tjerë shkuan tek Ebu Bekri dhe i thanë çfarë u kishte treguar Profeti (s.a.u.s.). Ebu Bekri u tha: "Nëse Profeti ka thënë ashtu, është plotësisht e vërtetë."

- A e beson ti këtë?,- iu kthyen ata.

- Unë i besoj atij për gjëra edhe më larg mendjes se kjo. Unë i besoj atij për Zbulesën që i vjen nga qielli mëngjes e mbrëmje. Atëherë, Ebu Bekri u quajt "Es Siddik" (që është shumë i çiltër). Femohuesit nisën ta provonin Profetin (s.a.u.s.). Ata i kërkuan që t'ua tregonte pamjen e Shtëpisë së Shenjtë, të cilën ai nuk e kishte parë kurrë më parë. Allahu ia çeli pamjen e ai filloi t'u tregonte atyre për të. Ai ua përshkroi atyre xhaminë derë për derë dhe vend për vend. Kështu, ata nuk mundën ta përgënjeshtronin prandaj thanë: "Përsa i përket përshkrimit, tha të vërtetën."

Idhujtarët e pyetën Muhamedin (s.a.u.s.) për një vargan, që do të vinte nga Shami dhe ai ua tregoi me saktësi numrin e deveve që ishin në atë vargan, për kohën kur do të vinte vargani në Mekë dhe devenë që ecte përpara. Dhe ashtu qe vërtet, por idhujtarët nuk deshën tjetër veç mohimit. Në mëngjes erdhi Xhebraili dhe i mësoi të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) mënyrën e faljes së pesë namazeve dhe kohët e tyre. Më parë namazi ka qenë dy rekatë në mëngjes dhe dy rekatë në mbrëmje.

## Islami u shpallet fiseve dhe individëve

Pasi Allahu e urdhëroi që të bënte thirrjen për në Islam hapur, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e bëri zakon, që, në kohën e Haxhit dhe gjatë ditëve kur arabët kishin panairet e tyre, të shkonte te fiset e tyre dhe t'i ftonte në Islam.

Në kohën e Padituurisë (para Islamit), ndër tregjet e arabëve, tre që ndodheshin afër Mekës, ishin më të famshëm: Ukadhi, Mixheni dhe Dhul Mexhazi. Ukadhi ishte fshat. Ai ndodhej midis Nahles dhe Taifit.

Aty arabët bënin tregti që në fillim të muajit Dhul Ka'de e deri në ditën e njëzetë të atij muaji. Pastaj shkonin në Mixhen dhe bënin tregti deri në fund të muajit Dhul Ka'de. Mixheni është në luginën Merrudhdhahram, poshtë Mekës. Dhul Mexhazi ndodhet prapa malit të Arafatit, pra, prapa "Xhebelurr Rrahme" (Malit të Mëshirës). Atje, arabët ngrinin tregjet qysh në fillim të muajit Dhul Hixhxhe e deri në ditën e tetë të atij muaji. Pastaj, merreshin me detyrat e Haxhit.

Disa nga ata, të cilëve i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kërkoi që ta strehonin dhe ta ndihmonin, ishin: Benu Amir ibn Sa'saa, Benu Meharib ibn Hafsa, Benu Fizare, Gassan, Murreh, Benu Hanefije, Benu Selim, Benu Abes, Benu Nasir, Benu al Bikai, Kindeh, Kelib, Benu Harith ibn Ka'b, Adhrah, Hadharimah. Mirëpo ata nuk iu përgjigjën kërkesës së tij. Mënyrat se si ia kthyen, ishin të ndryshme. Dikush, nuk pranoi me të mirë. Dikush vuri si kusht që, po të pranonte ta strehonte dhe ta ndihmonte, të ishte udhëheqës pas tij. Dikush tjetër tha: "O Muhamed! Familja dhe të afërmit të njohin më mirë ty, prandaj nuk të kanë ardhur pas." Dikush tjetër ia ktheu shëmtuar.

Ndër të gjithë Benu Hanifët, ithtarët e Musejlme Kedhabit qenë më të këqinjtë (nga ata që refuzuan).

**Besimtarët që nuk ishin nga Meka**

Atëherë, kur thirrja për në Islam po kalonte kohë të vështirë në Mekë, Allahu i Madhëruar kishte vendosur që të besonin disa burra, që nuk ishin vendës. Ata burra ishin si një grimcë shprese, që ndriçoi errësirën e dëshpërimit. Nga ata janë:

Suejd ibn Samiti. Ishte poet i zgjuar; banonte në Jethrib (Medine) dhe quhej El Kamil (i Ploti), për nderin e tij dhe për poezinë e tij. Suejdi erdhi në Mekë për Haxh ose për Umre dhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e ftoi për në Islam. Suejdi i paraqiti të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) urtësitë e Lukmanit, kurse i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i paraqiti atij Kuranin. Ai u bë musliman dhe tha: kjo fjalë është e mirë, Ai u vra në një luftë që ndodhi mes fisit Ous dhe Hazrexh në ditën e Biathit.

Iljas ibn Muadhi. Ishte një djalë i ri nga banorët e Jethribit. Erdhi në Mekë në fillim të vitit 11-të të Profetësisë, me një delegacion të fisit Eus, që kërkonin të bëheshin aleatë me Kurejshët kundër fisit Hazrexh. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shkoi tek ata, i ftoi për në Islam dhe u lexoi pjesë nga Kurani. Atëherë, Iljasi tha: Për Zotin, ky Kuran është më i mirë se ajo që thoni ju." Në atë çast, Ebu Hajsiri, njëri nga anëtarët e delegacionit, i hodhi dhè në fytyrë Iljasit dhe i tha: "Na lër rehat! Ne kemi ardhur këtu për tjetër gjë." Iljasi heshti. Pasi u kthyen në Jethrib, nuk vonoi shumë dhe ai vdiq. Por, para se të vdiste, Iljasi

thoshte vazhdimisht La ilahe il- lallah, Allahu Ekber, el hamdu lil-lah, subhanallah. Kështu që njerëzit e fisit të tij u bindën se ai vdiq mysliman.

Ebu Dherr el Gifariu. Ai mori vesh se Muhamedi (s.a.u.s.) ishte profet i dërguar nga Allahu, kur Suuejd ibn Samiti dhe Iljas ibn Muadhi e përqafuan Islamin. Prandaj, Ebu Dherri dërgoi vëllanë e vet në Mekë, që të shikonte si qëndronte e vërteta dhe pastaj të kthehej e ta njoftonte. Vëllai i tij shkoi në Mekë dhe u kthye, por nuk solli gjë. Atëherë Ebu Dherri u nis vetë. Shkoi në Mekë e hyri në Xhaminë e Shenjtë. Aty qëndroi rreth një muaj. Pinte ujë Zemzemi, i cili i zëvendësonte edhe bukën edhe ujin. Ai nuk pyeste njeri për Profetin (s.a.u.s.), sepse trembej mos i ndodhte gjë. Pastaj, e mori Aliu (r.a.) dhe hyri me të tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Ebu Dherri kërkoi nga i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) që t'i tregonte ç'ishte Islami dhe ai ia tregoi. Ebu Dherri e përqafoi Islamin menjëherë. Pastaj shkoi te Xhamia e Shenjtë dhe tha: Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i tij." Në atë çast iu sulën Kurejshët dhe e rrahën për vdekje, mirëpo e shpëtoi Abbasi. Në mëngjesin e ditës së nesërme, Ebu Dherri shkoi përsëri në Xhaminë e Shenjtë dhe dëshmoi, ashtu siç kishte dëshmuar ditën e kaluar. Kurejshët e rrahën rëndë përsëri, ashtu siç e kishin rrahur ditën e kaluar. Por Abbasi përsëri e shpëtoi, ashtu siç e kishte shpëtuar ditën e mëparshme. Pastaj, Ebu Dherri shkoi atje ku banonin njerëzit e fisit të tij, Benu Gaffarët dhe, kur emigroi Profeti (s.a.u.s.) në Medine, emigroi edhe ai atje. Tufejl ibn Amru Deusiu. Ishte poet i zgjuar dhe kryetar i fisit 'të vet Deus, që banonte në anë të Jemenit.

Tufejli erdhi në Mekë në vitin e 11-të të profetësisë. Banorët e Mekës i dolën përpara dhe e paralajmëruan që të mos e besonte Profetin (s.a.u.s.). Tufejli i zuri veshët me pambuk, për të mos e dëgjuar Profetin (s.a.u.s.). Kur hyri në Xhaminë e Shenjtë, Profeti (s.a.u.s.) ishte kthyer nga Qabja dhe po falte namaz. Aty Tufejli dëgjoi diçka nga Kurani. I pëlqeu shumë e tha me vete: "Unë jam intelektual dhe poet. E dalloj qartë të mirën nga e keqja. Ç'më pengon mua ta dëgjoj këtë njeri, çfarë thotë? Po të jetë gjë e mirë, ta pranoj; po të jetë e keqe, nuk e pranoj." Kur i Dërguari i Allahut u kthye në shtëpinë e vet, Tufejli i shkoi pas, i hyri në shtëpi dhe i kërkoi Profetit (s.a.u.s.) që t'ia tregonte çështjen plotësisht. Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) i foli për Islamin e i këndoi Kuran. Tufejli u bë mysliman dhe pohoi dëshminë e vërtetë. Pastaj tha: Mua më binden njerëzit e fisit tim, Unë po kthehem tek ata e do t'i ftoj në Islam, prandaj lute Allahun që të bëj një shenjë Profeti (s.a.u.s.) iu lut Allahut për të. Kur Tufejli u afrua te njerëzit e vet, i ndriçoi fytyra si llambë. Tufejli iu lut Allahut që t'ia hiqte dritën nga ftyra e tij dhe t'ia shfaqte në një vend tjetër. Atëherë, drita kaloi në shkopin e tij. Kur ai shkoi tek njerëzit e vet dhe i ftoi ata në Islam. U bënë myslimanë babai dhe gruaja e tij, ndërsa njerëzit e tjerë nuk u bënë në atë çast. Por, kur, pas marrëveshjes së Hudejbijes, Tufejli mërgoi për në Medine, pati me vete shtatëdhjetë (thuhet edhe: tetëdhjetë) myslimanë nga njerëzit e tij.

Dhamad el Ezdiju. Ishte prej fisit Ezd, me origjinë nga Jemeni. Dhamadi lutej për shërimin e njerëzve nga çmenduria, xhindet dhe djajtë. Erdhi në Mekë dhe dëgjoi mendjelehtët, që thoshin se Muhamedi (s.a.u.s.) ishte i

çmendur. Prandaj, vajti tek ai për ta shëruar. Por, Profeti (s.a.u.s.) i tha: "Falenderimi i takon vetëm Allahut. Atë falenderojmë dhe vetëm atij i kërkojmë ndihmë. Atë, që Allahu e udhëzon në rrugë të drejtë, askush nuk mund ta largojë; atë, që Allahu e ka lënë në humbje, askush nuk mund ta udhëzojë në rrugë të drejtë. Dëshmoj se nuk ka zot tjetër të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, që është Një e s'ka shok dhe se Muhamedi është robi dhe i dërguari i Tij." Dhamadi kërkoi t'i përsëriteshin këto fjalë tri herë, pastaj tha: "Kam dëgjuar fjalët e falltarëve, të magjistarëve dhe të poetëve, por nuk kam dëgjuar kurrë si këto fjalët e tua. Me të vërtetë, fjalët që the, kanë një det kuptimesh. Jepma dorën, të të jap besën se kam përqafuar Islamin."

## Islami në Medine

Në vitin e 11-të të profetësisë e pranuan Islamin edhe gjashtë të tjerë nga njerëzit e Jethribit dhe që të gjithë nga fisi Hazrexh. Ata ishin: Es'ad ibn Zurare, Auf ibn Harith ibn Rifa'a (Auf ibn Afrai), Rafia ibn Malik ibn Axhlani, Kutba ibn Amir Ibn Hadide, Ukbe ibn Amir Ibn Nabi, Xhabir ibn Abdullah ibn Raibi.

Në vitin e 11-të të profetësisë, këta të gjashtë shkuan në Mekë për Haxh, bashkë me të tjerë. Banorët e Jethribit kishin dëgjuar nga jehudinjtë, në luftra a në grindje që thoshin: "Ka ardhur koha që të dalë një profet. Ne do t'u vrasim me atë profet, ashtu siç u vra Adi dhe Iremi." Kur haxhinjtë ndodheshin në fundin e Minasë, kaloi andej i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) natën. I dëgjoi duke folur, u

afrua tek ata dhe i pyeti: “Kush jeni ju?” Ata i thanë: “Jemi nga fisi Hazrexh.”

- Ju jeni aleatë me jehudinjtë?,- iu kthye Profeti (s.a.u.s.).

- Po.

- A nuk doni të rrini ca, që të bisedoj me ju?

- Përse jo? U ulën me të dhe Profeti (s.a.u.s.) ua shpjegoi mirë e mirë të vërtetën e Islamit, u këndoi Kuran dhe i ftoi për në rrugën e Allahut të Madhëruar. Ata i thanë njëri-tjetrit: “Ju e dini për Zotin, se është ky profeti, për të cilin kanë paralajmëruar hebrenjtë. Prandaj, le t’i besojmë atij, para se të na e kalojnë ata.” Njerëzit e fisit Hazrexh nxituan për të përqafuar Islamin dhe i thanë Profetit: “Ne kemi lënë njerëzit tanë në Jethrib me armiqësi dhe sherre midis tyre. E nëse Allahu do t’i bashkojë ata me fjalën tënde, nuk ka burrë më të lartë se ti në botë.” Kështu, ata e përqafuan Islamin dhe i premtuan Profetit (s.a.u.s.) se do të merreshin me thirrjen për në fenë e tij dhe se do të takoheshin me të përsëri në Haxhin e vitit të ardhshëm.

## Besëlidhja e parë e Akabesë

Vitin tjetër, që ishte viti i 12-të i profetësisë, kur erdhi koha e Haxhit, mbërritën në Mekë dymbëdhjetë burra, nga të cilët dhjetë ishin nga fisi Hazrexh dhe dy nga fisi Eus. Nga ata të dhjetë të fisit Hazrexh, pesë kishin qenë në Mekë edhe vitin e kaluar, përveç Xhabir ibn Abdullah ibn Raibit. Pesë të tjerët ishin: Muadh ibn Harithi (Muadh ibn Afrai), Dhekuan ibn Abdul Kajsi, Ubade ibn Samiti, Jezit ibn Tha’lebe, Abas ibn Ubade ibn Nadle. Dy vetët e fisit

Eus ishin Ebu Hejthim ibn Tihani dhe Uuejm ibn Saide. Këta 2 veta u ulën me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) në Akabenë e Minasë dhe Profeti (s.a.u.s.) u mësoi atyre Islamin. U tha:

*"Ejani e më jepni besën se nuk do t'i vini Allahut shok, se nuk do të vidhni, se nuk do të bëni imoralitet, se nuk do t'i vrisni fëmijët tuaj, se nuk do të shpifni e nuk do të më kundërshtoni mua në punë të mira. Kush nga ju e mban besën, do të ketë shpërblim nga Allahu; kush nuk e mban besën dhe Allahu ia mbulon ketë gabim, është punë e Allahut, në dashtë Ai e dënon dhe në dashtë, Ai ia fal."*

Dëgjuesit, të gjithë njëzëri i dhanë besën Profetit (s.a.u.s.).

## Në Jethrib bëhet thirrje për në Islam

Kur njerëzit, që dhanë besën u kthyen në Jethrib, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi me ta edhe Mus'ab ibn Umejrin (r.a.) që t'u këndonte atyre Kuranin dhe t'u mësonte atyre fenë. Kur arritën atje, Mus'ab ibn Umejri shkoi tek Ebu Umame Es' ad ibn Zarare dhe të dy u morën me përhapjen e Islamit. Njëherë, kur ata të dy ishin në kopsht, kryetari i fisit Eus, Sa'ad ibn Muadhi i tha birit të xhaxhait të vet, Usejid ibn Hudhajrit: "A nuk po shkon tek ata dy burra, që kanë ardhur këtu e na shpërfillin njerëzit tanë të pafuqishëm. Mos i lër ta bëjnë atë punë, që kanë nisur." Usejdi mori heshtën dhe u drejtua nga ata të dy. Sa e pa Es'adi, i tha Mus'abit: "Ky që po vjen te ne, është i madhi i njerëzve të vet dhe të është drejtuar ty, prandaj foli të vërtetën për Allahun!"

Usejdi erdhi. Qëndroi në këmbë përpara të dyve dhe tha: “Perse keni ardhur ju të dy këtu? Ju po na shpërfillni njerëzit tanë të pafuqishëm. Largohuni që këtej nëse keni nevoj për vetet tuaja!” “Përse nuk rri pak që të dëgjosh atë që themi,- i tha Mus’abi; nëse të pëlqen pranoje; nëse nuk të pëlqen, ne nuk do të flasim më për gjëra, që nuk i pëlqen.” “Mirë the!,- i tha Usejdi. E nguli heshtën në tokë dhe u ul. Mus’abi i foli atij për Islamin dhe i këndoi pjesë nga Kurani. Usejdi e pëlqeu Islamin, e përqafoi atë dhe dëshmoi të vërtetën. Pastaj, Usejdi u kthye te njerëzit e vet dhe u mundua që të dërgonte Sa’ad ibn Muadhin tek ata të dy.

“Unë fola me dy burrat,- tha ai, dhe për Zotin, nuk pashë ndonjë të keqe tek ata. Unë i ndalova dhe ata më thanë: “Bëjmë si të duash ti.” Pastaj Usejdi i tha Sa’adit: “Thuhet se njerëzit e fisit Beni Harithe kanë dalë për të vrarë Es’ad ibn Zuraren, sepse ai është djali i tezes sate. Ata duan të te turpërojnë ty.” Sa’adi u zemërua dhe ashtu i zemëruar u çua e shkoi tek ata të dy. Mus’abi veproi me të, ashtu siç veproi më parë me Usejdin. Sa’adin e udhëzoi Allahu për në Islam; ai e përqafoi Islamin dhe dëshmoi të vërtetën. Më pas u kthye te njerëzit e vet dhe tha: “O Benu Abdul Eshil! Si më njihni mua ju?” Ata i thanë: “Ti je i pari ynë dhe më i mençuri ynë.” “Unë nuk do të flas me burrat tuaj dhe gratë tuaja,-foli ai, derisa ju t’i besoni Allahut dhe të Dërguarit të Tij.”

Në mbrëmje nuk mbeti burrë e grua pa përqafuar Islamin, përveç njërit, që quhej el Usajrim. Ai e përqafoi Islamin më vonë, në luftën e Uhudit. Ai u bë mysliman dhe ra në rrugën e Allahut, pa pasur mundësi të bënte edhe një sexhde të vetme për Allahun.

Mus'ab ibn Umejri u kthye në Mekë, para se të vinte koha e Haxhit duke sjellë te Profeti (s.a.u.s.) sihariqe dhe fitore për Islamin.

## Besëlidhja e dytë në Akabe

Në kohën e Haxhit, në vitin e 13-të të Profetësisë, erdhën shumë nga populli i Jethribit, myslimanë dhe idhujtarë. Myslimanët kishin vendosur të mos e linin të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) të sillej maleve, të përzihet e të frikësohet. Për këtë, u lidhën me të fshehurazi dhe vendosën që të bënin një mbledhje të fshehtë në mes të ditëve të Teshrikut, natën, pranë Xhemrei Akabesë. Kur erdhi koha, myslimanët fjetën ashtu të veshur, bashkë me njerëzit e tyre. Kur kaloi një e treta e parë e natës, ata u zgjuan dhe i bënë shenjë njëri-tjetrit që të largoheshin një nga një. Më pas shtatëdhjetë e tre burra u mblodhën tek Akabeja; gjashtëdhjetë e dy nga fisi Hazrexh dhe njëmbëdhjetë nga fisi Eus. Me ta ishin edhe dy gra; njëra quhej Nesibe, bija e Ka'bit nga fisi Benu Nexhar; tjetra ishte Esmaja, bija e Amrusit, nga fisi Benu Seleme. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shkoi tek ata bashkë me xhaxhanë e vet, Abas ibn Mutalibin, i cili ishte ende në fenë e fisit të vet, por donte që të merrte pjesë në punët e djalit të vëllait të vet, Muhamedit (s.a.u.s.) dhe të sigurohet për të.

I pari e mori fjalën Abasi: "I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) është i nderuar në popullin e vet dhe në vendin e vet. Në qoftë se mendoni se do ta mbani fjalën për çka ju ka thirrur ai dhe ta mbroni nga ata që e kundërshtojnë, jini burra dhe

kini mirësi nga Allahu për përgjegjësinë që do të merrni; përndryshe lëreni atë që tani."

E mori fjalën Berai ibn Ma'ruri: "Ne do ta mbajmë fjalën e çiltërinë. Ne flijojmë shpirtrat tanë për të Dërguarin e Allahut, prandaj fol o i Dërguari i Allahut dhe merr për veten tënde dhe për Zotin tënd ç'të duash." Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) foli, këndoi pjesë nga Kurani, i thirri për në Islam dhe për në rrugën e Zotit të vet. Ai vuri disa kushte:

Të adhuronin vetëm Allahun dhe të mos i vinin shok askënd dhe asgjë.

Kur ata e pyetën: "Për çfarë të të japim besën ty", ai i tha që:

1. Të dëgjonin dhe të bindeshin, në gjallëri dhe në dembeli.
2. Të jepnin nga pasuria e tyre në kohë të vështirë dhe në kohë bollëku.
3. Të urdhëronin per punë të mira dhe të ndalonin nga punët e këqija.
4. Të zbatonin fenë për hir të Allahut dhe të mos trembeshin nga qortimet e dikujt për këtë.
5. Të ndihmonin Profetin (s.a.u.s.), kur të shkonte tek ata, ta mbronin atë siç mbronin vetet e tyre, gratë e tyre dhe fëmijët e tyre. Kështu, do të hynin në Xhenet.

Në kumtimin e Ubades thuhet:

"Ne i dhamë fjalën Profetit (s.a.u.s.) se punët do t'i ndërmerrte ai, që ishte i aftë."

Berai ibn Ma'ruri i dha dorën të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe i tha: "Po! Për atë Zot, që të ka dërguar me

të vërtetën, ne do të të mbrojmë ty, ashtu siç mbrojmë nderin tonë. Ne, për Zotin, jemi bij të luftës dhe armët i kemi trashëguar brez pas brezi." Fjalën e ndërpreu Ebu el Hejtham ibn Tihani:

"O i Dërguari i Allahut! Midis nesh dhe burrave që dhanë fjalën ka besë e lidhje dhe këtë besë do ta mbajmë, por na thuaj nëse Allahu bën që të triumfosh ti, kur të kthehesh përsëri tek populli yt dhe të na braktisësh ne, çdo të ndodhë?"

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) buzëqeshi: *"Gjaku është gjak dhe vdekja është vdekje.*[25] *Unë jam juaji dhe ju jeni të mitë. Unë luftoj atë, që luftoni ju dhe bëj paqe me atë, që bëni ju."*

Në atë çast kritik, u çua Ubade ibn Nadile: "A e dini se për çfarë po i jepni besën këtij burri?,- tha ai. Po i jepni besën që do të luftoni kundër lëkurëkuqve e kundër lëkurëzinjve; ndoshta do t'u humbin pasuritë tuaj dhe do t'u vritet paria juaj. Nëse mendoni se po t'ju vinë këto vështirësi të mëdha, ta dorëzoni Muhamedin (s.a.u.s.) atëherë, dorëzojeni që tani e mos i jepni siguri se do ta mbroni, ndryshe do t'ju mbetej turpi i madh në këtë botë dhe në Botën Tjetër.

Nëse merrni përsipër ta mbroni atë, edhe nëse u shkatërrohet pasuria edhe nëse të parët tuaj vriten, atëherë mbrojeni atë. Për Zotin, kjo është më mirë për ju në këtë botë dhe në Botën tjetër." "Ne e marrim në mbrojtje Profetin (s.a.u.s.),- iu përgjigjën ata, edhe nëse pasuritë tona humbasin, edhe nëse paria jonë vritet.

[25] Profeti (s.a.u.s.) thotë që jeta e tij është e lidhur me jetën e tyre dhe vdekja e tij është e'lidhur me vdekjen e tyre. (shënim i përkthyesit)

Por, ç'mbetet për ne o i Dërguari i Allahut?" *"Xheneti,* - iu përgjigj ai." "Na e jep pra dorën tënde, - iu drejtuan ata, të të japim besën tonë."

Ai u dha dorën dhe ata u çuan t'i jepnin besën. Es'ad ibn Zurare ia dha dorën duke thënë: "Prisni pak o njerëzit e Jethribit! Ne nuk i lodhëm devetë tona vetëm për të ardhur këtu. Ne të gjithë e dinim se ky është i Dërguari i Allahut. Ta nxjerrim atë sot nga Meka, do të thotë t'u largohemi të gjithë arabëve; do të thotë të vriten më të mirët prej nesh; do të thotë se shpatat do të vringëllojnë egërsisht. Nëse ju i duroni të gjitha këto, merreni në mbrojtje Profetin (s.a.u.s.) dhe për këtë do të keni shpërblim të madh nga Allahu. E nëse keni frikë për veten tuaj, lëreni atë sepse, ky do të jetë shfajësimi më i mirë për ju tek Allahu." "O Sa'ad,- iu kthyen ata. Largoje dorën tënde, për Zotin ne nuk e lëmë këtë besëlidhje kurrë."

Ata u çuan një nga një dhe i dhanë besën Profetit (s.a.u.s.). E, Sa'ad ibn Zurare (sipas thënies më të saktë) qe i pari që i dha besën. (Thuhet edhe se i pari ka qenë Ebu Hejthem ibn Tihani. Dikush tjetër ka thënë se i pari qe Bera' ibn Ma'ruri.) Dy gratë e dhanë besën me fjalë, pa i dhënë dorën Profetit (s.a.u.s.).

## Dymbëdhjetë komandantët

Pas besëlidhjes, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kërkoi prej tyre që të caktonin dymbëdhjetë komandantë, të cilët të merrnin përgjegjësinë. Ata caktuan nëntë veta nga fisi Hazrexh dhe tre nga fisi Eus. Nga fisi Hazrexh ishin: Sa'ad

ibn Ubade ibn Delim, Es'ad ibn Zurare ibn Adis, Sa'ad ibn Rabia ibn Amru, Abdullah ibn Revaha bin Tha'lebe, Rafia ibn Malik ibn Axhlani, Berai ibn Ma'rur ibn Sahar, Abdullah ibn Amru ibn Haram, Ubade ibn Samit ibn Kajsi, Mundhir ibn Hanisi. Nga fisi Eus ishin: Usejd ibn Hudajr ibn Semak, Sa'ad ibn Hajthime ibn Harith, Rifa'a ibn Abdul Mundhir ibn Zubejri (thuhet edhe Ebul Hejthem ibn Tihani). Pasi u bë zgjedhja e tyre, Profeti (s.a.u.s.) u tha: "Ju jeni dorëzanë për popullin tuaj, ashtu siç ishin hauarijunët[26] për Isanë, birin e Merjemes. Edhe unë jam dorëzanë i popullit tim.» Ata u përgjigjën: "Po!"

Besëlidhja e dytë në Akabe është, me të vërtetë, besëlidhja më e madhe dhe më e rëndësishme në jetën e Profetit (s.a.u.s.). Ajo ndryshoi rrjedhën e ngjarjeve dhe vijën e historisë.

Kur u larguan njerëzit, një nga djajtë mori vesh për Besëlidhjen. Ai filloi të bërtiste me sa fuqi kishte. Kurrë nuk ishte dëgjuar një thirrje e tillë. Britma e tij ishte: "O banorët e këtyre shtëpive. A e dini se ç'bënë Muhamedi dhe ata që kanë dalë nga feja bashkë me të? Ata u mblodhën për t'ju luftuar." I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) iu përgjigj:

*"O armiku i Allahut, betohem për Allahun, se do t'i laj hesapet me ty."* Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) i urdhëroi shokët e besëlidhjes që të shkonin te plaçkat e tyre. Ata shkuan atje dhe fjetën deri në mëngjes.

Në mëngjes, Kurejshët erdhën te çadrat e njerëzve të Jethribit, për të kundërshtuar vendimin që ishte marrë. Aty idhujtarët e Jethribit, të cilët kishin ardhur me ata që dhanë besën, thanë se nuk ishte i vërtetë lajmi për besëlidhjen dhe se nuk kishte ndodhur gjë. Myslimanët, që në mbrëmjen

[26] Dishepujt e Isait (paqja qoftë mbi të!).

e kaluar, u ngritën nga gjumi fshehurazi, për të shkuar në mbledhjen e Besëlidhjes, heshtën. Kurejshët u besuan idhujtarëve të Jethribit dhe u kthyen të dëshpëruar në shtëpitë e tyre.

Më në fund, Kurejshët u siguruan se lajmi i besëlidhjes ishte i vërtetë, Kalorësit kurejshë nxituan të kërkonin banorët e Medines dhe në vendin e quajtur Edhahir arritën Sa'ad ibn Ubaden dhe Mundhir ibn Amrunë. Mundhiri ishte shumë i shpejtë dhe nuk e kapën dot. Sa'din e kapën, e lidhën, e rrahën dhe e tërhoqën prej flokësh, derisa e futën në Mekë. Aty e shpëtuan Mutaim ibn Adij dhe Harith ibn Harbi, sepse Sa'adi u ishte bërë dorëzanë për varganin që ishte në Medine. Ensarët[27] deshën të ktheheshin përsëri në Mekë për të shpëtuar Sa'adin, por, ja Sa'adi u duk në rrugë. Ata vazhduan rrugën për në Medine dhe arritën shëndoshë e mirë.

## Myslimanët shpërngulen në Medine

Pas besëlidhjes së dytë të Akabesë, të gjithë myslimanët nisën të shpërnguleshin në Medine. Disa nga shokët e Profetit (s.a.u.s.) ishin shpërngulur atje përpara Besëlidhjes. Profetit (s.a.u.s.) i qe shfaqur në ëndërr vendi, ku do të shpërnguleshin myslimanët dhe për këtë ai u tha: *"Kam parë në ëndërr se u shpërngula nga Meka në një tokë, ku kishte hurma. Unë kujtova se ishte Jamami ose Hexheri, por ajo ishte Medinia, Jethribi!"* Në një kumtim tjetër thuhet: *"Mua më është treguar vendi i shpërnguljes suaj midis dy malesh. Ai vend do të jetë ose Hexheri ose Jethribi."*

[27] Ensarët - banorët myslimanë të Medines.

I pari, që u shpëmgul në Medine, ishte Ebu Seleme Mahzumiu, bashkëshorti i Umu Selemes. Ai u nis me bashkëshorten dhe të birin për në Medine, por njerëzit e së shoqes i thanë asaj të mos shkonte me Ebu Selemenë në Medine. Njerëzit e Ebu Selemes nuk e lanë të ëmën të merrte birin e saj me vete. Kështu, Ebu Selemeja shkoi vetëm në Medine. Kjo ndodhi një vit përpara Besëlidhjes së Akabesë. Afërsisht pas një viti u lirua edhe bashkëshortja e Ebu Selemes. Ajo shkoi pas tij në Medine. Pas Ebu Selemes, u shpëmgulën në Medine edhe Amir ibn Rabia me të shoqen, Lejlanë, bijën e Ebi Hathmes dhe Abdullah ibn Umi Mektumit.

Pas Besëlidhjës së Akabesë, myslimanët filluan të imigronin fshehurazi për në Medine, sepse u trembeshin kurejshëve. Ata vazhduan kështu, derisa emigroi Omer ibn Hatabi, i cili doli hapur kundër kurejshëve dhe askush prej tyre nuk guxoi t'i dilte përpara.

Omeri (r.a.) arriti në Medine me njëzet nga Sahabët e Profetit (s.a.u.s.).

Kështu, myslimanët u shpërngulën të gjithë në Medine. Atje u kthyen edhe ata, që kishin emigruar në Habeshe (Abisini). Në Mekë nuk mbeti njeri tjetër, përveç Ebu Bekrit, Aliut, Suhejb ibn Harithes dhe pak veta nga ata që ishin të pafuqishëm e nuk mund të shpërnguleshin. Ndërkohë, Ebu Bekri (r.a.) u përgatit për të imigruar, por i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha: "Mos u nxito! Unë shpresoj që Allahu të më japë leje për imigrim." Ebu Bekri (r.a.) i tha: "Vertet shpreson për këtë?" "Po.",- iu përgjigj i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Atëherë, Ebu Bekri u përmbajt, me qëllim që ta shoqëronte të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Përgatiti dy devetë e veta më të mira, të

cilat i ushqente çdo ditë me gjethe samiri.[28] Kështu, Ebu Bekri u bë gati për të imigruar.

### **Kurejshët në "Darun Nedue"** (Shtëpin e Këshillimit) **vendosin të vrasin të Dërguarin e Allahut** (s.a.u.s.)

Kurejshët u tërbuan, kur panë se myslimanët gjetën një vend të sigurt dhe të mbrojtur. Ata e konsideruan shpërnguljen dhe tubimin e myslimanëve në Medine rrezik për fenë e tyre, për jetën dhe për tregtinë e tyre. U mblodhën në Shtëpinë e Këshillimit, të enjten, në mëngjesin e 26 Saferit, të vitit të 14-të të profetësisë, për të studiuar planin e asgjësimit të atij rreziku e sidomos, tani që i zoti i thirrjes për në Islam, Muhamedi (s.a.u.s.) ndodhej ende në Mekë dhe kishin frikë mos u ikte që andej nga çasti në çast. Në atë mbledhje erdhën më të njohurit e parisë së kurejshëve. Erdhi edhe djalli, në pamjen e një plaku të respektuar nga Nexhdi dhe kërkoi leje për të hyrë. E lejuan. U shtrua çështja dhe filluan diskutimet.

*Ebu el Esuedi tha:*

Ta nxjerrim nga trualli ynë dhe të rregullojmë punët tona e të mos i kushtojmë rëndësi ku shkon ai.

*Plaku i Nexhdit, Djalli tha:*

Ju e shikoni që Muhamedi flet mirë; ai flet ëmbël dhe ndikon në zemrat e njerëzve. Po e latë të lirë, ai mund të shkojë në vendbanimet arabe dhe njerëzit do të tubohen rreth tij.

[28] Një lloj bime që jep fuqi për devetë. (shënim i përkthyesit)

Ata do të bëhen me të dhe do të vijnë e do t'ju pushtojnë ju dhe do të bëjnë me ju ç'të duan. Shikoni për ndonjë mendim tjetër.

*Ebu Bahteriu:*

Ta burgosim dhe t'ia mbyllim derën, derisa të vdesë.

*Plaku i Nexhdit:*

Për Zotin, në qoftë se e burgosni Muhamedin, do ta marrin vesh shokët e tij, të cilët e duan atë më shumë se prindërit dhe se fëmijët e tyre; unë kam frikë mos ju vërsulen, e nxjerrin atë nga burgu dhe ju mposhtin për së keqi. Prandaj, shikoni ndonjë mendim tjetër.

*I mallkuari, Ebu Xhehli:*

Unë kam një mendim, që juve ende nuk ju ka rënë në mend. Të zgjedhim nga secili fis në Mekë nga një djalë të ri, të fuqishëm, me prejardhje të mirë e të shkathët. Secilit prej tyre t'i japim një shpatë të mprehtë dhe le ta godasin Muhamedin si një trup i vetëm e ta vrasin atë. Kështu, gjaku i tij do të shpërndahet nëpër fiset dhe Benu Abdu Menafët nuk mund të bëjnë luftë me të gjithë kurejshët. Ata do të mjaftohen me dëmshpërblimin dhe ne do t'ua japim atë. *Plaku i Nexhdit:*

Fjalë është fjala e këtij burri. Nuk ka mendim si ky, që u tha." Të gjithë e pranuan këtë mendim. Ata u shpërndanë dhe u përgatitën për zbatimin e këtij vendimi.

## Vendimi i kurejshëve dhe vendimi i Allahut të Madhëruar

Mbledhja ishte tepër e fshehtë; kështu do të ishin edhe lëvizjet e përditshme të kurejshëve. Nuk duhej të ndryshonin zakonet a veprimet e njerëzve, me qëllim që të mos e nuhaste askush erën e komplotit dhe të rrezikut. Askujt nuk do t'i shkonte ndërmend se në errësirën e natës do të kishte një të keqe të tillë.

Kështu do të vepronin kurejshët, me qëllim që t'i mashtronin njerëzit. Por ata nuk mund të mashtronin Allahun. Allahu ua mbylli rrugën, kur ata nuk e prisnin. Xhebraili zbriti dhe e njoftoi Profetin (s.a.u.s.) për komplotin e kurejshëve dhe e lejoi që të shpërngulej. I caktoi edhe kohën kur do të nisej dhe i tregoi planin e kundërpërgjigjes ndaj kurthit të kurejshëve: *"Sonte mos fli në shtratin ku ke fjetur më parë"*,- i tha Xhebraili.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) doli nga shtëpia në mes të ditës, kur njerëzit po pushonin nëpër shtëpitë e tyre dhe shkoi tek Ebu Bekr Es Sidiku. Aty caktoi planin për imigrim. Përgatiti mirë dy devetë dhe pagoi Abdullah ibn Urejkit el Lejthin, që ishte në fenë e kurejshëve, që ta kishin udhërrëfyes. Abdullahu i njihte shumë mirë rrugët. Profeti (s.a.u.s.) dhe Ebu Bekri (r.a.) e lanë të takoheshin me të në malin Theur, pas tri netësh.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vazhdoi punët e tij të përditshme, si zakonisht, në mënyrë që askush të mos e kuptonte se ai po përgatitej të emigronte a për çfarëdo pune tjetër e të mbrohej nga ajo, që kishin vendosur kurejshët.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e kishte bërë zakon të flinte në fillim të natës, pas namazit të jacisë, kurse në gjysmën e fundit të natës shkonte te Xhamia e Shenjtë dhe falte namazin e natës. Atë natë Profeti (s.a.u.s.) la Aliun në shtratin e vet dhe i tha atij se nuk do t'i ndodhte asgjë e keqe. Kur ra nata dhe njerëzit ranë në gjumë, erdhën komplotistët fshehurazi te shtëpia e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe e rrethuan atë. Aty, në shtratin e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) panë Aliun (r.a.) të mbështjellë me një pelerinë të gjelbër. Menduan se ishte Muhamedi (s.a.u.s.) dhe filluan të krenoheshin e të mburreshin. Pritën sa të çohej, që t'i vërsuleshin e ta vrisnin. Allahu i Madhëruar ua dha idhujtarëve përgjigjen e kurthit, që kurdisën kundër Profetit (s.a.u.s.), duke thënë:

**"Ata që nuk besuan, thurnin kurthe kundër teje të të ngujonin ty, të të vrisnin ose të të dëbonin. Ata bënin plane dhe Allahu i asgjësonte, se Allahu është më i Miri Asgjësues i dredhive."** (8:30)

## EMIGRIMI I PEJGAMBERIT (s.a.u.s.)

### Dalja e Profetit (s.a.u.s.) nga shtëpia

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) doli nga shtëpia e vet, kur idhujtarët e kishin rrethuar atë, hodhi ca dhe mbi kokat e tyre, duke kënduar ajetin:

**"Ne kemi vënë përpara tyre e prapa tyre mbulesë "dhe ua kemi zënë sytë, prandaj ata nuk shohin."** (36:9)

Allahu ua mori shikimin atyre dhe ata nuk e kuptuan se ç'ndodhi. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shkoi te shtëpia e Ebu Bekrit (r.a.), dolën nga dera e prapme dhe arritën në shpellën e malit të Theurit, rreth tetë kilometra larg nga shtëpia në drejtim të Jemenit, para se të lindte dielli.

### Tri netë në shpellën e Theurit

Profeti (s.a.u.s.) dhe Ebu Bekri (r.a.) arritën te shpella. I pari hyri Ebu Bekri (r.a.), me qëllim që në qoftë se kishte ndonjë rrezik, ta pësonte ai dhe jo i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Ebu Bekri (r.a.) gjeti aty shumë vrima, të cilat i zuri me cepat e pelerinës së tij, përveç dy a tri vrimave, të cilat i zuri me këmbë. Pas tij hyri i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe fjeti në prehër të Ebu Bekrit (r.a.). Pas pak Ebu Bekrin e pickoi diçka në këmbë, por ai nuk lëvizi. Mirëpo lotët e dhembjes i binin në fytyrë Profetit (s.a.u.s.). Ai u zgjua dhe e pyeti Ebu Bekrin:

*“Çfarë ke?” “Diçka më kafshoi,- iu përgjigj ai, e unë do të flijoja nënë e baba për ty.”* Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i vuri pak pështymë në vendin e kafshuar dhe atij i pushoi dhembja. Ata qëndruan në Shpellë tri net. Me ta flinte edhe Abdullah ibn Ebu Bekri, i cili ishte një djalë shumë i zgjuar dhe i shkathët. Në mëngjes ai dilte nga shpella dhe e zinte agimi tek kurejshët, duke lënë të kuptohej se kishte bujtur në Mekë.

Abdullahu i dëgjonte planet e Kurejshëve dhe e njoftonte Pejgamberin (s.a.u.s.) dhe Ebu Bekrin (r.a.), kur binte errësira. Amir ibn Fuhejra ishte skllavi i Ebu Bekrit. Ai ruante delet dhe u sillte qumësht në shpellë natën. Para se të dilte drita, ecte me delet mbi gjurmët e Abdullah ibn Ebu Bekrit.

Djemtë e kurejshëve pritën deri në mëngjes rreth shtëpisë së Profetit (s.a.u.s.), që ai të çohej nga gjumi dhe të dilte nga shtëpia. Në mëngjes u çua Aliu (r.a.) nga shtrati i të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe ra në duart e tyre. Ata e pyetën për të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe ai u tha:

“Nuk di gjë për të.” Atëherë, ata e rrahën, e tërhoqën deri te Qabja dhe e mbajtën një orë, por nuk u bëri dobi. Pastaj vajtën te shtëpia e Ebu Bekrit (s.a.u.s.) dhe pyetën bijën e tij, Esmanë por edhe ajo u tha: “Nuk e di.” Atëherë, Ebu Xhehli i ndyrë e goditi aq fort, sa asaj i ra vathi i veshit. Pastaj dërguan njerëz në çdo anë, që të kërkonin Profetin (s.a.u.s.) dhe Ebu Bekrin (Allahu qoftë i kënqur me të!). I premtuan njëqind deve çdo njeriu, që do të sillte ata të dy, të gjallë ose të vdekur. Njerëzit që kërkonin, arritën deri te hyrja e Shpellës. Ata u afruan aq pranë, saqë sikur ndonjëri prej tyre ta ulte kokën, do t’i shikonte ata të dy në shpellë.

Ebu Bekri (r.a.) i shikoi ata dhe u trondit shumë, sepse mendonte për të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Mirëpo, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha:

*"O Ebu Bekër! Si shqetësohesh ti për dy veta, kur Allahu është i treti i tyre? Mos u tremb! Allahu është me ne."*

## Rrugës për në Medine

Natën e së hënës, në fillim të muajit Rabiul Euel, në vitin e parë të Hixhretit erdhi udhërrëfyesi, Abdullah ibn Urejkit Lejthi me dy deve te Mali Theur, ashtu siç e kishin lënë. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bashkë me Ebu Bekrin (r.a.) u nisën që andej. Ata i shoqëroi edhe Amir ibn Fehire. Udhërrëfyesi ndoqi një rrugë që shkelej rrallë. I drejtoi ata për në jug, në drejtim të Jemenit, derisa u larguan shumë; pastaj, drejt perëndimit, nga bregu i Detit të Kuq, pastaj drejt veriut në afërsi të bregdetit.

Ata udhëtuan atë natë dhe të nesërmen deri në gjysmën e ditës, kur rruga nuk kishte më njerëz. Profeti (s.a.u.s.) pushoi nën hijen e një shkëmbi, ndërsa Ebu Bekri hetonte rreth e qark. Aty erdhi një bari me delet e tij. Ebu Bekri i kërkoi ca qumësht. Ai i moli delet dhe u dha qumësht. Kur u zgjua Profeti (s.a.u.s.), Ebu Bekri i dha pjesën e vet të qumështit dhe ai u kënaq. Pastaj, nisën udhëtimin përsëri.

Ditën e dytë të udhëtimit arritën në dy stanet e Umu Ma'bedit, në vendin e quajtur Kadid, rreth 130 kilometra larg Mekës. E pyetën nëse kishte diçka për të ngrënë. Ajo u kërkoi ndjesë që nuk kishte asgjë për t'i pritur si miq , ndërsa delet ishin në kullotë larg tha ajo.

Pranë stanit ishte një dele e rraskapitur, që nuk mund të shkonte me të tjerat dhe nuk kishte asnjë pikë qumësht.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i kërkoi leje Umu Ma'bedit që ai ta milte vetë delen. Ajo i dha leje Profetit (s.a.u.s.) dhe kur e moli ai, ajo dha aq qumësht sa u mbush një enë e madhe, të cilën mezi e mbanin disa veta. Profeti (s.a.u.s.) i dha nga ai qumësht nënës së Ma'bedit, derisa ajo nuk deshi më. Pastaj, ai u dha shokëve të vet edhe ata u ngopën. Në fund, Profeti (s.a.u.s.) piu vetë. Ai e moli përsëri delen, e mbushi enën me qumësht dhe ia la Umu Ma'bedit. Pastaj u larguan.

Erdhi burri i saj. U habit kur shikoi tërë atë qumësht dhe e pyeti të shoqen si ishte puna. Ajo ia tregoi ngjarjen dhe ia përshkroi Profetin (s.a.u.s.) nga koka deri te këmbët, i tregoi hollësisht se si fliste ai e çdo gjë tjetër që kishte të bënte me të. "Për Zotin,- i tha, ky është ai që kërkojnë kurejshët. Këtë kam dashur ta shoqëroj unë. E, po e gjeta mundësinë, do ta bëj këtë gjë." Ditën e tretë, njerëzit e Mekës dëgjuan një zë që vinte nga ana e poshtme e shkonte deri në anën e sipërme të saj. Ata ndoqën zërin, por nuk e panë kush ishte ai që fliste. Zëri thoshte: Allahu, Zoti i njerëzve i shpërbleftë sa më mirë Ata të dy, që kaluan çadrat e Umu Ma'bedit! Ata të dy kanë ardhur me mirësi dhe me të kanë shkuar Vërtet, është i lumtur ai, që Muhamedin ka shoqëruar. O fisi i Kusajit, sa ju kanë ikur juve me largimin e tij; Ju kanë ikur mirësi, që s'mund t'i bëjë askush përveç tij. Le të gëzohen fisi i Ka'bit për vajzën e tyre. Ajo myslimanët i ndihmoi në çdo mënyrë.

Profeti (s.a.u.s.) me Ebu Bekrin (r.a.) kaluan Kadidin. Atyre u ishte vënë pas Suraka ibn Malik ibn Xha'shi el

Mudlixhi, i cili shpresonte në shpërblimin e kurejshëve. Hipur mbi kalë Suraka po ecte me shpejtësi në drejtim të tyre. Kur u afrua disi tek ata, kali i Surakës rrëshqiti dhe ai ra nga kali. Pastaj, u çua dhe hodhi fall:[29] t'i godiste apo jo? Por falli nuk i doli ashtu siç dëshironte ai. Megjithatë Suraka nuk pyeti për fallin, por i hipi kalit dhe u nis. U afrua tek ata aq shumë, sa dëgjonte këndimin e Kuranit nga i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), i cili nuk po shikonte rreth e qark; kurse Ebu Bekri (r.a.) vështronte sa majtas djathtas. Kalit të Surakës i humbën këmbët në tokë, deri në gjunjë dhe Suraka ra nga kali. E tërhoqi kalin dhe ai u çua, por me vështirësi ia nxori këmbët nga toka. Pas shumë përpjekjesh, kali i nxorri këmbët plotësisht. Nga dheu i këmbëve të kalit u çua një pluhur që u ngjit në qiell si tym. Suraka hodhi fall përsëri. I doli ajo që urrente dhe në zemër i hyri një trishtim i madh. Ai e kuptoi se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) do të triumfonte, prandaj u thirri atyre: "Më prisni, se nuk do t'ju bëj asgjë të keqe!" Profeti (s.a.u.s.) dhe Ebu Bekri (r.a.) u ndalën dhe e pritën atë. Suraka i foli Profetit (s.a.u.s.) për çfarë kishin vendosur kurejshët dhe për çfarë donin t'u bënin atyre. Suraka i tregoi Profetit (s.a.u.s.) ushqimin e plaçkat që kishte me vete.

*"Merr sa të duash"*, - i tha. Por Profeti (s.a.u.s.) nuk mori asgjë prej tij. Profeti (s.a.u.s.) i kërkoi Surakas që të mos u thoshte gjë njerëzve në Mekë për të dhe për Ebu Bekrin. Pastaj Suraka kërkoi që të shkruhej një dëshmi (që Muhamedi nuk do ta dëmtonte, sidoqë të vinte puna).

[29] Arabët e asaj kohe vendosnin për ta kryer ose jo një punë, sipas fallit a shortit. Ata merrnin një copë metalike, e cila nga një anë ishte shkruar "Bëje!", kurse nga ana tjetër "Mos e bëj!"; e hidhnin copën metalike në ajër dhe në qoftë se ajo binte nga ana ku qe shkruar "Bëje!", e bënin punën; në qoftë se binte në anën e kundërt, nuk e bënin. (shënim i përkthyesit)

Profeti (s.a.u.s.) e urdhëroi Amir ibn Fuhejren ta shkruante atë. Ai e shkroi në një copë lëkurë të regjur.

Suraka u kthye për në Mekë. Kë takonte në rrugë nga ata, që kërkonin Muhamedin (s.a.u.s.), u thoshte: "Unë u them me saktësi që Muhamedi nuk ka kaluar këndej." Kështu, ndjekësit ktheheshin mbrapsht.

Në rrugë, Profeti (s.a.u.s.) takoi Burejde ibn Hasib Eslemiun (r.a.) me shtatëdhjetë kalorës. Ata të gjithë u bënë myslimanë.

Në Batn Rijm, Profetin dhe Ebu Bekrin i takoi Zubejr ibn Auami me një vargan myslimanësh, që po vinte nga Shami (Siri). Zubejri i veshi të dy me rroba të bardha.

## Qëndrimi në Kuba

Ditën e hënë, më 8-të të muajit Rabiul Euel, në vitin e 14-të të profetësisë e viti i parë i Hixhretit (emigrimit), Profeti (s.a.u.s.) qëndroi në Kuba.

Sa e dëgjuan që i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte nisur nga Meka në Medine, njerëzit e Medines dilnin çdo mëgjes në Harre, për ta pritur atë. Qëndronin në atë vend, derisa shtrëngonte vapa. Një ditë, pasi pritën gjatë, u kthyen në shtëpitë e tyre. Por, sa hynë nëpër shtëpi, rastisi që një burrë jehudi, i cili kishte një punë të tijën në një nga kodrat e Medines, papritmas pa të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe shokët e tij. Ata ishin me rroba të bardha dhe sa vinin e dukeshin më qartë. Jehudiu nuk e përmbajti veten dhe thirri me zë të lartë:

"O arabë! Ja fati juaj që prisni!" Myslimanët menjëherë kapën armët. U dëgjuan zhurmat dhe fjalët e tyre:

"Allahu Ekber" (Allahu është më i Madhi). Brohorisnin nga gëzimi për ardhjen e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe si vetëtima dolën për ta takuar në anën tjetër të Harres.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u takua përzemërsisht me myslimanët dhe bashkë me ta vazhdoi rrugën nga e djathta. Pastaj, së bashku shkuan e qëndruan tek Benu Amru ibn Aufi, në Kuba.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u ul dhe ndenji në heshtje. Erdhën ensarët (banorët vendës) që nuk e kishin parë ndonjëherë të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe përshëndetën Ebu Bekrin (r.a.), sepse mendonin që ai ishte i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), meqënëse atij i kishin filluar thinjat në kokë. Por, kur i ra dielli të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), u çua Ebu Bekri (r.a.) dhe i bëri hije me pelerinën e vet. Atëherë, njerëzit e njohën të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.).

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) qëndroi në Kuba, te Kulthum ibn Hedmi. Thuhet edhe se ka qëndruar te Sa'ad ibn Hajthime. Në Kuba ka qëndruar katër ditë. Gjatë atyre ditëve ngriti xhaminë e Kubasë dhe aty ka falur namazet. Ditën e pestë të qëndrimit, që ishte ditë e Xhuma, me lejen e Allahut, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) hipi në deve dhe me Ebu Bekrin pas, shkoi tek tezet e tij, në fisin Beni Nexhxhar. Njerëzit e atij fisi erdhën për ta pritur me nderim dhe secili prej tyre mbante me vete shpatë.

Kështu, Profeti (s.a.u.s.) ecte drejt Medines, ndërsa njerëzit shkonin anash tij. Kur arriti te fisi Beni Salim ibn Auf, ishte koha e namazit të Xhumasë. U mblodhën rreth 100 veta në luginën Kuba dhe Profeti (s.a.u.s.) fali me ta namazin e Xhumasë.

**Profeti** (s.a.u.s.) **hyn në Medine**

Profeti (s.a.u.s.) u drejtua për në Medine. Shumë njerëz kishin dalë nëpër rrugë për ta pritur. Ushtonin shtëpitë dhe rrugët nga zëri i njerëzve "Allahu Ekber, el Hamdu lillah, Subhanallah" (Allahu është më i Madhi; Falenderimi i takon Allahut; Allahu është larg të metave). Dolën edhe gratë, fëmijët, të rinjtë e të rejat. Ata këndonin:

*Lindi hëna e plotë përmbi ne*
*Nga vendi, ku njerëzit përcjellim ne;*
*E kemi detyrë Allahun të falënderojmë*
*Për sa kohë që në botë të rrojmë*
*O Profet, i dërguar nga Allahu për ne,*
*Na ke ardhur me fenë që do të ndjekim ne.*

Sa herë që i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kalonte pranë ndonjë shtëpie ensarësh, njerëzit e shtëpisë e kapnin devenë e tij për kapistre dhe thoshin:

"Eja e qëndro këtu, sepse je i mbrojtur plotësisht." Ai do t'ua kthente:

*"Lëreni devenë të ecë në rrugën e saj, sepse ajo është e urdhëruar (të qëndrojë aty ku të ketë vendosur Allahu)."*

Kur deveja arriti te vendi ku do të ndërtohej më vonë xhamia e Profetit (s.a.u.s.), ra në gjunjë. Por Profeti (s.a.u.s.) nuk zbriti prej saj, derisa ajo u çua dhe eci edhe pak. Pastaj, deveja shikoi majtas e djathtas dhe u kthye e u ul mu te vendi ku pati rënë në gjunjë herën e parë. Aty Profeti (s.a.u.s.) i zbriti devesë. Njerëzit i luteshin që ta merrnin secili për të banuar te shtëpia e vet. Ebu Ejub Ensariu (r.a.) i mori plaçkat e Profetit (s.a.u.s.) i pari dhe i futi në shtëpinë e vet dhe Profeti (s.a.u.s.) tha: *"Njeriu shkon pas plaçkës së vet."* Es'ad ibn Zurare u kujdes për devenë e Profetit (s.a.u.s.). Ai e kapi atë prej kapistre dhe e çoi te shtëpia e tij. Atje ku ishte Profeti (s.a.u.s.) vinin çdo natë nga tre e nga katër dhe secili kërkonte që ta merrte te shtëpia e tij.

### **Emigrimi i Aliut** (r.a.)

Ali ibn Ebi Talibi (r.a.) qëndroi në Mekë tri ditë pas imigrimit të Profetit (s.a.u.s.), sepse dorëzoi gjërat që njerëzit e Mekës ia kishin lënë amanet të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.).

Pastaj u nis më këmbë për në Medine. U takua me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) në Kuba. Pastaj shkoi te Kulthum ibn Hedmi për të ndenjur.

## **Emigrimi i njerëzve të familjes së Profetit** (s.a.u.s.)

Pasi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u vendos në Medine, dërgoi Zejd ibn Harithin dhe Ebu Rafiun në Mekë. Ata vajtën te Fatimja dhe Umu Kulthumi, dy bijat e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.).

Shkuan edhe të nëna e besimtarëve, Seudja dhe tek Umu Ejmeni e Usame ibn Zejdi. Bashkë me ta doli nga Meka Abdullahu, djali i Ebu Bekrit, me familjen e Ebu Bekrit (r.a.): Umu Rumanin, Esmanë dhe Aishen.

Shpërngulja e tyre ka ndodhur gjashtë muaj pas emigrimit të të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.).

## **Emigrimi i Suhejbit**

Suhejbi u shpërngul pas të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Kur deshi të imigronte për në Medine, e bllokuan idhujtarët e Mekës. Ai u la atyre tërë pasurinë që kishte në Mekë dhe ata e liruan. Posa arriti në Medine, ia tregoi ngjarjen të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), i cili i tha:

*"Ke bërë tregti me fitim o Ebu Jahja!"*[30]

[30] Ebu Jahja (babai i Jahjait). Arabët e thërrisnin njëri-tjetrin me emrin e fëmijës së parë. (shënim i përkthyesit)

## Myslimanët e pafuqishëm

Idhujtarët nuk i lanë disa myslimanë të imigronin. I munduan shumë dhe përdorën çdo mjet për t'i kthyer nga feja e tyre. Ndër ta qenë: Uelid ibn Uelidi, Ajash ibn Ebu Rabia dhe Hisham ibn Asi. Kur falte namazet i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), i lutej Allahut për ta. Ai i lutej Allahut, gjithashtu që t'i ndëshkonte kurejshët, që nuk i linin myslimanët të shpërnguleshin. Prej kësaj lutjeje vjen edhe lutja e Kunutit.[31] Më pas, disa myslimanë bënë një veprim të guximshëm, i nxorën ata nga kthetrat e femohuesve (qafirëve) dhe ata imigruan në Medine.

## Klima e Medines

Pasi myslimanët u vendosën në Medine, filluan të mallohen e të mërziten shumë, sepse ishin ndarë nga toka dhe shtëpitë, ku kishin lindur dhe ishin rritur. Veç kësaj, në Medine kishte sëmundje. Kështu, i zunë ethet dhe sëmundje të tjera. Prandaj, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) iu lut Allahut kështu:

*"O Allahu im! Na e bëj të dashur Medinen, si Mekën, ose dhe më shumë se Mekën dhe bëj që të mos ketë sëmundje në të! Begatoje në masat dhe peshat e shitblerjes (jepi furnizim të bollshëm). Largoji ethet e këtij vendi dhe hidhi në Xhahfe!"*

Allahu i Madhëruar ia pranoi lutjen të Dërguarit të Vet (s.a.u.s.) dhe myslimanëve iu larguan sëmundjet dhe ata e deshën Medinen ashtu si Mekën.

---

[31] Duaja e Kunutit - lutje, të cilën Profeti (s.a.u.s.) e bënte sa herë që myslimanët ndodheshin në vështirësi a në fatkeqësi. (shënim i përkthyesit)

## Veprimet e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) në Medine

Pasi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u vendos në Medinen e Ndritur, nisi të bashkërendonte punët e fesë dhe të dynjasë, duke vazhduar edhe thirrjen në Islam. Hapi i parë që ndërmori i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) në këtë rrugë, qe ndërtimi i xhamisë së tij. Për këtë, bleu ngastrën, ku deveja e tij pati rënë në gjunjë. Ngastra ishte pronë e dy jetimëve. Toka ishte afërsisht njëqind kutë e gjerë dhe njëqind kutë e gjatë. Aty ndodheshin varret e idhujtarëve. Kishte gropa, hurma dhe një lloj akacieje. U hoqën varret, u sheshuan gropat dhe u prenë hurmat e pemët dhe filloi ndërtimi i xhamisë. Themelet ishin afërsisht tre kutë të gjerë. Mbi to u ngritën muret me qerpiç dhe baltë. Dy shtyllat e portës u ndërtuan me gurë, tavani me lëkurë palme. Kolonat e xhamisë u bënë me dru palme. Toka u shtrua me rërë. Xhamia u bë me tri porta. Kiblja[32] shihte në veri, në drejtim të Shtëpisë së Shenjtë.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) punonte vetë, mbante gurë dhe tulla bashkë me muhaxhirët dhe ensarët, madje ua shtonte vrullin, kur bënte ndonjë shaka e fliste me ta. Në anë të xhamisë, Profeti (s.a.u.s.) ndërtoi dy dhoma me tulla. Tavanin e bënë me lëkura palmash dhe me dru hurme. Njëra dhomë ishte për Seuden, bijën e Zum'as, tjetra për Aishen, bijën e Ebu Bekrit.[33]

---

[32] Drejtimi, sipas të cilit falen myslimanët. (shënim i përkthyesit)

[33] Në atë kohë, Profeti (s.a.u.s.) ishte i martuar vetë me këto të dyja. Ai u martuame Aishen (r.a.), pasi erdhi në" Medine, në muajin Sheual, vitin e parë të Hixhretit.

Pasi Pejgamberi (s.a.u.s.) në atë kohë nuk ishte i martuar me të tjera veç ketyre dyjave. Me Aishen është bashkuar afërsisht në muajin Sheval të vitit të parë të hixhretit.

## Ezani

Myslimanët filluan të vinin me grupe për të falur namazet e pesë kohëve, por nuk dinin të përcaktonin kohën e namazit. Disa vinin para kohe, disa të tjerë vinin pas kohe. Për këtë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u këshillua me myslimanët, se si të caktonin një shenjë, me të cilën të dinin kohën e namazit. Njëri tha: "Të ndezim një zjarr, që, kur të shikohet, njerëzit ta dinë që është koha e namazit." Një tjetër tha: "T'i biem borisë." Tjetri tha: "Të bjerë kambana." Ndërsa Omeri (r.a.) tha: "A nuk po dërgoni një burrë për të thirrur: "Namazi me xhemat." Profeti (r.a.) e pranoi këtë mendim dhe e zbatoi atë. Abdullah ibn Zejd ibn Abdu Rabihil Ensariu (r.a.) e shikoi ezanin në ëndërr. Erdhi menjëherë e ia tregoi të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) e Profeti (s.a.u.s.) tha:

*"Kjo ëndërr është e vërtetë."*

Urdhëroi Abdullahun që të takonte Bilalin dhe t'i thoshte që ai të thërriste ezanin, sepse Bilali kishte më shumë zë sesa Abdullahu. Omeri e dëgjoi ezanin dhe erdhi menjëherë, duke tërhequr përtokë pelerinën e tij dhe duke thënë: "Për Zotin, unë kështu e kam parë në ëndërr ezanin." Kështu, u përforcua ëndrra dhe ezani u bë që atë ditë një nga shenjat e Islamit.

## Vëllazërimi midis muhaxhirëve dhe ensarëve

Nga mirësjellja dhe bujaria që kishin ensarët, haheshin me njëri-tjetrin se kush e kush t'i merrte më parë muhaxhirët (ardhësit) në shtëpi për t'i strehuar dhe për t'i respektuar. Për këtë Allahu ka thënë:

**"Ata që kanë shtëpinë** (Medinen) **dhe Imanin** (besimin) **i duan ata** (muhaxhirët) **që emigruan dhe nuk kanë smirë për të mirat e tyre; ata** (ensarët) **japin edhe atë, për të cilën kanë nevojë vetë."** (59:9)

Kjo dashuri midis muhaxhirëve dhe ensarëve u shtua edhe më shumë, kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i vëllazëroi ata midis tyre. Kështu, çdo ensar u bë vëlla me një muhaxhir. Ata ishin 45 ensarë dhe 45 muhaxhirë.

Vëllazërim do të thoshte që pas vdekjes të trashëgonin njëri-tjetrin dhe jo njerëzit e fisit të vet. Më vonë ky rregull u anulua, por mbeti në fuqi vëllazërimi midis muhaxhirëve dhe ensarëve. Besëlidhja e këtij vëllazërimi u bë në shtëpinë e Enes ibn Malikut.

Nga dashuria që kishin ensarët për vëllezërit e tyre muhaxhirë, i sollën hurma Profetit (s.a.u.s.), që t'i ndante midis tyre dhe muhaxhirëve, por Profeti (s.a.u.s.) nuk pranoi. Atëherë, ata thanë: "Ju, o Muhaxhirë na ndihmoni t'u shërbejmë hurmave dhe frutat t'i ndajmë midis nesh e jush." Këtë propozim e pranoi Profeti (s.a.u.s.). Sa'ad ibn Rabia kishte pasuri më shumë se të tjerët dhe i tha vëllait të vet, mërgimtarit Abdu Rrahman ibn Auf (r.a.):

“Ta ndajmë pasurinë time në dy pjesë të barabarta, njëra për mua dhe tjetra për ty. Unë kam dy gra, më thuaj cila të pëlqen; unë e ndaj dhe pasi të mbarojë ajo afatin e pritjes, martohu ti.” “Allahu ta begatoftë, familjen dhe pasurinë tënde, - ia ktheu Abdu Rrahmani. Mbaji për vete se janë tuat, por më trego ku është tregu juaj?” Ata i treguan tregun e Benu Kajnukas. Abdu Rrahmani shkoi atje, u mor me tregti dhe kur u kthye që andej, solli me vete kos dhe gjalpë. Nuk kaluan shumë ditë dhe ai fitoi ca para me tregti. Pastaj u martua me një grua nga Ensarët.

## Formimi i shoqërisë dhe i bashkësisë islame

Vellazërimi ishte lidhje midis muhaxhirëve dhe ensarëve. Pasi u grumbulluan në Medine, myslimanët u bënë bashkësi (ymet) e veçantë. Për rrjedhojë, kishin nevojë për një organizim shoqëror, kishin nevojë të njihnin detyrat dhe të drejtat shoqërore e në rradhë të parë, duhej të dilnin në pah vepra që i bënin myslimanët një Bashkësi, të pavarur nga të tjerët. Në Medine ishin edhe dy bashkësi të tjera, përveç myslimanëve, që ndryshonin nga ata, në çështje besimi, feje, interesash, kërkesash, ndjenjash, prirjesh etj. Ata ishin idhujtarët dhe jehudinjtë.

Prandaj, Profeti (s.a.u.s.) bëri një besëlidhje midis myslimanëve dhe idhujtarëve dhe një besëlidhje tjetër midis myslimanëve dhe jehudinjve.

Për këtë u shkrua dokumenti, sipas të cilit u vendos si vijon:

1. *Myslimanët Kurejshë dhe Jethribas, si dhe të tjerë pas atyre, që bashkohen e luftojnë kundër armiqve të Islamit, janë një bashkësi e vetme, veç të tjerëve.*
2. *Shlyerja e dijetit (paratë e gjakut) dhe lirimi i robërve ndërmjet besimtarëve të bëhet sipas praktikës së mëparshme. Ata duhet të ndihmojë besimtarët për lirimin e robërve dhe shlyerjen e dijetit.*
3. *Të gjithë myslimanët, si një trup i vetëm të mbajnë qëndrim kundër atij që bën keq, grabitësit dhe të padrejtit, sikur të jetë ai edhe biri i ndonjërit prej tyre.*
4. *Besimtarët nuk do ta vrasin njëri-tjetrin për hir të femohuesve. Besimtarët nuk do t'i ndihmojnë femohuesit kundër besimtarëve.*
5. *Besa e Allahut është e njëjtë për të gjithë. Edhe muslimani më i dobët që merr në mbrojtje një jomysliman, në qoftë se ai e kërkon këtë, nuk lejohet të pritet në besë.*
6. *Jehudinjtë, që bëhen myslimanë, duhet të ndihmohen dhe të përkrahen.*
7. *Paqja e myslimanëve është një.*
8. *Ai që vret një besimtar me dashje, ndëshkohet me vrasje, përveçse kur të afërmit e viktimës janë të një mendjeje që vrasësi të mos vritet. Besimtarët e kanë për detyrë të ngrihen të gjithë kundër vrasësit.*
9. *Nuk lejohet që besimtari ta ndihmojë shpifësin ose ta strehojë atë.*
10. *Kur besimtarët kanë mosmarrëveshje për diçka, i drejtohen Allahut dhe Profetit (s.a.u.s.) për zgjidhjen e saj.*

Profeti (s.a.u.s.) u tregoi myslimanëve të drejtën e vëllazërimit islam dhe i nxiti ata për bashkëpunim, përkrahje, ndihmë dhe ngushëllim ndërmjet tyre.

Ky vëllazërim ndërmjet myslimanëve u vlerësua si më i larti që ka njohur historia.

Idhujtarët shkonin në rrënim; numri i tyre po pakësohej, sepse shumica e tyre, me gjithë zotërinjtë dhe të parët e tyre, u bënë myslimanë. Ata nuk kishin mundësi të qëndronin përballë myslimanëve. Profeti (s.a.u.s.) u mori besën idhujtarëve:

"Asnjë idhujtar (në Medine) të mos marrë në mbrojtje as pasurinë e ndonjë kurejshi dhe as kurejshin vetë. Nuk do të ndihmohet askush kundër besimtarit mysliman." Me këtë besëlidhje që vendosi Profeti (s.a.u.s.) me idhujtarët, mbaroi ajo nga e cila mund të kishin frikë myslimanët.

Besëlidhja mes jehudinjve dhe Profetit (s.a.u.s.) u bë për çështjet që vijojnë:

1. *Ata konsiderohen si një bashkësi me besimtarët, por ata kanë fenë e tyre dhe myslimanët kanë fenë e vet. Jehudinjtë duhet të mbulojnë vetë shpenzimet e tyre, po ashtu myslimanët duhet të mbulojnë vetë shpenzimet e tyre.*
2. *Midis myslimanëve dhe jehudinjve të ketë ndihmë e bashkëpunim kundër atij, që i shpall luftë njerëzve të kësaj besëlidhjeje dhe kundër atij që sulmon Medinen. Secila palë të mbrojë vendin, ku banon.*
3. *Midis myslimanëve dhe jehudinjve të ketë dashamirësi dhe mirësjellje, e jo krime e faje.*
4. *Asnjë person të mos ndëshkohet për fajin e aleatit të tij.*
5. *Të ndihmohet ai, të cilit i është bërë padrejtësi.*
6. *Jehudinjtë duhet të shpenzojnë bashkë me myslimanët, për sa kohë vazhdojnë të marrin pjesë në luftë.*
7. *Jethribi është i shenjtë për ata, që e kanë pranuar këtë besëlidhje.*

8. *Për zgjidhjen e çdo mosmarrëveshjeje midis tyre, ata do t'i drejtoheshin Allahut dhe të Dëguarit të Tij.*
9. *Nuk duhet të merret në mbrojte asnjë nga kurejshët dhe asnjë që i mbron ata.*
10. *Këtë akt besëlidhjeje nuk mund ta ndryshojë asnjë që konsiderohet mëkatar a i padrejtë.*

Me këtë besëlidhje u rregulluan myslimanët, idhujtarët dhe jehudinjtë që banonin në Jethrib dhe u bënë një bashkësi. Kështu, Medinia dhe rrethinat e saj u bënë "shtet" i pavarur, por fjala udhëheqëse u takonte myslimanëve dhe kryetari i atij shteti ishte i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.).

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bashkë me myslimanët e shtuan gjithnjë e më shumë Thirrjen për tek Allahu. I Dërguari i Allahut shkonte si në kuvendet e myslimanëve, ashtu edhe në ato të jomyslimanëve, u këndonte atyre ajetet e Allahut dhe i ftonte ata për tek Allahu. Ai pastronte nga besimet e kota dhe veset e liga çdo njeri, që i besonte Allahut. Profeti (s.a.u.s.) vazhdoi t'u mësonte atyre Librin e Allahut dhe Synetin.

## Provokimet e kurejshëve

Ndërkohë që Profeti (s.a.u.s.) po rregullonte punët e Medines dhe po organizonte jetën e saj, duke shpresuar që ai dhe myslimanët të gjenin aty një vend të sigurt, ku të punonin për fenë e tyre islame, pa ndonjë kundërshtim ose provokacion, befasohet nga disa kurthe të kurejshëve për t'i larguar myslimanët nga Medinia. Kurejshët u shkruan

idhujtarëve të Jethribit duke i nxitur të luftonin kundër muslimanëve t'i nxjerrë ata nga Medina. Ata i këcënuan se do t'i vrisnin luftetarët e tyre dhe do t'u merrnin gratë, nëse nuk i përzinin ose nuk i vrisnin myslimanët që ishin në Medine. Dhe në të vërtetë, idhujtarët e Jethribit filluan ta zbatonin porosinë e kurejshëve. Por, atyre u vajti menjëherë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe i këshilloi ata, derisa ata u tërhoqën dhe u shpërndanë.

Kurth tjetër i kurejshëve kundër myslimanëve: Sa'ad ibn Muadhi (r.a.), kryetar i fisit Eus në Mekë, shkoi në Mekë për të kryer ritin e Umres. Ai bëri tauaf në Shtëpinë e Shenjtë (Qabe) bashkë me Ebu Safuan Umeje ibn Halefin e ndërkohë rastisi në Ebu Xhehlin, i cili sa njohu Sa'adin, e kërcënoi:

"Ju po e vizitoni Qaben, të sigurt nga çdo e keqe, por keni strehuar ata të pafetë (ata që e kanë braktisur idhujtarinë). Për Allahun, sikur të mos ishe me Ebu Safuanin, nuk do të ktheheshe shëndoshë te familja jote." Ky qe një paralajmërim për myslimanët që të mos vinin në Xhaminë e Shenjtë. Ai ishte, gjithashtu një sinjal që idhujtarët do t'i vrisnin myslimanët, po t'i gjenin brenda kufijve të truallit të tyre në Mekë.

Kurejshët idhujtarë kishin lidhje me jehudinjtë e Jethribit. Edhe jehudinjtë, ashtu siç qe thënë në Ungjill nga Isai, ishin gjarpërinj të lindur nga nëpërkat dhe merreshin me nxitjen e armiqësive të vjetra midis fisit Eus dhe fisit Hazrexh. Kështu, myslimanët i rrethoi rreziku nga brenda dhe nga jashtë. Madje puna shkoi deri atje, saqë sahabet nuk flinin kurrë pa qenë të armatosur.

Ata e mbrojtën të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), derisa Allahu i zbriti këtë ajet:

**"Allahu të mbron ty** (o, Muhamed) **prej njerëzve** (prej armiqve)..." (5:67) Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha:

*"O njerëz! Largohuni nga unë (e mos më mbroni), sepse Allahu ma ka siguruar mbrojtjen."*

## Ligjshmëria e luftimit

Në ato rrethana të rrezikshme, Allahu i Madhëruar i zbriti ajete Profetit (s.a.u.s.), me të cilat e lejonte të luftonte kundër kurejshëve. Më vonë, me ndryshimin e kushteve, ky lejim u çua edhe më tej, derisa u bë detyrë për të luftuar kundër armiqve; pra, u bë detyrë për myslimanët që të luftonin kundër Kurejshëve dhe të tjerëve që luftonin kundër Islamit. Po përmendim shkurtimisht si u çua më tej leja për luftë, para se të tregojmë hollësitë e ngjarjeve.

Myslimanët u urdhëruan që t'i konsideronin idhujtarët agresorë, sepse ata e filluan agresionin. Kështu, myslimanët kishin të drejtë që'të luftonin kundër tyre dhe t'ua merrnin pasuritë vetëm atyre, që luftonin kundër myslimanëve dhe jo kundër idhujtarëve të tjerë arabë. Myslimanët duhej të luftonin të gjithë ata idhujtarë arabë që fumizonin kurejshët e bashkoheshin me ta. Myslimanët ishin të detyruar të luftonin cilindo që i cënonte ata, edhe pse nuk ishin nga Kurejshët.

Myslimanët do të luftonin edhe hebrenjtë, që kishin nënshkruar besëlidhjen me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), në qoftë se tradhtonin e ktheheshin me idhujtarët.

Duhej të prishej menjëherë besëlidhja që thyhej nga armiqtë. Myslimanët duhej të luftonin kundër atyre

ithtarëve të Librit (të krishterëve, jehudinjve etj.), që e fillonin armiqësinë kundër myslimanëve, derisa ata të paguanin xhizjen me dorën e vet duke qenë të përulur.

Të mos luftohej ai njeri që përqafonte Islamin, qoftë idhujtar, jehudi, i krishterë etj. Ai që bëhej mysliman ishte i paprekshëm si në veten e tij ashtu edhe në pasurinë e tij. Ndërsa gjykimi i tij i takon Allahut.

## Çetat dhe operacionet ushtarake

Më lart u pa se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe myslimanët kishin marrë masa mbrojtëse qysh në fillim. Ata kishin vendosur roje dhe flinin armëngjeshur. Kur erdhi leja prej Allahut për të luftuar, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) filloi të organizonte njësi ushtarake. Si komandant caktonte njërin prej shokëve të vet. Ndonjëherë dilte edhe vetë Profeti (s.a.u.s.). Qëllimi i organizimit të këtyre çetave ishte:

1. Të zbuloheshin lëvizjet e armikut dhe të siguroheshjn rrethinat e Medines, që myslimanët të mos ziheshin në befasi.
2. Të ushtrohej presion ndaj kurejshëve duke treguar gatishmërinë e myslimanëve në vende ku i shikonin varganet e tyre, që ata të kuptonin rrezikun që i kanosej tregtisë së tyre, pasurisë së tyre dhe vetë atyre, në qoftë se sulmonin myslimanët. Kurejshët ose duhet të hiqnin dorë nga rruga e keqe, ku kishin hyrë dhe t'i linin myslimanët të qetë e të lirë për të përhapur Islamin, ose të zgjidhnin rrugën e luftës

kundër myslimanëve. Por kështu, kurejshët do të humbisnin së pari, rrugën e tregtisë së tyre, sepse ajo kalonte në anët e Medines dhe së dyti, do të merrnin ndëshkimin e së keqes dhe të agresionit të tyre, sepse Allahu do t'i ndihmonte robtë e vet besimtarë. Kjo është thënë disa herë në Kuran.

3. Lidhja e marrëveshjeve për aleanca, ose për mos sulmim, me fiset e tjera.
4. Shpallja e mesazhit të Allahut dhe përhapja e thirrjes për në Islam me fjalë dhe me vepër.

Çeta e parë që ngriti i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) quhej "Siful Bahri" (Çeta e Bregdetit). Komandant të saj caktoi Hamzanë, birin e Ebu Talibit. Çeta përbëhej prej 30 burrash mërgimtarë. Çeta u nis në muajin e Ramazanit, në vitin e parë të Hixhretit: ajo vazhdoi marshimin, derisa arriti në bregun e Detit të Kuq, nga ana e Isit. Atje takoi një vargan të kurejshëve, që po vinte nga Shami. Vargani përbëhej prej 300 burrash dhe kryesohej nga Ebu Xhehli. Të dyja palët u vunë përballë njëra-tjetrës dhe gati shpërtheu lufta. Por, ndërhyri Mexhdi ibn Amru Xhuheniu dhe palët u larguan. Ajo qe çeta e parë me mision ushtarak në historinë e Islamit. Flamuri i saj ishte i bardhë. Ai ishte i pari flamur që u lidh në historinë e Islamit. Flamurin e asaj çete e mbajti Ebu Murthed Kinaz ibn Husejn Ganaviu.

Çeta të tjera islame u dërguan herë pas here. Kështu, në muajin Sheual, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi Ubejde ibn Harithin me 60 burra muhaxhirë deri në Batni Rabig.

Atje ata u gjendën ballë për ballë me Ebu Sufjanin dhe 200 burra. U këmbyen disa qitje me shigjeta, por nuk u bë luftë. Në muajin Dhul Ka'de, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi Sa'ad

ibn Ebu Uekasin me 20 burra muhaxhirë deri ne Kharar, që ndodhet afër Rabigut, por nuk zbuloi ndonjë kurth të ngrehur nga armiqtë. Në muajin Sefer, në vitin e dytë të Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) doli vetë me një kompani prej 70 burrash muhaxhirë e shkoi deri në Ebua Uedan, por nuk takoi njeri nga armiqtë. Aty lidhi kontratë besëlidhjeje, garancie dhe ndihme reciproke me Amër ibn Mahshi Dhamariun. Kjo qe kompania e parë, me të cilën doli vetë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.).

Në muajin Rabiul Euel, po në vitin e dytë të Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) doli përsëri me një kompani prej 200 vetash muhaxhirë dhe shkoi në Beuat, nga ana e Riduajit, por nuk hasi në armik. Po në atë muaj, Keriz ibn Xhabir Fihriu sulmoi kullotat e Medines dhe rrëmbeu ca bagëti. Për këtë arsye, doli i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) me 70 muhaxhirë, për ta kapur grabitësin. Shkoi deri në Safuan, nga ana e Bedërit, por Kerizi iku dhe shpëtoi. Kjo kompani quhet "Kompania e parë e Bedërit".

Në muajin Xhemadil Ula ose Xhemadil Uhra, në vitin e dytë të Hixhretit, Profeti (s.a.u.s.) doli me 150-200 muhaxhirët dhe shkoi deri në Dhul Ashire, për t'i dalë para një vargani kurejshësh, që po shkonte për në Sham. Por vargani kishte disa ditë që ishte larguar. Në Dhul Ashire, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bëri një kontratë mossulmimi me fisin Beni Mudlixh. Në muajin Rexhep, po në vitin e dytë të Hixhretit, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi Abdullah ibn Xhahsh Esdiun me 12 burra nga muhaxhirët, deri në Nahla, që ndodhet midis Mekës dhe Taifit, që të sillnin ndonjë lajm për varganin e Kurejshëve. Mirëpo, myslimanët e sulmuan varganin dhe vranë një burrë, zunë robër dy të tjerë dhe

grabitën varganin. Profetit (s.a.u.s.) nuk i pëlqeu fare ky veprim dhe u zemërua shumë, i liroi dy robërit dhe i pagoi dijetin (paratë e gjakut) atij, që u vra. Kjo ngjarje ndodhi ditën e fundit të muajit Rexhep, prandaj idhujtarët bënë zhurmë se gjoja myslimanët kishin shkelur respektimin e muajit të shenjtë. Atëherë, Allahu i Madhëruar zbriti këtë ajet:

**"Të pyesin** (ty) **për luftën në muajin e shenjtë, thuaj:**

**Të luftosh në atë** (muaj) **është mëkat i madh, por të pengosh nga rruga e Allahut, të mos i besosh Atij, të pengosh të vizitohet Xhamia e Shenjtë** (Qabja) **dhe t'i dëbosh banorët e saj janë mëkate edhe më të mëdha tek Allahu. E provokimi** (kundër myslimanëve) **është** (faj) **edhe më i madh se vrasja..."** (2:217)

Në muajin Sha'ban, në vitin e dytë të Hixhretit, Allahu i Madhëruar e ktheu Kiblen nga Bejtul Mekdisi, nga Qabja e nderuar, çka i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e priste me padurim.[34] Pasi erdhi urdhri prej Allahut që myslimanët të ktheheshin nga Qabja, u zbuluan disa mashtrues hipokritë dhe jehudinj, të cilët ishin bërë myslimanë sa për sy e faqe. Të atillë njerëz e braktisën Islamin dhe kështu u pastruan radhët e myslimanëve.

Këto qenë lëvizjet ushtarake që bënë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe myslimanët, për të ruajtur qetësinë e Medines dhe të rrethinave të saj, si edhe për ta kuptuar Kurejshët idhujtarë pësojën e keqe nëse nuk do t'i ndalonin të këqijat e tyre kundër myslimanëve. Mirëpo, në vend që të hiqnin dorë nga agresionet e intrigat e tyre, idhujtarët e shtuan më shumë mendjemadhësinë dhe mburrjen. Prandaj,

[34] Pra, Allahu i urdhëroi myslimanët që të drejtoheshin me fytyrë nga Qabja, kur të falnin namazin dhe jo më nga Bejtul Mukadesi, siç qenë kthyer më parë.

ata gjetën ndëshkimin, që meritonin në luftën e Bedrit, ndëshkim i cili qe tepër i hidhur për ta.

## Lufta e madhe e Bedrit

Kjo qe e para luftë që e bëri qartë dallimin midis kurejshëve idhujtarë dhe myslimanëve. Shkaku i luftës është sa vijon:

Profeti (s.a.u.s.) po vigjëlonte për varganin që kaloi për në Sham, kur ai pati dalë në Dhul Ashira. Profeti (s.a.u.s.) dërgoi dy burra deri në Haura, që ishte në Sham, për t'i sjellë ndonjë lajm për varganin. Dy burrat vrojtuan të fshehur. Sapo panë varganin e kurejshëve të kalonte, u kthyen në Medine dhe lajmëruan të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Profeti (s.a.u.s.) organizoi 313 myslimanë (thuhet edhe 314 ose 317). Nga ata, 82 (thuhet edhe 83 ose 86) veta ishin muhaxhirë, 61 veta ishin prej fisit Eus dhe 170 veta prej fisit Hazrexh. Mirëpo ata nuk ishin pajisur plotësisht me mjetet e nevojshme për luftë. Kishin me vete vetëm dy kalorës dhe 70 deve.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bëri gati një flamur të bardhë dhe ia dha Mus'ab ibn Umejrit. Për muhaxhirët flamurin e mbante Ali ibn Ebu Talibi, kurse për ensarët e mbante Sa'ad ibn Muadhi.

Profeti (s.a.u.s.) la zëvendës në Medine ibn Umu Mektumin. Më pas, në vend të tij dërgoi në Medine Ebu Luhabe ibn Abdul Mundhirin, nga Reuhaja.

Doli i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) nga Medinia bashkë me myslimanët për të shkuar në Bedër, që ndodhej 155

kilometra në juglindje të Medines. Bedëri rrethohet nga male të larta në çdo anë. Kishte vetëm tri rrugë kalimi: njëra në jug, Uduetul Kusra, tjetra në veri, Uduetud Dunja; një rrugë tjetër kalimi në verilindje, nga ku vinin njerëzit e Medines.

Rruga kryesore e varganeve nga Meka në Sham kalonte brenda këtij vendi të rrethuar me male, të quajtur Bedër.

Aty kishte banesa, puse dhe hurma, ku pushonin udhëtarët dhe qëndronin për disa orë ose për disa ditë. Myslimanët e kishin shumë të lehtë që t'i zinin ato rrugëkalime, pasi të kishte hyrë vargani në atë vend të rrethuar me male; kështu armiku do të detyrohej të dorëzohej. Por, ishte e domosdoshme që armiku të mos e merrte vesh aspak që myslimanët kishin dalë për t'i bllokuar atje, pra, vargani i udhëtarëve kurejshë të shkonte në Bedër pa ditur gjë.

Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) nuk mori menjëherë rrugën e Bedrit. Rruga, që ndoqi ai të nxirrte më pas në drejtim të Bedrit.

Vargani i kurejshëve kishte 1000 deve të ngarkuara me mall, që kushtonte jo më pak se 50000 dinarë.[35]

Kryetari i tij ishte Ebu Sufjani; me vete kishte 40 burra. Ebu Sufjani ishte shumë i zgjuar dhe ruhej. Ai pyeste çdo njeri, që vinte ose që shkonte rrugës për lëvizjet e myslimanëve. Kur ishte jo shumë larg Bedrit, Ebu Sufjani mori vesh se myslimanët kishin dalë nga Medinia. Prandaj e ndryshoi drejtimin e varganit për nga perëndimi, që të marshonte anës së bregdetit dhe ta linte krejtësisht rrugën e Bedërit.

[35] Dinar - njësia monetare bazë në kohën e të' Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), e barabartë me 31/2 gr. ar. (shënim i përkthyesit)

Ndërkohë, Ebu Sufjani pagoi një burrë që të shkonte sa më parë në Mekë dhe t'i lajmëronte idhujtarët që myslimanët kishin dalë nga Medinia e nuk dihej se çfarë do të bënin. Lajmëtari shkoi në Mekë dhe njoftoi ç'i tha Ebu Sufjani. Idhujtarët u përgatitën me të shpejtë dhe u nisën. Nga paria e tyre mbeti në Mekë vetëm Ebu Lehebi. Idhujtarët kurejshë morën me vete edhe njerëz nga fiset e tjera të Mekës. Mbetën pa ardhur vetëm Benu Adijët. Ushtria idhujtare mbërriti në vendin e quajtur Xhahfe.

Ndërkohë, mbërriti edhe letra e Ebu Sufjanit, i cili lajmëronte se kishte shpëtuar me gjithë varganin dhe u kërkonte që të ktheheshin përsëri në Mekë. Por Ebu Xhehli nuk e pranoi një gjë të tillë, nga mburrja dhe mendjemadhësia që kishte. Kështu, nga ajo ushtri u kthye e u nis për në Mekë vetëm fisi Benu Zahra, 300 veta. Ata i urdhëroi për t'u kthyer miku dhe kryetari i tyre, Ahnes ibn Sherik Thekafiu. Të tjerët, 1000 veta vazhduan marshimin e tyre, derisa qëndruan afër Uduetu Kasuasë, jashtë Bedrit, në një fushë të gjerë, prapa maleve që rrethojnë Bedrin.

Në rrugë e sipër, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e mori vesh që idhujtarët e Mekës kishin dalë për të luftuar, prandaj u këshillua me myslimanët. U çua Ebu Bekri dhe foli shumë bukur. U çua Omeri dhe foli shumë bukur. Pastaj u çua Mikdadi:

"Për Zotin, o i Dërguari i Allahut, - tha ai, - ne nuk themi ashtu siç i thanë Benu Israilët Musait (paqja qoftë mbi të!):

**"... Shko pra ti e Zoti yt dhe luftoni, sepse ne po rrimë këtu."** (5:24)

"Ne do të luftojmë djathtas teje dhe majtas teje, para teje dhe prapa teje." I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u gëzua dhe i ndriçoi fytyra nga këto fjalë.

*"Më tregoni o myslimanë, ç'mendim keni?"*, - iu drejtua i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). U çua Sa'ad ibn Muadhi, kryetari i ensarëve dhe tha: "Më duket se po na drejtohesh neve o i Dërguari i Allahut. Unë betohem për Zotin që të ka dërguar ty me të drejtë Profet se, sikur të na urdhërosh të hyjmë në det, ne futemi menjëherë të gjithë. Nesër, ne jemi gati t'i bëjmë ballë armikut bashkë. Ne jemi durimtarë në luftë dhe të vendosur e të patundur kundër armikut. Ndoshta, Allahu do të ta tregojë ty trimërinë tonë, që ti të gëzohesh. Prandaj marsho o i Dërguar bashkë me ne, drejt të mirave të Allahut! Për Zotin, që të ka dërguar ty Profet, sikur t'i lodhim devetë tona edhe deri në Berkul Gimad,[36] ne do të vijmë pas teje." I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u gëzua dhe tha:

*"Marshoni dhe gëzohuni se Allahu i Madhëruar më ka premtuar fitoren mbi njërin prej dy grupeve.[37] Për Zotin, më duket sikur po e shikoj që tani vendin, ku do të vriten ata."*

Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) me myslimanët u nisën për në Bedër dhe arritën natën, përnjëherë me idhujtarët. Profeti (s.a.u.s.) me forcat myslimane qëndroi brenda Bedrit, afër Uduetud Dunjasë, por Habab ibn Mundhiri i propozoi që të qëndronin tek uji, që ishte më afër armikut. Kështu, myslimanët do të mermin ujë për vete dhe njëheraz, do të shteronin puset ekzistuese dhe armiku do të ngelte pa ujë.

---

[36] Një vend shumë larg Bedrit, pranë Habeshesë.

[37] Dy grupet ishin: grupi që shoqëronte varganin dhe grupi që vinte nga Meka për ta mbrojtur varganin. Profeti (s.a.u.s.) do të luftonte vetë me njërin prej dy grupeve. (shënim i përkthyesit)

Këtë mendim e pëlqeu i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe ashtu u veprua.

Myslimanët ndërtuan një tendë, e cila do të ishte selia e Profetit (s.a.u.s.) dhe i caktuan roje disa djem nga Ensarët, nën udhëheqjen e Sa'ad ibn Muadhit. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) mobilizoi ushtrinë dhe përcaktoi fushën e betejës. Herë-herë bënte shenjë me dorë dhe thoshte: *"Këtu do të vritet aksh armik dhe atje do të vritet filani nesër, në dashtë Allahu."* Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) shkoi dhe fali namaz gjatë te trungu i prerë i një peme. Edhe myslimanët pushuan atë natë, duke pasur besim në fitoren. Allahu i Madhëruar zbriti shiun, siç thuhet në Kuran:

**"Dhe kur Ai** (Allahu) **ju kaploi me një kotje** (gjumë)**, që ishte siguri nga ana e Tij, ju lëshoi shi nga qielli për t'ju pastruar, largoi prej jush ndyrësirën e Shejtanit, që të fuqizojë bindjen në zemrat tuaja dhe që t'ju forcojë këmbët tuaja."** (8:11)

Në mëngjesin e ditës së Xhuma, më 17 të muajit të Ramazanit, në vitin e dytë të Hixhretit, të dyja ushtritë ishin përballë njëra-tjetrës. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bëri këtë lutje:

*"O Allah! Ata janë Kurejshët idhujtarë që kanë ardhur këtu me kuajt e tyre dhe me mburrjen e tyre, për të të sfiduar Ty dhe për të përgënjeshtruar të Dërguarin Tënd:*

*O Allah! Më jep ndihmën, që më ke premtuar! O Allah! Thyeji e mposhti idhujtarët sa më shpejt!" Profeti (s.a.u.s.) drejtoi rreshtat e ushtrisë myslimane dhe i urdhëroi që të mos e fillonin luftën, derisa t'u vinte urdhri prej tij. "Kur t'u afrohen juve,- tha, i godisni me shigjeta, por mbani rezervë ca nga shigjetat tuaja dhe mos i kapni shpatat, derisa ata t'ju vërsulen ju."*

Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) u kthye tek tenda e tij bashkë me Ebu Bekrin (r.a.) dhe iu lut Allahut shumë për fitoren me këto fjalë:

*"O Allahu! Nëse sot Ti do të zhdukësh këtë grup (myslimanësh), nuk do të adhurohesh kurrë më. O Allah! Në qoftë se Ti do, nuk adhurohesh pas kësaj dite kurrë më." Aq gjatë e vazhdoi lutjen,, sa i ra mëngorja nga supet. Ebu Bekri ia vuri atë përsëri dhe i tha: "Të mjafton kjo lutje ty, o i Dërguari i Allahut, sepse me të vërtetë, i je lutur dhe i ke kërkuar shumë."*

Idhujtarët komandoheshin nga Ebu Xhehli. Ai e filloi lutjen e vet kështu:

"O Allah! Ata na kanë ndarë nga farefisi, na kanë sjellë një fe, që ne nuk e njohim. Prandaj mposhti sa më parë, o Allah! Cili nga ne të jetë më i dashur tek Ti dhe më i pëlqyer pranë Teje, ndihmoje sot!"

### Dueli dhe beteja

Në fushën e betejës dolën tre veta nga kalorësit më të mirë të idhujtarëve: Utbeu, Shejbeu (dy djemtë e Rabias) dhe Uelid ibn Utbe. Dolën për të bërë duel me myslimanët.

Nga myslimanët dolën tre djem nga ensarët. Mirëpo idhujtarët thanë:

"Ne duam të bëjmë duel me bijtë e xhaxhait tonë." Atëherë dolën: Ubejde ibn Harithi, Hamzai dhe Aliu. Filloi dueli. Hamzai vrau Shejbenë; Aliu vrau Uelidin. U këmbyen goditjet midis Ubejdes dhe ibn Utbes. Të dy ranë në tokë. Aliu dhe Hamzai iu vërsulën përsëri ibn Utbes dhe e vranë. Ubejden e morën, ashtu me këmbë të këputur.

Pas katër a pesë orësh ai vdiq në Safra dhe e kthyen për në Medine.

Idhujtarët u hidhëruan shumë nga përfundimi i duelit dhe të tërbuar sulmuan rreshtat e myslimanëve si një trup i vetëm. Myslimanët qëndronin në pozicionet e tyre, duke mbrojtur veten dhe duke thënë "Ehad, Ehad." (Një, Një).

Për një çast i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kot pak, pastaj ngriti kokën dhe tha: "Gëzohu o Ebu Bekër, se të erdhi ndihma e Allahut. Këtu është meleku Xhebrail, i cili ka marrë kalin e vet për freri dhe po e tërheq, duke ngritur pluhur."[38]

Pastaj, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) doli i veshur me një këmishë hekuri dhe këndoi ajetin:

"(Kurejshët idhujtarë) **do të pësojnë disfatë dhe do të kthehen mbrapsht."** (54:45) Mori një dorë guriçka dhe ua hodhi idhujtarëve drejt e në fytyrë nga larg, duke thënë: *"U nxifshin fytyrat e idhujtarëve!"* Dhe, për çudi secilit prej tyre i ra diçka nga ato guriçka në sy dhe në hundë. Për këtë Allahu ka thënë:.. (Në të vërtetë) **ti nuk i gjuajte, por Allahu i gjuajti..."** (8:17)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i urdhëroi myslimanët të hidheshin në sulm kundër idhujtarëve. U tha: sulmoni. Kështu i nxiti muslimanët për luftë. Atëherë, myslimanët sulmuan me tërë vrullin. Prezenca e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) në rresht të parë përballë armikut i trimëroj myslimanët. Ata i çanë rreshtat e armikut dhe ua prenë kokat shumë idhujtarëve. Ata kishin edhe ndihmën e melekëve,

[38] Vërtet, Allahu i ndihmoi myslimanët ateherë me një mijë melekë të rreshtuar.

të cilët i godisnin idhujtarët në çdo anë. I këputej koka ose këmba njeriut dhe nuk dihej se kush e godiste. Kështu vazhdoi beteja, derisa idhujtarët u thyen. Disa idhujtarë u vranë, të tjerët morën arratinë; të tjerë u zunë rob. Në atë betejë kishte vajtur edhe djalli, në pamjen e Suraka ibn Malik ibn Xhu'shumit, për të fuqizuar idhujtarët dhe për t'i nxitur ata në luftë kundër myslimanëve. Por, sa shikoi melekët, djalli u kthye mbrapsht, iku në drejtim të Detit të Kuq dhe hyri në det.

**Vrasja e Ebu Xhehlit**

Ebu Xhehli ishte midis një grupi idhujtarësh, që e mbronin me shpatat e tyre si gardh. Ndërsa në rreshtat e myslimanëve, pranë Abdurr Rrahman ibn Aufit, ishin dy djem nga ensarët, që kërkonin diçka. Njëri prej tyre i tha Abdu Rrahmanit fshehurazi nga shoku i tij: "O Xhaxha! Ma trego Ebu Xhehlin!" Abdu Rrahmani e pyeti: "Pse? Çfarë do të bësh me të?" "Kam marrë vesh,- iu përgjigj ai, se ai ka sharë të Dërguarin e Allahut. Për Zotin, që ka shpirtin tim në dorë, po ta shikoj, nuk do ta lë pa e vrarë." Edhe djali tjetër i tha Abdu Rrahmanit të njëjtën gjë.

Kur u ballafaquan të dy palët, Abdu Rrahmani e pa Ebu Xhehlin duke shëtitur midis rreshtave të idhujtarëve dhe ua tregoi dy djemve. Atëherë, që të dy iu vërsulën Ebu Xhehlit me shpatë dhe e goditën. Njëri e goditi në kërci të këmbës dhe atij i fluturoi këmba, ashtu siç fluturon bërthama e ullirit, kur shtypet. Tjetri e shtriu përtoke dhe e la në frymën e fundit. Pastaj të dy djemtë shkuan tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe i thanë:

"Shikoji shpata tona." Profeti (s.a.u.s.) u tha:

*"Ju, të dy e keni vrarë atë."* Ishin Muadhi dhe Mi'udhi, bijtë e Afrait. Meudhi ra dëshmor në të njëjtën luftë, kurse Muadhi jetoi deri në kohën e Khalifit Othman (r.a.). Profeti (s.a.u.s.) i dha Muadhit pasurinë e Ebu Xhehlit.

Pasi mbaroi beteja, njerëzit dolën për të kërkuar Ebu Xhehlin. Abdullah ibn Mes'udi e gjeti atë me shpirt ndër dhëmbë. I vuri këmbën në qafë dhe e kapi për mjekre, që t'ia priste kokën. A të poshtëroi Allahu ty, o armiku i Allahut?, - i tha.

Ebu Xhehli - me çfarë më poshtëroi Allahu mua? A për faktin se ke hipur mbi një burrë që e keni vrarë? Sikur të mos më kishte vrarë një bari delesh! Pastaj tha: Kush po e fiton luftën sot?

Abdullah ibn Mes'udi - Allahu dhe i Dërguari i Tij.

Ebu Xhehli - je ngjitur një të përpjete të vështirë, o bari i vogël delesh.

Atëherë, Abdullahu ia preu kokën dhe vajti tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha:

*"Allahu Ekber. (Allahu është më i Madhi). Falenderimi i takon Allahut që e vërtetësoi premtimin e Vet, e ndihmoi robin e Vet dhe i theu armiqtë."* Pastaj shtoi: *"Ky (Ebu Xhehli) ishte faraoni i kësaj bashkësie."*

**Dita e Dallimit të së mirës nga e keqja** (Furkanit)

Eshtë dita, kur u zhvillua lufta e Bedërit, me 17 të muajit të Ramazanit. Beteja bëhej midis femohuesve dhe besimtarëve. Aty, njeriu luftonte kundër xhaxhait të vet,

dajës së vet, djalit të vet, vëllait të vet. Në atë betejë Omeri (r.a.) vrau dajën e vet, As ibn Hashimin dhe Ebu Bekri u ndesh me djalin e vet, Abdurr Rrahmanin. Myslimanët zunë rob Abasin, xhaxhanë e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Kështu, u ndërpre lidhja farefisnore midis njerëzve dhe Allahu e lartësoi fjalën e besimit mbi fjalën e mohimit dhe e dalloi të vërtetën nga e shtrembra. Prandaj, ajo ditë u quajt *"Dita e Dallimit"*.

## Të vrarët

Në atë Betejë u vranë 14 burra nga myslimanët: gjashtë nga muhaxhirët dhe tetë nga ensarët. Ata u varrosën në fushën e Bedrit dhe varret e tyre njihen edhe sot. Nga idhujtarët u vranë 70 veta dhe 70 të tjerë u zunë rob. Shumica e tyre ishin nga paria e kurejshëve. Nga ata, 24 kufoma u tërhoqën dhe u hodhën në një pus të pistë në Bedër. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) qëndroi në Bedër tri ditë dhe kur u përgatit që të kthehej që andej, vajti te pusi, qëndroi në cep të tij dhe i thirri të vrarët idhujtarë me emrat e tyre dhe të baballarëve të tyre:

*"O filan, bir i filanit! O filan, bir i filanit! A do t'ju pëlqente (tani) që t'i ishit bindur Allahut dhe të Dërguarit të Tij? Ne vërtet, e gjetëm ndihmën që na kishte premtuar Zoti ynë. Po ju, a e gjetët ndihmën, që ju kishte premtuar zoti juaj?"* Omeri (r.a.) i tha: *"O i Dërguari i Allahut! A po u flet trupave pa shpirt?" "Ju nuk dëgjoni më mirë se ata,-* iu përgjigj Profeti (s.a.u.s.), *por vetëm se ata nuk përgjigjen."*

## Lajmi i Betejës në Mekë dhe në Medine

Lajmi i thyerjes së idhujtarëve arriti në Mekë. Ata i theu dhe i poshtëroi Allahu. Me qëllim që të mos u bëhej qejfi mylimanëve, idhujtarët e ndaluan vajtimin për të vrarët e tyre. Esued ibn Mutalibit i ishin vrarë tre djem në Bedër, prandaj ai donte të vajtonte me zë për ta. Natën dëgjoi zërin e një gruaje që po vajtonte dhe mendoi se ishte dhënë leja për të vajtuar të vrarët. Prandaj, dërgoi djalin e vet për të hetuar. I biri shkoi atje dhe mori vesh që gruaja po vajtonte për devenë e vet, që i kishte humbur. Atëherë ai nuk e përmbajti veten dhe thuri...:

***Po qan për një deve të humbur?!***
***Gjumin pagjumësia ka mundur.***
***Jo, ajo nuk po qan për devenë,***
***Qan për Bedrin; të pafat qemë.***

Në Medine, njerëzit morën vesh për betejën nga dy lajmëtarë të dërguar nga Profeti (s.a.u.s.): Abdullah ibn Reuahai dhe Zejd ibn Harithe. I pari njoftoi pjesën e sipërme të Medines, i dyti pjesën e poshtme të saj. Jehudinjtë kishin përhapur fjalë të gënjeshtërta në Medine. Por, kur shkoi atje lajmi i fitores, u gëzuan tërë myslimanët dhe u tund Medinia nga brohoria e njerëzve: La i lahe il-lallah (Nuk ka zot tjetër përveç Allahut), Allahu Ekber (Allahu është më i Madhi). Krerët e myslimanëve, dolën përpara në rrugët e Bedërit dhe uruan të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) për fitoren.

## I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) në Medine

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kthye në Medine me ndihmën e Allahut, me plaçkë lufte dhe robër. Kur arriti afër Safrasë, Allahu i zbriti ajetin, që tregon urdhrin e ndarjes së plaçkës së luftës. Prandaj, ai mori një të pestën e plaçkës së luftës. Pjesën tjetër e ndau në mënyrë të barabërtë midis luftëtarëve.

Më pas urdhëroi që të vritej Nadir ibn Harithi. Ali ibn Ebu Talibi ia preu kokën. Kur Profeti (s.a.u.s.) arriti në Araki Dhubaja, urdhëroi që.të vritej Ukbe ibn Ebu Muiti, të cilin e vrau Asim ibn Thabit el Ensariu (thuhet edhe se e ka vrarë Ali ibn Ebu Talibi).

Krerët e myslimanëve që kishin dalë për të uruar, e takuan të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) në Rauhar. Pastaj e shoqëruan atë deri në Medine. Shumë njerëz u bënë myslimanë. Madje edhe Abdullah ibn Ubeji (kryetari i dyfytyrakëve) dhe shokët e tij u shfaqën sikur u bënë myslimanë.

## Robërit e luftës

Pasi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u vendos në Medine, u këshillua me Sahabët për robërit e luftës. Ebu Bekri (r.a.) shfaqi mendimin që të merren paratë (fidje) prej tyre për lirimin e tyre. Ndërsa, Omeri (r.a.) dha mendimin që ata të vriten.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vendosi që të mos vriteshin robërit e luftës, por të merreshin para prej tyre,

për t'i liruar. Për secilin shuma ishte nga 1000 deri në 3000 dirhem. Disa nga robërit e luftës dinin të lexonin dhe të shkruanin, prandaj, si fidje u caktua që secili nga ata t'u mësonte shkrim e lexim dhjetë djemve myslimanë. Për disa të tjerë, Profeti (s.a.u.s.) urdhëroi që të liroheshin, pa paguar fidje.

Zejnebja, bija e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dërgoi një gjerdan, për lirimin e burrit të saj, Ebu el Asi. Hatixheja ia kishte dhënë asaj dhuratë martese, kur e martuan me Ebu el Asin. Kur e pa i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) gjerdanin, i erdhi keq dhe iu lut Sahabëve, që Ebu el Asi të lirohej pa paguar fidje. Ata e pranuan këtë dhe Profeti (s.a.u.s.) e liroi atë, por me kusht që ta linte të lirë Zejneben të largohej nga Meka. Ebu el Asi e pranoi këtë kusht dhe Zejnebja imigroi në Medine.

## **Vdekja e Rukies dhe martesa e bijës tjetër të Profetit** (s.a.u.s.)

Rukia, bija e Profetit (s.a.u.s.) qe e sëmurë, kur ai u nis për në Bedër. Ajo ishte e martuar me Othman ibn Affanin (r.a.). Prandaj, Profeti (s.a.u.s.) e urdhëroi Othmanin që të qëndronte në Medine e të kujdesej për Rukijen e sëmurë dhe i tha se do të kishte shpërblim si ata që merrnin pjesë në luftën e Bedërit. Profeti (s.a.u.s.) la edhe Usame ibn Zejdin për këtë punë. Por Rukia vdiq, para se të kthehej i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) në Medine.

Usame ibn Zejdi ka thënë: "Na erdhi lajmi për fitoren e myslimanëve në Bedër, kur po mbulonim me dhè Rukien, bijën e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.)."

Pasi u kthye i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) në Medine dhe u qetësua, i dha Othmanit për grua vajzën tjetër, Umu Kulthumin. Prandaj Othmani është quajtur i zoti i dy dritave. Umu Kulthumi jetoi me Othmanin, derisa vdiq, në muajin e Sha'banit, në vitin e 9-të të Hixhretit dhe u varros në varrezat e Medines (el Bekia).

Idhujtarët dhe aleatët e tyre u hidhëruan shumë nga ndihma dhe fitorja që Allahu u dha myslimanëve në Bedër. Prandaj, filluan të kurdisnin plane për të goditur myslimanët dhe për t'u hakmarrë ndaj tyre. Mirëpo Allahu i asgjësoi kurthet e tyre dhe me mirësinë e Vet, i fuqizoi myslimanët.

Një javë pas kthimit të myslimanëve nga lufta e Bedërit ose në muajin Muharrem të vitit të 3-të të Hixhretit, u mblodhën njerëzit e fisit Beni Selim për të luftuar kundër Medines. Kur e morën vesh myslimanët këtë, u futën në shtëpitë e njerëzve të fisit Beni Selim, u morën plaçkë e gjë dhe u kthyen në Medine shëndoshë e mirë. Më pas komplotuan Umejr ibn Uehb Xhumehiu dhe Safuan ibn Umeja për të vrarë Profetin (s.a.u.s.). Për këtë Umejri shkoi në Medine, por u kap nga myslimanët. Profeti (s.a.u.s.) i tregoi se dinte për komplotin e tij dhe Umejri u bë mysliman.

### Lufta e Benu Kajnukas

U zbulua plani i jehudinjve të fisit Benu Kajnuka për sherr dhe armiqësi kundër myslimanëve. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i këshilloi që të hiqnin dorë nga plani i tyre djallëzor, por ata i thanë:

“O Muhamed! Mos të të gënjejë mendja! Ti luftove kundër ca njerëzve të fisit Kurejsh, që nuk e njihnin mjeshtërinë e betejës. Po të luftosh kundër nesh, do ta shikosh se jemi ne njerëzit e sprovuar në luftë.”

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e duroi këtë përgjigje. Por ata i shtuan ngacmimet e tyre kundër myslimanëve, derisa në tregun e tyre shkaktuan një ngatërresë dhe u vra një mysliman dhe një jehudi. Atëherë, ditën e shtunë, në mes të muajit Sheual, në vitin e dytë të Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i rrethoi ata. Pas pesëmbëdhjetë ditësh, në fillim të muajit Dhul Ka’ade ata u dorëzuan. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i internoi ata në Sham, në Idhreatë. Pas njëfarë kohe shumica e tyre vdiqën.

### Lufta e Suejkut

Pas luftës së Bedërit, Ebu Sufjani premtoi që nuk do ta lante trupin me ujë derisa ta asgjësonte Muhamedin (s.a.u.s.). Për këtë qëllim ai u nis nga Meka me 200 kalorës dhe sulmoi Aridin, në anë të Medines. Idhujtarët Kurejshë, me Ebu Sufjanin në krye prenë, dogjën e shkatërruan plantacionet e hurmave dhe vranë dy burra. Pastaj u larguan. U njoftua për këtë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Ai doli menjëherë në ndjekje të tyre, por ata kishin ikur. Në ikje e sipër kishin hedhur në rrugë peksimet dhe ushqime të tjera, që të lehtësonin barrën e të iknin sa më shpejt. Myslimanët i ndoqën deri në Karkaretu el Keder, por idhujtarët ishin larguar edhe prej andej. Myslimanët e morën peksimetin që kishin lënë idhujtarët, prandaj ajo betejë mori emrin “Beteja e Suejkut” dhe beteja e “Karkaretu el Keder”.

## Vrasja e Ka'ab ibn el Eshrefit

Ka'abi ishte prozator dhe poet jehudi dhe nga armiqtë më të mëdhenj të myslimanëve. Ai qësendiste të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe shokët e tij (sahabët), merrte nëpër gojë gratë e tyre, lavdëronte armiqtë e tyre dhe i nxiste ata kundër mysimanëve. Pas luftës së Bedërit, ai vajti te kurejshët dhe i nxiti ata që të luftonin kundër myslimanëve. Për këtë ai u recitoi atyre disa strofa vjershe si:

*Ju jeni në rrugë më të drejtë se ata;*
*Nuk ka rëndësi ç'ndodhi me fisin Kajnuka.*

Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u tha shokëve te vet: *"Kush e vret Ka'ab ibn Eshrefin?"* U çua Muhamed ibn Meslemeja, Adad ibn Beshiri, Ebu Naile, Harith ibn Eusi dhe Ebu Abs ibn Xhebri. Komandanti u caktua Muhamed ibn Meslemeja, i cili i kërkoi të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) ta lejonte që t'i thoshte Ka'abit diçka. Muhamed ibn Meslemeja vajti te Ka'abi dhe i tha:

"Vërtet, ky burrë, - duke folur për Profetin (s.a.u.s.), - na ka kërkuar neve të japim zeqatin dhe na ka sjellë vështirësi e mundime." Ka'abi u gëzua nga fjalët e Muhamed ibn Meslemes dhe i tha: "Për Zotin, ju ka mërzitur." Pastaj, Muhamed ibn Meslemeja i kërkoi hua Ka'abit ca ushqim e ca hurma dhe derisa t' i shlyente huanë, t'i linte peng armën e tij. Ka'abit i vajti edhe Ebu Nailes dhe bëri të njëjtën bisedë me të. Pastaj Ebu Naili i tha: "Kam ca shokë që mendojnë si unë. Dëshiroj t'i sjell ata këtu, tek ti, që t'u shesësh (ushqime etj.) dhe t'i ndihmosh." Ka'abi e pranoi propozimin e Ebu Nailes.

Natën e katërmbëdhjetë të Rabiul Euelit, në vitin e tretë të Hixhretit ata i shkuan Ka'abit të armatosur dhe i thirrën te dera. Ka'abi u çua për të zbritur poshtë. Ndërkohë që ishte në kështjellën e tij. Ai sapo ishte martuar. E shoqja i tha: "Ku po del në këtë orë? Unë dëgjova një zë, që m'u duk sikur ndillte gjak." Ai nuk u kushtoi rëndësi fjalëve të saj. Zbriti. Kur hapi derën e i shikoi ata me armë, nuk u shqetësua, sepse qe bërë marrëveshje më parë midis tyre.

Njerëzit e armatosur nisën të ecnin bashkë me të. Donin të gjenin rastin dhe ta vrisnin. Ebu Naili e lavdëroi për erën e mirë të parfumit që kishte vënë dhe i kërkoi leje që të afronte hundën në kokën e tij. Ka'abi i dha leje, ashtu duke u mbajtur fodull dhe duke u mburrur. Ebu Naili i mori erë, i vuri dorën te koka dhe u tha shokëve të vet që t'i merrnin erë, gjithashtu. Pas pak, i kërkoi leje përsëri që t'i merrte erë dhe bëri ashtu si herën e parë. I kërkoi për të tretën herë leje t'i merrte erë dhe si ia kapi mirë kokën, tha: "Bjerini armikut të Allahut!" Atëherë, vringëlluan shpatat mbi të me tërbim dhe Muhamed ibn Meslemeja i vuri nje gurëthyes[39] në fyt dhe i mëshoi fort derisa ai i doli nga qafa. Në atë çast Ka'abi bërtiti me një zë kaq të keq e të fortë, sa i tmerroi ata që ishin rrotull tij dhe ra i vdekur. U ndezën dritat nëpër shtëpitë e idhujtarëve. Ata tentuan që t'i kapnin njerëzit, që vranë Ka'ab ibn Eshrefin, por myslimanët u kthyen në Medine shëndoshë e mirë. Në këtë mënyrë u shua zjarri i intrigave kundër myslimanëve, që i shqetësoi gjatë myslimanët dhe nëpërkat jehude u fshehën nëpër vrimat e tyre për njëfarë kohe.

---

[39] Gurëthyese - mjet pune i arabëve të asaj kohe, në trajten e kazmës, me të cilin ata thyenin gurë. (shënim i përkthyesit)

## Çeta e Kirdes

Në muajin Xhemadiul Ahir, në vitin e tretë të Hixhretit, kurejshët dërguan një vargan për në Sham nga rruga e Irakut, e cila kalonte nga Nexhdi, por jo afër Medines. Varganin e udhëhiqte Safuan ibn Umeja.

Këtë e mori vesh i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe dërgoi Zejd ibn Harithin (r.a.) me njëqind kalorës. Vargani po pushonte te një burim, në vendin e quajtur Kirde, në Nexhd. Zejdi me kalorësit e vet iu vërsul dhe e pushtoi varganin me gjithë pasurinë që kishte, ndërsa varganarët ikën të gjithë. Myslimanët kapën udhërrëfyesin e idhujtarëve, Furat ibn Hajanin, i cili u bë mysliman. Plaçka që morën myslimanët kapte vlerën njëqind mijë dinarë dhe humbja e varganit me gjithë pasurinë që kishte, qe goditja më e dhembshme që pësuan Kurejshët pas luftës së Bedërit.

## Lufta e Uhudit

Ndërkohë që po përgatiteshin për hakmarrje kundër myslimanëve për atë që pësuan në luftën e Bedërit, kurejshët pësuan goditjen tjetër, me humbjen e varganit në Kirde. Ata u tërbuan edhe më keq. Prandaj, nxituan përgatitjet e tyre për të grumbulluar vullnetarë. Mblodhën zezakë dhe caktuan poetë për t'i nxitur njerëzit. Ushtria idhujtare prej tremijë luftëtarësh, u pajis me tremijë deve, dyqind kuaj dhe shtatëqind parzmore. Kishin me vete edhe një numër të konsiderueshëm grash, për të nxitur dhe përhapur shpirtin e trimërisë dhe të entuziazmit. Komandant i përgjithshëm i

ushtrisë ishte Ebu Sufjani. Flamurin e mbanin trimat e fisit Benu Abdud Dar.

Ushtria u nis me tërë zemërimin dhe mllefin që kishte. Vazhdoi lëvizjen, derisa mbërriti në rrethinat e Medines dhe zuri vend në Kanat, afër maleve Ajnejn dhe Uhud. Ishte ditë e xhuma, më 6 të muajit Sheual, viti i tretë i Hixhretit.

Një javë para se të shkonte atje ushtria kurejshe, Profeti (s.a.u.s.) e mori vesh këtë gjë. Prandaj, ai krijoi njësitë ushtarake, për të parapritur çdo sulm të mundshëm dhe për të mbrojtur Medinen. Profeti (s.a.u.s.) kishte mendimin që myslimanët të mbroheshin brenda Medines: nëpër rrugë të luftonin burrat, sipër shtëpive, gratë. Këtë mendim e pranoi kryetari i dyfytyrakëve Abdulla ibn Ubeji. Ai synonte të rrinte në shtëpinë e vet e të mos merrte pjesë në luftime dhe të mos akuzohej se kishte ikur nga lufta. Mirëpo, të rinjtë e Medines kishin mendimin që të dilnin jashtë Medines dhe të luftonin kundër idhujtarëve hapur. Ata ishin shumë entuziastë dhe e kërkuan këtë me këmbëngulje.

Mendimi i tyre u pranua dhe ushtria myslimane u nda në tre regjimente: regjimenti i parë, i përbërë nga muhaxhirët, flamurin e të cilit e mbante Mus'ab ibn Umejri; regjimenti i dytë, i fisit Eus, flamurin e të cilit e mbante Usejd ibn Hudejri; regjimenti i tretë, i fisit Hazrexh, flamurin e të cilit e mbante Habab ibn Mundhiri.

Pas namazit të pasdites (iqindisë) ushtria myslimane u drejtua nga mali i Uhudit. Të vegjëlit u ndaluan të merrnin pjesë në luftë; u bë përjashtim vetëm me Rafia ibn Hadixhin, sepse ai ishte mjeshtër në qitjen me shigjetë. Mirëpo, Samura ibn Xhendebi tha:

"Unë jam më i fuqishëm se Rafiai. Unë e rrëzoj atë." Profeti (s.a.u.s.) i urdhëroi djemtë që të bënin mundje. Samura e rrëzoi Rafianin dhe Profeti (s.a.u.s.) e lejoi edhe atë të merrte pjesë në luftë. Në Shejhejnë ushtria fali namazin e akshamit (perëndimit) dhe të jacisë (mbrëmjes).

Profeti (s.a.u.s.) qëndroi aty me gjithë ushtrine. Por caktoi pesëdhjetë burra për të ruajtur kampin. Në fund të natës, para se të dilte drita, ushtria u nis.

Namazin e agimit e falën në Shaut. Aty, Abdullah ibn Ubeju me 300 veta që kishte me vete, tradhtoi dhe u kthyen mbrapsht. Për këtë arsye filloi njëfarë tronditjeje dhe luhatjeje në fiset Benu Selme dhe Benu Harithe.

Edhe ata qenë gati duke u kthyer, por Allahu ua forcoi besimin dhe ata qëndruan. Në fillim numri i myslimanëve ishte një mijë, por pasi iku Abdullah ibn Ubeji me 300 veta, mbetën 700.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bashkë me ushtrinë myslimane shkuan drejt malit Uhud, nga një rrugë e shkurtër, që e linte armikun në anën e perëndimit. Qëndruan në majën, ku hynte gryka e një përroi, duke i kthyer shpinën luginës së Uhudit. Në këtë mënyrë, armiku mbeti si një perde ndërmjet myslimanëve dhe Medines. Atje Profeti (s.a.u.s.) organizoi ushtrinë. Ai caktoi 50 burra me harqe që të qëndronin në malin Ajnejn, i cili njihet me emrin Mali i Qitësve.

Profeti (s.a.u.s.) i urdhëroi ata që të mbronin malin dhe t'i mbronin myslimanët nga prapa. U tha në mënyrë të prerë që të mos e linin pozicionin e tyre, derisa të vinte urdhri i tij, edhe po ta fitonin myslimanët betejën edhe po ta humbisnin atë. Komandant i tyre u caktua Abdullah ibn Xbubejr Ensariu. Edhe idhujtarët e moblizuan ushtrinë e

tyre dhe dolën në sheshin e betejës. Gratë e tyre i nxisnin burrat, duke hyrë midis rreshtave, duke u rënë dajreve, duke u kënduar heronjve e duke recituar vjersha:

*Përpara o burra, se do përqafohemi,*
*Do të shtrojmë jastëkët e do të gëzohemi;*
*Nëse ikni mbrapsht, do të ndahemi,*
*Do të ndahemi përgjithmonë e më nuk do të bashkohemi.*

Për komandantët e ushtrisë gratë thoshin: Luftoni, o trimat e Abdud Darit çdo mysliman, Sepse jeni të mbrojtur nga çdo anë Luftoni e godisni armiqtë pa mëshirë.

## Dueli dhe beteja

Të dyja ushtritë iu arfuan njëra-tjetrës. Doli Talha ibn Ebi Talha Abderiu, flamurtari i idhujtarëve dhe më trimi i kalorësve kurejshë, hipur mbi deve dhe bëri thirrje për duel. I doli përpara Zubejr ibn Auami (r.a.) dhe u vërsul si luani e hipi mbi devenë e tij. E kapi, e përplasi në tokë dhe e theri me shpatën e vet. I Dërguari i Allahu (s.a.u.s.) dhe myslimanët thanë: *"Allahu Ekber"* (Allahu është më i Madhi). Pastaj shpërtheu beteja. Halid ibn Uelidi, që ishte nga kalorësit e idhujtarëve u mundua tri herë t'i godiste myslimanët nga prapa, por e goditën qitësit që kishte caktuar i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Myslimanët e përforcuan sulmin e tyre kundër flamurtarëve të idhujtarëve, derisa i vranë të gjithë. Ishin njëmbëdhjetë luftëtarë. Flamujt e tyre mbetën për tokë. Myslimanët e fuqizuan, gjithashtu sulmin e tyre edhe në pikat e tjera, derisa i shpartalluan

rreshtat e idhujtarëve. Gjatë betejës treguan trimëri të rrallë Ebu Dexhxhaneja dhe Hamzai (r.a.).

Gjatë këtij sulmi u vra Hamza ibn Abdul Mutalibi (r.a.), Luani i Allahut dheLuani i të Dërguarit të Tij (s.a.u.s.). Atë e vrau Uahshi ibn Harbi, i cili ishte skllav abisinas, mjeshtër në goditjen me heshtë. Pronari i tij, Xhubejr ibn Mut'aimi i kishte premtuar se do ta lironte, po të vriste Hamzanë, sepse Hamzai i kishte vrarë xhaxhanë, Tuajme ibn Adjin, një vit më parë, në Bedër. Uahshiu u fsheh prapa një shkëmbi dhe priti të kalonte Hamzai. Ndërkohë, kur Hamzai i preu kokën idhujtarit Suba ibn Arfitas, Uahshiu e goditi befasisht. Heshta e goditi në bark dhe i doli midis këmbëve. Hamzai (r.a.) ra në tokë e nuk mundi të çohej më derisa vdiq aty.

Idhujtarët u kthyen dhe nisën të iknin. Ikën edhe gratë që ishin me ta. Myslimanët i ndoqën pas; morën armë e plaçkë lufte. Ne atë çast qitësit, që pati caktuar Profeti (s.a.u.s.) që të qëndronin roje dhe të mbronin myslimanët nga prapa, bënë gabimin e rëndë. Dyzet veta prej tyre zbritën nga qafa e malit dhe ranë në sheshin e betejës për të marrë plaçkë lufte, edhe pse ata kishin urdhër të prerë nga Profeti (s.a.u.s.) që të qëndronin me çdo kusht në pozicionet e tyre. Halid ibn Uelidi shfrytëzoi rastin dhe i sulmoi ata dhjetë veta që kishin mbetur në Malin e Qitësve dhe i vrau. Pastaj, i doli rrotull malit derisa u shkoi në shpinë myslimanëve dhe nisi t'i rrethonte ata. Kalorësit e Halidit lëshuan zë dhe idhujtarët e tjerë e kuptuan dhe u kthyen përsëri kundër myslimanëve. Flamurin e tyre e ngriti një nga gratë idhujtare. Ata i mblodhën forcat rreth flamurit për sulm kundër myslimanëve. Kështu, myslimanët u ndodhën midis dy zjarresh.

## Sulmi i idhujtarëve kundër të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe përhapja e lajmit për vrasjen e tij

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte në prapavijën e myslimanëve. Me të ishin shtatë veta nga ensarët dhe dy nga muhaxhirët.

Kur pa kalorësit e Halidit, Profeti (s.a.u.s.) doli prapa malit dhe i thirri shokët e vet me zërin e tij të lartë:

*"O robtë e Allahut! Ejani tek unë!"* Zërin e tij e dëgjuan idhujtarët, sepse ata, duket qenë më afër tij sesa myslimanët. Kështu, u grumbulluan idhujtarët me nxitim në drejtim të zërit dhe e sulmuan të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) me tërbim e u përpoqën ta vrisnin atë, përpara se të arrinin myslimanët. Atëherë, i Dërguari i Allahut tha:

*"Kush i prapëson idhujtarët, do të ketë Xhenetin, do të jetë shoku im në Xhenet."* Në atë çast, doli një burrë nga ensarët, i prapësoi idhujtarët dhe ra duke luftuar kundër tyre. Ata prap u sulën. I Dërguari(s.a.u.s.) përsëriti prap fjalën e tij. Pas tij doli një burrë tjetër nga myslimanët, i cili gjithashtu i prapësoi idhujtarët dhe luftoi, derisa u vra. Pastaj një i tretë, i katërti, i pesti, i gjashti, i shtati. Që të gjithë u vranë. Rreth të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) mbetën vetëm dy myslimanë: Talha ibn Ubejdulahu dhe Sa'ad ibn Ebu Uekasi.

Idhujtarët e përqendruan sulmin kundër të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe atë e goditi një gur e ai u rrëzua në njërën ije. Iu thye, gjithashtu një dhëmballë në pjesën e poshtme të nofullës së djathtë dhe iu plagos buza e poshtme. U plagos edhe në kokë e në fytyrë. E goditën me shpatë mbi parzmore, aq sa parzmorja iu fut në trup. E goditën edhe

me shpatë në qafë; nga kjo e fundit vuajti një muaj. Meqë kishte veshur dy parzmore, shpata e armikut nuk i arriti në trup. Idhujtarët arritën ta plagosin të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) edhe pse dy shokët e tij bënë të pamundurën për ta mbrojtur atë. Sa'ad ibn Ebu Uekasi qëlloi me shigjeta kundër idhujtarëve, derisa i mbaruan dhe Profeti (s.a.u.s.) nxori shigjetat e tij dhe i tha:

*"Qëllo, për ty do të flijoja nënën dhe babanë tim."* Edhe Talha ibn Ubejdullahu luftoi i vetëm, sa për të gjithë grupin që u vra më parë, derisa mori 35-39 plagë. Talhai e mbrojti Profetin (s.a.u.s.) me dorën e vet, derisa e goditën në gishta dhe dora iu paralizua. Kur e goditën në gishtat e dorës, Talhai tha:

E pësova. Profeti (s.a.u.s.), i tha - *"Sikur të kishe thënë: "Bismilah" (Me emrin e Allahut)*, - *do të të ngrinin melekët dhe njerëzit do rrinin të të shikonin."*

Gjatë asaj ore të vështirë, zbritën melekët Xhebrail dhe Mikail dhe luftuan kundër idhujtarëve. Pastaj erdhën disa myslimanë te Profeti (s.a.u.s.) dhe e mbrojtën me tërë fuqinë. I Pari qe Ebu Bekër Es Sidik; Më pas, edhe Ebu Ubejde ibn Xherahu. Ebu Bekri (r.a.) shkoi i pari tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), por qe Ebu Ubejdja ai, që ia hoqi hallkën e zixhirit të helmetës Profetit (s.a.u.s.)[40] duke ia tërhequr me dhëmbë. Atëherë, Ebu Ubejdes i ra një dhëmb. Kur i hoqi edhe rrethin tjetër, Ebu Ubejdes i ra edhe një dhëmb tjetër. Ata shkuan me Profetin (s.a.u.s.) tek Talha ibn Ubejdullahu, dhe e mjekuan pasi ishte i plagosur.

[40] Profetit (s.a.u.s.) i kishte hyrë në mish një nga hallkat e zinxhirit që mbante mbi kokë helmetën, nga goditjet që kishte marrë; prandaj ajo duhej hequr sa më parë. (shënim i përkthyesit)

Më pas, tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) erdhën Ebu Duxhaneja, Mus'ab ibn Umejri, Omer ibn Hatabi, Ali ibn Ebu Talibi dhe të tjerë. U shtua edhe numri i idhujtarëve, të cilët i fuqizuan sulmet e tyre kundër myslimanëve. Por myslimanët treguan heroizëm të rrallë. Disa qëllonin me shigjeta, disa mbronin, disa luftonin dhe disa ruanin Profetin (s.a.u.s.) nga shigjetat. Mus'ab ibn Omejri (r.a.) mbante flamurin në dorën e djathtë, por idhujtarët e goditën dhe ia prenë atë. E kapi flamurin me dorën e majtë, por edhe atë ia prenë.

Pastaj e goditën në gjoks dhe në qafë, derisa ra. Ai, që e vrau ishte Abdullah ibn Kemieh. Duke vrarë Mus'abin, kujtoi se kishte vrarë të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), sepse Mus'abi i ngjante shumë Profetit (s.a.u.s.). Prandaj, ibn Kemie u kthye tek idhujtarët dhe thirri me zë të lartë: "Muhamedi u vra." Lajmi u përhap me shpejtësi. Me përhapjen e këtij lajmi u pakësuan ca sulmet e idhujtarëve, sepse ata menduan se ia kishin arritur qëllimit dhe e bënë atë që kishin dëshiruar.

## Qëndrimi i myslimanëve pas këtij rrethimi

Kur myslimanët e panë se filluan të rrethoheshin, u shkrehën, u tronditën dhe nuk arrinin dot të kishin një qëndrim të vetëm. Dikush mori nga jugu, derisa arriti në Medine. Dikush tjetër iku në majë të malit Uhud dhe u bashkua me kampin e myslimanëve. Por shumica e myslimanëve mbetën brenda rrethimit. Ata qëndronin në pozicionet e tyre dhe mbronin shokët, që luftonin kundër idhujtarëve agresorë.

Megjithatë, radhët myslimane u ngatërruan, sepse nuk mbeti ndër ta ndonjëri që t'i udhëhiqte me njëfarë rregulli. Madje, puna shkoi deri atje, sa të përlesheshin të parët me të pasmit e tyre. Kështu, el Ejmeni vrau babanë e Hudhejfes. Kur myslimanët dëgjuan lajmin e vrasjes së të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) disave u fluturoi mendja, u thyen moralisht e u dobësuan aq sa deshën ta braktisin luftën. Por pati myslimanë të tjerë, që thanë:

"Luftoni o vëllezër myslimanë dhe vdisni në rrugën islame, ashtu siç ka vdekur i Dërguari i Allahut."

Ndërkohë, kur myslimanët ishin shumë të hidhëruar e të dobësuar, Ka'ab ibn Maliku (r.a.), shikoi befasisht të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) që po vinte tek ata. E njohu nga sytë e tij, sepse fytyra ishte mbuluar me helmetën e hekurt. Atëherë, Ka'abi thirri me zë të lartë: "O myslimanë! Gëzohuni! Ja ku po vjen i Dërguari i Allahut." Sapo dëgjuan këtë zë, myslimanët u kthyen tek ai. Rreth të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) u mblodhën 30 burra. Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) bashkë me ta, çau rrugën midis idhujtarëve, e shpëtoi ushtrinë e vet të rrethuar dhe e tërhoqi për në grykën e malit. Idhujtarët u përpoqën që ta pengonin atë të tërhiqej, por dështuan plotësisht. Gjatë asaj përpjekjeje u vranë dy veta.

Në sajë të kësaj tërheqjeje shpëtuan myslimanët, por pasi e paguan shtrenjtë gabimin e qitësve, të cilët nuk zbatuan urdhërin e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.).

## Në grykën e malit Uhud

Pasi dolën nga rrethimi dhe zunë vend në grykën e malit, myslimanët patën disa fërkime të veçanta e të lehta me idhujtarët. Por idhujtarët nuk guxuan të përparonin për një sulm të përgjithshëm. Ata qëndruan pak në fushën e betejës, masakruan të vrarët, u prenë veshët, hundët dhe organet gjenitale. Disave ua çanë barkun.

Hindi, bija e Utbes, i çau Hamzait barkun, i shkuli mëlçinë dhe filloi ta hante. Por meqë nuk mundi ta përtypte, e pështyu. I mori atij gjithashtu veshët dhe hundën dhe i vari si gjerdanë. Ubej ibn Halef shkoi duke u mburrur në grykën e malit, për të vrarë Profetin (s.a.u.s.). Kur u afrua, Profeti (s.a.u.s.) e goditi me heshtë në kockën e supit, në një hapësirë midis parzmores dhe helmetës së tij. Ai u rrotullua me kalin e tij disa herë. Pastaj u kthye te kurejshët duke pëllitur si dem. Kur arritën në Serif, afër Mekës, ai vdiq nga plaga. Më pas erdhën disa idhujtarë të tjerë, të cilët i udhëhiqnin Ebu Sufjani dhe Halid ibn Uelidi dhe u ngjitën në një anë të malit. Por Omer ibn Hatabi, bashkë me një grup muhaxhirësh luftuan kundër tyre dhe i zbritën nga mali. Ka të dhëna që tregojnë se Sa'ad ibn Ebi Uekasi (r.a.) vrau tre idhujtarë. Numri i idhujtarëve të vrarë arriti 22 veta. (Thuhet edhe se ishte 37). Ndërsa, nga myslimanët u vranë 70 veta: 41 nga fisi Hazrexh, 24 nga fisi Eus, 4 veta nga muhaxhirët dhe 1 nga jehudinjtë.[41] Pas përpjekjes së fundit që bënë Ebu Sufjani dhe Halid ibn Uelidi, idhujtarët nisën të përgatiteshin për t'u kthyer në Mekë.

[41] Ka edhe një variant, që jep të dhena të tjera.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) arriti në grykën e malit. Pasi u qetësua aty, i vajti Aliu (r.a.) me ca ujë të malit Uhud që të pinte, por i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) nuhati që uji kishte njëfarë ere dhe nuk piu, por vetëm lau fytyrën dhe hodhi pak në kokë. Mirëpo, filloi t'i rridhte gjak pa pushim nga plaga që kishte në kokë. Atëherë, Fatimja (r.a.) dogji një copë rrogoz dhe hirin e saj ia vuri sipër plagës dhe kështu u ndalua gjaku. Pastaj, erdhi Muhamed ibn Meslemeja (r.a.) me ca ujë të mirë dhe Profeti (s.a.u.s.) piu dhe iu lut Zotit që t'i bënte mirësi atij. Ai e fali namazin e drekës (ylenë) ulur. Edhe myslimanët e falën ulur. Më pas erdhën gratë e muhaxhirëve dhe të ensarëve, ndër to: Aishja, Umu Ejmeni, Umu Sulejmi dhe Umu Seliti, të cilat mbushnin ujë dhe u jepnin të plagosurve (r.a.).

## Dialog dhe vendim

Pasi u përgatitën idhujtarët plotësisht për t'u kthyer, doli Ebu Sufjani në malin e Uhudit dhe thirri me zë: "A është mes jush Muhamedi?" Myslimanët nuk iu përgjigjën. Ai pyeti përsëri: "A është mes jush biri i Ebu Kahafes (Ebu Bekri)?" Ata nuk iu përgjigjën. Ebu Sufjani thirri përsëri: "A është mes jush Omer ibn Hatabi?" Myslimanët nuk iu përgjigjën, sepse Profeti (s.a.u.s.) nuk i lejoi të përgjigjeshin. Atëherë, Ebu Sufjani thirri me zë: "Këta që përmenda paskan vdekur."

Atëherë, Omeri (r.a.) nuk e përmbajti dot veten, por u çua dhe tha: "O armik i Allahut! Të gjithë ata që përmende ti, janë gjallë. Allahu la të gjallë ata, prej të cilëve ti do të

pikëllohesh." Pastaj, Ebu Sufjani tha: "Disa nga të vrarët tuaj u masakruan e unë nuk e urdhërova këtë, prandaj nuk më pikëllon." Pastaj shtoi:

"Lartësohu, o Hebel!" Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) u mësoi që t'i përgjigjen atij kështu:

*"Allahu është më i Lartësuar dhe më i Madhëruar."*

"Ne kemi Uzanë,- foli Ebu Sufjani, ndërsa ju nuk e keni atë." Profeti i mësoi ata kështu:

*"Allahu na ndihmon neve, ndërsa ju askush."* Ebu Sufjani: "Sot qe dita jonë, në Bedër dita juaj dhe lufta vazhdon." Omeri (r.a.) ia ktheu: "Nuk jemi në barazim. Të vrarët tanë janë në Xhenet, ndërsa të vrarët tuaj në Zjarr." Ebu Sufjani: "Kështu thoni ju. Vërtet?! Atëherë ne qenkemi të humbur e të dështuar.[42] Por më thuaj, për Zotin, o Omer, a e kemi vrarë Muhamedin." Omeri (r.a.) i tha: "Jo, tani ai po dëgjon fjalët e tua." Ebu Sufjani: "Ti je më i çiltër dhe më mirëbërës për mua sesa ibn Kemia." Pastaj Ebu Sufjani e ngriti zërin dhe tha: "Vitin që vjen le të takohemi në Bedër." Atëherë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) urdhëroi një nga sahabët që t'i thoshte Ebu Sufjanit: "Po, le të jetë ky një premtim midis nesh dhe teje."

## Idhujtarët kthehen në Mekë, kurse myslimanët në Uhud

Ebu Sufjani u kthye tek ushtria e vet dhe u nisën. Ai kishte hipur në deve dhe kalin e mbante anash. Kjo tregonte

[42] Ebu Sufjani përpiqet të vërë në lojë shokët e Profetit (s.a.u.s.). (shënim i përkthyesit)

që ata synonin të ktheheshin në Mekë. Qe mirësi nga Allahu që myslimanëve nuk u doli asnjëri nga idhujtarët që t'i ndalonin gjatë rrugës për në Medine. Allahu i drejtoi idhujtarët për në Mekë. Vërtet, Allahu ndërhyn mes njeriut dhe zemrës së tij.

Myslimanët zbritën në fushën e betejës. Ata kërkonin të plagosurit dhe të vrarët. Disa çuan dëshmorë deri në Medine, por i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) urdhëroi që t'i kthenin ata përsëri te vendi, ku ishin vrarë. Ata u varrosën atje, me rrobat e tyre, pa i larë dhe pa ua falur namazin e Xhenazes. Madje, janë futur edhe tre veta në një varr. Ka rastisur edhe që dy dëshmorë i kanë mbështjellë me një rrobë, por midis tyre kanë vënë ca bar, ndërsa në varr kanë vënë më parë atë njeri, që dinte më shumë Kuran përmendsh, teksa po varroseshin Pejgamberi (s.a.u.s.) tha: Unë do të jetë dëshmues për ta në Ditën e Gjykimit.

Ndërkohë, gjetën tabutin e Handhale ibn Ebu Amirit, diku në një cep, i cili pikonte ujë dhe Profeti (s.a.u.s.) tha: *"Me siguri, Atë po e lajnë melekët."* Ngjarja e Handhales është kjo: "Handhale, sapo ishte martuar. Një herë, kur ishte me gruan e vet, dëgjoi thirrësin që i ftonte njerëzit për luftë. E la të shoqen menjëherë dhe shkoi në sheshin e betejës. Aty luftoi kundër idhujtarëve, derisa u vra. Por ishte i palarë, se kishte fjetur me gruan e s'pati kohë të lahej. Prandaj, pas vdekjes së tij, e lanë melekët. Dhe ai u quajt *"I Lari nga Melekët"*. Qefini i Hamzait qe një pelerinë. Kur i mbulonin kokën, i dilnin këmbët jashtë; kur i mbulonin këmbët, i dukej koka. Prandaj mbi këmbët i vunë ca bar dhe me atë pelerinë e varrosën. Po kështu vepruan edhe me Mus'ab ibn Umejrin.

## Kthimi në Medine

Pasi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe myslimanët mbaruan punë me varrimin e dëshmorëve dhe lutjet për ta, u kthyen përsëri në Medine. Gratë, që u ishin vrarë të afërmit e tyre dolën në rrugë dhe takuan të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Ai i ngushëlloi dhe iu lut Allahut për ta.

Erdhi edhe një grua nga fisi Benu Dinar, së cilës i ishin vrarë burri, vëllai dhe babai i saj. Kur i treguan për njerëzit e vrarë, ajo pyeti si ishte i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Ata i thanë:

“Mirë është, lavdëruar qoftë Allahu!» «Ma tregoni që ta shikoj»,- iu drejtua ajo. Kur e pa Profetin (s.a.u.s.) tha: «Po të jesh ti mirë, çdo fatkeqësi është e vogël për mua.»

Myslimanët qëndruan në gjendje shtetrrethimi. Ata ruanin Medinen dhe të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Ishin të dërrmuar nga plagët, nga lodhja, nga hidhërimi dhe nga dhembja që kishin.

Megjithatë, Profeti (s.a.u.s.) e pa të domosdoshme që të ndiqeshin lëvizjet e armikut, që po të përpiqej t’i kthehej Medines, t’i dilnin përpara dhe ta asgjësonin.

## Lufta e Hamraul Esedit

Ditën e nesërme, në mëngjes, u bë thirrje ndër myslimanët që t’i dilnin përpara armikut.[43] Por nuk duhet të dilte askush, përveç atyre që kishin marrë pjesë në Uhud. Myslimanët kësaj thirrjeje iu përgjigjën të gjithë.

[43] Kishte fjalë se idhujtarët kishin dalë për të sulmuar Medinen.

U nisën. Vazhduan marshimin deri në Hamraul Esed, rreth trembëdhjetë kilometra larg Medines dhe atje vendosën çadrat.

Idhujtarët erdhën deri në Reuha, 58 kilometra larg Medines. Ata bënin plane e këshilloheshin me njëri-tjetrin që t'i vërsuleshin Medines. Por mjeroheshin, gjithashtu që u doli nga dora rasti i volitshëm në Luftën e Uhudit, për t'i asgjësuar myslimanët.

Në Hamraul Esed shkoi Ma'bid ibn Ebu Ma'bid Huzaiu, i cili ishte dashamirës i të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Ai e ngushëlloi Profetin (s.a.u.s.) për atë, që pësoi në Uhud. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e porositi atë që të shkonte tek Ebu Sufjani dhe t'i thoshte se myslimanët ishin të fuqishëm.

Ebu Ma'bidi shkoi dhe i takoi idhuj tarët në Reuha, ku qenë tubuar për të mësyrë Medinen.

"Mos shkoni andej, - u tha, se do të humbisni me myslimanët, sepse Muhamedi ka dalë me një ushtri aq të madhe, sa që kurrë ndonjëherë nuk e kam parë. Ata janë të egërsuar tmerrësisht kundër jush. Prandaj, unë mendoj që të mos niseni për në Medine, derisa pararoja e tyre të dalë përpara këtyre kodrave."

Kur idhujtarët dëgjuan këto fjalë, u thyen moralisht dhe u kthyen. Ebu Sufjani u mjaftua me një luftë psikologjike. Ai caktoi njerëz që t'u thonin myslimanëve: "(Idhujtarët) kanë grumbulluar forca të mëdha ndaj jush, prandaj kijini frikë ata." Këto fjalë të rreme Ebu Sufjani i përhapi, që myslimanët të mos e ndiqnin më tej. Kështu, ai u nis me nxitim për në Mekë. Myslimanëve nuk u bëri fare përshtypje ky kërcënim. Madje, përkundrazi atyre iu shtua besimi në Allahun dhe thanë:

**Ne na mjafton Allahu. Sa Mbrojtës i mirë është Ai!**

Myslimanët qëndruan në Hamraul Esed deri ditën e mërkurë. Pastaj u kthyen për në Medine. Për këtë Allahu ka thënë:

**“Dhe ata** (myslimanët) **u kthyen** (për në Medine)**, pa i gjetur asnjë e keqe dhe fituan begati e mirësi të mëdha nga Allahu, madje arritën edhe kënaqësinë e Tij. Allahu është Dhurues i Madh.”** (3:174)

## Ngjarje dhe luftëra

Ajo që i goditi myslimanët në luftën e Uhudit ndikoi për keq në famën dhe prestigjin e tyre. Armiqtë morën zemër kundër myslimanëve dhe u përgatitën për t’i asgjësuar ata. Për këtë arsye ndodhën edhe ngjarje, që nuk ishin në dobi të myslimanëve. Po përmendim disa nga ato, që janë më të rëndësishme.

## Ngjarja e Raxhias

Disa burra nga Adhalit dhe Karrasë erdhën tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Ata pretenduan se islami ishte përhapur ndër ta dhe, rrjedhimisht, kishin nevojë që Pejgamberi të dërgonte dikë që t’u mësonte atyre fenë dhe t’u lexonte Kuranin. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u çoi dhjetë veta nga sahabët (shokët e vet). Kryetar caktoi Asim ibn Thabitin. Kur arritën në vendin e quajtur Raxhia, idhujtarët i tradhëtuan dhe nxitën kundra tyre Benu Lajanët nga fisi Hudhejl.

Erdhën afërsisht 100 shigjetarë dhe i rrethuan teksa muslimanët ishin në një vend të lartë.

Idhujtarët u dhanë besën myslimanëve: po të zbrisnin poshtë, nuk do t'i vrisnin. Por Asimi nuk pranoi të zbriste. Prandaj, bashkë me shokët e vet luftoi kundër idhujtarëve. Shtatë myslimanë u vranë. Mbetën edhe tre.

Idhujtarët u dhanë fjalën përsëri atyre se nuk do t'i vrisnin, po të zbrisnin poshtë dhe të dorëzoheshin.

Të tre myslimanët zbritën te idhujtarët; por idhujtarët i sulmuan në mënyrë të pabesë, i kapën dhe i lidhën. Njëri nga ata të tre tha:

"Ky veprim i qafirëve është fillimi i pabesisë." Ai nuk pranoi të shkonte me ta. Atëherë, idhujtarët e pabesë e vranë edhe atë. Me dy të tjerët shkuan në Mekë. Ata ishin Hubejb ibn Adji dhe Zejd ibn Dethineji. Qafirët i shitën ata në Mekë si skllevër.

Mirëpo, Hubejbi kishte vrarë Harith ibn Amir ibn Neufilin në luftën e Bedërit, prandaj atë e bleu bija (thuhet edhe vëllai) e Harithit. Ca kohë e mbajtën në burg. Pastaj e nxorën dhe e morën për në Ten'im, për ta vrarë. Hubejbi fali dy rekatë namaz dhe iu lut Allahut që t'ua merrte hakun atyre të pabesëve. Ndër të tjera, tha:

"Unë nuk e kam për gjë, në qoftë se vritem duke qenë mysliman. Nuk e kam për gjë, se në ç'tokë vritem Këtë sakrificë e bëj për hir të Allahut. E në dashtë Ai, më shpëton nga gjakatarët." Atëherë, Ebu Sufjani i tha: «A gëzohesh ti, të kishim Muhamedin këtu dhe t'i prisnim kokën atij, ndërsa ti të shkoje te familja jote?» Hubejbi iu kthye: "Për Zotin, unë nuk gëzohem të shkoj te familja ime e Muhamedit t'i ngulet qoftë edhe një gjemb në këmbë, atje ku është."

Pastaj Ukbe ibn Harith ibn Amiri e vrau Hubejbin, sepse i kishte vrarë babanë. Ndërsa Zejd ibn Dethinei pati vrarë Umeje ibn Mahrithin në luftën e Bedërit. Prandaj atë e bleu ibn Umeje Safuani dhe e vrau për të atin e vet. Para se ta vrisnin, edhe Zejdit i thanë, ashtu siç i kishte thënë Ebu Sufjani Hubejbit. Por edhe Zejdi u përgjigj ashtu si Hubejbi, duke shprehur dashamirësinë më të madhe për Profetin (s.a.u.s.).

Kurejshët dërguan njerëz që të sillnin në Mekë një pjesë të trupit të Asimit, por Allahu dërgoi grerëzat, të cilat e mbrojtën trupin e tij. Kur ishte gjallë Asimi, i kishte dhënë fjalën Allahut, që të mos e prekte asnjë idhujtar, gjatë jetës së tij. Prandaj, Allahu e ruajti atë pas vdekjes; nuk i la idhujtarët t'ia preknin trupin.

## Tragjedia e pusit të Maunes

Gjatë ditës së ngjarjes së Raxhias ndodhi edhe një tragjedi tjetër më e hidhur. Ebu Bera'a Amir ibn Maliku që thirrej me nofkën *Mulaibul Esineh*, shkoi tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) në Medine.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e thirri për në Islam, ai për momentin nuk pranoi, ndonëse nuk u duk ndonjë refuzim i fortë prej tij, por ai i tha Pejgamberit (s.a.u.s.) se kam shpresë që populli i Nexhdit (krahinë në zonën e Rrijadit) i përgjigjeshin atij për t'u bërë myslimanë, në qoftë se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u dërgonte atyre ca myslimanë si misionarë për t'i thërritur në Islam.

"Unë jam dorëzanë për misionarët myslimanë, - i tha Ebu Berai Profetit (s.a.u.s.) dhe nuk i prek kush."

Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u dërgoi atyre 70 veta nga Sahabët, që dinin më mirë Kuran, për t'i ftuar në Islam. Ata shkuan bashkë me Ebu Beraiun. Qëndruan për të pushuar te pusi i Maunes.

Hiram ibn Melhani shkoi me letrën e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) tek armiku i Allahut, Amir ibn Tufejli. Ai nuk e shikoi fare letrën, por urdhëroi një idhujtar dhe e goditi Hiramin me heshtë pas shpine. Heshta i doli përpara. Hirami tha:

"Allahu Ekber" (Allahu është më i Madhi). Fitova, për Zotin e Qabes." Armiku i Allahut, Amir ibn Tufejli kërkoi që t'i vinin në ndihmë njerëzit e fisit Beni Amir, por ata nuk iu përgjigjën ftesës për të sulmuar myslimanët, sepse ishin në besën e Ebu Beraiut.

Atëherë, Amiri kërkoi ndihmë nga fisi Benu Selim, që t'i vrisnin myslimanët që kishin shkuar atje si misionarë. Nga ai fis iu përgjigjën disa barqe, si Ra'li, Dhekuani dhe Asiji. Ata u tubuan, i rrethuan shokët e Profetit (s.a.u.s.) dhe i vranë të gjithë, me përjashtim të Ka'ab ibn Zejdit dhe Amr ibn Umeje Dhamiriut. Ka'ab ibn Zejdi ishte plagosur dhe idhujtarët menduan se ishte vrarë. Kështu, ai mbeti midis të vrarëve duke u përpëlitur, por jetoi. Më pas, ai u vra në luftën e Hendekut. Amr ibn Umeje Dhamiriu ishte në marrëdhënie pune me Mundhir ibn Ukbenë. Kur shikoi ca shpendë që silleshin rrotull mbi vendin e ngjarjes, e kuptoi çfarë kishte ndodhur. Prandaj, Mundhiri zbriti poshtë dhe luftoi kundër idhujtarëve, derisa u vra.

Kurse Amru ibn Umeja u zu rob. Idhujtarët njoftuan Amir ibn Tufejlin se robi ishte nga fisi Mudar. Amri i preu baluket dhe e liroi, për shkak të betimit të nënës së tij se do të lironte një rob nga Mudari. Kështu, Amru ibn Umeja

shpëtoi dhe u kthye për në Medine. Por, kur po kthehej, në Karkara gjeti dy burra nga fisi Benu Kilab. Mendoi se ishin armiq, prandaj i vrau që të dy. Mirëpo ata kishin pasur besë mossulmimi me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Kur Amri arriti në Medine dhe i tha të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) se i kishte vrarë ata dy burra në rrugë, i Dërguari i Allahut ia ktheu: *"Ti ke vrarë dy njerëz, për të cilët duhet të jap shpagim."* I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u hidhërua shumë për ç'kishte ndodhur në Rexhia dhe te pusi i Maunes. Të dyja këto ngjarje të hidhura ndodhën brenda një muaji. Ishte muaji Sefer, viti i katërt i Hixhretit. Thuhet se lajmi i ngjarjeve kishte arritur tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) brenda një nate dhe ai i ka mallkuar vrasësit e pabesë tridhjetë ditë me rradhë në namazin e mëngjesit, derisa Allahu zbriti ajetin që tregon se çfarë thanë Sahabët që u vranë:

"Njoftoni njerëzit tanë se ne e takuam Zotin tonë, i Cili u kënaq me ne dhe ne u lumturuam me Atë."

Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) e ndërpreu mallkimin për katilët. Ai nuk e këndoi më lutjen e Kunutit.

## Lufta e Beni Nadirit

Benu Nadirët kurdisën një komplot kundër myslimanëve. Komploti qe edhe më i ndyrë se ai që ndodhi në Adhal dhe Karre. Madje, edhe më i keq se ai që bënë të pabesët kundër shokëve të Profetit (s.a.u.s.) në Maune.

Benu Nadirët i kërkuan të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) që të vinte tek ata, në një vend dhe të dëgjonin prej tij Kuranin dhe shpjegime për Islamin; pastaj të diskutonin

dhe në qoftë se bindeshin, do t'i besonin. U nënshkrua marrëveshja. Mirëpo, njerëzit e këqinj vendosën me njëri-tjetrin që secili prej tyre të merrte me vete nga një thikë nën rrobat e veta dhe kështu ta sulmonin të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) befasisht dhe ta vrisnin atë.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e mori vesh këtë komplot, prandaj vendosi që t'i dëbonte ata.

Ngjarja e mësipërme shënon edhe shkakun e fillimit të betejës me Benu Nadirët. Pejgamberi a.s. shkoi te ky fis për t'u kërkuar atyre që të kontribuonin në pagesën e gjakut për dy të vrarët, sepse Pejgamberi a.s. kishte lidhur aleancë me fisin Benu Nadir.

Gjithashtu thuhet se kur u kthye Amr ibn Umeje Dhamiriu dhe e lajmëroi të Dërguarin (s.a.u.s.) për vrasjen e dy burrave nga fisi beni Kilab i Dërguari (s.a.u.s.) bashkë me një grup sahabësh shkuan tek ky fis për t'u kërkuar atyre që të kontribonin në pagesën e gjakut për dy të vrarët sipas marrveshjes që kishin me fisin Benu Nadir. Ata thanë: po o babai i Kasimit do ta bëjmë këtë, ndaj ulu këtu derisa të zgjidhim hallin tënd. Pejgamberi (s.a.u.s.) u ul në anën e një muri duke pritur. Kur ata u veçuan, shejtani bëri punën e vet. Kështu ata i thanë njëri-tjetrit:

"Kush do ta marrë përsipër që të vrasë Muhamedin me këtë rrasë të madhe guri, duke ia hedhur sipër kokës?"

Detyrën e mori përsipër më fatziu i tyre, Amër Ibn Xhihashi – Allahu e mallkoftë!

Megjithatë, përpara se ata të kryenin vrasjen, Xhibrili a.s. i tregoi të Dërguarit të Allahut për planin e vrasjes. Pejgamberi a.s. u ngrit e u largua menjëherë, duke vajtur në Medinë, Më pas arriti shokët e tij. Ai i lajmëroi për kurthin e tyre. Kështu vendosi dëbimin e tyre.

Profeti (s.a.u.s.) dërgoi tek ta Muhamed ibn Meslemen, që t'u thoshte:

"Dilni nga Medinia dhe mos banoni më aty, sepse jeni të dëbuar që këtej dhe nuk keni afat më shumë se dhjetë ditë.

Kujtdo, që të gjendet këtu pas dhjetë ditësh, do t'i pritet koka." Pas këtij njoftimi ata u bënë gati për të ikur, por kryetari i dyfytyrakëve, Abdullah ibn Ubeji u dërgoi fjalë:

"Qëndroni dhe mos ikni nga Medinia, sepse unë kam 2000 veta që do të hyjnë nëpër fortifikatat tuaja dhe do të luftojnë deri në vdekje për t'u mbrojtur juve." Për këtë Allahu ka thënë:

**"A nuk e ke ditur se ata që u bënë dyfytyrakë, u thoshin vëllezërve të vet, nga ithtarët e Librit, që nuk kishin besuar: në qoftë se ju dëboheni edhe ne do të dalim me ju për** (t'ju ndihmuar në) **punën tuaj; ne kurrë nuk do t'i bindemi askujt Allahu dëshmon se ata janë gënjeshtarë,"** (El Hashr, ajeti 11)

Abdullahu u tha atyre se do t'i ndihmonin fisi Kurejdha dhe fisi Gatafanë. Kështu, Benu Nadirët pandehën se do të ishin të fuqishëm dhe nuk dolën nga Medinia, por i thanë të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.):

"Ne nuk dalim e nuk largohemi nga Medinia, prandaj ti bëj ç'të duash." Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bashkë me sahabet thanë: *"Allahu Ekber."* Profeti (s.a.u.s.) la përgjegjës ibn Mektumin në Medine. Flamurin ia dha Aliut dhe u nis për tek Benu Nadirët. I rrethoi menjëherë, por ata u strehuan në fortifikatat e tyre dhe filluan t'i gjuanin myslimanët me shigjeta dhe me gurë. Ata kishin si mbrojtje edhe palmat që rrethonin fortifikatat e tyre.

Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) urdhëroi që t'i prisnin dhe t'i digjnin palmat. Jehudinjtë u thyen moralisht dhe Allahu lëshoi trishtimin në zemrat e tyre. Pas gjashtë netësh kërkuan të dorëzoheshin (thuhet edhe pas pesëmbëdhjetë netësh; thuhet se u kanë thënë se do të dilnin nga Medinia).

Edhe fisi Kurejdha hoqi dorë prej tyre; edhe kryetari i dyfytyrakëve e aleatët e tyre i tradhëtuan. Për këtë Allahu ka thënë:

"**Ata** (dyfytyrakët) **janë si djalli, kur i thotë njeriut: "Mos e prano besimin!" E, kur njeriu ta ketë mohuar Zotin, ai** (djalli) **tërhiqet dhe thotë: "Unë largohem prej teje; unë kam frikë Allahun, Zotin e Gjithësisë."** (59:16)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i lejoi ata të merrnin me vete çfarë të donin nga plaçkat dhe pasuritë që kishin, me përjashtim të armëve. Ata morën sa mundën, madje hoqën edhe dyert dhe kapakët e dritareve nga shtëpitë e tyre. Kështu, prishën e shkatërruan sa mundën dhe morën me vete aq sa mundën.Për këtë, Allahu ka thënë:

**"Ai** (Allahu) **është që në dëbimin e parë i nxori prej shtëpive të tyre ata nga ithtarët e Librit, të cilët nuk besuan e ata menduan se fortifikatat e tyre do t'i mbronin prej ndëshkimit të Allahut, por Allahu u erdhi atyre nga nuk e kishin menduar dhe në zemrat e tyre hodhi frikën, ashtu që me duart e veta dhe me duart e besimtarëve të rrëzonin shtëpitë e veta; pra, merrni përvojë, o ju të zotët e mendjes!"** (59:2)

Shumica e jehudinjve dhe paria e tyre shkuan e zunë vend në Hajber. Një grup prej tyre shkuan në Sham (Siri). I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ua pjesëtoi tokat dhe shtëpitë e tyre muhaxhirëve të parë. Përveç atyre, ai u dha edhe Ebu Duxhanes dhe Sehl ibn Hanifit që ishin nga ensarët,

sepse qenë të varfër. Me një pjesë të asaj pasurie, që lanë jehudinjtë Profeti (s.a.u.s.) ushqeu familjen një vit. Pjesën që mbeti, e përdori për armatimin dhe përgatitjen e kuajve të municionit, si forcë në rrugën e Allahut, për ta përdorur kundër armikut. Gjithsej, nga jehudinjtë që u dëbuan, u gjetën pesëdhjetë parzmore, pesëdhjetë helmeta dhe treqind e dyzet shpata.

## Lufta e premtuar e Bedrit

U përmend më parë se Ebu Sufjani pati premtuar në betejën e Uhudit se do të luftonte kundër myslimanëve vitin që vinte. Prandaj, në vitin e katërt të Hixhretit, posa hyri muaji Shaban, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shkoi në Bedër, sipas fjalës që i pati dhënë Ebu Sufjanit.

Atje qëndroi tetë ditë, duke pritur Ebu Sufjanin. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kishte me vete një mijë e pesëqind luftëtarë dhe dhjetë kalorës. Flamurin ia dha Ali ibn Ebu Talibit. Në Medine la zëvendës Abdullah ibn Rauhan. Ebu Sufj ani u nis nga Meka me dy mijë luftëtarë dhe pesëdhjetë kalorës. Kur arriti në Merrudhahran, pushoi në Mixheni (vend me ujë, i njohur në atë krahinë). Meqë, që kur u nis nga Meka, ishte i trishtuar dhe i frikësuar shumë, u tha shokëve të vet: "Nuk është në dobinë tuaj që të luftoni kundër myslimanëve, përveçse kur të jetë një vit bollëku e të rrini në hije të pemëve e të pini qumësht. Në këtë vit gjërat janë shtrenjt dhe nuk na bie mirë të shkojmë në Bedër për luftë. Prandaj, unë po kthehem në Mekë e edhe ju kthehuni!" Asnjëri nuk e kundërshtoi, kështu që ushtria e tij u kthye.

Gjatë qëndrimit në Bedër, myslimanët shitën tërë ato pasuri që kishin me vete dhe fituan dyfishin e asaj që fitohej zakonisht. Pastaj, u kthyen në Medine gjithë krenari.

Tashmë, çdo armik ua kishte frikën. Situata ishte e qetë dhe siguria mbizotëronte në çdo anë. Kështu, kaloi shumica e vitit dhe armiqtë nuk guxuan të bënin asnjë lëvizje kundër myslimanëve.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e shfrytëzoi këtë situatë qetësie dhe arriti të sigurojë kufinjtë më të largët. Madje, në muajin Rabiul Euel, në vitin e pestë të Hixhretit, ai shkoi deri në Doumetul Xhundul, për të marrë masa ndaj atyre që u prisnin rrugën udhëtarëve e i grabisnin. Kështu, siguria dhe paqja u vendos në çdo anë.

## Lufta e Hendekut

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe myslimanët nisën të merreshin me përhapjen e fesë islame dhe qetësimin e gjendjes, pasi, në saj të masave që mori i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) që nga lufta e Benu Nadirit nuk ndodhi asnjë ballafaqim me armiqtë gjatë një viti e gjysmë. Por, ja që jehudinjtë, për të cilët Mesihu Isa (paqja qoftë mbi të!) ka thënë "ata janë gjarpërinj dhe këlyshë nëpërkash", nuk lanë myslimanët që të pushonin e të qetësoheshin.

Jehudinjtë, pa u vendosur mirë në Hajber dhe pa u qetësuar ende aty, nisën të sajonin komplote dhe të lëviznin nën rrogoz, derisa mundën të tërhiqnin ushtrinë e Armerimit (e përbërë nga fiset arabe) dhe ta hidhnin kundër popullit të Medines.

Historianët islamë tregojnë se njëzet burra nga paria e jehudinjve shkuan te kurejshët dhe u bënë propogandë që t'i nxisnin në luftë kundër Medines, duke u premtuar se do t'i ndihmonin kundër myslymanëve. Kurejshët e pranuan propozimin. Pastaj, jehudinjtë shkuan te fisi Gatfanë dhe u folën ashtu si kurejshëve. Edhe ata pranuan që të shkonin në Medine dhe të luftonin kundër myslimanëve.

Pastaj shkuan te fiset e tjera arabe dhe u bënë thirrje që të luftonin kundër myslimanëve të Medines. Edhe nga ato fise, një pjesë e madhe e pranuan propozimin. U mblodh një ushtri dhe ajo filloi lëvizjen sipas një plani të bashkërenduar me qëllim që të arrinin në rrethinat e Medines në të njëjtën kohë.

### Këshillimi për hendekun

Posa arriti lajmi i tubimit dhe i lëvizjes së ushtrisë armike për në Medine, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u këshillua me shokët e vet se si të mbroheshin. Selman Farisiu propozoi që të hapej një hendek i gjerë rreth Medines. Propozimi u miratua njëzëri.

Meqenëse Medinen e rrethonin shkëmbinj të zinj nga lindja, perëndimi dhe jugu e ushtria armike nuk e kishte për mbarë të hynte aty, përveçse nga ana e veriut, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) pëlqeu anën e ngushtë - midis lagjeve perëndimore dhe lindore, afësisht dy kilometra larg.

I bashkoi të dyja lagjet, duke hapur një hendek të madh. Hendeku filloi në anën e perëndimit nga veriu i malit Sel'a dhe arriti në lindje te një kep i zgjatur nga shkëmbinjtë

e lagjes lindore, te vendi i quajtur Kodra e Dy Pleqve (Utumish Shejhejni).

Çdo dhjetë burrave u kishte caktuar të gërrmonin 40 kutë hendek. Bashkë me ta mori pjesë edhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) në hapjen e hendekut dhe transportimin e dheut. Sa herë që myslimanët e kërkonin të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), ai u përgjigjej dhe sa herë që ai i kërkonte ata i përgjigjeshin.

Gjatë hapjes së hendekut myslimanët përballuan shumë vështirësi, sidomos nga të ftohtit e madh dhe nga uria e madhe. Ndodhte që sillej një grusht elb, i hidhnin ca yndyrë dhe e hanin ashtu, duke e përcjellë me vështirësi. Në bark, secili kishte lidhur nga një gur, për të frenuar urinë. U ankuan tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Por, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) zbuloi barkun e vet: ai kishte lidhur dy gurë nga uria.

Gjatë hapjes së hendekut ndodhën disa mrekulli. Xhabiri, kur shikoi se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kishte shumë uri, nuk duroi më; theri një dele që e kishte në shtëpi, e shoqja bloi me mokër tetë grushta elb dhe i thirri fshehtas të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) bashkë me disa sahabë, që të hanin. I Dërguari i Allahut ua shtroi të gjithëve ushqimin. Ishin njëmijë veta. Hëngrën dhe u ngopën. Kusia mbeti plot e brumi nuk mbarohej.

Motra e Nu'man ibn Beshrit shkoi me një grusht hurma te babai dhe te daja e vet. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i hodhi ato mbi një rrobë dhe thirri të gjithë njerëzit, që po hapnin hendekun. Ata hëngrën dhe u kthyen në punë e hurma mbetën plot; ato dilnin nga cepat e rrobës. Aty, ku punonte Xhabiri me shokët e vet, doli një copë shkëmb

që nuk e copëtonin dot. Prandaj njoftuan të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Ai erdhi aty dhe goditi me kazmën që kishte në dorë dhe e bëri copë-copë, si kokrriza rëre që nuk mbaheshin në dorë. Edhe Beraiut dhe shokëve të tij u doli në hendek një copë shkëmbi. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) erdhi aty, tha Bismilah, e goditi shkëmbin fort me kazmë u këput një copë dhe shkëmbi nxori dritë. Profeti tha Allahu Ekber. Pastaj vazhdoi:

*"Mua më janë dhënë çelësat e Shamit, madje unë tani po shikoj pallatet e kuq të atij vendi."*

E goditi shkëmbin për së dyti dhe dha sihariqin që myslimanët do të çlironin Persinë.

E goditi për të tretën herë dhe përgëzoi se do të çlirohej edhe Jemeni. Pastaj, shkëmbi u bë copë - copë.

## Midis dy skajeve të hendekut

Kurejshët dhe aleatët e tyre shkuan në Medine me një ushtri prej katër mijë vetash. Ata kishin treqind kalorës dhe një mijë deve. Komandant kishin Ebu Sufjanin. Flamurin e tyre e mbante Othman ibn Talha ibn Ebu Talha el Ebderiu. E gjithë ushtria shkoi e u përqendrua atje ku grumbulloheshin rrjedhat e ujërave, në Ruma, midis Xherafit dhe Zegabit. Edhe fisi Gatfanë me pasuesit e tij nga Nexhdi vajtën në Medine, me gjashtë mijë veta dhe qëndruan në fund të Nakmiut, për anë të malit Uhud.

Kuptohet se vajtja e ushtrisë armike, e përbërë nga shumë fise në muret e Medines qe një sprovim i fuqishëm dhe ngjallte frikë te myslimanët. Për këtë Allahu ka thënë:

**“Kur ata** (idhujtarët) **u erdhën juve edhe për së larti edhe prej së poshtmi dhe shikimet tuaja u shtangën dhe zemrat arritën në fyt e ju sajonit mendime të llojllojta për Allahun; atëherë, u sprovuan besimtarët dhe u tronditën nga një dridhje e fortë.”** (33:101)

Por Allahu i fuqizoi dhe i ndihmoi besimtarët. Për këtë Allahu ka thënë:

**“E kur myslimanët e panë ushtrinë aleate, thanë: “Kjo është ajo që Allahu dhe i Dërguari i Tij na premtuan neve e Allahu dhe i Dërguari i Tij thanë të vërtetën. Ajo** (ushtria e armikut që panë) **vetëm ua shtoi atyre besimin dhe mbështetjen.”** (33:22) Ndërsa, dyfytyrakët dhe ata që në zemrat e tyre kanë sëmundje (të dyshimit dhe të mohimit) thonë: **“Allahu dhe i Dërguari i Tij nuk na premtuan tjetër, vetëm se mashtrim!”** (33:12)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) la Ibn Mektumin zëvendës në Medine. Gratë dhe fëmijët i vendosi nëpër kodrat e saj dhe doli me tre mijë myslimanë përballë armikut. Shpinat i kthyen nga mali i Sel’asit, të cilin e kishin si fortifikatë. Hendeku ishte midis myslimanëve dhe femohuesve (qafirëve). Idhujtarët u nisën drejt Medines. Por, ata u befasuan, kur u afruan te myslimanët, sepse gjetën një hendek të gjerë, që i ndante me ta. Ata u shashtisën. Komandati i tyre, Ebu Sufjani tha:

“Ky është një kurth, që arabët deri më sot nuk e kanë ditur e as e kanë praktikuar nëpër luftëra.”

Idhujtarët filluan të silleshin rreth hendekut me shumë zemërim e inat. Ata kërkonin ndonjë pikë, ku të kalonin hendekun dhe të nisnin sulmin kundër myslimanëve. Por myslimanët i goditën ata me breshëri shigjetash dhe

nuk i lanë idhujtarët që të afroheshin e të depërtonin te myslimanët, që ta mbushnin hendekun me dhe e ta bënin rrugë kalimi.

Pas shumë përpjekjesh, idhujtarët u detyruan ta rrethonin Medinen, por ata nuk ishin përgatitur për një rrethim të tillë. Prandaj, ditën mundoheshin që, me çdo mënyrë, të kalonin hendekun, por myslimanët i përballonin ata gjatë vijës së hendekut, duke i goditur me gurë etj. Mirëpo idhujtarët i shtonin vazhdimisht sulmet e tyre kundër myslimanëve. Ndërkohë myslimanëve, me që ishin shumë të zënë me mbrojtjen, u ngelën pa falur namazet gjatë ditës. Ata nuk kishin mundësi që t'i falnin ato ndryshe, veçse pas perëndimit ose afër perëndimit të diellit. Në atë kohë nuk ishte ligjëruar ende mënyra e faljes së namazit, kur njeriu është në luftë ose ka frikë nga armiku etj. Një ditë, gjatë zhvillimit të luftës, doli një grup kalorësish idhujtarë, ndër të cilët, Amru ibn Abdu Udi, Ikrime ibn Ebu Xhehli, Dhirrar ibn Haebi e të tjerë dhe synuan një vend të ngushtë të hendekut dhe u futën. Ata silleshin me kuajt e tyre në sheshin midis hendekut dhe malit të Sel'as, duke u krenuar. Por, u doli Aliu (r.a.) me ca myslimanë dhe u zunë pritë aty ku u futën në hendek. Amru ibn Abdu Udi, i cili ishte shumë guximtar dhe mundës, kërkoi që t'i dilte ndonjë nga myslimanët për të bërë duel. Aliu e nxiti shumë, derisa ai zbriti nga kali dhe filluan duelin. U sollën e u sollën rrotull nëpër shesh, duke iu vërsulur njëri-tjetrit, derisa Aliu e vrau atë. Të tjerët u kthyen, sepse u trishtuan dhe u trembën së tepërmi. Ikrimeja e la edhe shpatën përtokë dhe iku. Ndërsa Neufil ibn Abdullahu u rrëzua në hendek dhe u vra nga myslimanët.

Gjatë goditjeve, që u shkëmbyen, u vranë nga të dyja palët. Nga idhujtarët u vranë dhjetë veta, ndërsa nga myslimanët gjashtë. Në atë betejë u godit edhe Sa'ad ibn Muadhi me një shigjetë në llërë. Por, ai iu lut Allahut që të mos vdiste, në qoftë se kishte mbetur gjë ende nga lufta e kurejshëve; në qoftë se kishte mbaruar lufta me ta, kërkoi të vdiste nga ajo plagë. Pastaj, në lutjen që i bëri Allahut tha: "O Allah! Mos më vdis, derisa të kënaqem ndaj Beni Kurejdhave."

**Pabesia e fisit Kurejdha dhe ndikimi i saj në rrjedhën e luftës**

Fisi Beni Kurejdha kishte lidhur besë mossulmimi me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), siç u përmend edhe më lart. Mirëpo, në Luftën e Hendekut, Hujej ibn Ahtabi, i cili ishte prijësi i fisit Benu Nedir vajti te Ka'ab ibn Esedi (kryetari i fisit Beni Kurejdha) dhe e nxiti atë për ta thyer besën që kishte me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Kështu, Ka'abi e theu besën dhe kaloi në anën e kurejshëve dhe të idhujtarëve.

Fisi Kurejdha banonte në Jug të Medines, ndërsa myslimanët jetonin në veri të saj. Mirëpo nuk kishte ndonjë pengesë natyrore a njerëzore midis fisit Kurejdha dhe grave e fëmijëve të myslimanëve, prandaj rreziku ishte tepër i madh. Këtë gjë e mori vesh i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Prandaj dërgoi Mesleme ibn Eslimin me dyqind veta dhe Zejd ibn Harithen me treqind veta për të mbrojtur fëmijët dhe të miturit e myslimanëve.

Profeti (s.a.u.s.) dërgoi gjithashtu Sa'ad ibn Muadhin dhe Sa'ad ibn Ubaden me disa burra nga ensarët, që të vërtetësonin të dhënat. Kur shkuan atje, i gjetën jehudinjtë më dhelpërakë se asnjëherë tjetër. Jehudinjtë filluan t'i shanin hapur myslimanët dhe ta shprehnin hapur armiqësinë e tyre, të fyenin të Dërguarin e Allahut duke thënë:

"Kush është i Dërguari i Allahut? Ne nuk kemi me Muhamedin as besë e as marrëveshje."

Shokët e Profetit (s.a.u.s.) u kthyen dhe i thanë atij: "Fisi i Kurejdhas e ka thyer besën, ashtu si Adalët dhe Karrët me shokët e Raxhias."[44] Myslimanët e kuptuan këtë gjë dhe u frikësuan shumë. Për këtë Allahu ka thënë:

"Kur ata (idhujtarët) u erdhën juve edhe për së larti edhe prej së poshtmi dhe shikimet tuaja u shtangën dhe zemrat arritën në fyt e ju sajonit mendime të llojllojta për Allahun; atëherë, u sprovuan besimtarët dhe u tronditën nga një dridhje e fortë." (33:101)

Tek disa njerëz filloi të duket dyfytyrësia. Dikush tha: "Muhamedi na pati premtuar se do të hanim thesaret e Kisrait (mbretit të Persisë) dhe të Carit. Por ne nuk jemi të sigurt nga armiku edhe për të shkuar për të kryer nevojën."

Disa dyfytyrakë të tjerë thanë:

**"Allahu dhe i Dërguari i Tij nuk na premtuan tjetër veçse mashtrim."** (33:12) Ndërsa një grup tjetër dyfytyrakësh thanë: **"O banorë të Jethribit, nuk ka qëndresë për ju, pradaj kthehuni...!"** (33:13)

Një grup prej tyre u përpoqën të iknin. Prandaj, i kërkuan leje Profetit (s.a.u.s.), duke mashtruar:

---

[44] Adalët dhe Karrët - fiset që luftuan kundër myslimanëve në Raxhia.

**“Shtëpitë tona janë të pambrojtura. Shtëpitë e tyre nuk ishin të pambrojtura, por ata nuk donin tjetër vetëm se të iknin.”** (33:13)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) deshi të dërgonte një njeri tek Ujejne ibn Hasini, që të vendoste paqe me të, me kusht që ata (idhujtarët) të merrnin një të tretën e frutave të Medines dhe të tërhiqeshin e të largoheshin Ujejneu dhe fisi “Gatfan”. Mirëpo, propozimin nuk e pranuan dy krerët e ensarëve - Sa’ad ibn Meadhi dhe Sa’ad ibn Ubade. Ata thanë:

“Ne (myslimanët e Medines) dhe ata (idhujtarët) ishim më parë në idhujtari dhe ata nuk guxonin të hanin frutat e Medines, qoftë edhe një. Po tani që Allahu neve na nderoi me Islamin dhe na bëri krenarë me ty, a mund t’u japim atyre nga pasuritë tona? Betohemi për Allahun se atyre (idhujtarëve) nuk do t’u japim gjë tjetër përveç shpatës.” I Dërguari i Allahut e vlerësoi mendimin e atyre të dyve.

## Mashtrimi i Kurejdhëve dhe përfundimi i luftës

Allahu ka punët e Veta në krijesat që ka krijuar. Në ato kushte të rënda që ishin myslimanët, erdhi në Medine Naim ibn Mes’ud Eshxhaiu. Ai ishte nga Gatfani. Ishte miku i kurejshëve dhe i jehudinjve. “O i Dërguari i Allahut!,- iu drejtua ai të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Unë jam bërë mysliman dhe njerëzit e popullit tim nuk e dinë se jam bërë mysliman. Prandaj, më urdhëro çfarë të duash.” Profeti (s.a.u.s.) i tha: *“Ti je një njeri i vetëm. E çfarë mund të bësh! Por shko e mashtroji ata, në qoftë se mundesh, sepse lufta është mashtrim.”*

Naimi shkoi te fisi Kurejdha. Kur e panë Naimin, e nderuan, sepse e dinin se ai ishte miku i tyre idhujtar. Naimi tha:

- Ju e dini ç'dashuri kam për ju dhe ç'besim kam te ju. Do t'ju them një fjalë, por mos ia tregoni askujt.

- Fol.

- Ju e patë se çfarë i ndodhi fisit Benu Kajnuka dhe fisit Nadir, - nisi të flasë ai.

Ju jeni aleatë të fisit Kurejsh dhe të fisit Gatfanë, por ata nuk janë si ju, sepse ju jeni këtu në Medine, që është vendi juaj, këtu keni pasurinë tuaj, fëmijët tuaj dhe gratë tuaja; pra ju nuk mund t'i çoni ata gjetiu. Ndërsa ata i kanë larg pasuritë, gratë dhe fëmijët e tyre; në qoftë se ata gjejnë një rast të volitshëm për t'i sulmuar myslimanët, e shfrytëzojnë atë; e nëse jo, kthehen te vendi i tyre dhe ju lënë ju këtu e Muhamedi hakmerret me ju si të dojë.

- Si të veprojmë?

- Mos luftoni me ata, derisa t'ju japin pengjet.

- Mirë e the.

Naimi u drejtua te kurejshët. U takua me krerët e tyre dhe u tha:

Ju e dini miqësinë me ju dhe dashamirësinë time për ju.

Po e dimë.

Unë do t'ju them diçka, por mos ia tregoni askujt.

Si të na këshillosh ti, ashtu do të veprojmë.

Jehudinjtë janë penduar pse e thyen besën që kishin me Muhamedin dhe kanë frikë se ju do të ktheheni (për në Mekë) dhe ata do t'i lini atje (në Medine) me atë (Muhamedin). Ata (jehudinjtë) i kanë dërguar fjalë Muhamedit se do të marrin pengje prej jush dhe do të t'ia japin atij e pastaj do të miqësohen me të kundër jush dhe ai

(Muhamedi) do të jetë i kënaqur kështu. Prandaj, ruhuni nga jehudinjtë dhe në qoftë se ju kërkojnë pengje, mos ua jepni. Naimi vajti edhe tek fisi Gatfanë edhe atyre iu tha, siç u kishte thënë kurejshëve.

Hyri dyshimi dhe përçarja në zemrat e idhujtarëve. Ebu Sufjani dërgoi një delegacion te fisi Kurejdha dhe i ftoi që ditën e nesërme të fillonin luftën kundër myslimanëve, por ata i thanë:

“Nesër ështe dita e shtunë dhe çdo fatkeqësi që na ka rënë ne, na ka goditur vetem e vetëm pse nuk e kemi respektuar këtë ditë. Përveç kësaj, ne nuk marim pjesë me ju në luftë kundër myslimanëve, derisa të na jepni pengje nga ana juaj që të mos na lini këtu vetëm e ju të shkoni në vendin tuaj”. Kurejshët dhe Gatfanët thanë: “Për Allahun, të vërtetën paska thënë Naimi!”. Kurejshët dërguan një njeri te jehudinjtë që t’u thoshte: “Ne nuk ju lëmë peng juve asnjeri, por dilni e luftoni (kundër myslimanëve).” Atëherë, edhe jehudinjtë thanë: “Për Allahun, drejt paska thënë Naimi!” Kështu u thye vendosmëria e kurejshëve dhe e jehudinjve.

Myslimanët i luteshin Allahut: “O Allah! Na i mbulo turpësitë tona e na qetëso nga gjërat frikësuese!” Edhe Profeti (s.a.u.s.) iu lut Allahut: “O Allah! Ti që e ke zbritur Librin, Ti që je i Shpejtë në llogari: thyeji grupet aleate! O Allah! Mposhti ata dhe tronditi me gjëra të mundimshme, që të mos kenë qëndresë!”

Allahu u dërgoi një erë dhe një ushtri engjëjsh, të cilët i tronditën armiqtë dhe lëshuan trishtimin në zemrat e tyre. Era ua përmbysi çadrat dhe enët e gatimit. Edhe të ftohtët i zuri për së keqi, saqë nuk zinin vend asgjëkundi. E, pasi e panë veten keq, nisën përgatitjet për të ikur.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Hudhejfen tek armiqtë, që t'i sillte njoftime për ta. Hudhejfja (r.a.) shkoi në mes tyre dhe u kthye, por nuk e ndjeu fare të ftohtin. Madje atij iu duk sikur ishte në banjë, si ata që lahen me ujë të nxehtë. U kthye tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), e njoftoi atë që armiqtë kishin ikur dhe u shtri të flerë.

Kur zbardhi dita, myslimanët panë sheshin e luftës, ku qenë qafirët. Aty tashmë nuk kishte njeri. Për këtë Allahu ka thënë**:**

**"Allahu i zmbrapsi ata, që nuk besuan me mllefin e tyre e ata nuk arritën asnjë të mirë. Dhe Allahu ua largoi luftën besimtarëve. Allahu është i Fuqishëm, Ngadhënjyes."** (33:25)

Lufta filloi në muajin Sheual, në vitin e pestë të Hixhretit dhe përfundoi gati pas një muaji, në muajin Dhul Ka'ade. Ajo qe përpjekja më e madhe që bënë armiqtë e Islamit, për t'i goditur dhe asgjësuar përfundimisht Medinen, Islamin dhe myslimanët. Por, Allahu ia shkatërroi kurthet e tyre dhe i ktheu ato mbi vetë ata. Dështimi i tyre me gjith këta trupa bashkë do të thoshte se grupet vogla të shpëndara nuk guxonin t'i drejtoheshin Medines. Madje Pejgamberi (s.a.u.s.) ka lajmëruar për këtë duke thënë: Tani do t'i sulmojmë dhe nuk do të na sulmojnë. Do të jemi ne që do shkojmë tek ata

## Lufta e Beni Kurejdhas

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kthye nga lufta e Hendekut dhe hoqi armët dhe rrobat e luftës. Kur po lahej në shtëpinë e Umu Selemes, i erdhi Xhebraili dhe e

urdhëroi të nisej menjëherë bashkë me myslimanët për te fisi Beni Kurejdha. Xhebraili i tha:

*"Unë do të eci përpara teje: do t'i tund fortifikatat e tyre dhe do të lëshoj frikë në zemrat e tyre."* Kështu, Xhebraili shkoi përpara me një grup engjëjsh.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) njoftoi njerëzit: *" Çdo mysliman i dëgjueshëm dhe i bindur të mos e falë namazin e iqindisë sot në tjetër vend, përveç te fisi Beni Kurejdha."* Flamurin ia dha Ali ibn Ebu Talibit dhe e nisi me një grup myslimanësh për te Beni Kurejdët. Në Medine la zëvendës ibn Umu Mektumin. Sa panë Aliun, Beni Kurejdët e shanë të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Myslimanët që mbetën, u nisën menjëherë për të shkuar atje.

Në rrugë e sipër erdhi koha për të falur namazin e iqindisë. Disa e falën në rrugë; disa nuk e falën, derisa arritën te Beni Kurejdha. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u nis më pas me një grup myslimanësh, muhaxhirë dhe ensarë dhe shkuan e qëndruan pranë një pusi të Beni Kurejdëve, që quhej Ene. Allahu futi frikë në zemrat e Beni Kurejdëve. Ata hynë nëpër fortifikatat e tyre për t'u mbrojtur dhe nuk guxuan të luftonin. Myslimanët i rethuan. Rrethimi zgjati dhe ata kërkuan të këshilloheshin me disa myslimanë që i njihnin. Prandaj i kërkuan të Dërguarit të Allahut që t'u dërgonte Ebu Lubaben. Ai e dërgoi atë. Porsa e panë Lubaben, burrat u çuan dhe u tubuan tek ai, ndërsa gratë e fëmijët nisën të qanin para tij. Ebu Lubabes i erdhi keq për ta. Ata i thanë: "A të biem nën gjykimin e Muhamedit?" "Po",- u tha dhe bëri me shenjë te fyti i vet, sikur u thoshte se do t'i thernin. Por pas pak i ra ndërmend se me atë shenjë ai tradhtoi Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Prandja u kthye, shkoi në xhaminë e Profetit (s.a.u.s.) dhe pasi e lidhi veten

pas një shtylle, u betua se nuk do të pranonte ta zgjidhte askush tjetër, përveç të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Kur e mori vesh i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha: *"Sikur të vinte tek unë, do të kërkoja falje për të, por meqë ai veproi, do ta lëmë, derisa të vendosë Allahu për të."*

Meqë zgjati rrethimi, Beni Kurejdët u thyen moralisht dhe pas njëzet e pesë netësh pranuan t'i nënshtroheshin vendimit të të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.): burrat të lidheshin, ndërsa gratë dhe fëmijët do të ndaheshin nga ata. Kështu u veprua. Pastaj, fisi Eus, që ishte aleat me jehudinjtë e fisit Beni Kurejdha, kërkoi nga Profeti (s.a.u.s.) që të tregohej i mirë ndaj tyre, ashtu siç ishte treguar me Beni Kajnukaët - aleatët e fisit Hazrexh. Por Profeti (s.a.u.s.) tha:

*"A jeni të kënaqur që të gjykojë për ta një burrë prej jush?" "Po".- thanë ata. "Ai që do të gjykojë për Beni Kurejdët,- tha Profeti (s.a.u.s.), është Sa'ad ibn Muadhi." "Mirë,- iu përgjigjën ata, si të gjykojë ai, ashtu le të bëhet."*

Në atë kohë Sa'adi ishte në Medine, sepse ishte plagosur në luftën e Hendekut. E sollën hipur mbi një gomar. Kur u afrua tek i Dërguari i Allahut, u tha:

*«Ngrihuni për zotërinë tuaj!»* Ata u mblodhën rreth tij dhe i thanë: "O Sa'ad! Bëju mirë aleatëve të tu!" Ai rrinte në heshtje dhe nuk u përgjigjej. Kur ata i thanë ashtu shumë herë, ai ua ktheu: "Vërtet, erdhi koha për Sa'adin që, për hir të Allahut, të thotë të vërtetën dhe të mos ketë frikë se do ta qortojë ndonjë."

Kur dëgjuan këto fjalë nga ai, disa prej tyre u kthyen në Medine për të lajmëruar për vdekjen e tyre. Pasi Sa'adi zbriti dhe u lajmërua se Kurejdhët do të gjykoheshin prej tij. Ai gjykoi kështu:

"Të vriten burrat; gratë dhe fëmijët të merren robër, kurse pasuria e tyre të ndahet ndër myslimanë." Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha: *"Vërtet, ke gjykuar siç ka gjykuar Allahu mbi shtatë qiejt."* Ky gjykim ishte edhe sipas Sheriatit jehudi, por ca më i lehtë.

Menjëherë pas vendimit të Sa'ad ibn Muadhit, Beni Kurejdhët u dërguan në Medine dhe u mbyllën në shtëpinë e bijës së Harithit - një grua nga Beni Nexharët. U hapën disa hendeqe në tregun e Medines, u çuan atje pjesë-pjesë dhe iu prenë kokat. Jehudinjtë ishin katërqind veta. (Thuhet edhe se kanë qenë gjashtëqind-shtatëqind veta.) Bashkë me ata u vra edhe Hujej ibn Ahtabi, kryetari i fisit Beni Nadir, i cili bënte pjesë në njëzetëshen e parisë së jehudinjve. Ata u patën dhënë zemër kurejshëve dhe gatfanëve për të bërë Luftën e Hendekut. Hujeji kishte shkuar tek Kurejdët dhe i kishte nxitur ata që të thyenin besën. Jehudinjtë i prenë në besë myslimanët në orën më të vështirë të jetës së tyre. Jehudinjtë e fisit Kurejdha i kishin vënë kusht Hujejit që të qëndronte me ta, që çdo gjë që t'u ndodhte atyre, t'i ndodhte edhe atij. Prandaj, Hujeji qëndroi në fortifikatat e tyre si gjatë rrethimit, ashtu edhe kur jehudinjtë u dorëzuan, derisa u vra bashkë me ta.

Disa nga fisi Kurejdha u bënë myslimanë, para se të pranonin vendimin e Sa'adit, prandaj ata nuk i preku dënimi. Disa të tjerë e braktisën luftën dhe e pranuan Islamin, kur u thirrën për në Islam. Nga gratë e tyre u vra vetëm njëra, sepse ajo pati vrarë Halad ibn Suuejdin. Myslimanët grumbulluan armët dhe pasuritë që lanë jehudinjtë: ishin 1500 shpata, 300 koraca, 2000 heshta, 500 helmeta, 500 mburoja, enë, deve dhe plaçka të tjera.

Të gjitha këto, bashkë me palmat dhe robërit u ndanë. Këmbësorit iu dha si shpërblim një pjesë, kurse kalorësit tri pjesë: një pjesë për vete dhe dy pjesë për kalin.

Robërit e luftës u dërguan në Nexhd. Atje u grumbulluan edhe armët. Në ndarjen e robërve, Profeti (s.a.u.s.) zgjodhi Rejhanen, bijën e Zejd ibn Amru ibn Hanafes. Thuhet se Profeti (s.a.u.s.) e ka marrë Rejhanen ashtu robëreshë. Thuhet, gjithashtu se ai e liroi atë dhe pastaj u martua me të. Rejhanja ka vdekur pas Haxhit të Lamtumirës.

Pasi përfundoi çështja e fisit Kurejdha, iu pranua kërkesa Sa'adit ibn Muadhit i cili qëndronte në një tendë në xhaminë e Profetit (s.a.u.s.), me qëllim që Profeti (s.a.u.s.) ta kishte afër për ta vizituar. Mirëpo kur i kaloi sipër një dele dhe i lëndoi plagën. Atij i rrodhi shumë gjak dhe vdiq. Xhenazen e tij e kanë mbajtur engjëjt bashkë me myslimanët. Për vdekjen e tij është tundur Arshi i Mëshiruesit.

Kaluan gjashtë net që Ebu Lubabes i vinte e shoqja dhe e zgjidhte për të falur namazin dhe pastaj ai kthehej dhe lidhej përsëri. Pranimi i pendimit i zbriti të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) në shtëpinë e Umu Selemes (r.a.). Ajo shkoi dhe e lajmëroi menjëherë që Allahu ia kishte falur fajin.

Atëherë, njerëzit shkuan që ta zgjidhnin Ebu Lubaben, por ai nuk pranoi të zgjidhej, derisa ta zgjidhte vetë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Dhe, Profeti (s.a.u.s.) e zgjidhi atë, kur shkoi për të falur namazin e mëngjesit.

Pas luftës së Beni Kurejdhas, myslimanët ndërmorën një varg veprimesh ushtarake. Më poshtë jepen ato më të rëndësishmet.

## Vrasja e Ebu Rafi' Selam ibn Ebul Hakikut

Ai ishte tregtari më i madh i popullit të Hixhazit (Meke, Medine dhe Taif) dhe kryetari i jehudinjve të Hajberit. Ai ishte edhe një nga organizatorët dhe nxitësit më të mëdhenj të grupeve të ndryshëm të njerëzve kundër popullit të Medines.

Pasi mbaroi lufta e Hendekut dhe e Kurejdhas, pesë veta nga fisi Hazrexh morën përsipër që ta vrisnin Ebu Rafiun. Kështu do të ishin të nderuar, ashtu siç u nderuan njerëzit e fisit Eus, kur vranë Ka'ab ibn Eshrefin.

Ata shkuan te banesa e tij, nga ana e Hajberit, kur po perëndonte dielli. Komandanti i tyre, Abdullah ibn Atiku u tha shokëve:

"Ju rrini këtu, kurse unë do të shkoj t'i marr me të mirë rojet, ndoshta më lënë të hyj." U nis. Kur u afrua tek dera, u mbështoll me rrobën e vet e bëri sikur po kryente nevojën. Rojtari i tha me zë të ulët: "O rob i Allahut! Po deshe të hysh, hyr, sepse dua ta mbyll derën."

Abdullah ibn Atiku hyri dhe u fsheh, derisa njerëzit ranë në gjumë. Mori çelësat e dyerve dhe i hapi ato që ta kishte të lehtë për të ikur, po ta lypte nevoja. Pastaj u drejtua nga shtëpia e Ebu Rafiut. Sa herë që hapte ndonjë derë, e mbyllte atë nga brenda që, edhe po ta shikonin njerëzit, të mos arrinin deri tek ai, derisa të vriste Ebu Rafiun. Arriti te shtëpia e tij e nuk e dinte nga të shkonte. Abdullahu i thiri: "O Ebu Rafia!" Ai u përgjigj. "Kush është ky që më thirri?",- pyeti ai. Atëherë, Abdullahu u lëshua në drejtim të zërit dhe e goditi fort me shpatë, por nuk e mori vesh nëse e zuri shpata apo jo. Prandaj, doli që andej nëpër

errësirë dhe pastaj vajti tek ai përsëri, por duke e ndryshuar zërin e vet:

"O Ebu Rafia! Ç'ishte ai zë?" Ebu Rafiu: "Sa keq! Një burrë këtu në shtëpi më goditi me shpatë." Atëherë, Abdullahu e goditi atë sa e trullosi, por nuk e vrau plotësisht. Ja vuri shpatën në bark dhe i rëndoi sipër me tërë peshën, derisa shpata i doli pas shpine. Pastaj Abdullahu doli, duke i hapur dyert një e nga një. Megjithëse ishte natë me hënë, Abdullahu nuk po shikonte mirë; kujtoi se po prekte tokë dhe hodhi këmbën, por ra nga shkallët dhe e theu atë. E lidhi menjëherë me çallmën e vet dhe u fsheh te dera. Kur këndoi këndesi, doli një burrë mbi murin e ndërtesës dhe tha:

"Po shpall vdekjen e Ebu Rafias, tregtarit të popullit të Hixhazit." Abdullahu e kuptoi se ai kishte vdekur dhe shkoi te shokët e vet e ashtu së bashku u nisën për te Profeti (s.a.u.s.). Kur arritën tek ai dhe i treguan se Ebu Rafia ishte vrarë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ia fërkoi këmbën Abdullahut dhe ajo iu shërua plotësisht, sikur nuk kishte pësuar asgjë.

## Thumame ibn Ethalini, kryetari i fisit Jemame kapet rob

Thumame e urrente të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe Islamin më shumë se të gjithë femohuesit e tjerë. Prandaj, në muajin Muharrem, në vitin e gjashtë të Hixhretit, u maskua dhe doli për të vrarë Profetin (s.a.u.s.) me urdhër të Museileme Kedhabit.

Profeti (s.a.u.s.) dërgoi Muhamed ibn Meslemen me tridhjetë kalorës për të luftuar fisin Beni Bikr ibn Kilab, në nje anë të Dharisë, shtatë net larg Medines, në rrugën që shkon për në Basra. Kur myslimanët po ktheheshin, e gjetën Thumamen në rrugë. E kapën rob dhe e sollën në Medine. E lidhën në një shtyllë të xhamisë. Profeti (s.a.u.s.) kaloi andej. "Cfarë ke ti o Thumame?"- i tha Profeti (s.a.u.s.) "Kam gjithë të mirat, o Muhamed!,-ia ktheu ai. Në qoftë se ti më vret, vret një njeri që do t'i merret haku; në qoftë se më liron, liron një njeri që falenderon. Po të duash pasuri, kërko, të të jap sa të duash." Profeti (s.a.u.s.) e la atë dhe iku. Ditën e dytë Profeti (s.a.u.s.) kaloi aty dhe e pyeti si ditën e parë. Ai i dha të njëjtën përgjigje. Po kështu edhe ditën e tretë. Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) tha: *"Lëshojeni Thumanen!"* E lëshuan. Ai u la dhe u bë mysliman. "Për Zotin,- tha ai, deri tani nuk kishte mbi Tokë njeri më të urryer sesa ti për mua. Por tani ti je më i dashur për mua se të gjithë njerëzit e tjerë. Nuk ka pasur fe mbi dhe më të urryer për mua se feja jote, por tani ajo është bërë më e dashur për mua se të gjitha fetë e tjera.» Thumamja shkoi në Mekë, për të kryer Umren, por kurejshët e qortuan pse ishte bërë mysliman. Ai u tha:

«Për Zotin, juve nuk do t'ju vijë më asnjë kokërr grurë nga Jemeni, derisa të urdhërojë i Dërguari i Allahut.» Dhe në të vërtetë ai e ndaloi shitjen e grurit për banorët e Mekës. Ata ranë ngushtë dhe i shkruan një letër të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), ku i lypnin për hir të farefisit, t'i shkruante letër Thumames që të lejonte shitjen e grurit për ta. Profeti (s.a.u.s.) ashtu veproi.

## Lufta e Benu Lahjanit

Njerëzit e fisit Benu Lahjan i patën vrarë myslimanët në Rexhia dhe kishin hyrë thellë në tokën e Hixhazit, deri në kufijtë e Asfanit. Por, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e la për më vonë punën e tyre. Pasi aleatët që sulmuan myslimanët dështuan dhe Profeti (s.a.u.s.) u qetësua nga sulmet e armiqve, la Ibn Umu Mektumin zëvendës në Medine dhe në muajin Rabiul Euel, në vitin e gjashtë të Hixhretit, doli bashkë me dyqind veta nga shokët e tij, ndër të cilët njëzet kalorës dhe nxitoi për të arritur në Batni Garran, një luginë midis Emexhit dhe Asfanit, aty ku qenë vrarë shokët e tij. Aty iu lut Allahut që t' i mëshironte të vdekurit. Profeti (s.a.u.s.) me shokët qëndruan aty dy ditë. Benu Lahjanët kishin ikur nëpër male dhe nuk u gjend asnjë njeri.

Profeti (s.a.u.s.) dërgoi dhjetë kalorës në Asfanë, që ta merrnin vesh kurejshët që myslimanët ishin gjithmonë syhapur e të përgatitur dhe të trembeshin. Kalorësit shkuan deri në Kurai Gamim. Pas katërmbëdhjetë netësh i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kthye në Medine.

## Patrulla e Asit. Ebu el Asi - bashkëshorti i Zejnebes, vajzës së të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) bëhet mysliman

Në muajin Xhemadel Ula, në vitin e gjashtë të Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Zejd ibn Harithin me njëqind e shtatëdhjetë kalorës, për të kapur një vargan të kurejshëve, që po vinte nga Shami. Varganin e kryesonte Ebu el As ibn Rabia, bashkëshorti i Zejnebes, vajzës së

të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Myslimanët e kapën varganin dhe varganarët i zunë robër. Ebu el Asi shpëtoi dhe vajti në Medine e u strehua te Zejnebja. Ai i kërkoi të shkonte tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe t'i thoshte që t'ia kthente pasurinë e varganit. Zejnebja ia kërkoi këtë gjë Profetit (s.a.u.s.) dhe ai urdhëroi që t'u kthehej atyre i gjithë malli, që nga gjëja më e vogël.

Ebu el Asi ishte një nga burrat e Mekës, që njiheshin për tregti, pasuri dhe ruajtjen e amanetit. Ai u kthye në Mekë dhe ua dha të zotëve gjithçka që ia kishin lënë amanet. Pastaj u bë mysliman dhe emigroi në Medine. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ia ktheu Zejneben me niqahun e parë. Këtë bashkim familjar e bëri pasi kishin kaluar më se tre vjet dhe ende nuk kishte zbritur ajeti që i ndalonte myslimanët të martoheshin me femohuesit. Prandaj kishte mbetur në fuqi niqahu i parë, që Zejnebja kishte bërë me Ebu el Asin.

Gjatë kësaj periudhe, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi disa patrulla, të cilat ndikuan shumë në kapjen e armikut dhe shuarjen e sherrit të tij. Kështu, u vu qetësia dhe Islami u shtri edhe në vende më të largëta.

## Lufta e Beni Mustalikut

Beni Mustalikët ishin një degë e fuqishme e fisit Huza. Ata ishin aleatë të kurejshëve. Të gjitha degët e tjera të këtj fisi ishin miq dhe dashamirës të të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.).

Të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) i erdhi lajmi se Beni Mustalikët ishin përgatitur për luftë kundër tij.

Prandaj, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi Burejde ibn Hasibin që ta vërtetësonte mirë lajmin dhe pasi erdhi në përfundimin se lajmi ishte i vërtetë, la Zejd ibn Harithen zëvendës në Medine. (Është thënë edhe se Profeti la zëvendës një njeri tjetër dhe tjetri, më pas la zëvendës Zejd ibn Harithen). Profeti (s.a.u.s.) u përgatit me shpejtësi dhe doli për t'i ndaluar Beni Mustalikët. Profeti (s.a.u.s.) mori me vete 700 veta nga sahabët. Në atë kohë Beni Mustalikët qëndronin në një vend me ujë, që quhej Merisia.[45] Merisia ndodhej në anën e Kudejdit dhe shtrihej deri në bregdet.

Beni Mustalikët ishin përgatitur plotësisht për të sulmuar myslimanët. Myslimanët i sulmuan. Vranë një pjesë të tyre dhe zunë robër fëmijët dhe gratë e tyre. Ua morën edhe pasuritë. Ndër robërit e luftës ishte edhe Xhuvejrija, bija e Harith ibn Ebu Dhirarit, që ishte kryetari i Beni Mustalikëve. Por, pasi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shkoi në Medine, e liroi atë dhe pasi ajo u bë myslimane, u martua me të. Myslimanët liruan njëqind robër të fisit Beni Mustalik. Ata u bënë myslimanë dhe thanë: "Ne jemi krushqit e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.)." Xhuvejrija ishte më e mira e grave në fisin e vet.[46] Kjo luftë ka ndodhur në muajin Sha'ban, në vitin e gjashtë të Hixhretit. (Eshtë thënë edhe se ka ndodhur vitin e pestë të Hixhretit.) Gjatë luftës ndodhën dy ngjarje të dhimbshme të cilat i shfrytëzuan dyfytyrakët, për të shkaktuar ngatërresa dhe trazira në bashkësinë islame, madje edhe në shtëpinë e Profetit (s.a.u.s.).

---

[45] Lufta njihet edhe emrin "Lufta e Merisias".

[46] Martesa e saj me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) qe faktori kryesor, që i bëri myslimanët të lirojnë njëqind robër nga fisi Beni Mustalik.

**1. Ngjarja e parë** qe fjala e kreut të dyfytyrakëve, Abdullah ibn Ubejit:

"Në qoftë se do të kthehemi në Medine, më të fortët kanë për t'i përzënë prej saj më të dobëtit." Arsyeja që Abdullah ibn Ubeji tha ashtu, ishte se një burrë nga aleatët e muhaxhirëve dhe një tjetër nga aleatët e ensarëve u grindën tek uji i Merisias. Aty muhaxhiri e goditi ensarin. Atëherë, ensariu thirri:

"Ku jeni o ensarë?" Edhe muhaxhiri thirri: "Ku jeni o muhaxhirë?" Por ndërhyri menjëherë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe u tha: "A po filloni zënkat e Padijes (xhahilijetit), kur unë jam në mes jush? Lëreni atë (kohën e Padijes), se ajo është e ndyrë." Atëherë, njerëzit e lanë grindjen dhe u kthyen në rrugë të drejtë, pa bërë zhurmë.

Në luftë merrte pjesë edhe një grup dyfytyrakësh që nuk kishin marrë pjesë në asnjë luftë tjetër më parë. Ndër ta ishte edhe kreu i tyre, Abdullah ibn Ubeji, i cili kur e mori vesh grindjen, u zemërua dhe tha:

"Vërtet, kështu kanë vepruar muhaxhirët?! Ata na kanë neveritur, po na krenohen këtu, në vendin tonë. Për Zotin, ne dhe kurejshët pësuam si ai pari, kur tha: "Ushqeje qenin tënd, të të hajë ty." Për Zotin, kur të kthehemi në Medine, të fortët kanë për t'i përzënë prej saj më të dobëtit." Me "më të fortin" kishte parasysh veten e vet dhe me "më të dobëtin" (Zoti na ruajtë!) kishte për qëllim të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Abdullah ibn Ubeji nisi të sajonte ngatërresën. Ai u tha shokëve të vet: "Këtë e bëtë ju vetë. Ju i pranuat ata në vendin tuaj, ju i ndatë me ta pasuritë tuaja. Kurse po të mos i kishit pranuar, ata do të gjenin shtëpi të tjera, jo shtëpitë tuaja."

Kur kreu i dyfytyrakëve foli ato që foli, ndodhej aty edhe një djalë, besimtar i fortë, i cili quhej: Zejd ibn Erkami. Ai nuk i duroi dot fjalët e zbrazëta të dyfytyrakut. Prandaj, shkoi menjëherë tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe e njoftoi. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) thirri Abdullah ibn Ubejin dhe e pyeti çfarë kishte folur kundër muhaxhirëve. Ai u betua se nuk kishte thënë asgjë nga ato që i përcillte Profeti (s.a.u.s.). Për këtë arsye Allahu i Madhëruar zbriti suren "El Munafikunë" dhe i turpëroi dyfytyrakët përgjithmonë, deri në Ditën e Gjykimit.

Djali i kreut të dyfytyrakëve, Abdullah ibn Ubeji (edhe ai e kishte emrin Abdullah) ishte besimatar i çiltër. Ai qëndroi në një rrugë që çonte në Medine me shpatë në dorë dhe i tha babait të vet: "Për Zotin, ti nuk do të kalosh këtu, derisa të të japë leje i Dërguari i Allahut, sepse ai është i forti, kurse ti je i dobëti" Kjo gjë i shkoi në vesh të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe ai dërgoi fjalë që biri ta lejonte babanë dhe ai e la të lirë. Me këtë veprim urtësie të Profetit (s.a.u.s.) u shua edhe kjo ngatërresë.

**2. Ngjarja e dytë:** Fjala e shpifur e dyfytyrakëve.

Kur po kthehej nga lufta, Profeti (s.a.u.s.) qëndroi afër Medines me gjithë ushtrinë. Pasi ndenjën ca, dha urdhër që të niseshin natën. Me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) pati shkuar në luftë edhe Aishja (Allahu qoftë i kqnaqur me të!). Por, natën, kur po nisej ushtria, ajo pati dalë më tej për të kryer nevojën dhe kur u kthye aty ku patën qëndruar për pushim, pa se kishte humbur gjerdanin. U kthye atje ku i pati rënë, që ta kërkonte. Gjerdanin e gjeti, mirëpo ushtria qe nisur për në Medine. Kishin ngarkuar në deve koçinë

e Aishes, duke menduar se ajo ishte brenda. Ata nuk e kuptuan që dikush mungonte, sepse kur e ngritën koçinë mbi deve ishin shumë veta dhe, ngaqë Aishja ishte e lehtë. Kur Aisheja u kthye në vendin ku pushoi ushtria, nuk gjeti asnjeri.

Ajo qëndroi aty, duke menduar se ata do ta kuptonin se ajo mungonte dhe do të kthehshin për ta kërkuar në vendin, ku kishin pushuar. Ndërkohë atë e zuri gjumi, meqë ishte e lodhur. Njëri nga sahabët, Safuan ibn Mutal Selemiu (r.a.) kishte fjetur në prapavijë të ushtrisë. Ai e kishte zakon të flinte shumë, kështu që u zgjua me vonesë dhe mori rrugën nga kishte kaluar ushtria. Në rrugë e sipër pa një njeri që flinte. U afrua. E njohu që ishte Aishja, sepse e kishte parë atë para se të vinte ajeti për vendosjen e hixhabit (mbulesës së kokës).

"Vërtet, të Allahut jemi dhe tek Ai do të kthehemi. Kjo është bashkëshortja e të Dërguarit të Allahut",- tha ai, nuk foli asnjë fjalë tjetër. Në atë çast Aishja u zgjua dhe mbuloi fytyrën me rrobën e vet. Atëherë Safuani afroi devenë tek ajo, e uli devenë dhe Aishja hipi në të. Ai e mori për dore kapistrën e devesë dhe eci përpara. Ecën e ecën, derisa e arritën ushtrinë, që po pushonte në Nahru Dhahire.

Kur Abdullah ibn Ubeji, armiku i Allahut, dëgjoi për ngjarjen, gjeti çastin që ta villte tërë dyfytyrësinë dhe mërinë e tij. Ai shpifi kundër tyre. Ai nisi ta tregonte ngjarjen gjithandej, duke e mbushur me plot gjëra të paqena, ashtu siç i pëlqente atij. Shokët e tij grumbulloheshin dhe i dëgjonin prej tij ato sajesa dhe kur shkuan në Medine, i përhapën gënjeshtrat e Abdullah ibn Ubejit, derisa nga ato shpifje u mashtruan edhe disa myslimanë.

Kur arriti në Medine, Aishja (r.a.) u sëmur dhe sëmundja i zgjati rreth një muaj. Medinia ziente nga fjalët e shpifësve, ndërsa ajo nuk dinte gjë. Por diçka e bënte të dyshonte, sepse ajo nuk po shikonte të njëjtën mirësjellje dhe përkujdesje prej të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), siç e kishte shikuar më parë, kur sëmurej. Tani i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) hynte tek ajo, përshëndeste me *"Selam!"*, pastaj pyeste *"Si je?"* dhe pastaj kthehej e nuk rrrinte me të.

Gjatë gjithë asaj kohe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) qëndroi në heshtje. E, meqënëse Zbulesa iu vonua ca, ai u këshillua me shokët e vet. Ali ibn Ebu Talibi i dha sygjerimin që nënkuptonte divorcimin e Aishes, ndërsa, Usameja dhe të tjerët i thanë që ta mbante se Aisheja ishte e pastër si ari.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) hipi në minber[47] dhe kërkoi ta justifikonin në qëndrimin e tij nëse do të ndëshkonte dikë që e kishte munduar duke fyer në familjen e tij -ishte fjala për Abdullah ibn Ubejin. Atëherë, kryetari i fisit Eus shprehu dëshirën për vrasjen e tij. Mirëpo kryetarin e fisit Hazrexh nuk e la ndjenja e patriotizmit fisnorë (Abdullah ibn Ubeji ishte i fisit Hazrexh), kështu që ai nuk deshi që ai të vritej. Atëherë, nisi grindja midis dy fiseve, derisa ndërhyri i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe i qetësoi ata.

Një ditë Aishja (r.a.) doli, pasi u bë natë për nevojat e saj. Sapo ishte përmirësuar nga sëmundja. Me të shkoi edhe nëna e Mistahut, e cila u pengua në rrobën e saj dhe u rrëzua. Ajo u lut kundër djalit të vet Mistahut, por Aishja e qortoi për këtë lutje. Aty, nëna e Mistahut i tregoi Aishes fjalët që ishin përhapur për të. Madje, ajo i tha Aishes se edhe biri i saj.

[47] Minber - vendi, ku imami mban hytben.

Mistahu ishte nga ata që fliste ashtu si të tjerët. Aishja u kthye, i kërkoi leje të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe vajti te prindërit e saj; Kur mori vesh shpifjen që ishte ngritur kundër saj, nisi të qante me dënesë. Qau aq shumë, saqë dy net e një ditë nuk vuri gjumë në sy dhe nuk iu thanë sytë nga lotët. Prindërit e saj kujtuan se i ishin shqyer mëlçitë.

Në mëngjesin e natës së dytë vajti tek ajo i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). U ul pranë saj, tha dy dëshmitë[48] dhe u shpreh: *"Oj Aishe! Unë kam marrë vesh për ty kështu, kështu. Por, në qoftë se ti je e pafajshme, Allahu do ta tregojë pafajësinë tënde. Në qoftë se je njollosur me faj, kërkoji falje Allahut dhe kthehu me pendim te Ai, sepse, kur njeriu e pranon fajin që ka bërë e kthehet te Allahu, Allahu ia pranon teuben (pendimin)."*

Atëherë, Aishja i ndërpreu lotët dhe u tha prindërve që t'i përgjigjeshin të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Por ata nuk dinin se çfarë t'i thoshin. Atëherë, Aishja tha: "Për Allahun, unë e di se ju i keni dëgjuar ato fjalë dhe se ato kanë hyrë në shpirtrat tuaj, saqë i besoni si të vërteta.

Por, unë po t'ju them se jam e pafajshme dhe Allahu e di se unë jam e pafajshme, ju nuk do të më besonit. Sikur të pranoj sa për sy e faqe ndonjë gjë të paqenë, do të besonit e përsëri Allahu e di se unë jam plotësisht e pafajshme. E unë, për Zotin, mund të them vetëm siç tha babai i Jusufit: "Durim të fortë." Pastaj u kthye dhe u shtri. Por zbriti Zbulesa në kohën që duhej. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u gëzua, buzëqeshi dhe fjalët e para që tha, qenë:

---

[48] Zakonisht, Profeti (s.a.u.s.) e fillonte fjalën e tij me dy dëshmitë: la ilahe il-lallah Muhamedun resulullah (nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe Muhamedi është i Dërguari i Tij). (shënim i përkthyesit)

*"Sa për Allahun, oj Aishe, Ai të shfajësoi."* Nëna e saj i tha: *"Çohu për të* (për të Dërguarin e Allahut)!" *"Për Zotin nuk i çohem*,- ia kthehu Aishja, *unë nuk falenderoj tjetër, përveç Allahut."*

Fjala, që Allahu zbriti për shfajësimin e Aishes, janë dhjetë ajete nga surja "En Nur". Allahu i Madhëruar thotë:

**"Vërtet, ata që trilluan, janë një grup prej jush. Ju mos kujtoni se fjalët e tyre janë në dëmin tuaj, përkundrazi ato do të jenë në dobinë tuaj. Secilit prej tyre do t'i takojë dënimi sipas pjesëmarrjes në mëkat e atij, që barti pjesën më të madhe (të shpifjes), i takon dënim i madh..."** (24:11)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) doli përpara njerëzve dhe u foli atyre. Ai u lexoi atyre çfarë kishte zbritur për pafajësinë e Aishes. Kur u kthye, urdhëroi të fshikulloheshin dy burra besimtarë të çiltër dhe një grua besimtare e çiltër, secilit tetëdhjetë rripa. Dy burrat ishin Hasan ibn Thabit dhe Mistah ibn Ethathe, kurse gruaja ishte Humne, bija e Xheheshit. Ata dhe ajo qenë lëkundur dhe përfshirë në mëkat. Kurse kreu i dyfytyrakëve nuk u dënua në këtë botë; ai do të qëndrojë përpara Allahut në Ditën e Gjykimit, atë Ditë, kur nuk do të bëjë dobi as pasuria dhe as fëmijët, përveçse zemra e pastër.

## Umreja e Hudejbijes

Profeti (s.a.u.s.) pa në ëndërr sikur ishte në Medine dhe bashkë me shokët e tij hyri në Xhaminë e Shenjtë: të gjithë të sigurtë, disa me koka të qethura tërësisht, disa pjesërisht. I njoftoi myslimanët se donte të shkonte për Umre.

Po kështu kërkoi që të dilnin edhe malësorët e disa zonave, që ishin rreth tij, por ata nuk u bashkuan me të në këtë mendim. Ata menduan se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe besimtarët nuk do të ktheheshin më tek të afërmit e tyre dhe i thanë të Dërguarit të Allahut se ishin tepër të zënë me punët e tyre e me njerëzit e tyre. Ata i thanë të Dërguarit të Allahut që të kërkonte falje edhe për ata.

Një të hënë të muajit Dhul Ka'ade, vitin 6 pas Hixhretit doli i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) me 1400 muhaxhirë dhe ensarë. Ai mori me vete edhe kurbanët e haxhit, që njerëzit ta shihnin se ai nuk po shkonte në luftë, por për Umre. Kur arriti në Dhul Hulejfe, u vari diçka në qafë si shenjë që do të bëheshin kurban atje dhe i damkosi, veshi dhe Ihramin për Umre. Pastaj ecën, derisa arritën në Asafan. Pararoja erdhi dhe u tha se kurejshët ishin mbledhur për luftë dhe për t'i penguar myslimanët të shkonin në Shtëpinë e Shenjtë. Ndërkohë, kurejshët kishin arritur në Dhu Tuua.

Ata dërguan Halid ibn Uelidin me dyqind kalorës në Kiraul Ganim, afër Asafanit, për të zënë rrugën që të çonte në Mekë. Habeshinjtë u mblodhën që t'i ndihmonin.

Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) i pyeti shokët e tij: të luftonte me grupet habeshite aty apo të ecte drejt Mekës e kush përpiqej ta pengonte rrugës, ta luftonte. Ebu Bekri (r.a.) tha:

"Ne kemi ardhur për Umre, jo për të luftuar por kush del mes nesh dhe Shtëpisë së Shenjtë, do ta luftojmë." Profeti (s.a.u.s.) e pranoi këtë mendim. Halidi i pa myslimanët, kur po falnin namazin e drekës, duke bërë ruku e sexhde dhe tha:

"Kështu janë pa mendje po t'i sulmojmë." Vendosën t'i sulmonin gjatë namazit të pasdrekës (ikindisë). Atëherë, midis namazit të drekës dhe pasdrekës Allahu ligjëroi namazin e frikës dhe Halidit i iku rasti.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) zgjodhi një rrugë tjetër dhe jo rrugën e tyre. Ai i ra djathtas, për në pjesën e poshtme të Mekës, derisa arriti Thenijetel Merar, pranë Hudejbijes. Kur arritën aty, deveja e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) ra në gjunjë. U munduan ta çonin, por ajo nuk u çua. Atëherë disa myslimanë thanë:

"U ndal Kasuaja[49]." Kurse i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha: "Nuk është ndalur Kasuaja dhe nuk e ka huq këtë gjë por këtë e pengoi Ai që kishte penguar elefantin e Ebrehesë vite me parë.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha: "Për Zotin, sikur kurejshët të më kërkonin ndonjë plan, me të cilin të lartësonin ato që ka shenjtëruar Allahu, unë do ta pranoja atë." Pastaj, ai i grahu devesë dhe ajo u çua e vazhduan të ecnin, derisa qëndruan në Hudejbije.

Erdhi Budejl ibn Uaraka Huzaiu, me një grup njerëzish nga fisi Huza, të cilët ishin dashamirës të të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Budejli e njoftoi të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) se kurejshët ishin përgatitur për të luftuar dhe për t'i penguar atë dhe myslimanët të vizitonin Shtëpinë e Shenjtë.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha Budejlit se po shkonin në Mekë vetëm për të kryer Umren dhe jo për luftë. Ai tha, gjithashtu se ishte i gatshëm për të bërë armëpushim dhe paqe me ta.

---

[49] Kasua ishte emir i devesë së Pejgamberit (s.a.u. s.).

*"Por, në qoftë se kurejshët, nuk do të pranonin as njërën as tjetrën, atëherë, unë do të luftoj kundër tyre, derisa të vdes ose Allahu të më japë fitoren ngadhënjimtare."*

**Çfarë u vendos midis të Dërguarit të Allahut** (s.a.u.s.) **dhe kurejshëve**

Pasi u kthye Budejli në Mekë, i njoftoi kurejshët për çka u kishte thënë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Por ata dërguan Mukriz ibn Hafsin tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha ashtu, siç i kishte thënë Budejlit. Pastaj kurejshët dërguan tek ai kryetarin e zezakëve, Halis ibn Ikrimen. Kur ai u afrua te myslimanët, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u tha atyre:

*"Ky që po vjen te ne është një nga njerëzit që i respektojnë kurbanët, prandaj çohuni dhe respektojeni."*

Myslimanët u çuan dhe e pritën Halisin me "Lebejkallahume lebejk." Kur i shikoi Halisi myslimanët kështu, tha: "I Madhëruar është Allahu. Këta duhen lejuar ta vizitojnë Shtëpinë e Shenjtë. Te Shtëpia e Shenjtë vijnë lloj-lloj njerëzish, me kafshë e me gomerë e të ndalohen këta, me në krye të birin e Abdul Mutalibit! Për Zotin e Shtëpisë së Shenjtë se kurejshët do të rrezikohen, në qoftë se e ndalojnë Muhamedin." Halisi shkoi te kurejshët dhe u tha ashtu siç u përmend më sipër. Kur kurejshët i dëgjuan ato fjalë prej tij, i thanë: "Ulu këtu, se ti je beduin dhe nuk i kupton mashtrimet." Kurejshët dërguan Urue ibn Mes'ud Thekafiun për të folur me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), por i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha atij ashtu, siç i pati thënë Budejlit:

"O Muhamed! A mendon ti vijoi Urueja, ta fitosh këtë betejë dhe ta shfarosësh kombin tënd?! Por, a ke dëgjuar nga ndonjë arab që t'i ketë zhdukur njerëzit e vet përpara teje? E, edhe po të ndodhë e kundërta, që ti të thyhesh, unë shoh rreth teje vetëm njerëz pa vlerë, të gatshëm që të braktisin ty dhe të ikin menjëherë." Ebu Bekri u zemërua, e shau atë e i tha një fjalë shum poshtëruese pastaj i tha:

"A kujton ti se do të ikim e do ta braktisim të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.)?" Urueja nuk mundi t'ia kthejë Ebu Bekrit, sepse Ebu Bekri i kishte bërë nder atij më parë. Urueja prekte mjekrën e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), kur fliste, por Mugire ibn Shube ia godiste dorën me dorezën e shpatës dhe i thoshte: "Largoje dorën nga mjekra e të Dërguarit të Allahut." "O i pabesë!, - ia ktheu Urueja Mugires, a nuk ishe ti më i pabesë?"

Mugireja ishte biri i vëllait të Urues. Më parë kishte vrarë disa njerëz dhe u kishte marrë pasurinë. Këtë kishte parasysh Urueja, kur i tha se ishte i pabesë. Por më vonë ai erdhi dhe u bë mysliman. E, Profeti (s.a.u.s.) nuk i pranoi atij asgjë tjetër, përveçse të bëhej mysliman.

Urueja e pa se sa shumë e nderonin Profetin (s.a.u.s.) dhe kur u kthye, u tha Kurejshëve: "O populli im! Unë kam qenë i deleguar te mbretërit, te Kisraji (në Persi), Cari (në Rusi) e Nexhashiu (në Abisini), por betohem për Allahun se nuk kam pare ndonjë mbret që ta respektojnë e ta nderojnë shokët e vet, ashtu si e nderojnë shokët e Muhamedit Muhamedin. Për Allahun, edhe sikur ai të kollitej e të nxirrte këlbazë e t'i binte ndonjërit në dorë, ai do të fërkonte me të fytyrën dhe lëkurën e trupit. Unë pashë që kur ai i urdhëronte ata për ndonjë punë, ata vraponin kush e kush ta bënte atë më i pari. Edhe kur merrte abdes,

ata sa nuk vriteshin për ujin e abdesit të tij. Kur fliste ai, ata e ulnin zërin dhe nuk ia ngulnin vështrimin, sepse kishin respekt për të. Ai ju ka paraqitur ju një plan të drejtë, prandaj pranojeni atë."

Natën, 70-80 të rinj të papjekur kurejshë zbritën nga mali i Ten'imit dhe shkuan te kampi i myslimanëve. Ata deshën të asgjësonin përpjekjet për paqe. Por myslimanët i kapën ata dhe ia paraqitën të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Ai i fali ata dhe i la të lirë. Kjo gjë ndikoi shumë që kurejshët të frikësoheshin dhe të prireshin të vendosnin për paqen. Për këtë Allahu ka zbritur ajetin:

**"Dhe Ai** (Allahu) **është që i pengoi ata** (idhujtarët të luftojnë) **kundër jush dhe ju pengoi ju** (të luftoni) **kundër tyre, brenda në Mekë, pasi ju dha fitoren kundër tyre e Allahu mbikëqyr atë që ju bëni."** (48:24)

### Dërgimi i Othman ibn Afanit te kurejshët dhe Besëlidhja e Riduanit

Myslimanët vendosën të dërgonin një njeri te kurejshët që t'ua përforconte çështjen se Profeti (s.a.u.s.) me shokët e vet nuk kishte ardhur atje për tjetër gjë, përveçse që të kryente Umren. Ai që u dërgua atje, ishte Othman ibn Affani (r.a.).

Profeti (s.a.u.s.) e urdhëroi atë që të shkonte te besimtarët dhe besimtaret e pafuqishme në Mekë dhe t'i përgëzonte se çlirimi i Mekës ishte afër dhe se Allahu do ta ngadhënjente fenë e vet e se askush në Mekë nuk do të kishte më frikë pse besonte e kishte iman (besim).

Othmani vajti në Mekë dhe hyri aty me besën që i dha Eban ibn Seid el Emeuiu. Atje shpalli fjalën, për të cilën ishte dërguar. Kurejshët i propozuan që të bënte tauaf rreth Shtëpisë së Shenjtë (Qabes), por ai nuk pranoi që të bënte tauafin, në një kohë kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte i ndaluar të vinte aty. Kurejshët e izoluan Othmanin. Ndoshta deshën ta mbanin atje, sa të këshilloheshin me njëri-tjetrin dhe ta dërgonin bashkë me përgjigjen që do t'i jepnin të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.).

Mirëpo, ndër myslimanët u përhap lajmi se Othmani ishte vrarë, por vrasja e një të dërguari do të thoshte shpallje lufte. Kur e dëgjoi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) këtë lajm, tha: "Ne nuk do të largohemi që këtej, derisa t'i mposhtim ata." I thirri myslimanët aty nën një pemë, që t'i jepnin besën për të luftuar kundër armiqve.

Myslimanët u tubuan menjëherë pranë tij dhe i dhanë besën me entuziazëm se do të luftonin deri në vdekje dhe se nuk do të largoheshin kurrë nga beteja. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shtrëngoi duart dhe tha: *"Kjo besëlidhje është për Othmanin."* Mirëpo, sa mbaroi besëlidhja, erdhi Othmani (r.a.). Për këtë besëlidhje Allahu i Madhëruar zbriti ajetin:

**"Vërtet, Allahu qe i kënaqur**[50] **me besimtarët, kur ata nën hijen e asaj peme të zotoheshin ty dhe Ai e dinte se ç'kishin në zemrat e tyre, prandaj u dhuroi qetësimin dhe shpejt i shpërbleu me fitore."** (48:18)

[50] Allahu qe i kënaqur me besimtarët, prandaj kjo beslidhje mori emrin "Bejatu Riduan" (Marrëveshja e Kënaqësisë). (shënim i përkthyesit)

**Paqja**

Kurejshët e morën vesh besëlidhjen që bënë myslimanët dhe për këtë u frikësuan shumë. Prandaj nxituan dhe dërguan Suhejl ibn Amrin, për të nënshkruar paqen me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Suhejli shkoi atje dhe bisedoi gjatë. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) pranoi kushtet që vijojnë:

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bashkë me myslimanët të ktheheshin atë vit dhe të mos hynin në Mekë, kurse vitin e ardhshëm të vinin në Mekë dhe të qëndronin dy ose tri ditë, pa armë me vete, përveç shpatës në këllëf.

Të mos bëhej luftë midis dy palëve për dhjetë vjet.

Kush të dëshironte, të hynte në besën e Muhamedit, le të hynte dhe kush të dëshironte të hynte në besën e kurejshëve, le të hynte.

Të kthehej te kurejshët kushdo që strehohej te myslimanët. Kushdo nga myslimanët që strehohej te kurejshët, të mos kthehej te myslimanët.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) thirri Aliun dhe i diktoi:

*Bismil-lahirr- rrahmanirr-rrahim*
*Me emrin e Allahut,*
*të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

Por Suhejli tha: “Por ne nuk e dimë ç’është i Gjithëmëshirshmi. Shkruaje kështu: “Me emrin tënd, o Allahu im...” I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e urdhëroi Aliun që të shkruante ashtu. Pastaj i diktoi:

***"Kjo është paqja, për të cilën vendosi Muhamedi, i Dërguari i Allahut."***

Por Suhejli tha: "Sikur ta dinim se ti je i Dërguari i Allahut, nuk do të të pengonim ty të vije te Shtëpia e Shenjtë dhe nuk do të të luftonim. Prandaj, shkruaje kështu: "E vendosi Muhamedi, biri i Abdullahut." Profeti i tha: *"Por unë jam i Dërguari i Allahut, edhe në qoftë se ju nuk më pranoni."* Pastaj e urdhëroi Aliun që ta fshinte "i Dërguari i Allahut" dhe të shkruante:

***"Muhamedi, biri i Abdullahut".*** Mirëpo Aliu abstenoi t'i fshinte ato fjalë. Prandaj i fshiu vetë Profeti (s.a.u.s.) me dorën e tij të nderuar.

Marrëveshja për paqe u shkrua në dy kopje, njëra për kurejshët dhe tjetra për myslimanët.

### Kthimi i Ebu Xhendelit

Kur po shkruhej marrëveshja, erdhi Ebu Xhendeli, biri i Suhejl ibn Amrit, përfaqësuesit të kurejshëve, i lidhur në pranga. Ai vinte nga Meka, ku kurejshët e mbanin të lidhur. Suhejli kërkoi që i biri të kthehej në Mekë, por Profeti (s.a.u.s.) i tha:

"Ne ende nuk e kemi përfunduar dokumentin për paqe." "Atëherë, nuk e nënshkruaj këtë paqe me ty",- ia ktheu Suhejli. Profeti (s.a.u.s.) i tha: "Jepi leje atij për mua." Suhejli i tha: "Jo!" dhe e goditi të birin e ai bërtiti me zë të lartë: "O myslimanë! A të kthehem tek idhujtarët, që të më vënë në provë mua që ta lë fenë time?" "Bëj durim dhe kërko që Allahu të të shpërblejë,- ia ktheu Profeti (s.a.u.s.),

sepse Allahu do të bëjë rrugëdalje dhe shpëtim për ty dhe për myslimanët e pafuqishëm, që janë me ty." Omer ibn Hattabi (r.a.) u kthye, në mënyrë që doreza e shpatës së tij të ishte pranë Ebu Xhendelit. Omeri (r.a.) tregon më vonë: "Dëshiroja që ai ta merrte shpatën dhe ta vriste të atin." Por Ebu Xhendeli nuk e bëri këtë dhe çështja u mbyll kështu.

## Myslimanët e përfundojnë Umren dhe nuk u vjen mirë që u nënshkrua marrëveshja

Pasi u nënshkrua akti i paqes, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u tha myslimanëve:

*"Çohuni dhe therini kurbanët, që keni sjellë!"* Mirëpo, askush nuk u çua për ta zbatuar këtë urdhër. Ai e përsëriti urdhrin tri herë, por përsëri nuk u çua njeri. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) hyri tek Umu Selemeja dhe i foli asaj për atë që ndodhi me sahabet. Ajo i propozoi që të ngrihej ai i pari, ta therte kurbanin e vet (devenë që kishte sjellë për kurban), të rruante kokën, por të mos i fliste asnjërit pët të vepruar ashtu. Dhe Profeti (s.a.u.s.) ashtu veproi. Madje, ai theri devenë e Ebu Xhehlit, e cila kishte në hundë një vath argjendi. Ai e bëri këtë që t'i zemëronte[51] idhujtarët. Kur e panë se ai e theri kurbanin e vet dhe e rruajti edhe kokën, të gjithë sahabet u çuan, i rruajtën kokat e tyre dhe i therën kurbanët. Por, muslimanët nga mërzia e madhe sa nuk po vritnin njëri-tjetrin. Një deve e bënë kurban për shtatë persona po kështu edhe një lopë po

[51] Deveja që theri Profeti (s.a.u.s.) ishte marrë si pre lufte, pasi ishte vrarë Ebu Xhehli në luftën e Bedrit, e cila qe një nga humbjet më të mëdha të idhujtarëve. (shënim i përkthyesit)

për shtatë persona herën e parë. Çdo deve dhe lopë e bërë kurban do të ndahej mes shtatë personash.

Myslimanët qenë mërzitur për dy arsye: e para, sepse ata ishin kthyer pa shkuar në Mekë dhe pa kryer Umren; e dyta, sepse nuk kishte barazi midis dy palëve - myslimanëve dhe idhujtarëve: myslimanët duhej t'i kthenin ata njerëz (myslimanë) që vinin nga Meka në Medine, ndërsa Kurejshët nuk i kthenin ata njerëz që iknin nga Medinia në Mekë. Mirëpo, i Dërguari i Allahut (r.a.) i qetësoi ata. Për arsyen e parë, ai u tha se do ta kryenin Umren vitin e ardhshëm, sepse ëndrra që kishte parë, ishte e vërtetë, ajo do të përmbushej dhe se në këtë pjesë të marrëveshjes ishin respektuar ndjenjat e të dyja palëve; ndërsa për arsyen e dytë, ai i qetësoi ata kështu:

*"Kush ikën nga ne, bëhet i pafe dhe Allahu e ka larguar nga myslimanët; kush vjen te ne nga ata, Allahu do t'i japë rrugëdalje dhe shpëtim."*

Kjo fjalë e Profetit (s.a.u.s.) ishte e bazuar në largpamësi, pasi një grup myslimanësh vazhdonin të qëndronin akoma në Habeshe. Ky grup nuk përfshihej në këtë marrëveshje që ishte bërë me kurejshët. Kështu që të penguarit në Mekë prej muslimanëve mund të strehoheshin tek ata. Megjithatë, marrëveshja, me kushtet që kishte ndikoi shumë në zemrat e myslimanëve, sepse dukej sikur u bënë inferiorë ndaj idhujtarëve. Omer ibn Hattabi (r.a.) shkoi tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut! A nuk jemi ne në fenë e vërtetë dhe a nuk janë ata në të pavërtetën?" Ai u përgjigj: "Po." (Ne jemi në të vërtetën dhe ata në të pavërtetën). Omeri iu drejtua përsëri: "A nuk janë të vrarët tanë në Xhenet, ndërsa të vrarët e tyre në

Xhehenem?" "Po, ashtu janë."- ia ktheu Profeti (s.a.u.s.).

Omeri (r.a.) i tha përsëri: "Atëherë, pse të jemi ne inferiorët dhe pse të kthehemi pa dhënë Allahu gjykimin e Vet për ne dhe për ata." Profeti (s.a.u.s.) i tha:

*"O biri i Hatabit! Unë jam i Dërguari i Allahut dhe nuk e kundërshtoj Atë. Ai do të më ndihmojë mua dhe nuk do të më largojë nga e Vërteta."*

Ashtu, shumë i zemëruar, Omeri (r.a.) shkoi tek Ebu Bekr es Sidiku dhe i tha çfarë i kishte thënë i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.).

Ebu Bekri iu përgjigj atij, ashtu siç i ishte përgjigjur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe pastaj shtoi:

"Përmbaju udhëzimit të Profetit, sa të jesh gjallë, sepse, për Zotin, ai është në të Vërtetën." Pastaj Allahu zbriti disa ajete të Sures "El Fet'h":

**"Ne të dhamë një fitore të sigurt..."** (48:1)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i çoi fjalë Omerit (r.a.) që të vinte aty. Ai erdhi dhe Profeti (s.a.u.s.) këndoi ajetet e Sures "El Fet'h". Omeri (r.a.) tha:

*"O i Dërguari i Allahut! Vërtet, fitore do të ketë për ne?" "Po",*- iu përgjigj Profeti (s.a.u.s.). Omeri u qetësua dhe u kthye.

Më vonë Omeri u pendua për çfarë kishte thënë dhe për këtë bëri disa vepra të mira, nuk pushoi së dhëni sadaka (lëmoshë), së agjëruari, së faluri namaz të vullnetshëm dhe së liruari robër, derisa shpresoi faljen e Allahut dhe mirësinë e Tij.

## Çështja e grave emigrante

Pasi u nënshkrua akti i paqes me kurejshët dhe myslimanët hoqën dorë nga Umrja për atë vit, erdhën disa besimtarë e besimtare nga Meka në Medine. Por të afërmit e tyre, që ishin të pafe (qafirë), i kërkuan të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) që t'ua kthente. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) nuk e pranoi këtë kërkesë, për arsye se ata nuk përfshiheshin në marrëveshjen e paqes. Për këtë Allahu ka thënë:

**"O ju që besuat, kur t'ju vijnë juve besimtaret e shpërngulura** (prej Mekës)**, provoni besnikërinë e tyre, ndonëse Allahu e di më së miri besimin e tyre; në qoftë se vërtetoni se ato janë besimtare, atëherë mos i ktheni ato te jobesimtarët, sepse as ato nuk janë të lejuara për ta e as ata nuk janë të lejuar për to e ju u jepni atyre** (jobesimtarëve) **atë që kanë shpenzuar për to** (për këto gra, për nikah)**. Ju nuk keni pengesë të martoheni me to, pasi t'ua jepni vlerën e nikahut. Mos i mbani nën nikah idhujtaret..."** (60:10)

Kështu, Allahu i ndaloi gratë besimtare për të pafetë dhe gratë idhujtare për besimtarët. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i vinte në provë ato gra, ashtu siç e kishte urdhëruar Allahu:

**"O Pejgamber, kur të vijnë besimtaret që të të japin besën se nuk do t'i shoqërojnë askënd e asgjë Allahut, se nuk do të vjedhin, se nuk do të bëjnë kurvëri, se nuk do t'i vrasin fëmijët e tyre, se nuk do të gënjejnë për atësinë e fëmijës së tyre dhe se nuk do të kundërshtojnë në atë që i urdhëron, atëherë, prano zotimin e tyre dhe lutju Allahut t'i falë ato, sepse Allahu është Mëkatfalës dhe Mëshirues."** (60:12)

Kështu, asaj gruaje që i kishte lexuar këto kushte, Profeti (s.a.u.s.) i thoshte: *"Po ta marr besën* (se do t'i plotësosh kushtet)." Besën e merrte vetëm me fjalë, pa u dhënë dorën fare dhe nuk i kthente më besimtaret tek idhujtarët. Edhe myslimanët i lëshuan gratë e tyre, që ishin idhujtare dhe kështu u bë ndarja midis myslimaneve dhe burrave të tyre idhujtarë.

## Hyrja e fisit Huza në bësën e myslimanëve

Fisi Huza parapëlqeu që të ishte me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) në këtë besëlidhje. Prandaj, ata hynë në besën e tij. Qysh në kohën e Padijes (para Islamit) ata ishin aleatë të fisit Benu Hashim. Ndërsa, fisi Benu Bikr hyri në besën e kurejshëve dhe qe shkaku për çlirimin e Mekës, siç do të shpjegohet më pas.

## Zgjidhja e çështjes së të pafuqishmëve

Një nga myslimanët që kishin mbetur në Mekë, Ebu Besiri, mundi të ikte nga Meka dhe të shkonte në Medine. Kurejshët dërguan dy burra tek Profeti (s.a.u.s.) që ta kthenin Ebu Besirin në Mekë dhë Profeti (s.a.u.s.) ua dorëzoi atë, sipas marrëveshjes. Mirëpo, kur arritën në vendin e quajtur Dhul Halife, Ebu Besiri e vrau njërin nga dy burrat që po e kthenin në Mekë. Tjetri u kthye menjëherë tek Profeti (s.a.u.s.) e i tha: *"Shoku im u vra nga Ebu Besiri dhe unë jam i vrarë, po të më zërë Ebu Besiri."*

Pas pak erdhi Ebu Besiri, por Profeti (s.a.u.s.)e ndaloi atë. Ebu Besiri e kuptoi që Profeti (s.a.u.s.) do ta kthente përsëri tek idhujtarët (sipas marrëveshjes që kishin), prandaj ai doli dhe shkoi në breg të detit. Atje kishte shkuar edhe Ebu Xhendeli; pra ai u bashkua me të. Kështu, kushdo që bëhej mysliman nga Kurejshët, shkonte dhe bashkohej me të në breg të detit. Në këtë mënyrë, u bënë myslimanë një grup i mirë i kurejshëve dhe ata filluan të pengojnë çdo vargan të kurëjshëve që shkonte për në Sham: e sulmonin varganin dhe i merrnin pasurinë.

Pasi e panë veten ngushtë, kurejshët i dërguan fjalë Profetit (s.a.u.s.), ku i luteshin atij që, për hir të Allahut dhe të farefisit, t'i merrte në Medine njerëzit që rrinin në bregdet, sepse ata nuk do t'i kërkonin më po të ktheheshin në Medine. Profeti (s.a.u.s.) u dërgoi fjale atyre që të vinin. Ata erdhën në Medine dhe çështja u zgjidh.

## Ndikimi i paqes

Vendosja e paqes pati një ndikim të madh për përparimin e thirrjes Islame, sepse myslimanët patën rastin që të takoheshin me të gjithë arabët që t'i ftonin për tek Allahu. Kështu, shumë e shumë njerëz filluan të përqafonin Islamin, aq sa gjatë dy vjetëve u bënë myslimanë aq sa nuk ishin bërë  gjatë nëntë vjetëve të marrë sëbashku. Të mëdhenjtë e kurejshëve dhe paria e tyre, si Amru ibn Asi, Halid ibn Uelidi dhe Othman ibn Talhaj erdhën tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) të bindur dhe myslimanë të devotshëm dhe dëshmuan:

***"nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe Muhamedi është i Dërguari i Allahut",*** i dhanë besën Muhamedit se do të zbatonin ligjet e Islamit dhe se do të flijonin çdo gjë për Islamin, madje edhe jetën. Ata do të shkrinin tërë talentin dhe aftësinë e tyre për Islamin. Kur ata erdhën në Medine, Profeti (s.a.u.s.) tha: *"Vërtet, Meka dërgoi te ne pjesët më të mira të mëlçisë së saj."*

## LETRA MBRETËRVE DHE PRINCËRVE

Pasi u kthye i Dëguari i Allahut (s.a.u.s.) nga Umrja e Hudejbijes dhe pasi kishte vendosur paqen me kurejshët e ishte i siguruar nga ana e tyre, u nisi letra mbretërve dhe princërve, ku u bënte thirrje që të pranonin Islamin e u rikujtonte përgjegjësine e madhe që kishin. Letrat qenë si më poshtë.

## **Profeti** (s.a.u.s.) **i shkruan Nexhashiut** (As Hame ibn Ebxhir), **mbret i Habeshesë**



*Me emrin e Allahut,*
*të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëbërësit*
*Kjo letër është prej Profetit Muhamed,*
*dërguar Nexhashi Ashamit, të madhit të Habeshesë.*

*Paqja qoftë mbi atë që ndjek rrugën e drejtë, që i beson Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Dëshmoj se nuk ka zot tjetër të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, që është Një e nuk ka shok. Ai nuk ka as bashkëshorte dhe as bir. Dëshmoj se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij. Unë po të bëj thirrje të pranosh Islamin. Unë jam i Dërguari i Allahut, prandaj bëhu mysliman, që të shpëtosh. "O ithtarë të Librit,[52] ejani të bashkoheni me ne në një fjalë mes nesh dhe jush: të mos adhurojmë askënd dhe asgjë tjetër përveç Allahut, të mos i bëjmë Atij shok, të mos e konsiderojmë njëri-tjetrin zota përveç Allahut! E në qoftë se nuk pranojnë, ju thoni:[53] "Dëshmoni pra se ne jemi myslimanë (besuam një Zot)!" Nëse ti nuk do ta pranosh Islamin, do të ngarkohesh me fajin e tërë të krishterëve të popullit tënd.*

[52] Teuratit dhe Ungjillit. (shënim i përkthyesit)

[53] Këtu Allahu i Madhëruar u drejtohet myslimanëve. Profeti (s.a.u.s.) ka shkruar në letrën e Nexhashiut një nga ajetet e Kuranit, ajetin 64 të sures "Al Imran". (shënim i përkthyesit)

Profeti (s.a.u.s.) e dërgoi letrën me Amru ibn Umeje Dhamiriun. Sa e mori Nexhashiu atë, e vlerësoi, zbriti nga froni dhe u bë mysliman përpara Xhaferr ibn Ebu Talibit. Pastaj ai i shkroi Profetit (s.a.u.s.) se ishte bërë mysliman dhe i kishte dhënë besën atij.

Më vonë, Nexhashiu[54] bëri martesën e Umu Habibes, që ishte bija e Ebu Sufjanit, me Profetin (s.a.u.s.). Umu Habibja konsiderohet nënë e besimtarëve.

Nexhashiu pagoi 400 dinarë për prikën e saj. Pastaj i dërgoi Umu Hudejbijen dhe emigrantët, që ishin tek ai, me dy anije, bashkë me Amru ibn Umeje Dhamiriun, i cili kishte ardhur bashkë me ta, kur Profeti (s.a.u.s.) pati qenë në Hajber.

Nexhashiu vdiq në muajin Rexhep, në vitin e nëntë të Hixhretit. Profetit (s.a.u.s.) i erdhi keq. Ai kujtoi të mirat e tij ditën e vdekjes dhe ia fali namazin e xhenazes në mungesë. Nexhashiun e zëvendësoi një Nexhashi tjetër dhe Profeti (s.a.u.s.) i dërgoi letër edhe atij. Në letër i bënte thirrje për në Islam, por nuk dihet, nëse u bë mysliman ai i dyti apo jo.

[54] Në Islam femra nuk lejohet të martohet pa lejen e atij, që e ka nën kujdes. Kur nuk ka kujdestar, atëherë ajo kalon nën kujdesin e kryetarit të vendit ku jeton. (shënim i përkthyesit)

## **Profeti** (s.a.u.s.) **i dërgon letër Makukasit, mbretit të Aleksandrisë**



Me emrin e Allahut,
të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit
Letër nga Muhamedi,
robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij,
dërguar Makukasit, që është i madhi i koptëve.

Paqja qoftë mbi atë që ndjek rrugën e drejtë.
Unë të thërras në Islam. Bëhu mysliman që të shpëtosh.
Bëhu mysliman që të të shpëtojë ty Allahu dy herë.
E në qoftë se nuk e pranon Islamin do të ngarkohesh
me fajin e të gjithë koptëve.
"O ithtarë të Librit, ejani të bashkoheni me ne në një fjalë:
të mos adhurojmë akënd dhe asgjë tjetër përveç Allghut, të
mos i bëjmë Atij shok të mos e konsiderojmë njëri-tjetrin zota
përveç Allahut!" "E në qoftë se nuk pranojnë, ju thoni:
"Dëshmoni pra, se ne jemi myslimanë (besuam një Zot)!

Profeti (s.a.u.s.) e dërgoi letrën me Hatib ibn Beltanin. Porsa mbërriti atje, ai ia dha letrën mbretit dhe i foli atij për Islamin. Makukasi e nderoi letrën, e vendosi në një çantë prej fildishi, e vulosi atë dhe e ruajti me shumë kujdes. Pastaj, i shkroi një letër Profetit (s.a.u.s.) si vijon:

“Pranoj se një profet do të vinte, por kam menduar se ai do të vinte në Sham.” Makukasi nuk u bë mysliman. Ai i dhuroi Profetit (r.a.) dy skllave. Marien dhe Sirinen, të cilat ishin të njohura ndër koptet. Ai i dhuroi Profetit (s.a.u.s.) edhe rroba dhe një mushkë që thirrej “Dyldyl”. Profeti (r.a.) mori për vete Marien dhe mushkën, ndërsa Sirinen ia dhuroi Hasan ibn Thabitit.

# **Profeti** (s.a.u.s.) **i dërgon letër Kisra Epruizit, mbretit të Persisë**

*Me emrin e Allahut,*
*të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*
*Nga Muhamedi, i Dërguari i Allahut*
*për Kisranë, të madhin e Persisë.*

*Paqja qoftë mbi atë, që ndjek rrugën e drejtë, që i beson Allahut dhe të Dëguarit të Tij. Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij. Unë të thërras ty për në Islam me ftesën e Allahut. Unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë njerëzit, për të paralajmëruar atë, që është i gjallë dhe për dënimin që i pret jobesimtarët.*[55] *Bëhu mysliman që të shpëtosh. E në qoftë se nuk e pranon Islamin, do të të ngarkohet ty faji i të gjithë zjarradhuruesve.*

[55] (36:70)

Profeti (s.a.u.s.) e dërgoi letrën me Abdullah ibn Hudhafe es Sehmiun. E urdhëroi atë që t'ia jepte të Madhit të dy deteve e ai t'ia jepte Kisrait. Mirëpo, kur shkoi letra atje, Kisrai e grisi dhe tha: "Një rob pa vlerë nga nënshtetasit e mi e shkruan emrin e tij përpara emrit tim!" Kur e mori vesh Profeti se ai e kishte grisur letrën, tha:

*"Allahu ia gristë sundimin."*

Dhe vërtet, ndodhi ashtu siç tha Profeti (s.a.u.s.). Ushtria e Kisrait u thye me turp përpara bizantinëve. I biri, Shiruviu, e vrau atë dhe i mori mbretërinë. Atje vazhdoi përçarja dhe korrupsioni, derisa ushtria islame e çliroi atë vend, kur Kalif ishte Omer ibn Hattabi (r.a.).

## **Profeti** (s.a.u.s.) **i shkruan Kajserit, mbretit të Bizantit**



*Me emrin e Allahut,*
*të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*
*Letër nga Muhamedi,*
*robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij,*
*për Herakliun, më të madhin e bizantinëve:*

*Shpëtimi edhe paqja qofshin për atë që ndjek rrugën e drejtë. Bëhu mysliman, që të shpëtosh. Bëhu mysliman, që Allahu të të japë shpërblimin dy herë. Në qoftë se ti nuk e pranon Islamin, do të mbash përsipër fajin e tërë bizantinëve."*
*"O ithtarë të Librit, ejani të bashkoheni me ne në një fjalë mes nesh dhe jush: të mos adhurojmë askënd dhe asgjë tjetër përveç Allahut, të mos i bëjmë Atij shok, të mos e konsiderojmë njëri- tjetrin zota përveç Allahut! E në qoftë se nuk pranojnë, ju thoni: Dëshmoni pra, se ne jemi myslimanë!"*

Profeti (s.a.u.s.) e dërgoi letrën me Dihajet ibn Halife Kalbiun. E urdhëroi atë që letrën t'ia jepte mbretit të Basrasë, e ky t'ia jepte Kajserit.

Atëherë, Kajseri sapo kishte ardhur nga Himsi[56] te Bejtul Mukadesi më këmbë. Ai e bëri atë udhëtim më këmbë për të falenderuar Allahun, që i dha atij fitoren kundër persianëve. Pasi mori letrën e Profetit (s.a.u.s.), Kajseri dërgoi njerëzit e vet, që t'i sillnin një burrë nga arabët, që e njihte mirë Profetin (s.a.u.s.). Ata kërkuan dhe gjetën Ebu Sufjanin, që ishte me një vargan tregtar të kurejshëve.

I sollën varganarët te Herakliu. Mbreti i ftoi të hynin tek ai. Aty ishte edhe paria e bizantinëve. Ata hynë dhe Herakliu i pyeti ata se cili prej tyre ishte më i afërmi i Profetit (s.a.u.s.). Ata i thanë se më i afërmi i tij ishte Ebu Sufjani. Atëherë, Herakliu e afroi Ebu Sufjanin pranë vetes, ndërsa njerëzit e tjerë i uli prapa tij. Pastaj tha:

"Unë do ta pyes këtë (Ebu Sufjanin) për atë (Profetin). E në qoftë se do të më gënjejë, ju përgënjeshtrojeni." Ebu Sufjani nuk e gënjeu Herakliun, sepse i vinte turp ta bënte një gjë të tillë.

Herakliu: Çfarë prejardhje ka ai?

Ebu Sufjani: Prejadhjen e ka të mirë.

Herakliu: A e ka thënë dikush atë që thotë ai? [57]

Ebu Sufjani: Jo.

Herakliu: Kush e ndjek atë: paria apo të pafuqishmit?

Ebu Sufjani: Atë e ndjekin të pafuqishmit.

Herakliu: Ata shtohen apo pakësohen?

Ebu Sufjani: Ata shtohen.

---

[56] Himsi - vend në Siri.

[57] Se është Profet. (shënim i përkthyesit)

Herakliu: A e ka braktisur ndonjëri fenë e tij, pasi është bërë mysliman, meqë nuk i pëlqen ajo fe?

Ebu Sufjani: Jo.

Herakliu: A e akuzonit gënjeshtar, para se të thoshte ato që thotë tani?

Ebu Sufjani: Jo. Herakliu: A tërhiqet? Ebu Sufjani: Jo.

Këtu Ebu Sufjani futi një fjalë të dyshimtë, duke thënë: "Jemi në një periudhë, në të cilën nuk e dimë ç'do të bëjë."

Herakliu: A keni luftuar? Ebu Sufjani: Po.

Herakliu: Si e luftonit atë?

Ebu Sufjani: Lufta midis nesh ka qenë e vazhdueshme; herë ka fituar ai e herë kemi fituar ne.

Herakliu: Për çfarë ju urdhëron ai?

Ebu Sufjani: Ai na thotë: "Adhurojeni Allahun dhe mos i bëni shok Atij, lërini ato që thonë prindërit tuaj." Ai na urdhëron të falim namazin, të jemi të çiltër, të jemi të ndershëm dhe ta shikojmë njëri-tjetrin.

Në përgjigje të kësaj Herakliu tha:

"Ti (o, Ebu Sufjan) the se ai (Muhamedi) është me prejardhje të mirë dhe fisi i tij është i mirë. Në të vërtetë, kështu kanë qenë të Dërguarit (e Allahut); ata e kishin prejardhjen nga fisi më i mirë i popullit të vet.

Ti the, askush nga ju nuk ka mëtuar (pretenduar) për profet përpara tij. E, unë them se po të kishte mëtuar dikush ashtu, do të thosha se ky (Muhamedi) mund të jetë një burrë që dëshiron të plotësojë atë fjalë që është thënë përpara tij.

Ti the se nga prindërit e tij nuk ka qenë asnjëri mbret. E, unë them se sikur njëri nga prindërit e tij të kishte qenë mbret, ndoshta ky burrë kërkon mbretërinë e babait të vet. Ti the se nuk e keni akuzuar ndonjëherë për gënjeshtar.

Unë kuptova se ai nuk mundet të jetë i çiltër për njerëzit dhe të gënjejë për Allahun.

Ti the se atij i shkon pas vegjëlia. Me këtë unë kuptoj se ai është Profet i vërtetë, sepse vegjëlia është pasuesja e Profetëve.

Ti the se ithtarët e tij shtohen (nga dita në ditë); kështu ndodh edhe me besimin, derisa të plotësohet.

Ti the se kush bëhet mysliman, nuk e braktis më atë fe. Vërtet, kështu është imani (besimi); kur depërton thellë në zemër.

Ti the se ai nuk e thyen besën. Vërtet, të tillë janë të gjithë profetët.

Ti the se ai ju urdhëron që të adhuroni Allahun e të mos i vini shok Atij askënd e asgjë e të mos i adhuroni idhujt dhe të falni namazin, të jeni të drejtë e të ndershëm. Në qoftë se fjala jote për atë njeri është e vërtetë, unë them se ai do të sundojë vendin që është nën këmbët e mia. E kam ditur se do të dilte ai njeri, mirëpo nuk e kam menduar se do të dilte nga vendi juaj."

Kajseri e përfundoi fjalën e vet kështu:

"Sikur ta dija se do të mbërrija tek ai, do të mundohesha të vij, të takohesha me të dhe po të isha tek ai, unë do t'i laja këmbët atij." Pastaj kërkoi letrën e Pejgamberit (s.a.u.s.) dhe e lexoi. Sapo Herakliu lexoi letrën, nisi zhurma në mes të parisë; u ngritën zërat e u shtuan fjalët. Atëherë, Herakliu i nxori Ebu Sufjanin dhe shokët e tij nga salla. Pasi doli, Ebu Sufjani u tha shokëve të vet:

"A e shikuat se sa lart iu rritën vlera dhe emri i Ibn Ebu Kebshes (kishte për qëllim Muhamedin, s.a.u.s.), saqë edhe mbreti i romakëve e paska frikë atë."

Ebu Sufjani e përfundon tregimin e tij kështu: “Qysh atëherë, besova se Profeti do të triumfonte, derisa Allahu i dha sukses dhe pranoi Islamin.”

Herakliu i dha Dihajetit para dhe veshje si dhuratë për Profetin. Pastaj shkoi në Hums.[58] Mblodhi parinë e romakëve në një katedrale të vetën, urdhëroi që të mbylleshin dyert e u tha: “O romakë! Po të doni të keni shpëtim dhe mbarësi e të vazhdojë sundimi juaj, besojeni dhe pasojeni këtë profet.” Në atë çast ata hovën si gomerë të egër tek dyert, që të iknin, por ato i gjetën të mbyllura. E kur Herakliu e pa reagimin e tyre negativ, tha: “Kthejini ata tek unë!” Ata vajtën tek ai: “Unë ju thashë juve ashtu,- foli Herakliu, për të provuar qëndrueshmërinë tuaj në fenë tuaj. E këtë gjë e pashë.” Atëherë, ata u kënaqën dhe u përulën duke i rënë në sexhde atij.

Nga kjo ngjarje shihet se Herakliu e njohu Profetin (s.a.u.s.) me të gjitha vetitë e tij. Mirëpo atë e mposhti lakmia për mbretërinë dhe nuk u bë dot mysliman. Kështu, ai u ngarkua me fajin e vet dhe me fajin e të gjithë nënshtetasve të vet. Kështu ka thënë Profeti (s.a.u.s.). Në rrugën për në Medine, Dihajet ibn Halife Kalbiut i dolën përpara disa hajdutë nga fisi Benu Xhidham, të cilët e grabitën dhe ia morën të gjitha paratë dhe plaçkat.

Kur mbërriti në Medine, ai shkoi te Profeti (s.a.u.s.) dhe i raportoi për gjithçka i kishte ndodhur, qysh kur kishte dalë prej Medines deri sa u kthye.

Kur Profeti (s.a.u.s.) mësoi për sjelljen e keqe të hajdutëve ndaj të dërguarit të tij, dergoi menjëherë Zejd ibn Harithin me 500 luftëtarë kundër tyre, të cilët e ndëshkuan atë fis hajdutësh ashtu siç e meritonte: i vranë, u morën pasurinë,

[58] Qytet në Sham. (shënim i përkthyesit)

u morën pre 1000 deve dhe 5000 dele e u kapën rob 100 gra e fëmijë. Ndërsa, Zejd ibn Rifa el Xhidhamiu, që ishte njëri nga kryetarët e tyre shkoi me nxitim në Medine. Ai vetë ishte bërë mysliman; edhe njerëzit, që sundonte ai, ishin bërë myslimanë. Ata e patën ndihmuar Dihajetin, kur hajdutët i prenë rrugën. E Profeti (s.a.u.s.) ia ktheu atij prenë dhe robërit (gra e fëmijë) që i patën marrë myslimanët.

**I Dërguari i Allahut** (s.a.u.s.) **i shkroi edhe Harith ibn Ebu Shemir Gasaniut, që ishte princi i Damaskut, i emëruar nga Kajseri**

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit *"Nga Muhamedi, i Dërguari i Allahut. Për Harith ibn Shemirin. Paqja dhe shpëtimi qofshin për atë, që ndjek rrugën e drejtë dhe i beson Allahut e është i çiltër në besimin e tij. Unë të bëj thirrje për në Islam, që të besosh në Allahun, që është Një e nuk ka shok, sepse kështu sundimi yt do të vazhdojë (e do të jesh i shpëtuar)."*

Profeti (s.a.u.s.) e dërgoi letrën me Shuxha ibn Ueheb Esediun, që ishte prej fisit Benu Esed ibn Huzejme. Porsa e lexoi letrën e Profetit (s.a.u.s.), Harithi e flaku tej atë dhe tha:

"Kush është ai që mund të ma heqë mua mbretërimin?" Pastaj, nisi të përgatitej për të dërguar ushtri kundër myslimanëve dhe i tha Shuxha ibn Uehebit:

"Njoftoje shokun tënd për çfarë po shikon!" Para se të luftonte Harithi mori mendimin e Kajserit, por Kajseri

nuk qe i një mendjeje me të. Atëherë, Harithi i dha Shuxha ibn Uehebit veshje e para dhe e përcolli atë me të mirë.

### **Profeti** (s.a.u.s.) **i shkroi letër edhe Princit të Basrasë**

Profeti (s.a.u.s.) i shkroi letër Princit të Basras, me të cilën e thërriste në Islam. Letrën e dërgoi me Harith ibn Umejr Ezediun. Kur ai arriti në Moute, në jug të Jordanisë, i doli përpara Sharanbil ibn Amr Gassaniu dhe i preu kokën.

Ky qe veprimi më armiqësor ndaj të dërguarve të Muhamedit (s.a.u.s.). Asnjë i dërguar tjetër, përveç Harith ibn Umej Ezediut nuk i ishte Vrarë të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Kjo ngjarje solli betejën e Moutes, për të cilën do të flitet më pas.

### **Profeti** (s.a.u.s.) **i shkroi letër edhe Hudhe ibn Aliut, princit të Jemames**

*Me emrin e Allahut,*
*të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.*

***Nga Muhamedi, i Dërguari i Allahut.***
***Për Hudhe ibn Aliun.***

***Paqja qoftë mbi atë që ndjek rrugën e drejtë. Dije se feja ime do të triumfojë ku ka shkelur këmbë njeriu dhe thundër kali. Prandaj, bëhu mysliman që të shpëtosh dhe unë do të të lë ty ta vazhdosh sundimin.***

Profeti (s.a.u.s.) e dërgoi letrën me Salit ibn Amru Amiriun. Princi i Jemames e nderoi të Dërguarin e Profetit (s.a.u.s.) dhe i dha dhurata, ndër të tjera, edhe veshje. Në përgjigje ai i shkroi Profetit (s.a.u.s.) kështu:

"Shumë e mirë dhe shumë e bukur është ajo, në të cilën na fton ti! Unë do t'i flas popullit tim dhe do të këshillohem me ta. Arabët ma kanë frikën mua, prandaj më lër në dorë një pjesë të çështjes tënde, që të të vij pas."

Kur e mori vesh i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) këtë fjalë, tha:

*"Edhe një copë tokë po të më kërkonte, nuk do t'ia kisha dhënë. Iu shkatërroftë, iu shkatërroftë ç'ka në dorë ai."*

Hudha vdiq, kur i Dërguari i Allahut po kthehej nga çlirimi i Mekës.

### **I Dërguari i Allahut** (s.a.u.s.) **i shkroi letër Mundhir ibn Sauiut, mbretit të Bahrejnit**

Profeti (s.a.u.s.) e dërgoi letrën me Alae ibn Hadhremiun. Porsa shkoi atje i dërguari i Profetit (s.a.u.s.), Mundhiri dhe disa vetë nga banorët e Bahrejnit u bënë myslimanë. Ndërsa disa të tjerë mbetën në fenë e tyre: jehudinj dhe mexhusë.

Mundhiri i shkroi letër të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), ku kërkonte përgjigje fetare si të vepronte. Profeti (s.a.u.s.) ia ktheu përgjigjen si vijon:

*"Myslimanët le të mbajnë pasuritë dhe pronat ashtu siç i kishin, ndërsa jehudinjve dhe mexhusëve merru xhizjen. E përsa kohë që të jesh i aftë (për të punuar), nuk do të të heqim nga detyra që ke."*

**I Dërguari i Allahut** (s.a.u.s.) **u shkroi mbretërve të Amanit, Xhejferit dhe vëllait të tij**

*Me emrin e Allahut,*
*të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.*
*Nga Muhamedi, i Dërguari i Allahut.*
*Për Xhejferin dhe Abdiun të bijtë e Xhelendiut.*

***Paqja qoftë mbi atë, që ndjek rrugën e drejtë. Unë ju bëj thirrje për në Islam. Bëhuni myslimanë, që të shpëtoni (në të dy jetët). Unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë njerëzit, për të paralajmëruar atë, që është i gjallë dhe për dënimin që i pret jobesimtarët.*** [59] ***Në qoftë se ju do ta pranoni Islamin, unë do t'ju lë të sundoni. Në qoftë se nuk do ta pranoni Islamin, sundimi juaj është shkatërruar, sepse kalorësia (islame) do të shkelë mbi tokën tuaj dhe profetësia ime do të triumfojë mbi mbretërinë tuaj.***

Profeti (s.a.u.s.) e dërgoi letrën me Amru ibn Asin (s.a.u.s.). Posa shkoi në Aman, Amru ibn Asi, takoi Abdi ibn Xheladiun. Ky e pyeti se për çfarë bënte thirrje Profeti islam. Ai iu përgjigj:

[59] (36:70)

"Profeti bën thirrje të besohet se Allahu është Një dhe nuk ka shok, që të mos adhurohet asgjë tjetër dhe askush tjetër përveç Allahut dhe të besohet se Muhamedi është robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij."

Pasi u zhvillua një dialog midis tyre, Abdiu e pyeti Amrin se për çfarë urdhëronte profeti Muhamed. Amru i tha: "Ai urdhëron t'i bindemi Allahut. Ai urdhëron, gjithashtu për punë të mira, për të shikuar farefisin, për të ndaluar padrejtësinë, armiqësinë, kurvërinë, alkoolin, adhurimin e gurëve dhe të idhujve." Abdiu tha: "Sa ftesë e mirë është kjo! Sikur të ishte i një mendjeje vëllai im, do të shkonim dhe do t'i besonim Muhamedit e do ta pranonim profetësinë e tij. Mirëpo vëllai im është shumë i dhënë pas mbretërisë së vet, saqë nuk besoj të pranojë të jetë i varur nga Muhamedi." Amru i tha: "Po, nëse vëllai yt bëhet mysliman, i Dërguari i Allahut do ta lërë përsëri atë që të jetë sundimtar i popullit të vet e ta marrë zeqatin nga të pasurit tuaj e t'ua japë të varfërve tuaj ." Abdiu i tha: "Vërtetë ky është moral i mirë." Pastaj, Abdiu e pyeti Amrin për hollësitë e zeqatit dhe ai ia tregoi ato. Por, kur i foli për bagëtitë që duhen dhënë, Abdiu tha:

"Unë mendoj se populli im nuk do të jetë i një mendjeje për këtë."

Abdiu e çoi Amrin te vëllai i vet, Xhejferi. Pasi e lexoi letrën e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), ky ia dha atë Abdiut. Pastaj e pyeti Amrin se çfarë kishin bërë kurejshët, a ishin bërë myslimanë? Amri i tha se ata ishin bërë myslimanë dhe se po të bëhej mysliman edhe Xhejferi, do të shpëtonte (në të dyja jetët). Në qoftë se Xhejferi nuk bëhej mysliman, atëherë kalorësia myslimane do të shkelte mbi vendin e tij për luftë.

Xhejferi i tha: “Dua të mendohem deri të nesërmen.” Të nesërmen ai u tregua kokëfortë dhe në fillim nuk pranoi. Megjithatë, më pas u veçua me të vëllanë për t’u këshilluar. Ditën tjetër, Xhejferi , dhe vëllai i tij, Abdiu u bënë myslimanë. Ata u bënë përkrahës të atij që la zëvendës Amri.

Letra tek Abdiu dhe Xhejferi është dërguar pas çlirimit të Mekës. Ndërsa, letrat e tjera janë dërguar pasi u kthye Profeti (s.a.u.s.) nga Hudejbija.

## Myslimanët dhe pjesa tjetër e shoqërisë

Paqja e Hudejbijes qe një marrëveshje që shënoi ndalimin e luftës për dhjetë vjet. Në saje të asaj paqeje, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u sigurua nga armiku me i madh në Gadishullin Arabik, fisi Kurejsh.

Profetit (s.a.u.s.) iu dha mundësia të hiqte qafe armiqtë më të ndyrë, më të pabesë dhe më dinakë, që nxitën tërë aleatët kundër myslimanëve në luftën e Hendekut.

Jehudinjtë ishin përqendruar në Hajber dhe prapa tij, në drejtim të veriut. Në kohën kur Profeti po përgatitej për të shkuar në luftë kundër tyre, ndodhi një ngjarje e vogël, që u quajt Lufta e Pyllit.

## Lufta e Pyllit

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kishte dërguar disa deve qumështi të kullosnin në anë të pyllit, pranë malit të Uhudit. Me devetë ishte edhe shërbëtori i tij, Ribahu,

bariu dhe Seleme ibn Ekuei. Abdu Rrahman ibn Ujejne Fizariu i sulmoi devetë, vrau bariun dhe i mori të gjitha devetë. Seleme kishte një kalë të Ebu Talhasë. Ai ia dha kalin Ribahut, që të shkonte me nxitim në Medine dhe të njoftonte për ngjarjen, ndërsa vetë qëndroi mbi kodër, u kthye nga Medinia dhe thirri me sa fuqi kishte: "O shokë, ndihmë!" E përsëriti tri herë thirrjen. Pastaj iu vu prapa grabitësve, duke i qëlluar me shigjeta dhe duke thirrur:

"Merre shigjetën, unë jam biri i Ekueit dhe sot është dita e hakmarrjes." Kështu, nuk pushoi së goditur me shigjeta. Befas, një kalorës u kthye nga ai, u ul pranë një peme dhe e goditi Selemiun. Grabitësit hynë në një grykë të ngushtë të malit, por Selemiu u doli sipër dhe filloi t'i godiste me shigjeta. Nuk pushoi së qëlluari, derisa i detyroi t'i linin devetë. Selemiu vazhdoi t'i ndiqte e t'i qëllonte me shigjeta, derisa ata i hodhën 30 pelerina dhe 30 heshta, sepse donin ta lehtësonin ngarkesën, që të iknin sa më shpejt. Selemiu i vinte mallit grumbuj të vegjël gurësh përsipër, që t'i shihte ku ishin.

Grabitësit u ulën të pushonin në ngushticën e Thenijas, kurse Seleme ibn Ekuei qëndroi në majën e një kepi. Atje iu ngjitën katër veta nga grabitësit. Seleme u tha: "A më njihni mua? Unë jam biri i Ekueit. E, po t'ia vë syrin ndonjërit prej jush, e kap menjëherë dhe e lë të vdekur përtokë. E askush nga ju nuk më kap dot mua kurrë." Nuk kaloi shumë kohë dhe Seleme pa kalorësit e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), që po kalonin përmes pemëve. I pari ishte Ahrumi, pastaj vinte Katadeja e më pas Mikdadi. Ata erdhën aty. Ahrumi u ndesh me Abdu Rrahmanin dhe ia vrau kalin. Abdu Rrahmani e goditi Ahrumin dhe e vrau; pastaj hipi në kalin e Ahrumit, por mbërriti Ebu Katadeja

dhe e vrau Abdu Rrahmanin, duke e goditur me shpatë, Të tjerët ikën, por kalorësit e të Dërguarit të Allahut i ndoqën pas. Me ta vraponte edhe Seleme ibn Ekuei. Para se të perëndonte dielli, arritën në Dhi Kird, në një grykë mali, ku kishte ujë. Aty armiqtë kishin zbritur të pinin ujë. Seleme i përzuri andej, duke i goditur me shigjeta.

Në mbrëmje, ai dhe kalorësit takuan të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). I thanë:

"O i Dërguari i Allahut! Armiqtë janë shumë të etur, prandaj sikur të më dërgosh mua edhe tek njëqind prej tyre do t'i kapja ata dhe bagëtitë e tyre." I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha:

*"O biri i Ekueit, ti i mposhte ata, prandaj tani sillu më urtë."* Pastaj, shtoi: *"Tani ata do të qëndrojnë te fisi Benu Gatfanë."*

Më pas, Profeti (s.a.u.s.) ndau shpërblimin e luftës për kalorësit. Seleme ibn Ekueit i dha shpërblim edhe si kalorës edhe si këmbësor dhe e mori pas në devenë e vet, "Adhbaë": *"Më i miri i kalorësve tanë sot është Ebu Katadeja,* - tha Profeti (s.a.u.s.), ndërsa më i miri i këmbësorëve është Ebu Selemeja."

Kjo ngjarje ka ndodhur tri ditë përpara se të shkonte Profeti (s.a.u.s.) në Hajber; në Medine la zëvendës Ibn Umu Mektumin, ndërsa flamurin ia dha Mikdadit.

## Lufta e Hajberit

Në muajin Muharrem, në vitin e shtatë të Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u nis për në Hajber. Ata që nuk patën shkuar në Hudejbije, iu lutën që të merrnin pjesë në luftën e Hajberit. Por i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i njoftoi njerëzit se ata që do të shkonin atje, mund të shkonin vetëm po të kishin dëshirë të luftonin kundër armikut, sepse plaçkë lufte nuk do t'u jepej atyre që nuk kishin qenë në Hudejbije. Prandaj në Hajber shkuan vetëm ata që i kishin dhënë besën Profetit (s.a.u.s.) te pema në Hudejbije. Ishin 1400 veta. Në Medine, Profeti (s.a.u.s.) la zëvendës Siba ibn Arifta Gifariun.

Profeti (s.a.u.s.) vazhdoi rrugën e njohur për në Hajber. Por, kur kishte bërë afërsisht gjysmën e rrugës zgjodhi një drejtim tjetër, që të shkonte për në Hajber nga ana e Shamit. Kështu do t'ua bllokonte rrugën Hajberasve dhe ata nuk do të kishin mundësi të iknin në Sham. Natën e fundit Profeti (s.a.u.s.) qëndroi afër Hajberit, por jehudinjtë ende nuk kishin kuptuar gjë. Sapo doli drita, Profeti (s.a.u.s.) fali namazin e mëngjesit ashtu nëpër errësirë. Pastaj, ai dhe myslimanët u nisën në drejtim të banesave të Hajberit. Jehudinjtë kishin dalë në arat e tyre për të punuar, sepse ende nuk dinin asgjë. Por, kur panë ushtrinë myslimane, u kthyen, duke thërritur:

"Muhamedi. Uallahi Muhamedi me ushtrinë e tij." Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) tha: "Allahu Ekber. Ne zbritëm në fushat e tyre. Sa mëngjes i keq do të jetë ky për ata (jehudinjtë), që u paralajmëruan."

Hajberi ndodhet 171 km në veri të Medines. Banorët e atij vendi ishin ndarë në tri fise: Nutatët, Katibët dhe

Shukët. Nutatët kishin tri kulla: Kulla e Naimit, Kulla e Sa'b ibn Muadhit dhe Kulla e Kalasë së Zubejrit; Shukët kishin dy kulla: Kulla e Ubejit dhe Kulla e Nezarit; Katibët kishin tri kulla: Kulla e Kamusit, Kulla e Vetiut dhe Kulla e Sulalimit. Në Hajber kishte edhe kulla e kala të tjera të vogla që nuk arrinin madhësinë e kullave që u përmendën më sipër, për punë të forcës dhe të mbrojtjes.

## Çlirimi i Nutatës

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e vendosi kampin ushtarak në lindje të kullave të Nutës, në një largësi sa kapte rrezja e goditjes me shigjeta. Ai e filloi luftën, duke rrethuar Kullën e Naimit. Ajo ishte një kullë e fuqishme, e lartë dhe e vështirë për t'u ngjitur.

Aty ishte edhe vija e parë e mbrojtjes së jehudinjve. Në atë kullë ndodhej edhe Murhibi, i cili numërohej sa për një mijë burra. Goditjet me shigjeta midis të dy palëve vazhduan disa ditë. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u tha myslimanëve se Hajberi do të çlirohej së shpejti dhe tha:

*"Nesër, unë do t'ia jap flamurin një burri, që e do Allahu dhe i Dërguari i Tij dhe që e do Allahun dhe të Dërguarin e Tij."*

Atë natë muhaxhirët dhe ensarët menduan se kujt do t'i jepej flamuri. Doli drita dhe Profeti (s.a.u.s.) tha: *"Ku është Aliu?"* I thanë: *"I dhembin sytë."* Profeti (s.a.u.s.) i dërgoi një person dhe ai erdhi bashkë me Aliun. Profeti (s.a.u.s.) i hodhi pak pështymë në sy dhe i bëri lutje Allahut për të dhe Aliu u shërua, sikur të mos kishte pasur dhimbje fare. Profeti (s.a.u.s.) ia dha flamurin dhe e urdhëroi që t'i

thërriste jehudinjtë për në Islam. Po ta pranonin Islamin, nuk do të bëhej luftë, përndryshe do të bëhej luftë kundër tyre.

Jehudinjtë i kishin dërguar gratë dhe fëmijët e tyre te Kulla e Shukës natën dhe kishin vendosur që të dilnin të luftonin kundër myslimanëve në mëngjes. Kur shkoi Aliu (r.a.) tek ata, i gjeti duke u përgatitur për luftë. Ai i thirri ata për në Islam, por ata nuk pranuan, madje kundërshtuan prerazi. Atëherë, heroi i tyre, Murhibi kërkoi që të bënte duel dhe e tundte shpatën, duke thënë:

"Vërtet, e di Hajberi se Murhibi jam unë; Jam trim i sprovuar, armët mbaj shtrënguar. Kur luftrat fillojnë ndizem dhe unë."

Atij i doli për duel Amir ibn Ekuei, i cili tha: "Vërtet, e di Hajberi se Amiri jam unë; Jam trim i sprovuar, armët mbaj shtrënguar."

Nisën këmbimet e goditjeve të shpatave. Shpata e Murhibit ra në mburojën e Amirit. Amiri iu afrua me shpatën e vet, që t'ia këpuste kërcirin jehudiut, por meqë shpata e tij ishte e shkurtër, nuk ia arriti dot. Përkundrazi ajo iu kthye Amirit dhe e goditi në gju dhe nga ajo goditje vdiq më vonë. Profeti (s.a.u.s.) ka thënë për Amirin:

"Ai ka dy shpërblime, sepse qe luftëtar i zellshëm. Rrallë herë ka ndodhur që ndonjë arab të ketë luftuar ashtu si ai." Murhibit i doli në duel Aliu, duke thënë: "Mua nëna më ka quajtur Hajder; Luan i pyllit që të tremb, sa e sheh." Aliu e goditi Murhibin dhe ia preu kokën. Pas Murhibit doli i vëllai, i cili kërkoi të bënte duel. Atij i doli Zubejr ibn Auami dhe e vrau. Pastaj u zhvillua një betejë shumë e ashpër, ku u vranë shumë nga luftëtarët e jehudinjve dhe ata u thyen moralisht, zbuluan pozicionet e tyre dhe myslimanët i

ndoqën, derisa hynë me forcë në kullë. Myslimanët morën shumë plaçkë lufte nga kulla e Naimit, si ushqime, hurma dhe armë. Jehudinjtë ikën te kulla tjetër, kulla e Sa'bit, që ishte pranë saj.

Myslimanët e rrethuan kullën e Sa'bit, nën komandën e Habab ibn Mundhirit. Rrethimi vazhdoi tri ditë. Ditën e tretë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) iu lut Allahut që ta çlironin Hajberin dhe të fitonin plaçkën e luftës. Pastaj i urdhëroi myslimanët për sulm. Ata sulmuan me tërbim. U zhvilluan duele, pastaj beteja më e madhe e më e ashpër, e cila përfundoi me thyerjen e jehudinjve. Kështu, para se të perëndonte dielli, myslimanët e çliruan Kullën. Aty gjetën shumë pre lufte; në atë kullë kishte më shumë ushqime, armë etj. se në të tjerat dhe myslimanët fituan shumë pasuri. Myslimanët patën uri të madhe dhe disa prej tyre therën gomerët, për mish. Por i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i ndaloi ata ta hanin atë mish dhe urdhëroi që të derdheshin enët, ku zihej mishi.

Jehudinjtë u strehuan në Kullën e Zubejrit dhe aty u mbrojtën shumë. Ajo ishte Kulla e tretë dhe e fundit në truallin e Nutasë. Myslimanët i rrethuan ata. Ditën e katërt të rrethimit, një jehudi u tregoi myslimanëve një burim uji, nga i cili jehudinjtë merrnin ujë. Myslimanët ua ndërprenë rrugën atyre për në atë burim. Për këtë arsye jehudinjtë dolën dhe luftuan ashpër kundër myslimanëve, por më në fund u thyen dhe ikën në Shukë. Atje u strehuan në Kullën e Ubejit.

## Çlirimi i Shukës

Myslimanët i ndoqën jehudinjtë dhe i rrethuan edhe në Shukë. Ata dolën nga kulla. Ishin përgatitur për të zhvilluar betejën më të ashpër. Doli njëri nga heronjtë e tyre, i cili kërkonte të bënte duel. Ai u vra, sa u zhvillua dueli. Pastaj doli një trim tjetër, por edhe ai u vra. Atë e vrau Ebu Dexhane Semak ibn Harsha Ensariu. Sa e vrau atë, Ensariu nxitoi të futej në kullë. Bashkë me të shkuan edhe myslimanët dhe brenda kullës vazhdoi beteja një orë. Jehudinjtë ikën te Kulla e dytë, që quhej Kulla e Nezarit, e cila ishte e fundit në atë territor. Në Kullën e Ubejit myslimanët morën shumë plaçkë lufte, si orendi të shumta, plaça bagëti, ushqime etj.

Myslimanët përparuan dhe e rrethuan edhe Kullën e Nezarit, e cila ishte në majë të një mali e nuk kishte rrugë për t'u ngjitur atje. Atje jehudinjtë u mbrojtën shumë. Ata kishin bindjen se myslimanët do të mund të futeshin aty. Prandaj, kishin grumbulluar atje gratë e fëmijët. Qëndruan si kurrë më parë, duke i qëlluar myslimanët me gurë e shigjeta. Mirëpo, myslimanët ndërtuan katapultën, me të cilën godisnin nga larg. Jehudinjtë u trembën shumë dhe ikën në Katiba, duke lënë në Kullë çdo gjë që kishin. Myslimanët u futën në Kullë dhe gjetën shumë pasuri, si enë bakri, qeramikë etj. I Dërguari (s.a.u.s.) tha:

*"Lajini enët dhe gatuani në to".*

## Çlirimi i Katibas

Myslimanët përparuan dhe rrethuan Kullën e Kamusit, që ishte e para kullë e Katibas. Rrethimi i saj vazhdoi 14 ditë ose 20 ditë.

Thuhet se jehudinjtë kërkuan garanci që, në qoftë se dilnin nuk do të vriteshin. Thuhet, gjithashtu se myslimanët e çliruan me forcë atë Kullë dhe jehudinjtë ikën në dy kullat e tjera, Vetih dhe Selalim. Kur myslimanët i rrethuan ato, jehudinjtë thanë që në qoftë se myslimanët nuk do t'i vrisnin, ata do të largoheshin përfundimisht me gratë e fëmijët e tyre nga Hajberi dhe territori i tij. Myslimanët u dhanë besën për këtë dhe i lejuan që të merrnin me vete nga pasuria e tyre aq sa të mbanin devetë që kishin, përveç arit dhe argjendit si dhe kuajve e armëve. Në qoftë se ata do të fshihnin gjë dhe do të merrnin nga ato që nuk lejoheshin, nuk do të kishin garanci nga myslimanët. Me këto kushte, jehudinjtë i dorëzuan të tria Kullat (thuhet edhe dy). Myslimanët gjetën aty 100 koraca, 400 shpata, 1000 heshta, 500 harqe arabe si dhe disa fletë të Teuratit, të cilat ia dhanë dikujt që i kërkoi.

Nga jehudinjtë e thyen besën Kinan ibn Ebu Hakiku dhe vëllai i tij, të cilët kishin fshehur shumë ar, argjend e diamant. Prandaj, atyre iu hoq garancia dhe u vranë. Safia, bija e Hujej ibn Ahtubit ishte gruaja e Kinanit. Pas vdekjes së tij u mor si rob lufte.

**Të vrarët e dy palëve**

Nga Jehudinjtë u vranë 93 veta, ndërsa nga myslimanët thuhet se u vranë 15 veta (thuhet edhe 16 veta; thuhet edhe 18 veta).

**Ardhja e mërgimtarëve të Habeshesë Ebu Hurejrës dhe e Eban ibn Saidit**

U kthyen mërgimtarët që ndodheshin në Habeshe, me Amru ibn Umeje Dhamiriun, i cili pati dërguar letrën e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) te Nexhashiu.

Një pjesë e tyre u drejtuan për në Hajber. Ishin 16 burra, ndër ta edhe Xhaferr ibn Ebu Talibi dhe Musa el Eshariu (r.a.).

Mërgimtarët u takuan me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), kur u çlirua Hajberi, por para se të ndahej preja e luftës. Profeti (s.a.u.s.) e puthi Xhaferrin dhe tha:

*"Për Zotin, unë nuk e di se me cilën nga dy ngjarjet të gëzohem, me çlirimin e Hajberit apo me ardhjen e Xhaferrit."*

Kur u nda plaçka e Hajberit, Profeti (s.a.u.s.) u dha një pjesë nga plaçka edhe mërgimtarëve që shkuan aty. Mërgimtarët e tjerë shkuan me gratë dhe fëmijët e tyre drejt e në Medine, pa kthyer në Hajber.

Pasi u çlirua Hajberi plotësisht, shkoi aty edhe Ebu Hurejra (r.a.). Ebu Hurejra kishte shkuar në Medine dhe ishte bërë mysliman, pasi Profeti (s.a.u.s.) ishte nisur për në Hajber. Pastaj, kishte kërkuar leje për të vajtur në Hajber. Meqënëse vajti atje, Prbfeti (s.a.u.s.) i dha nga preja e Hajberit. Pas çlirimit të Hajberit shkoi atje edhe Eban Ibn

Said ii cili kishte dalë më parë me një njësit në Nexhd. Pasi e kishte kryer misjonin e tij erdhi në Hajber, por atij dhe shokëve të tij nuk iu dha asgjë nga pasuria e Hajberit. Pasi morën garancinë e mbrojtjes nga myslimanët, jehudinjtë sollën një propozim të ri para se të dëboheshin nga Hajberi: O Muhamed! Na e lër neve këtë tokë, që ta punojmë dhe t'i shërbejmë, sepse ne e dimë më mirë se ju natyrën e saj dhe të marrim gjysmën e prodhimeve të saj." Profeti (s.a.u.s.) e pranoi atë propozim, por me kusht që t'i dëbonin ata që andej, kur të donte ai. Me këtë marrëveshje ata mbetën aty në Hajber, derisa më vonë i dëboi Omer ibn Hattabi (r.a.), sepse ndoqën rrugën e së keqes dhe të armiqësisë.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e ndau plaçkën e Hajberit në 36 pjesë. Secila pjesë përfshinte në vetvete 100 pjesë të tjera. 18 pjesë i la, për t'i përdorur për raste fatkeqësish për myslimanët. Gjysmën tjetër, që përfshinte 18 pjesë, e ndau për luftëtarët: këmbësorit i dha një pjesë, ndërsa kalorësit i dha tri pjesë- një pjesë për luftëtarin dhe dy pjesë për kalin e tij. Kalorës ishin 200 veta, kështu që atyre u takuan 6 pjesë. Ndërsa, këmbësorë ishin 1200 veta dhe atyre u takuan 12 pjesë. Hajberi ishte i pasur me hurma e ushqime. Aishja (r.a.) ka thënë: "Kur u çlirua Hajberi, ne thamë: "Tani do të ngopemi me hurma." Kur u kthyen nga Hajberi në Medine, mërgimtarët ua kthyen ensarëve ato palma (hurma), që ua patën dhuruar atëherë, kur kishin ardhur aty nga Meka.

## Delja e helmuar

Pasi u vendos qetësia dhe u hoq frika, jehudinjtë u kthyen përsëri në veprimet e tyre të ndyra dhe komplotuan për vrasjen e Profetit (s.a.u.s.). Për këtë, i dhuruan atij një dele të pjekur, të helmuar nga gruaja e Selam ibn Mishkemit, që ishte nga paria e jehudinjve. Gruaja e dinte se Profetit (s.a.u.s.) i pëlqente mishi i kofshës së përparme të deles, prandaj i hodhi shumë helm aty. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) mori ca mish nga ajo, e kafshoi pak, pastaj e pështyu dhe tha: Kjo dele është e helmuar." I pyeti gruan dhe jehudinjtë. Ata e pranuan krimin që kishin bërë dhe thanë:

"Ne thamë: "Po të jetë Muhamedi mbret, le të vdesë nga helmi dhe ne të shpëtojmë; po të jetë profet, nuk do ta dëmtojë helmi." Profeti (s.a.u.s.) i fali jehudinjtë dhe gruan. Por, pas pak, Bishër ibn Bera ibn Maruri vdiq nga ai helm, prandaj Profeti (s.a.u.s.) urdhëroi që gruaja të dënohej me vdekje për krimin që kishte bërë.

## Dorëzimi i banorëve të Fedikut

Fediku ishte një fshat në lindje të Hajberit, dy ditë larg tij. Sot njihet me emrin Hait. Pasi shkoi në Hajber, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) çoi Mahisa ibn Mes'udin te jehudinjtë e Fedikut për t'i thërritur në Islam. Ata e vonuan përgjigjen, por pasi dëgjuan se Hajberi ishte çliruar, u hyri frika dhe kërkuan që Profeti (s.a.u.s.) të vepronte me ta, ashtu siç veproi me banorët e Hajberit. Profeti (s.a.u.s.) e

pranoi kërkesën e tyre. Toka e Fedikut u caktua posaçërisht vetëm për të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Nga prodhimet e saj ushqehej familja e tij, mbaheshin të vegjëlit e fisit Benu Hashim dhe martoheshin të vejat e tyre.[60]

## Uadi Kurra

Pas Hajberit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shkoi në Uadi Kurra. Banorët e Uadi Kurras ishin jehudinj. Profeti (s.a.u.s.) i thërriti për në Islam, por ata nuk u bënë myslimanë dhe as nuk u dorëzuan, por dolën për të bërë luftë. Nga ata doli për duel një burrë, të cilin e vrau Zubejr ibn Auami. Pastaj doli dhe një tjetër. Edhe atë e vrau po ai. Doli i treti. Atë e vrau Aliu. E, kështu u vranë 11 burra nga ata. Sa herë që vritej ndonjë burrë prej tyre, Profeti (s.a.u.s.) i thërriste ata për në Islam. Sa herë që Profeti (s.a.u.s.) falte namazin, i thërriste ata për në Islam, deri në mbrëmje.

Të nesërmen në mëngjes, kur dielli ende nuk ishte ngritur sa një heshtë, ata u thyen. Myslimanët morën shumë pre lufte aty. Pastaj, ata i kërkuan Profetit (s.a.u.s.) të vepronte me ta, siç kishte vepruar me banorët e Hajberit. Ai e pranoi këtë kërkesë të tyre.

[60] Gruaja paguante prikë, kur martohej. (shënim i përkthyesit)

## Paqja me banorët e Timasë

Te jehudinjtë e Timasë arriti lajmi për Hajberin, Fedikun dhe Uadi Kurranë. Prandaj ata vendosën që të bënin paqe dhe të paguanin xhizen. Kështu, ata qëndruan të sigurtë në vendin e tyre.

## Martesa e Profetit (s.a.u.s.) me Safijen

Safija, bija e Hujej ibn Ahtubiut u mor robe. Me lejen e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), atë e mori për pjesë Dihjet ibn Halife Kelbiu. Por shokët i thanë Profetit (s.a.u.s.):

"O, i Dërguari i Allahut! Ajo është vetëm për ty, sepse është zonja e fiseve Kurejdha dhe Nadir."

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e thirri atë, i tregoi Islamin dhe ajo pranoi e u bë myslimane. Profeti (s.a.u.s.) e liroi atë dhe u martua me të. Prika e saj qe lirimi nga robëria. E çuan atë te njëra nga gratë e Profetit (s.a.u.s.). Pasi u çlirua Hajberi dhe banorët e Fedikut dhe të Timasë iu bindën Profetit (s.a.u.s.), Profeti (s.a.u.s.) u nis për në Medine. Kur arriti në Sedu Sahbae, bëri aktin e martesës dhe Profeti (s.a.u.s.) fjeti me të atë natë. Ai përgatiti për Safijen lëng hurmash, qumësht dhe gjalpë. Profeti (s.a.u.s.) ndenji me Safijen tri ditë. Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) u nis për në Medine. Atje mbërriti në fund të muajit Sefer ose në muajin e Rabiul Euelit, në vitin e shtatë të Hixhretit.

## Lufta e Dhati Rikas

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kthye nga Hajberi dhe u qetësua në Medine. Ndërkohë dëgjoi se ishin grumbulluar beduinët (banorët e zonave malore) e fiseve Benu Enmarë dhe Tha'lebe e Muharib për luftë kundër myslimanëve. Prandaj, Profeti (s.a.u.s.) la Othman ibn Afanin zëvendës në Medine dhe u nis me 700 sahabë në drejtim të Najas, dy ditë larg nga Medinia. Atje pa një ushtri të Gatfanëve. Të dyja palët u afruan dhe secila kërcënonte dhe frikësonte tjetrën, por lufta nuk filloi. Erdhi koha e namazit dhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) fali me një pjesë të ushtrisë dy rekatë namaz. Pastaj ata shkuan në front. Me pjesën tjetër ai fali edhe dy rekatë të tjerë e u bënë katër rekatë për të dhe për të tjerët dy rekatë. Ky quhej namazi i frikës.[61]

Allahu hodhi frikë e trishtim në zemrat e armiqve dhe ushtria e tyre u shpërnda dhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kthye në Medine. Kjo luftë u quajt Lufta e Dhatu Rikas (Lufta e Peceve), sepse këmbët e myslimanëve u dëmtuan nga marshimi i gjatë më këmbë e ata i lidhën këmbët me copa pecesh. Gjithashtu thuhet se toka e këtij vendi ishte me ngjyra të ndryshme si copat e arnave në rrobë. Po kështu është thënë se ai ishte emri i vendit të betejës.

---

[61] Ky namaz falet edhe me mënyra të tjera, që janë treguar në hadithe.

## Kush të mbron ty nga unë

Njëra nga ngjarjet, që ka ndodhur në luftën e Dhatu Rikasë, është edhe kjo. Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) zbriti të pushonte nën hijen e një peme të dendur. Aty vari shpatën dhe ra të flinte. Njerëzit e tjerë u shpërndanë nëpër hijet e pemëve dhe fjetën.

Ndërkohë, vajti një idhujtar dhe e kapi shpatën e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), kur ai po flinte. Kur u zgjua pa idhujtarin me shpatë në dorë, që po i thoshte: "A ke frikë nga unë?" I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha: *"Jo."* "Kush të mbron ty tani nga unë?" - e kërcënoi përsëri idhujtari. *"Allahu"*,- ia ktheu i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Nga toni i zërit të Profetit (s.a.u.s.) idhujtarit i ra shpata nga dora dhe e kapi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.): *"Po ty kush të mbron nga unë tani?"*,- i tha i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.).

"Aman mos më vrit!",- iu lut idhujtari. Profeti (s.a.u.s.) e ftoi atë për në Islam, por ai nuk u bë mysliman. Megjithatë, i dha besën Profetit (s.a.u.s.) se nuk do të luftonte kurrë më kundër tij dhe se nuk do të bashkohej kurrë me ata që e luftonin.

Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) e la të lirë dhe ai shkoi te njerëzit e vet. U tha atyre: "Vërtet, unë po vij te ju nga ai njeri, që është më i miri i njerëzve."

Shumica e historianëve kanë thënë se kjo luftë ka ndodhur në vitin e katërt të Hixhretit, por më i saktë është viti i shtatë i Hixhretit, pas çlirimit të Hajberit. Këtë e vërteton edhe fakti se Ebu Hurejra dhe Ebu Musa el Esh'ariu kanë qenë në atë luftë. E siç dihet, ata të dy kanë shkuar për herë të parë te Profeti (s.a.u.s.) menjëherë pas çlirimit të Hajberit, siç u shpjegua më sipër.

Është vërtetuar që i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ka dërguar disa patrulla përpara dhe pas asaj lufte, për të siguruar rrugët, për të ndalur agresorët dhe për të shpartalluar ushtritë armike që tuboheshin kundër Islamit. Nuk po i përmendim ato, që të mos zgjatemi.

**Umreja Kaza**[62]

Në muajin Dhul Ka'ade, në vitin e shtatë të Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u nis për të kryer Umren, për të cilën ishte bërë marrëveshje në paqen e Hudejbijes. Në Medine la zëvendës Ebu Ruhm Gifariun. Me vete mori 60 deve. Përgjegjës për to caktoi Naxhij ibn Xhundub Eselemiun. Profeti (s.a.u.s.) mori me vete edhe armë, për t'u mbrojtur nga pabesia e kurejshëve. Përgjegjës për armët caktoi Beshir ibn Sa'adin. Kishte me vete edhe 100 kuaj, për të cilët caktoi përgjegjës Muhamed ibn Meslemen. Kur shkoi në Dhul Hulejfe, Profeti (s.a.u.s.) veshi ihramin dhe tha telbijen.[63] Kështu vepruan edhe myslimanët bashkë me të. Pastaj, vazhduan rrugën. Kur arritën në Uadil Je'xhexh, i grumbulluan armët. Profeti (s.a.u.s.) la përgjegjës Eus ibn Huli Ensariun me 200 sahabë për to. Me vete morën vetëm nga një shpatë në këllëf. Profeti me sahabët hynë në Mekë nga Thenija Kidai, që shihej qartë nga Huxhuni.

[62] Kaza - që kryhet jashtë kohës së përcaktuar. (shënim i përkthyesit)

[63] Telbijen - Lebbejkallahume lebbejk, lebbejke la sherike leke lebejk. Innel hamde uenni mete leke uelmulk, la sherike leke. O Allah! Po i përgjigjem thirrjes Tënde. Po i përgjigjem thirrjes Tënde. Nuk ka Zot tjetër përveç Teje. Vërtet, falenderimi dhe lavdërimi të përkasin vetëm Ty. Sundimi të takon vetëm Ty. (shënim i përkthyesit)

Myslimanët i mbanin shpatat në brez. Ashtu si Profeti (s.a.u.s.), edhe ata kënduan telbijen, derisa hynë në Mesxhidil Haram dhe Profeti (s.a.u.s.) preku Gurin e Zi (el Haxherul Esued).

Pastaj, hipur mbi deve, ai bëri tauafin rreth Qabes, bashkë me të edhe muslimanët duke ecur me vrap të lehtë me supin e djathtë zbuluar, që tregonte trimëri dhe forcë. Abdullah ibn Reuahaja, shkonte përpara të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) me shpatë ngjeshur dhe thoshte:

O bijtë e jobesmitarëve, mos ia zini rrugën atij[64] sepse çdo mirësi është në të Dërguarin e Allahut!

Idhujtarët ishin ulur në malin e Kajkanit, që ndodhet në veri të Qabes dhe i thoshin njëri-tjetrit: “Po vijnë njerëzit, që i kanë zënë ethet e Jethribit.”

Por, kur panë që myslimanët ecnin me të shpejtë, kur bënin tauaf, thanë: “Këta qenkan më të fortë se kushdo tjetër.” I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i kishte urdhëruar myslimanët të ecnin shpejt, kur të bënin radhën e tretë të tauafit, që ta shikonin idhujtarët forcën e tyre; vetëm nga Guri i Zi deri te Këndi i Jemenit (Ruknul Jemani), që ndodhen në jug, në atë anë ku nuk i shikonin idhujtarët, tauafi do të bëhej ngadalë.

Pasi e mbaruan tauafin, Profeti bëri ecjen e shpejtë (Sa’jin) midis Safasë dhe Meruasë shtatë herë. Pastaj theri kurbanin e vet te Meruaja dhe rruajti kokën. Kështu vepruan edhe myslimanët që ishin me të. Më pas, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi disa sahabë te Lugina e Je’xhexhit, që të kujdeseshin për armët dhe të vinin të kryenin veprimet për Umren ata sahabë që kishin ngelur atje, për të ruajtur armët.

---

[64] Të Dërguarit të Allahut. (shënim i përkthyesit)

Kështu, Profeti (s.a.u.s.) qëndroi në Mekë tri ditë. Në ato ditë, u martua me Mejmunen, bijën e Harith Hilaliut, e cila më parë kishte qenë gruaja e dëshmorit më të mirë, Hamza ibn Ebu Talibit; ajo ishte edhe tezja e Ibn Abasit. Pasi Profeti (s.a.u.s.) i dërgoi fjalë asaj për fejesë, ajo la Abasin të kujdesej për punën e martesës. Abasi e martoi Mejmunen me Profetin (s.a.u.s.).[65] Në mëngjesin e ditës së katërt, Profeti (s.a.u.s.) e la Mekën dhe u nis për në Medine. Kur arriti në Serif, 14 kilometra larg Mekës qëndroi aty.

Mejmunia u zbukurua dhe ai fjeti me të atë natë. Pastaj u kthye në Medine shumë i gëzuar, sepse Allahu ia plotësoi ëndrrën që kishte parë dhe e nderoi atë duke bërë tauaf rreth Shtëpisë së Allahut (Qabes).

I habitshëm është vendimi i Allahut që Mejmunia të vdesë dhe të varroset po në Serif. Pasi u kthye i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) nga Umrja e kazasë, dërgoi disa patrulla në anë të ndryshme, por më e rëndësishme ka qenë kompania e Meutes dhe ajo e Dhati Selasilit.

**Beteja e Mu'tes** (Xhemadil Ula, viti i 8-të i Hixhretit)

Kur përmendëm më lart letrat që i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ua dërgoi mbretërve të asaj kohe, pamë se Sherahbil ibn Amru Gasamiu e vrau të dërguarin që Profeti (s.a.u.s.) kishte çuar te mbreti i Basrasë, Harith ibn Umejrin dhe ajo vrasje konsiderohej shpallje lufte. Kur e mori vesh i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vrasjen e Harithit, i erdhi shumë keq, prandaj përgatiti një ushtri prej, 3000 vetash.

---

[65] Profeti s.a.u.s.) e kishte mbaruar Umren, prandaj i lejohej të martohej. (shënim i përkthyesit)

Komandant caktoi Zejd ibn Harithin. *"Në qoftë se vritet Zejdi,*-urdhëroi Profeti (s.a.u.s.), *le të jetë komandant Xhaferri e në qoftë se vritet Xhaferri, le ta zëvendësojë atë Abdullah ibn Rauahaja."* Profeti (s.a.u.s.) bëri një flamur të bardhë dhe ia dha Zejd ibn Harithit.

Profeti (s.a.u.s.) i porositi luftëtarët që të shkonin te vendi, ku ishte vrarë Harith ibn Umejri dhe t'i thërrisnin njerëzit e atjeshëm në Islam; në qoftë se ata nuk do ta pranonin Islamin, le të luftohej kundër tyre.

*"Luftoni me emrin e Allahut, në rrugën e Allahut,- u tha Profeti (s.a.u.s.) luftëtarëve, luftoni ata që mohojnë Allahun, por mos jini të pabesë dhe mos e teproni e mos vrisni fëmijë e gra. Mos e vrisni atë që është plak, as atë që është i izoluar në ndonjë manastir. Mos i pritni pemët dhe mos shembni asnjë ndërtesë."*

Profeti (s.a.u.s.) e përcolli ushtrinë deri te vendi, ku përcilleshin mërgimtarët dhe ata që largoheshin. Pastaj u nda me ta. Ushtria vazhdoi marshimin, derisa mbërriti në Meanë, vend në jug të Jordanisë. Aty qëndroi për të pushuar. Pas pak, u mor vesh se Herakliu kishte mbërritur në vendin e quajtur Meab, me 100.000 romakë. Me ta ishin bashkuar edhe 100.000 të tjerë nga arabët e krishterë.

Për dy net myslimanët u këshilluan me njëri-tjetrin nëse t'i shkruanin letër të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe t'i kërkonin ndihmë për të përballuar armikun, apo të hidheshin në luftë me aq forca sa kishin. Gjatë diskutimeve, doli Ibn Reuaha i cili duke u dhënë zemër ushtrisë thotë: "O njerëz! Ajo çfarë ju po i druheni tani është pikërisht ajo për të cilët ju morët këtë rrugë, e ky quhet: "martirizimi në rrugë të Allahut". Kurrë nuk kemi luftuar duke u mbështetur në përgatitjen, forcën dhe numrin e rradhëve

tona. E vetmja forcë e jona është kjo fe me të cilën Allahu i Madhëruar na ka nderuar. Ne nuk do të kemi tjetër vetëm se një nga dy të mirat: ose do të vritemi e do të biem dëshmorë, ose do të fitojmë mbi armikun."

"Të vërtetën tha Ibn Reuahaja.", thanë të tjetrët. Vendosën të luftonin. U nisën. Në vendin e quajtur Mu'te u përgatitën për luftë.

Lufta filloi. U zhvillua një betejë shumë e ashpër, e çuditshme në historinë e njerëzimit: 3000 luftëtarë myslimanë përballonin një armik prej 200.000 ushtarësh. Tërë ai numër i madh njerëzish, të armatosur deri në dhëmbë sulmonin gjatë gjithë ditës myslimanët, duke humbur shumë, megjithatë nuk po shikonte asnjë sukses.

Flamurin e myslimanëve e kishte Zejd ibn Harithi. Ai luftoi me heroizëm të madh, derisa më në fund u vra nga heshtat e armiqve dhe ra dëshmor në rrugën e Zotit të vet. Pastaj, flamurin e mori Xhaferr ibn Ebu Talibi. Edhe ai luftoi e luftoi, derisa u lodh dhe zbriti nga kali. Luftoi e luftoi, derisa iu pre dora e djathtë. E kapi flamurin me dorën e majtë dhe nuk pushoi së mbajturi lart atë, derisa iu këput edhe dora e majte. Atëherë, e mbajti flamurin me parakrahët e vet, derisa u vra. Ishte goditur me 80 e ca goditje heshtash dhe shigjetash; të gjitha goditjet i kishte marrë në pjesën e përparme të trupit. Pastaj erdhi radha e Abdullah ibn Rauahas. Ai mori flamurin dhe u lëshua përpara. I zbriti kalit dhe luftoi me heroizëm, derisa u vra. Që flamuri të mos binte në tokë e mori Thabit ibn Erkami.

"Zgjidhni një komandant!", - u tha ai myslimanëve. Dhe ata zgjodhën Halid ibn Uelidin. Tashmë flamuri i myslimanëve kaloi tek ai burrë që ishte shpatë nga shpatat e Allahut. Halidi eci përpara drejt armikut dhe luftoi si nuk

ishte parë ndonjëherë, derisa në dorën e tij u thyen nëntë shpata. I Dërguari i Allahut (paqj a e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) po atë ditë i kishte njoftuar shokët e tij në Medine për vrasjen e tre komandantëve myslimanë dhe se udhëheqja e luftës kishte kaluar te Halid ibn Uelidi, të cilin e quajti shpatë nga shpatat e Allahut.

Në mbarim të ditës të dyja palët u kthyen në vendqëndrimet e tyre. Në mëngjesin e ditës tjetër, Halidi e ndryshoi formacionin e ushtrisë myslimane. Ushtarët që ishin në prapavijë, i nxori në ballë të ushtrisë dhe ata që ishin përpara, i vuri prapa. Ata që ishin në të majtë, i nxori në të djathtë dhe ata që ishin në të djathtë, i nxori. në të majtë. Kështu, armiku kujtoi se myslimanëve u kishin ardhur forca të reja dhe u frikësua shumë. Pas një përleshjeje të lehtë, Halid ibn Uelidi filloi të tërhiqej bashkë me myslimanët. Armiku nuk pati guxim t'i ndiqte myslimanët, sepse kishte frikë mos po bënin ndonjë mashtrim, për t'i sulmuar nga prapa.

Kështu, myslimanët arritën në Mu'tete. Shtatë ditë qëndruan atje duke e përballuar armikun. Pastaj të dyja palët u tërhoqën dhe u ndërpre luftimi. Kjo ndodhi sepse romakët kujtuan se myslimanëve po u vinin ndihma të njëpasnjëshme dhe se myslimanët po i mashtronin për t'i nxjerrë në shkretëtirë, ku do të kishin mundësi për të shpëtuar. E, kështu, lufta përfundoi me fitoren e myslimanëve.

Nga myslimanët u vranë 12 burra. Për të vrarët e armikut nuk dihet me saktësi, por thuhet se janë vrarë shumë prej tyre.

## Çeta e Dhati Selasilit

Duke pasur parasysh qëndrimin e arabëve të Shamit në betejën e Mu'tetes, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) vepronte me urtësi, që të mos i lejonte ata të ndihmonin romakët a të qëndronin në anën e tyre. Për këtë, ai dërgoi tek ata Amru ibn Asin me 300 sahabë, ndër të cilët 30 ishin kalorës, për t'i bashkuar me myslimanët, sepse nëna e babait të tij ishte prej fisit Belije. Një nga fiset e tyre. Nëse ata nuk do të pranonin atëherë Amr ibn Asi do t'u jepte atyre një mësim të mirë për qëndrimin e tyre në përkrahje të romakëve. Kur Amr ibn Asi u afrua tek ata, mori vesh se ata kishin tubuar një ushtri të madhe. Prandaj i kërkoi ndihmë të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e ndihmoi edhe me 200 veta nga muhaxhirët dhe ensarët. Komandant për këta caktoi Ebu Ubejde ibn Xherahun. Amru ibn Asi ishte komandant i përgjithshëm dhe imam për namazin.

Ushtria myslimane kaloi Kudhanin dhe marshoi, derisa u takua me armikun. Sapo myslimanët u hodhën në sulm kundër armiqve, ata ikën dhe u shpërndanë.

Selasil quhej një copë tokë, ku ndodhej edhe një burim uji, prapa Uadi Kurrasë. Këtë emër mori ushtria që shkoi atje, sepse myslimanët zbritën për të pushuar në atë vend. Kjo ka ndodhur në muajin Xhemadul Ahir, në vitin e tetë të Hixhretit, do me thënë, një muaj pas betejës së Mu'tetes.

# ÇLIRIMI MË I MADH!
# ÇLIRIMI I MEKES SË NDERUAR!

## Shkaku, përgatitja dhe sekreti

Në muajin Ramazan, në vitin e tetë të Hixhretit, Allahu i Madhëruar ia bëri risk të Dërguarit të Vet çlirimin e Mekës dhe ky quhet Clirimi i Madh. Me këtë Clirim Allahu e ndihmoi Islamin dhe të Dërguarin e Vet, e shpëtoi "Shtëpinë" dhe "Vendin" e vet, i përgëzoi kështu banorët e qiellit dhe bëri që njerëzit ta përqafonin fenë e Allahut grupe-grupe.

Faktori që çoi në çlirimin e Mekës qe sa vijon. Pasi u vendos paqja e Hudejbijes, Benu Bikret u bashkuan me kurejshët. Në kohën e Padijes (para Islamit) ata kishin gjaqe dhe hakmarrje me fisin Huza, por zjarri i tyre ishte shuar me shfaqjen e Islamit. Mirëpo, pas armëpushimit në Hudejbije, fisi Benu Bikr e shfrytëzoi këtë rast dhe e sulmoi fisin Huza pabesisht, natën, në muajin Shaban, në vitin e 8-të të Hixhretit. Pastaj i përzunë Huzatë në Mekë, ku edhe i luftuan. Për këtë i ndihmuan kurejshët fshehurazi, duke dërguar njerëz dhe armë. Fisi Huza kishte hyrë në besën e myslimanëve, kur u vendos paqja e Hudejbijes dhe një numër i mirë prej tyre ishin bërë myslimanë. Këtë ia thanë të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). "Për Allahun, unë do t'ju mbroj ju, ashtu siç mbroj veten time",- u tha ai atyre.

Kurejshët e kuptuan veprimin e keq që bënë dhe patën frikë pasojën e hidhur, që kishin thyer besën. Për këtë nxituan dhe dërguan Ebu Sufjanin në Medine që të ripërtërinte marrëveshjen dhe ta shtonte afatin e paqes.

Porsa mbërriti në Medine, Ebu Sufjani shkoi tek e bija, nëna e besimtarëve - Umu Habibe (r.a.), kur hyri në shtëpinë e saj, ai shkoi të ulej në shtrojat e Pejgamberit (s.a.u.s.), por ajo e palosi dhe i hoqi ato shtroja. Atëherë Ebu Sufjani i tha asaj: "O bija ime! A më do mua më shumë se këtë dyshek apo do dyshekun më shumë se unë?" "Ai është dysheku i të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.),- ia ktheu ajo, e ti je një idhujtar i fëlliqur."

"Për Allahun, ty të paska goditur e keqja, pasi je larguar nga unë.", - tha i ati.

Erdhi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Ebu Sufjani i foli pse kishte ardhur.

Por Profeti (s.a.u.s.) nuk i ktheu asnjë përgjigje. Pastaj, Ebu Sufjani shkoi tek Ebu Bekri (r.a.) që ai t'i fliste të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) për çështjen në fjalë, por Ebu Bekri i tha se nuk mund ta bënte një gjë të tillë.

Pastaj shkoi tek Omeri, por Omeri i foli ashpër. Pastaj shkoi tek Aliu, i cili i tha se nuk bënte të ndërhynte në një punë të tillë. Aliu i tha që të dilte dorëzanë para pastaj të kthehej dhe Ebu Sufjani ashtu veproi.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte përgatitur për luftë. Për këtë i kishte urdhëruar edhe shokët e vet, madje, kishte njoftuar edhe beduinët, që ishin rreth Medines. Por lajmin e kishte të fshehtë dhe iu lut Allahut: "O Allah, bëji kurejshët që të mos shikojnë e të mos marrin vesh ç'bëhet, derisa ne të futemi në vendin e tyre."

Me qëllim që çështja të mbahej tepër e fshehtë, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi Ebu Kataden në fillim të Ramazanit në Batni Idham, 58 kilometra larg Medines, që njerëzit të kujtonin se ai synonte të shkonte në atë krahinë. Nga ana tjetër, Hatib ibn Ebu Bete u shkroi një letër kurejshëve

dhe i njoftoi për marshimin e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) drejt tyre në Mekë. Letrën ia dha një gruaje dhe i pagoi diçka, që t'ua jepte kurejshëve. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u njoftua nga Allahu për këtë gjë dhe dërgoi Aliun, Mikdadin, Zubejrin dhe Murtthed Ganeuiun. Para se t'i niste, u tha: "Shkoni në vendin e quajtur Raudatul Han. Atje do të gjeni një grua, e cila ka me vete një letër dhe merriani." Ata shkuan atje, e gjetën gruan dhe ia kërkuan letrën, por ajo tha:

"Unë nuk kam letër." "O do ta nxjerrësh letrën tani, o do të të zhveshim, që ta gjejmë atë.", - i thanë ata. Atëherë, ajo e nxori letrën nga gërshetat e flokëve. Letrën ia sollën të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). *"Çfarë është kjo, o Hatib?",*- i tha Profeti (s.a.u.s.).

"Unë kam familje, fis e fëmijë në Mekë,- u shfajësua ai. E nuk ka njeri që t'i mbrojë atje. Kështu desha tu bëj një nder që për shkak të tij të më mbronin familjen. Por unë nuk e kam braktisur Islamin dhe as nuk jam i kënaqur me kufrin (mosbesimin) e tyre." Atëherë, Omeri (r.a.) tha:

"O i Dërguari i Allahut! Më lër mua t'ia pres kokën, sepse ai ka tradhëtuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe është bërë dyfytyrak." Mirëpo, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha:

*"Ai ka marrë pjesë në luftën e Bedërit. E ku e di ti (o, Omer) që ndoshta Allahu i ka shikuar (me mëshirë) luftëtarët e Bedërit dhe u ka thënë:* ***"Bëni çfarë të doni, se Unë jua kam falur."*** Atëherë, Omerit (r.a.) iu mbushën sytë me lot dhe tha: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë."

## Gjatë rrugës për në Mekë

Më 10 të muajit Ramazan, në vitin e 8-të të Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) la Medinen dhe u drejtua për në Mekë me 10000 myslimanë. Në Medine la zëvendës Ebu Ruhm Gifariun.

Kur Profeti (s.a.u.s.) mbërriti në Xhahfe, e takoi atë ungji i vet, Abasi me gjithë familjen, që ishin bërë myslimanë dhe po emigronin nga Meka në Medine. Kurse në Ebva e takuan djali i xhaxhait të vet, Ebu Sufjan ibn Harithi dhe djali i hallës së tij, Abdullah ibn Umeja. Profeti (s.a.u.s.) nuk bisedoi me ata të dy, sepse prej tyre kishte përjetuar shumë mundime e tallje.

Mirëpo, Umu Selemeja (r.a.) i tha Profetit (s.a.u.s.): "Biri i ungjit tënd dhe biri i hallës sate nuk janë më të këqinjtë e njerëzve ndaj teje." Pastaj, Aliu i tha Sufjanit: "Dili Profetit përpara dhe thuaji ashtu siç thanë vëllezërit e Jusufit për Jusufin:

"Për Allahun, është e vërtetë se Allahu të ka lartësuar ty mbi ne, kuse ne, vërtet ishim fajtorë." (12:91)

Ebu Sufjani i tha ashtu Profetit (s.a.u.s.). Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) iu kthye:

**"Sot nuk ka qortim për ju. Allahu ju faltë! Ai është më Mëshiruesi i mëshiruesve."** (12:92)

Atëherë, Ebu Sufjani thuri ca vargje, me të cilat e lavdëroi Profetin dhe i kërkoi falje për çfarë kishte bërë më parë kundër tij.

Kur Profeti (s.a.u.s.) arriti në vendin e quajtur Kadid, pa që agjërimi ishte i rëndë për njerëzit në ate udhëtim

dhe vetë e çeli agjërimin. Urdhëroi edhe njerëzit e tjerë (luftëtarët) që ta prishnin agjërimin. Pastaj e vazhdoi marshimin deri në Merr Dhahran. Në mbrëmje pushoi dhe urdhëroi ushtrinë të ndizte 10000 zjarre, nga një zjarr për çdo ushtar. Përgjegjës për gamizonin caktoi Omer ibn Hattabin.

Ebu Sufjani doli i frikësuar, duke pritur çfarë do të ndodhte, sepse nuk dinte asgjë. Bashkë me të ishin edhe Hakim ibn Hizami dhe Budejk ibn Uarakai. Kur pa zjarret, Ebu Sufjani tha: "Nuk kam parë asnjëherë kaq zjarre dhe kaq ushtarë si sonte." "Ata mund të jenë fisi Huza.",- i tha Budejli. "Fisi Huza janë shumë më pak dhe nuk mund të kenë kaq zjarre dhe kaq ushtri.",- ia ktheu Ebu Sufjani.

### **Ebu Sufjani përpara të Dërguarit të Allahut** (s.a.u.s.)

Abasi (r.a.) kishte hipur në mushkën e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe po shhkonte sa andej-këtej, kur papritmas dëgjoi një zë, që e njohu: "Ebu Handhele?" Pastaj: "Ebul Fadli?" "Po, unë jam.",-tha Abasi. "T'u bëfshin kurban babai im dhe nëna ime, çfarë është kështu?",- e pyeti Ebu Sufjani. "Është i Dërguari i Allahut me myslimanët. Për Allahun, sa keq do të jetë për kurejshët.",-foli Abasi. "Çfarë të bëj unë?",- pyeti përsëri Ebu Sufjani. "Për Allahun, po të të kapin, do të ta presin kokën,- tha Abasi, prandaj, hip në vithet e kësaj mushke, që të të çoj tek i Dërguari i Allahut." Ebu Sufjani hipi në mushkë. Kur kaloi nga Omer ibn Hatabi, ky e shikoi dhe e pyeti: "Ebu Sufjani? Armiku i Allahut? Falenderoj Allahun, që të solli ty në duart e mia pa

asnjë kusht." Pastaj, Omeri u nis me nxitim tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), por Abasi e ngau me vrap mushkën dhe shkoi përpara tij tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), bashkë me Ebu Sufjanin. Pas pak hyri Omer ibn Hatabi aty dhe i kërkoi leje të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) që t'ia hiqte kokën Ebu Sufjanit, por Abasi tha:

"Unë i kam dhënë garanci atij." Dhe duke përqafuar të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) tha: sot do të flas unë me të Dërguarin e Allahut, askush tjetër. Kur Umeri po vazhdonte të ngulte këmbë në vrasjen e tij. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) qëndroi në heshtje. Pastaj i tha Abasit: "Shko me Ebu Sufjanin te çadra jote dhe në mëngjes ma sill mua!" Kur i shkoi Abasi në mengjes, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha Ebu Sufjanit:

*"I mjeri ti, o Ebu Sufjani! A nuk ka ardhur koha të kuptosh se nuk ka zot tjetër të adhuruar me të drejtë përveç Allahut."*

Ebu Sufjani: Sa i butë, fisnik dhe mik i afërt je! Sikur të kishte zot tjetër, përveç Allahut, do të më bënte mua dobi tashmë. Profeti: *I mjeri ti o Ebu Sufjan! A nuk ka ardhur koha që të dish se unë jam i Dërguari i Allahut?*

Ebu Sufjani: Për këtë, akoma kam diçka në vetvete (që nuk më bind).

Abasi Ebu Sufjanit: Bëhu mysliman para se të të pritet koka. Ai u bë mysliman dhe shprehu dëshminë e vërtetë: "Nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet, përveç Allahut dhe Muhamedi është i Dërguari i Allahut." Atëherë, Abasi i tha Profetit (s.a.u.s.): "O i Dërguari i Allahut! Dihet se Ebu Sufjani është njeri që i pëlqen fama dhe lavdi, prandaj bëj diçka për të!" Po, - tha Profeti (s.a.u.s.) pastaj tha:

*"Kush hyn në shtëpinë e Ebu Sufjanit është i sigurtë; ai që mbyllet në shtëpinë e vet është i sigurtë; kush hyn në Xhaminë e Shenjtë (Qabe), është i sigurtë."*

**Hyrja e të Dërguarit të Allahut në Mekë** (s.a.u.s.)

Në mëngjes, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u nis për në Mekë, ndërsa Abasin e urdhëroi që ta mbante Ebu Sufjanin në luginë, te faqja e malit, që të shikonte kur të kalonin andej ushtarët e Allahut. Abasi ashtu veproi. Andej kaluan fiset arabe me flamujt e vet. Sa herë që kalonte ndonjë fis, Ebu Sufjani thoshte:

"O Abas! Kush janë këta?" Ai ia kthente: "Janë Benu Fulanët." Sufjani do të thoshte: "Unë nuk kam të bëj me Benu Fulanët." Kështu, kaluan andej me radhë të gjitha fiset, derisa erdhi radha të kalonin fiset e ensarëve. Flamurin e tyre e mbante Sa'ad ibn Ubadja. "O Ebu Sufjan!",- i tha Sa'ad ibn Ubadja. "Sot është dita e betejës së ashpër do të cënohet ajo që është e paprekshme." Ai ia ktheu: "O Abas! Sa mirë, sot është dita e luftës për të drejtë (për mbrojtjen e gjërave të paprekshme)."

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ecte me grupin e gjelbër. Në këtë grup kishte edhe muhaxhirë edhe ensarë. Prej tyre dukeshin vetëm sytë dhe veshjet e hekurta. Ebu Sufjani tha:

"I Madhëruar është Allahu. O Abas, kush janë këta?" "Ky është i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), në mes të muhaxirëve dhe ensarëve,"- i tha Abasi. "Këtyre nuk mund t'u dalë përpara askush – foli Ebu Sufjani. Vërtet, u bë i madh mbretërimi i djalit të vëllait tënd."

“O Ebu Sufjan! Kjo është profetësia (dhe jo mbretëria)”,- foli Abasi. “Po, ashtu është,”- tha Ebu Sufjani.

Të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) ia përcollën fjalët që Sa’di ia kishte thënë Ebu Sufjanit: “Ka gënjyer Sa’di,- foli i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), sepse kjo është dita, kur Allahu e madhëron Qaben dhe dita, kur lartësohet Qabja.” Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) ia mori flamurin Sa’dit dhe ia dha djalit të tij, Kajsit.

Pasi kaloi Profeti (s.a.u.s.), Ebu Sufjani shkoi me nxitim në Mekë dhe thirri me zërin e tij më të lartë: “O kurejshë! Po vjen Muhamedi me forca të mëdha e ju nuk mund ta përballoni kurrë. Prandaj, kush hyn në shtëpinë e Ebu Sufjanit, është i sigurtë.” Ata thanë: “Të vraftë Allahu, çfarë do të na bëj neve shtëpia jote?” Ebu Sufjani vazhdoi: ai që mbyllet në shtëpinë e vet është i sigurtë; kush hyn në Xhaminë e Shenjtë (Qabe), është i sigurtë.” Atëherë, njerëzit shkuan me nxitim te shtëpitë e tyre dhe te Mesxhidi Haram.

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) arriti në Dhu Tuua, e urdhëroi Halid ibn Uelidin, i cili ishte komandanti i anës së majtë të ushtrisë, të hynte nga ana e poshtme e Mekës, nga ana e Kadasë. Në qoftë se dikush do t’i dilte përpara për ta ndaluar, ta asgjësonte atë menjëherë, pastaj të shkonte në Safa. Ndërsa, Zubejrin, që ishte komandant i forcave te anës së djathtë, i cili mbante flamurin e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) e urdhëroi të hynte në Mekë nga ana e sipërme e saj, nga Kidaja dhe ta ngulte flamurin në Huxhun dhe të mos largohej që andej, derisa të vinte i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Kurse Ebu Ubejden, që ishte komandant i këmbësorëve dhe i atyre që nuk kishin armë, e urdhëroi

që të shkonte nga lugina, derisa të zbriste në Mekë përpara të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Në Handeme, kurejshët kishin nxjerrë disa zezakë për të luftuar myslimanët:

"Nëse çështja kalon në favorin tonë, bashkohemi me ta (zezakët),- thanë kurejshët, në qoftë se jo, atëherë do të pranojmë atë që do të na ofrojnë myslimanët."

Kur Halid ibn Uelidi kaloi nga zezakët vrau pa vështirësi 12 veta prej tyre. Të tjerët ikën. Pastaj, Halid ibn Uelidi shkoi në Mekë e u takua me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) në kodrën Safa. Nga efektivi i Halidit u vranë dy burra, që kishin humbur rrugën dhe ishin ndarë nga ai.

Zubejri e nguli flamurin në Huxhun, te Xhamia e Fet'hit dhe aty ngriti një tendë ku do të qëndronin Umu Selemeja dhe Mejmunia (r.a.). Zubejri qëndroi aty derisa erdhi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). U qetësua pak, pastaj eci.

Përkrah të Dërguarit (s.a.u.s.) ishte Ebu Bekri (r.a.), i cili bisedonte me të, ndrësa i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) këndonte suren El Fet'h, derisa hyri në Mesxhidi Haram.

Përreth tij ishin muhaxhirët dhe ensarët. Atje, Profeti (s.a.u.s.) preku Gurin e Zi (El Haxherul Esued) dhe bëri tauaf rreth Qabes sipër devesë, sepse nuk e kishte bërë nijet ihramin. Në atë kohë rreth Shtëpisë së Shenjtë ishin 360 statuja.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) filloi t'u binte atyre me shkop dhe këndonte ajetin e Kuranit:

**"Erdhi e Vërteta dhe u zhduk e kota. Vërtet, e kota gjithnjë ka qenë e zhdukur."** (17:80) Dhe:

**"Erdhi e Vërteta dhe u zhduk e kota,** (erdhi e Vërteta) **që e kota të mos kthehet më."** (34:39)

Idhujt binin njëri pas tjetrit me fytyrë përtokë.

## Pastrimi i Qabes dhe falja e namazit

Pasi mbaroi tauafin, Profeti (s.a.u.s.) thirri Othman ibn Talhan dhe i mori çelësin e Qabes e pastaj urdhëroi që ajo të hapej. Më pas urdhëroi që të nxirreshin e të thyheshin tërë idhujt që ishin brenda në Qabe. Ata u nxorrën dhe u thyen krejtësisht. Profeti (s.a.u.s.) urdhëroi që të zhdukeshin të gjitha pikturat që gjendeshin në Qabe. Ato u hoqën mënjanë dhe u asgjësuan.

Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) hyri në Qabe bashkë me Usame ibn Zejdin dhe Bilalin, e mbylli derën dhe u kthye nga muri që kishte përballë, tre kutë larg. Në të majtë të tij ishte një shtyllë; në të djathtë të tij ishin dy shtylla; prapa tij ishin tri shtylla. Aty Profeti (s.a.u.s.) fali dy rekatë namaz. Pastaj, erdhi rrotull brenda Qabesë, duke thënë *"Allahu Ekber"* dhe *"Nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet me të dejtë, përveç Allahut."*

## Sot nuk ka qortim për ju

Profeti (s.a.u.s.) e hapi derën e Qabes, kur kurejshët kishin mbushur Mesxhidi Haramin rreshta-rreshta. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kapi dy anët e derës dhe mbajti një hytbe të përsosur, në të cilën tregoi shumë urdhra të Islamit dhe shpalli të anuluara përgjithmonë shumë urdhra të kohës së Padijes (para Islamit). Pastaj tha:

*"O kurejshë! "Çfarë mendoni që unë të bëj me ju?" Ata i thanë: "Ti do të sillesh mirë me ne, sepse je fisnik dhe biri i vëllait fisnik." "Nuk ka qortim për ju sot. Pra, shkoni (në familjet tuaja), sepse jeni të lirë",-* u tha.

Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) zbriti dhe u ul në Mesxhidi Haram dhe ia ktheu çelësin përsëri Othman ibn Talhasë e i tha: *"Merre këtë (çelës) përgjithmonë. Askush nuk do të na e marrë atë më, përveç ndonjë mizori."*

**Besëlidhja**

Më pas Profeti (s.a.u.s.) shkoi te kodra Safa, hipi lart, nga ku shikohej Shtëpia e Shenjtë (Qabja), ngriti duart dhe i bëri lutje Allahut. Pastaj, u mori besën njerëzve për Islamin. Ndër ata që u bënë myslimanë ishte edhe Ebu Kuhafeja, babai i Ebu Bekrit. Profeti (s.a.u.s.) u gëzua shumë që ai u bë mysliman. Pastaj (pas burrave) Profeti (s.a.u.s.) u mori besën edhe grave se:

**"Nuk do t'i bëjnë shok askënd e asgjë Allahut, se nuk do të vjedhin, se nuk do të bëjnë imoraliet, se nuk do të vrasin fëmijët e tyre, se nuk do të gënjejnë për atësinë e fëmijës së tyre dhe nuk do ta kundërshtojnë atë që ai urdhëron."** (60:12)

Ndër ato gra që i dhanë besën Profetit (s.a.u.s.), ishte edhe Hindi, bija e Utbesë, gruaja e Ebu Sufjanit, e cila erdhi e maskuar, sepse kishte frikë nga ajo që kishte bërë me kufomën e Hamzait (që i pati ngrënë mëlçinë). Por pasi Profeti (s.a.u.s.) I mori besën asaj, ajo i tha atij:

"O I Dërguari i Allahut! Më parë, gjëja që doja më shumë ishte të shihja njerëzit e shtëpisë sate të poshtëruar. Tani, gjëja që dua më shumë është t'i shoh ata të lartësuar." I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha:

*"Për Atë, që ka në dorë shpirtin tim, edhe unë ju dua të lartësuar."*

Profeti (s.a.u.s.) ua mori besën grave vetëm me fjalë (pa u dhënë dorën atyre). Omer ibn Hattabi (r.a.) qëndroi në një kuvend më poshtë se kuvendi ku ishte i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), u shpjegonte njerëzve urdhërat e Islamit dhe u merrte besën atyre në vend të Pejgamberit (s.a.u.s.).

Disa shkuan aty për t'i dhënë besën të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) se do të emigronin nga Meka, por ai u tha: *"Shpërblimin e emigrimit e morën njerëzit që shkuan në Hixhret. Tani, pas çlirimit të Mekës, nuk ka më hixhret, por ka Xhihad (luftë në rrugën e Allahut) dhe nijet (qëllim të mirë). E kur t'u jepet kushtrimi për të luftuar, dilni menjeherë (në luftë)! "*

## Ndëshkim për kriminelët

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dha urdhër që disa njerëz të vriteshin, sepse kishin kryer krime shumë të mëdha. Edhe sikur të gjendeshin të varrur në mbulojën e Qabesë, duhej të vriteshin. Atyre po u dukej toka tepër e ngushtë, edhe pse ajo është e gjerë. Dikush nga ata pati mirësinë dhe u bë mysiman. Ata që u vranë, qenë: Ibn Hatali, Mukis ibn Subabe, Harith ibn Nufili, një këngëtare e ibn Hatalit. Thuhet se u vranë edhe Harith ibn Talatil Huzaiu dhe Umu Sa'adi.

Mendohet se Umu Sa'adi ishte robëreshë e ibn Hatalit. Pra ata që u vranë ishin 5 ose 6 vetë. Ndërsa ata që u bënë myslimanë, qenë: Abdullah ibn Sa'ad ibn Ebi Serhi, Ikrime ibn Ebi Xhehl, Habbar ibn Esuedi, një këngëtare tjetër e ibn Hatalit. Por, thuhet se u bënë myslimanë edhe Ka'ab

ibn Zuhejri, Uahshi ibn Haribi dhe Hind ibn Utbe, e shoqja e Ebu Sufjanit. Të tjerët u fshehën. Ndër ta ishin: Safuan ibn Umeja, Zuhejr ibn Ebu Umeja dhe Suhejl ibn Amru. Falenderimi i takon Allahut. Më vonë këta u bënë myslimanë.

**Namazi i Çlirimit** (të Mekës)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) hyri para dreke në shtëpinë e Umu Haniejas-bijës së Ebu Talibit, u la dhe fali tetë rekatë, duke dhënë "Selam!" në çdo dy rekatë.

Ishte namazi i Çlrimit. Umu Hanieja kishte strehuar dy kunetër të saj, por Ali ibn Ebu Talibi deshi t'i vriste ata. Umu Hanieja pyeti të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe ai i tha: *"Ne i kemi dhenë garanci atij, që i ke dhënë ti o Umu Hani."*

**Bilali thërret ezanin mbi Qabe**

Erdhi koha e namazit të drekës dhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) urdhëroi Bilalin të thërriste ezanin. Bilali hipi mbi tarracën e Qabes dhe thirri ezanin. Kjo ishte shpallja e fitores së Islamit. Aq shumë sa i gëzoi myslimanët, aq shumë i hidhëroi ezani idhujtarët. Falenderimi i takon Allahut, Zotit të botëve.

## **Qëndrimi i të Dërguarit të Allahut** (s.a.u.s.) **në Mekë**

Pasi u çlirua Meka, ensarët patën frikë se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) do të qëndronte aty, meqë Meka ishte vendlindja e tij dhe e njerëzve të tij të afërm. Ata menduan se ai nuk do të shkonte më për të banuar në Medine. Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) ishte mbi kodrën Safa, kishte ngritur duart lart dhe po i lutej Allahut. Pasi e mbaroi lutjen, u tha ensarve:

*"Allahu na ruajtë nga thyerja e besës. Unë jam me ju, sa të jem gjallë, ashtu edhe kur të jem i vdekur."* Ensarët u qetësuan, u iku frika dhe u gëzuan. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) qëndroi në Mekë 19 ditë, duke vënë në vendin e vet detyrat fetare dhe duke e spastruar atë vend nga shenjat e Padijës, nga idhujt e statujat. Ai urdhëroi dikë që të thërriste: *"Kush t'i ketë besuar Allahut dhe Ditës së Fundit, le ta thyejë çdo idhull, që e ka në shtëpinë e vet!"*

## **Shembja e idhujve Uzza, Suua dhe Menatë**

Më 25 të muajit Ramazan, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Halid ibn Uelidin me 30 kalorës ne Nahle, për të shembur idhullin Uzza. Halid ibn Uelidi shkoi atje dhe e shembi idhullin, i cili ishte më i madhi i idhujve të tyre. Po në muajin e Ramazanit, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi Amru ibn Asin për të shembur idhullin Suua, që ishte më i madhi i idhujve të Hedhijlit. Skeleti i atij idhulli ishte në Rehatë, rreth 150 kilometra në veri të Mekës. Amru shkoi atje dhe e shembi atë. Kujdestari i idhullit, kur e pa që idhulli nuk kishte asnjë mundësi për të bërë as mirë as keq, u bë

mysliman. Po në atë muaj, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi Sejid ibn Zejd Eshhiliun (r.a.) me 30 kalorës tek idhulli Menatë, në Mishlel, te Kudidi. Idhulli ishte i fiseve Kalib, Huza, Gasan, Eus dhe Hazrexh. Zejdi shkoi atje dhe e theu idhullin.

## Dërgimi i Halidit te fisi Benu Xhudhejme

Në muajin Sheual të atij viti Profeti (s.a.u.s.) dërgoi Halid ibn Uelidin te fisi Xhudhajme, për t'i ftuar ata në Islam. Bashkë me të dërgoi 350 burra nga muhaxhirët dhe ensarët e fisit Benu Selim. Kur Halidi përmendi ftesën për në Islam, ata thanë: "Po të bëhemi myslimanë, jemi bërë të pafe." Atëherë, Halidi vrau shumë prej tyre, kurse të tjerët i mori për robër. Më pas, një ditë, Halidi i urdhëroi që secili nga 350 burrat ta vriste robin e vet, mirëpo ibn Amru dhe shokët e vet nuk e pranuan atë urdhër. Kur u kthyen, ia treguan Profetit (s.a.u.s.) këtë ngjarje. Ai i ngriti duart lart dhe tha dy herë: *"O Allah! Unë distancohem nga vepra e Halidit."* Pastaj, dërgoi Aliun (s.a.u.s.) me pasuri për të paguar kompesimin për të vrarët e tyre dhe për pasurinë e tyre të dëmtuar dhe, çfarë teproi, ua la atyre.

Midis Halidit dhe Abdurr Rrahman ibn Aufit u bënë fjalë për atë që pati bërë Halidi. Pasi u kthyen, ia thanë të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) ngjarjen dhe ai tha: "*Ngadalë, o Halid, lëri të qetë shokët e mi! Për Allah sikur të kishe sa mali i Uhudit flori dhe ta jepje atë në rrugë të Allahut, nuk do të arrije atë shpërblim që kanë arritur shokët e mi me një vajtje-ardhje në rrugë të Allahut."*

## Beteja e Hunejnit

Pasi u çlirua Meka, u mblodh paria e fiseve Kajs Ajlan, për t'u këshilluar midis tyre. Të parët që e dolën ishin fiset Heuazin dhe Thekif. Pas këshillimeve që bënë, thanë: "Muhamedi mbaroi punë me luftën kundër popullit të vet e tani asgjë s'e pengon atë të na drejtohet neve. Prandaj, le ta luftojmë ne atë, para se të na luftojë ai ne!" Kështu vendosën për të bërë luftë. Për udhëheqës zgjodhën Malik ibn Auf Ensariun. U mblodh ushtri e madhe. Ushtria zbriti në fushën e Eutasit. Kishin marrë me vete edhe gratë, fëmijët e pasuritë e tyre. Ndër ta ishte edhe Durajd ibn Samti, që ishte i njohur për zgjuarsi. Kur dëgjoi zërat e fëmijëve dhe të kafshëve, e pyeti Malikun për praninë e tyre. Ai i tha:

"Unë desha që çdo burrë të ketë me vete familjen dhe pasurinë e vet, që të luftojë jo vetëm për vete, por edhe për familjen dhe për pasurinë." "Për Allahun, ti je bari delesh",- tha Durajd Ibn Samti. E çfarë mund ta kthejë pas të mundurin në betejë?" Pastaj i tha Malikut: "Për të arritur fitoren të hyjnë në punë veçse burrat me shpata dhe shigjeta. Në qoftë se thyhesh në këtë luftë, turpërohesh me gjithë familje e pasuri." Pastaj i bëri me shenjë atij që t'i kthente gratë e fëmijët në vendin e tyre. Mirëpo, Maliku nuk e pranoi mendimin e tij. Ai i grumbulloi të gjithë ata në luginën e Eutasit, ndërsa luftëtarët i kaloi në luginën e Hunejnit, anash Eutasit, ku edhe ngriti pusi.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e mori vesh se ata ishin grumbulluar. Prandaj, ditën e shtunë, më 6 të muajit Sheual doli nga Meka me 12.000 luftëtarë.

Safuan ibn Umejes i mori borxh 100 parzmore hekuri me gjithë pajisjet përkatëse. Në Mekë la zëvendës Atab ibn Usejdin.

Në rrugë, myslimanët panë një pemë të madhe, ku arabët idhujtarë varnin armët e tyre, thernin kurbanë dhe adhuronin pranë saj. Pema thirrej Dhatu Enuatë. Disa myslimanë i thanë të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.): "Na cakto edhe ne një pemë të tillë siç e kanë idhujtarët." Ai i tha:

*"Allahu Ekber! Ju tani thatë, ashtu siç i tha Musait populli i vet: "Na bëj edhe ne një zot, ashtu siç e kanë ata një zot. Por ai (Musai) u tha: "Vërtet, ju jeni një popull që nuk dini. Këto janë tradita e ju doni të ndiqni traditat e atyre, që ishin para jush."*

Disa myslimanë të tjerë, duke patur parasysh numrin e madh të ushtrisë, thanë: "Ne sot jemi fuqi e madhe dhe kurrë nuk do të thyhemi." Të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) i erdhi shumë rëndë kur dëgjoi këto fjalë, sepse ai e dinte se fitorja vjen vetëm me ndihmën e Allahut. Në mbrëmje, erdhi aty një kalorës dhe e lajmëroi të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) se Hauazinët kishin dalë për luftë dhe kishin marrë me vete familjet dhe pasuritë e tyre. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) buzëqeshi dhe tha: *"Nesër ato do të jenë pasuri e myslimanëve, në dashtë Allahu."*

Natën e dhjetë të muajit Sheual, në vitin e 8-të Hixhri, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) arriti në Luginën e Hunejnit. Ushtrinë e pati mobilizuar afër mëngjesit, para se të futej në Luginë. Flamurin e emigrantëve ia dha Ali ibn Ebu Talibit, ndërsa flamurin e fisit Eus ia dha Usejd ibn Hudhajrit dhe flamurin e Hazrexhit ia dha Habab ibn Mundhirit. Flamuj u dha edhe fiseve të tjera.

Vetë Profeti (s.a.u.s.) veshi dy parzmore, vuri mburojën dhe helmetën. Pastaj, pararoja e ushtrisë nisi të zbriste në luginë. Mirëpo myslimanët nuk i dinin pusit dhe kurthet e armikut. Kështu, kur po zbrisnin, papritmas armiku u lëshon breshëri shigjetash si tufa skifterësh dhe u vërsul si një trup i vetëm kundër myslimanëve. Pararoja e ushtrisë myslimane u trondit nga kjo e papritur dhe filloi të ikë. Pararojën e ndoqi edhe prapavija dhe kështu ndodhi një thyerje e përgjithshme e myslimanëve.

Nga kjo thyerje u gëzuan disa idhujtarë dhe disa myslimanë, që sapo e kishin pranuar Islamin. Kështu, Ebu Sufjani tha: "Nuk do të ndalen nga kjo thyrje pa arritur në bregun e detit." Ndërsa një nga vëllezërit e Safuanit tha: "A nuk u prish magjia sot?" Një tjetër tha: "Gëzohu që Muhamedi dhe shokët e tij u thyen sot! Për Zotin, ata nuk e marrin veten më."

Mirëpo, Safuani, megjithëse ishte idhujtar, u zemërua me ta; po kështu, Ikrime ibn Xhehl, që sapo ishte bërë mysliman dhe i vranë dy parafolësit, që u gëzuan me humbjen.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) me disa muhaxhirë qëndruan në ballë të luftës. Madje i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) s'pushonte duke e ngarë me vrap mushkën e vet që të përparonte ne drejtim të armikut dhe thoshte:

*"Unë jam Profet e jo gënjeshtar, unë jam biri i Abdul Mutalibit."*

Ebu Sufjan ibn Harithi ia kapi mushkën për kapistre, kurse Abasi e kapi për leqesh, që të mos nxitonte. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) zbriti nga mushka dhe iu lut Zotit për ndihmë. Pastaj e urdhëroi Abasin, i cili kishte

shumë zë, që t'u thërriste sahabëve. Edhe ai u thirri me zërin e tij më të lartë, saqë u mbush lugina me zërin e tij:

*"Ejani këtu o shokë! Ku janë myslimanët që kanë dhënë besën te pema në Hudejbije se do të luftonin deri në vdekje?"* Atëherë, myslimanët u lëshuan drejt zërit si shqiponja te zogjtë e vet, duke thërritur: "Ja, Ja!" Dhe u grumbulluan rreth 100 luftëtarë, të cilët I dolën përballë armikut. Thirrja kaloi edhe tek ensarët e pastaj te Benu Harith ibn Hazrexhi. Dhe kështu, u bashkuan grupet e ndara, derisa rreth Profetit (s.a.u.s.) u grumbullua një ushtri e madhe. Ndërkohë, Allahu i Madhëruar zbriti qetësinë e Vet mbi të Dërguarin e Tij (s.a.u.s.) dhe mbi besimtarët; zbriti edhe një ushtri (engjëjsh), që myslimanët nuk e shikonin. Myslimanët u hodhën në sulm dhe beteja u ashpërsua në kulm. Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) tha:

*"Tani lufta arriti kulmin."* Mori një grusht dhe dhe ua hodhi fytyrave të armikut dhe tha:

*"U nxifshin fytyrat e tyre!"* Për çudi, sytë e tyre u mbushën me dhè e asnjëri prej armiqve nuk qëndroi dot më në betejë: u shpërndanë dhe ikën. Myslimanët i ndoqën pas, duke i vrarë dhe zënë robër. U morën edhe gratë e fëmijët e tyre. Atëherë, u plagos rëndë Halid ibn Uelidi.

Shumë nga idhujtarët e Mekës, kur panë se Allahu e ndihmoi të Dërguarin e Tij, u bënë myslimanë.

## Dëbimi i idhujtarëve

Pasi ikën, idhujtarët u ndanë në tri grupe. Një grup, që ishte më i madhi, shkoi në Taif; grupi tjetër shkoi në Nahle; grupi i tretë e vendosi kampin e vet në Eutas.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Ebu Amir Esh'ariun, xhaxhanë e Ebu Musa Esh'ariut (r.a.) me një grup myslimanësh në Eutas dhe i shpartalloi idhujtarët e përfitoi shumë nga pasuritë që kishin ata. Ebu Amir Esh'ariu ra dëshmor.

Atë e zëvendësoi Ebu Musa el Esh'ariu (Allahu qoftë i kenaqur me të!), i cili u kthye fitimtar. Një grup tjetër nga kalorësit myslimanë i ndoqën idhujtarët e thyer deri në Nahle. Aty kapën edhe Durajd Ibn Samitin dhe e vranë.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) urdhëroi që të mblidheshin pretë e luftës dhe robërit afërsisht 20.000 deve, më shumë se 40.000 kokë dele, 4000 okë argjend dhe 6000 robër.

E tërë preja u grumbullua në Xhirane dhe Profeti (s.a.u.s.) caktoi Mes'ud ibn Amru Gifariun përgjegjës për ta.

## Lufta e Taifit

Profeti (s.a.u.s.) u nis për në Taif. Gjatë rrugës kaloi nga Kulla e Malik ibn Auf el Ensariut dhe urdhëroi që të shembej. Kur arriti në Taif, e gjeti armikun të strehuar nëpër kullat e atjeshme. Armiku e kishte siguruar ushqimin për një vit. Prandaj, Profeti vendosi ta rrethonte armikun.

Myslimanët kishin zbritur afër armikut dhe armiku i goditi me breshëri shigjetash. U plagosën një numër jo i vogël myslimanësh, prandaj ata u zhvendosën dhe shkuan në vendin ku është xhamia e Taifit sot.

Myslimanët përdorën disa plane për ta detyruar armikun që të dilte nga kulla, por nuk patën sukses. Halid ibn Uelidi dilte çdo ditë në fushën e betejës dhe u bënte thirrje

për duel, por asnjëri prej tyre nuk i përgjigjej. Myslimanët ndërtuan edhe një katapultë, me të cilën e gjuanin armikun, por edhe kjo nuk dha rezultat. Nën mburojat e hekurta, disa myslimanë u përpoqën të shponin murin e kullës, por armiku u hodhi nga sipër copa hekuri të skuqur dhe ata u detyruan të ktheheshin. Myslimanët filluan të prisnin hardhitë dhe hurmat. Atëherë, armiqtë u lutën që për hir të Allahut dhe në shenjë mëshire për farefisin të mos i prisnin ato. Myslimanët i lanë dhe nuk i prenë më. Profeti (s.a.u.s.) urdhëroi njërin nga myslimanët qe të thërriste: *"Çdo rob që do të zbresë nga kulla, do të jetë i lirë."* Atëherë, zbritën 23, ndër ta edhe Ebu Bekra. Ata hipën mbi murin e kullës së Taifit. Ebu Bekra u nis dhe mori me vete devenë e tij, që njerëzit e Taifit të kujtonin se do t'i jepte ujë devesë. Kur e pa veprimin e tij, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e quajti Ebu Bekra.

Rrethimi zgjati rreth 20 ditë, por pa dobi. Thuhet se ka zgjatur një muaj të plotë. Pastaj, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u këshillua me Neufel ibn Muauije Dijeliun dhe ky tha: "Ata (armiqtë) janë një dhelpër në strofë. Po të qëndrosh mbi strofkë, e kap dhelprën; por edhe po ta lësh, nuk të bën ndonjë dëm ty." Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) i urdhëroi myslimanët që të largoheshin që andej. Disa myslimanë i kërkuan Profetit (s.a.u.s.), që t'i mallkonte ata, por Profeti (s.a.u.s.) u lut kështu: *"O Allah! Udhëzoji për së mbari njerëzit e Thkifit dhe silli ata si myslimanë!"*

## Ndarja e presë së luftës dhe e robërve

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kthye nga Taifi dhe shkoi në Xhi'ranë. Aty qëndroi më shumë se dhjetë ditë, por nuk e pjesëtoi plaçkën e luftës midis myslimanëve, sepse priste që të vinin Hauazinët të penduar për çfarë kishin bërë dhe të merrnin pasuritë dhe robërit e tyre (gratë dhe fëmijët e tyre). Mirëpo nuk erdhi askush prej tyre. Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) nxori një të pestën e plaçkës së luftës dhe ua dha disa njerëzve që ishin me besim të dobët në Islam, për t'ua zbutur zemrat dhe për t'i afruar. U dha, gjithashtu edhe disa njerëzve, që nuk ishin bërë myslimanë ende, për t'ua bërë të dashur Islamin. Kështu, Ebu Sufjanit i dha 40 okë argjend dhe 100 deve. Po'kaq i dha edhe djalit të tij, Jezidit; të njëjtën sasi i dha edhe djalit tjetër të tij, Muauijes.

Safuan ibn Umejes i dha njëherë 100 deve, pastaj 110 dhe pastaj 100. Të tjerëve, si Hakim ibn Hizamit, Harith ibn Harith ibn Kalides, Ujajne ibn Hasinit, Akrei ibn Habisit, Abas ibn Murdas, Alkame ibn Alathe, Malik ibn Aufit, Alai ibn Harithes, Harith ibn Hishamit, Xhubejr ibn Mutaimit, Suhejl ibn Amrut, Huejtib ibn Abdul Uzzasë, etj. u dha nga 100 deve.

Për të tjerët ndau nga 50 (thuhet edhe 40) deve për secilin. Mirëpo, u përhap fjala se Muhamedi (s.a.u.s.) po jepte me shumicë dhe nuk kishte frikë se varfërohej kurrë.

Prandaj iu grumbulluan malësorët (nomadët) dhe i kërkuan që t'u jepte nga prerja e luftës, derisa e mbështetën te një pemë e i ngeli pelerina varur në një degë të saj. Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) u tha atyre:

*"Ma jepni pelerinën time se betohem për atë Zot, në dorën e të Cilit është shpirti im, sikur të kisha pasuri sa gjethet e*

*pemëve të Tihamës, do ta pjesëtoja atë për ju. E s'do më gjenit mua koprrac, as zemërlig dhe as gënjeshtar."*

Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) mori ca lesh nga shpatullat e devesë dhe tha:

*"Për Allahun, unë nuk kam asgjë tjetër nga pasuria juaj, që morët nga armiku në luftë as sa ky lesh, përveçse një të pestën e saj. E një të pesta e asaj pasurie do të kthehet po te juve. Po të doni, bëjeni llogarinë me imtësi."*

Vjedhja nga plaçka e luftës është turp, mangësi dhe zjarr në Ditën e Gjykimit." Atëherë njerëzit e kthyen çdo gjë që kishin pasë marrë vetë nga plaçka e luftës qoftë edhe gjëra pa vlerë. Profeti (s.a.u.s.) urdhëroi Zejd ibn Thabitin që të ndante plaçkën e luftës. E, pasi qe ndarë më parë një e pesta e saj, pjesa që i takonte çdonjërit nga pjesa tjetër kishte afërsisht vlerë sa një deve e gjysmë dhe dy dele e gjysmë e dhjetë derhem, si dhe sa një e treta e një robi lufte. Pasi merrej një prej këtyre pjesëve dhe pasi merrej 10 derhem, personi duhej të zgjidhte: ose katër deve, ose 40 dele, ose një të tretën e vlerës së robit të luftës.

### Ankesa e ensarëve dhe hytbja e të Dërguarit (s.a.u.s.)

Ensarët (Medinasit) u habitën që i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u dha disa njerëzve shumë pasuri për t'u bërë qejfin dhe nuk u dha asgjë ensarëve. Prandaj njëri prej tyre tha: "Kjo është shumë e çuditshme. Si ka mundësi që ai u jep kurejshëve dhe ne na lë pa gjë! Shpatat tona ende lëshojnë gjak nga gjaku i armiqve."

Këtë fjalë e mori vesh Sa'd ibn Ubejdja, që ishte kryetari i ensarëve dhe i mblodhi ata veças. Vajti edhe i Dërguari i

Allahut (s.a.u.s.), i cili më parë falenderoi Allahun, pastaj përmendi mirësitë e mëdha që Allahu u kishte dhënë ensarëve, si dhe mirësitë që ata i kishin bërë të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Pastaj tha:

*"O ensarë! Ç'janë ato ndjenja pakënaqësie që vërtiten në zemrat tuaja për ato palo pasurish që unë ua dhurova disa njerëzve për t'u afruar zemrën në Islam?! Ndërsa juve nuk u bëra dhurata të tilla me bindjen se ju keni aq besim të fortë islam saqë nuk keni nevojë për gjëra të tilla? A nuk jeni të kënaqur o ensarë që njerëzit e tjerë shkojnë në shtëpitë e tyre duke marrë me vete dele e deve, ndërsa ju ktheheni tek vendqëndrimet tuaja, duke pasur me vete të Dërguarin e Allahut? Për Zotin, në dorën e të Cilit është shpirti i Muhamedit, sikur të mos ishte mirësia e Hixhreti, unë do të preferoja të isha njëri prej ensarëve. Nëse njerëzit e tjerë do të hynin në një grykë mali e ensarët në një grykë tjetër, unë do të hyja atje ku do të hynin ensarët. O Allah! Mëshiroji ensarët, bijtë e ensarëve dhe bijtë e bijve të ensarëve!"*

Ensarët qanë, derisa iu lagën mjekrat me lot dhe thanë: "Ne jemi të kënaqur që i Dërguari i Allahut, të jetë pjesa dhe fati ynë, pastaj profeti u largua dhe ata u shpërndanë."

### Të dërguarit e fisit Hauazin

Pasi u shpërnda e tërë preja e luftës, erdhi delegacioni i Hauazinit, të cilin e kryesonte Zuhejr ibn Sardi. Të gjithë pjesëtarët e delegacionit u bënë myslimanë dhe i dhanë besën të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Pastaj i thanë: "O i Dërguari i Allahut! Ndër ata që ju keni marrë robër, janë edhe nënat, motrat, hallat dhe tezet tona. E për njerëzit

e tyre është turp që ata të mbeten robër." Dhe thanë në vargje: "Bëj mirësi për ne, o i Dërguari i Allahut, bëj mirësi për nderin tonë, sepse je njeriu më i mirë, nga i cili ne shumë shpresojmë e presim. Bëj mirësi për ato gra që ushqejnë fëmijë, liroji, se Allahu do të të japë ty çdo mirësi." I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha: *"Unë kam me vete ata që shikoni*[66] *dhe fjala më e dashur tek unë është ajo më e vërteta. Zgjidhni e merrni: ose robërit (gratë e fëmijët), ose pasurinë."* Ata: "Ne nuk barazojmë asgjë me fisin e të afërmit. Prandaj, na i kthe gratë tona dhe bijtë tanë dhe ne nuk do të flasim as për dele as për deve."

U fal namazi i drekës. Pas namazit, Profeti (s.a.u.s.) iu drejtua:"

*Çohuni dhe dëshmoni (thoni para njerëzve) se jeni bërë myslimanë e pastaj thoni: "Ne jemi vëllezërit tuaj në fe." Thoni: "Ne kërkojmë ndërmjetësimin e të Dërguarit të Allahut te myslimanët dhe ndërmjetësimin e myslimanëve tek i Dërguari i Allahut, që të na i japin gratë tona e fëmijët tanë."*

Ata ashtu vepruan. Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) tha:

*"Ç'kam unë dhe Benu Mutalibët (nga gratë dhe fëmijët tuaj) ua kemi dhënë. Çfarë kanë marrë njerëzit e tjerë, unë do t'i pyes ata (nëse janë të mendimit t'ua japin apo jo.)" Pasi i pyeti ata, muhaxhirët dhe ensarët thanë: "Çfarë kemi marrë ne, ia japim të Dërguarit të Allahut."*

Ndërsa disa beduinë, si Akra ibn Habisi, Ujejne ibn Hisni dhe Abas ibn Mirdasi nuk pranuan (t'i jepnin ata robër lufte që kishin marrë, kur u ndanë). Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha:

---

[66] Profeti (s.a.u.s.) kishte me vete sahabët e tij, të cilët kishin pjesë në prenë e luftës.

*"Nëse dikush pranon me shpirt mirësi që t'ua kthejë gratë dhe fëmijët, le ta bëjë. Në të kundërt nëse ndonjëri nuk heq dorë nga haku i tij, përsëri le t'ua kthejë atyre, sepse unë i premtoj atij që, për çdo hise do t'i jap 6 hise të tilla prej plaçkës së parë që Allahu i Lartësuar do të na e sjellë pa luftë."*

Atëherë, të gjithë njerëzit i dorëzuan të gjithë robërit me kënaqësi, përveç Ujejne ibn Hisnit. Profeti (s.a.u.s.) i veshi të gjithë robërit e luftës një për një. Pasi u kthyen robërit, çdonjërit nuk i mbeti tjetër, përveçse dy deve ose vetëm 20 dele.

### Umreja e Xhi'ranes

Pasi e ndanë prenë e luftës, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bëri nijet për të kryer Umren dhe e kreu atë. Pastaj, u kthye për në Medine. Në Medine arriti më 24 ose më 27 të muajit Dhul Ka'ade.

### Benu Temimët kthehen në myslimanë

Në muajin Muharrem, në vitin e 9-të të Hixhretit, vajtën lajmet në Medine se Benu Temimët po nxisnin fiset arabe që të ndalonin dhënien e xhizjes. Prandaj, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi tek ata 50 kalorës, nën komandën e Ujejne ibn Hisni El Fezariut. Ai i sulmoi Benu Temimët në shkretëtirë dhe zuri prej tyre robër 11 burra, 21 gra dhe 30 fëmijë dhe i solli në Medine.

Në Medine shkuan 10 veta nga kryetarët e tyre. Ata deshën të takoheshin me myslimanët dhe t'u krenoheshin

atyre. Së pari foli oratori i tyre, Utarid ibn Haxhibi, por Thabit ibn Kajsi iu përgjigj atij edhe më mirë. Pastaj, poeti i tyre, Zuberkan ibn Bedëri recitoi vjersha, por atij iu përgjigj edhe më mirë me poezi Hasan ibn Thabiti. Pastaj ata e pohuan aftësinë e oratorit të Islamit dhe të poetit të Islamit dhe u bënë myslimanë. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ua ktheu atyre robërit dhe i shpërbleu mirë ata.

### **Shembja e Felisit** (idhullit) **të Benu Ta'jit dhe kthimi i Adj ibn Hatemit në mysliman**

Në muajin Rabiul Ahir, në vitin e nëntë të Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Ali ibn Ebu Talibin me 150 burra, 100 deve e 50 kuaj për të shembur idhullin e Benu Taj'it, që njihej me emrin "Felis".

Aliu kishte një flamur të zi dhe një flamur të bardhë. Ai sulmoi lagjen e Hatimi Taj'iut, që ishte i njohur për bujari dhe mori shumë pasuri, bagëti e robër (gra e fëmijë), ndër të cilët edhe Sefanen, bijën e Hatemi Taj'iut. Kur Sefanen e sollën në Medine, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e liroi pa paguar asgjë për lirimin. Madje, e nderoi dhe i dha një deve. Pastaj, ajo shkoi në Sham, ku kishte mërguar vëllai i saj, Adj ibn Hatemi. Ajo i foli atij për të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.):

"Ai ka bërë një vepër shumë të mirë e fisnike,- i tha ajo, saqë as babai yt nuk do ta bënte. Prandaj, shko tek ai, me dëshirë a pa dëshirë." Adji shkoi në Medine pa pasur garanci. Pasi foli me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), ai u bë mysliman.

Kur Adji ishte tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), erdhi një burrë, i cili ankohej se ishte shumë i varfër. Pas tij erdhi një tjetër që ankohej se i kishin prerë rrugën. Profeti (s.a.u.s.) i tha Adjit:

*"O Adj! A e ke parë Hiranë? Unë betohem se, po të kesh jetë të gjatë, do të shikosh se femrat do të nisen nga Hiraja dhe do të shkojnë të bëjnë tauafin rreth Qabes e nuk do të kenë frikë askënd përveç Allahut. Po të kesh jetë të gjatë, do të shikosh, gjithashtu hapjen e thesareve të Kisrait (për myslimanët). Po të kesh jetë të gjatë, do të shikosh njeriun, që do të dalë nga shtëpia e vet me grushtin plot flori a argjend, i cili do të kërkojë ndonjë person që ia pranon atë, por nuk do të gjejë asnjeri që t'ia pranojë."*

Adji arriti gjatë jetës së vet, që të shikonte femrat të shkonin pa frikë në Mekë dhe qe i pranishëm kur u hapën thesaret e Kisrait.[67]

Këto dy ngjarje: ndëshkimi i Benu Temimëve dhe shembja e "Felisës" të fisit Taj'i janë më të rëndësishmet që kanë ndodhur pas çlirimit të Mekës dhe luftës së Hunejnit. Sidoqoftë, përveç atyre kanë ndodhur edhe ngjarje të tjera gjatë asaj periudhe. Por, konflikti i ashpër në përgjithësi mbaroi pas Çlirimit të Mekës. Myslimanët, thuajse u qetësuan nga luftërat, por qenë forcat e krishtere të përqendruara në Sham dhe që u nisën në drejtim të myslimanëve, shkaku i Luftës së Mu'tes. Këto forca qenë shumë krenare për fitoret e tyre të njëpasnjëshme kundër persianëve.Filluan kështu, betejat e përgjakshme midis myslimanëve dhe të krishterëve. Rezultat i këtyre betejave qe edhe Lufta e Tebukut, në kohën e Profetit (s.a.u.s.) dhe Çlirimi i Shamit në kohën e Kalifëve.

[67] Sundimtari i persëve

## Lufta e Tebukut

Beteja e Meutes ndikoi për keq te romakët dhe te forcat e tyre. Fitorja e myslimanëve në atë kohë-vetëm 3000 veta përballë 200000 -forcave romake-pati një ndikim të madh në zemrat e fiseve arabe, që jetonin rreth Shamit. Prandaj, ato filluan të bëhen të pavarura. Romakët vendosën që të bënin luftë të ashpër, me të cilën t'i asgjësonin myslimanët në vatrën e tyre, në Medinen e Ndritur.

## Përgatitja e myslimanëve për të luftuar me romakët

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e mori vesh se romakët ishin grumbulluar dhe përgatitur për luftë kundër myslimanëve.

Prandaj dha kushtrimin që myslimanët të përgatiteshin për luftë dhe e shpalli luftën të hapur. Këtë e bëri me qëllim që myslimanët të përgatiteshin në mënyrë të përsosur. Bënte shumë vapë, rruga për në Tebuk ishte e largët dhe e vështirë. Njerëzit ishin në vështirësi e skamje. Ishte edhe koha kur frutat ishin pjekur, hijet ishin të këndshme dhe njerëzit donin të qëndronin në Medine dhe të mos shkonin në luftë.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i nxiti pasanikët të kontribuonin me pasurinë e tyre dhe të pajisnin me mjetet e luftimit ata myslimanë që ishin në gjendje të vështirë. Kështu, të pasurit dhanë çfarë patën nga pasuria e tyre për të pajisur ushtrinë që të shkonte në luftë. I pari ndër të pasurit që kontribuoi ashtu, ishte Ebu Bekri (r.a.); ai e

dha të gjithë pasurinë e tij prej 4000 dirhemësh. Profeti (s.a.u.s.) i tha atij:

*"A ke mbajtur gjë për familjen tënde?" "Atyre u kam lënë Allahun dhe të Dërguarin e Tij",-* iu përgjigj ai. Pastaj erdhi Omer ibn Hatabi (r.a.), i cili solli gjysmën e pasurisë së vet për ushtrinë islame. Pastaj kontriboi Othman ibn Affani (r.a.), i cili dha shumë pasuri. Thuhet se ai ka dhënë 10 000 dinarë, 300 deve, me tërë mjetet që u duheshin atyre, si dhe 50 kuaj. Në një version tjetër, thuhet se Othmani (r.a.) ka dhënë 900 deve dhe 100 kuaj. Profeti (s.a.u.s.) ka thënë për Othmanin (r.a.):

*"Çfarëdo që të bëjë Othmani pas kësaj dite, nuk do ta dëmtojë."* Pastaj erdhi Abdurr Rrahman ibn Aufi me 200 okë argjend. Shumë pasuri solli Abasi. Po kështu, Talhai dhe Sa'ad ibn Ubade, Muhamed ibn Mesleme e të tjerë. Edhe Asim ibn Adji solli 90 uiski[68] me hurma.

Kështu, të gjithë myslimanët sollën nga pasuria e tyre, secili sipas mundësisë që kishte. Edhe gratë dhanë nga stolitë e veta, aq sa kishin mundësi.

Profetit (s.a.u.s.) i erdhën sahabë që ishin të varfër dhe i luteshin që t'i pajiste për të shkuar në luftë, por ai u tha atyre:

**"Nuk kam me çfarë t'ju bart. Ata u kthyen e, prej pikëllimit pse nuk kishin me çfarë të përgatiteshin, nga sytë e tyre rridhnin lotë."** (Kurani, 9:92)

Ata i pajisën Othmani, Abasi dhe të tjerë (r.a.). Dyfytyrakët (munafikët) folën e shpifën lloj-lloj gjërash. Ata bënin me sy për myslimanët që dhanë shumë pasuri e thoshin se kishin dhënë për servilizëm e për dyfytyrësi.

---

68 Uisk – njësi peshe, e barabartë me 21/4kg.

Për ata që kishin dhënë pak, thanë fjalë fyese. Ata u tallën dhe përçmuan edhe të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.): “Si ka guxim ai të takohet me romakët dhe të luftojë kundër tyre!” E kur u pyetën përse talleshin me myslimanët (e sinqertë), ata thanë: “Ne jemi mahnitur e dëfryer (kemi bërë shaka).” Profetit (s.a.u.s.) i shkuan disa hipokritë dhe bedeuinë, të cilët, duke i paraqitur lloj-lloj shfajësimesh të gënjeshtërta, kërkonin t’u jepte leje dhe të mos shkonin në luftë. Profeti (s.a.u.s.) u dha leje për të mos shkuar në luftë.

## Ushtria islame në Tebuk

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) la Muhamed ibn Meslemen, zëvendës në Medine. Ali ibn Talibin e la te familja e vet, sepse Fatimja ishte sëmurë. Flamurin kryesor ia dha Ebu Bekr Es Siddikut. Flamujt e tjerë ua dha disa burrave: Zubejrit i dha flamurin e muhaxhirëve (emigrantëve), Usejd ibn Hudajrit i dha flamurin e fisit Eus, Habbab ibn Mundhirit i dha flamurin e fisit Hazrexh. Ditën e enjte, Profeti (s.a.u.s.) me 30 000 luftëtarë lëvizi nga Medinia në Tebuk. Nuk kishin as ushqim të mjaftueshëm dhe as kafshë për të udhëtuar. 18 burra kishin një deve. Njerëzit kanë ngrënë gjethe pemësh e kanë ecur, aq sa u janë enjtur këmbët. Janë detyruar të therin deve dhe kanë pirë ujin që ajo kishte në zorrët e saj.

Në marshim e sipër për në Tebuk, mbërriti Ali ibn Ebu Talibi. Kur dëgjoi fjalët tallëse e fyese të dyfytyrakëve për myslimanët, nuk duroi dot dhe erdhi për të marrë pjesë në luftë, megjithëse Profeti (s.a.u.s.) i kishte dhënë leje për të mos shkuar në luftë, sepse kishte arsye familjare.

Por, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e ktheu në Medine duke i thënë:

*"A nuk kënaqesh të jesh për mua si Haruni për Musanë, vetëm se pas meje nuk ka tjetër profet."*

Luftëtarët bashkë me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) qëndruan për të pushuar në tokën e Themudit, Hixhr. Morën ujë nga pusi që gjendej në atë vend dhe me të gatuan bukën, por i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i urdhëroi ata që ta derdhnin atë ujë që kishin mbushur nga ai pus dhe brumin që kishin gatuar në atë ujë t'ua jepnin deveve si ushqim. Profeti (s.a.u.s.) i urdhëroi ata që të mbushin ujë te pusi, ku kishte pas pirë ndonjëherë deveja e Profetit Salih (paqja qoftë mbi të!). Kur Profeti (s.a.u.s.) kaloi me ushtrinë e vet pranë ish-vendbanimeve të Themudit, u tha myslimanëve:

*"Mos hyni nëpër ish-vendbanimet e atyre, që i bënë padrejtësi vetes, përveçse duke qarë e duke pasur frikë nga Allahu që të mos ju godasë ju ajo, që i ka goditur ata."*

Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) e mbuloi kokën me shami dhe nxitoi gjatë ecjes, derisa e kaloi luginën.

Gjatë rrugës, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e bashkonte në një kohë namazin e drekës me atë të pasdrekës (xhem'u tekdim), duke i falur të dy në kohën e drekës dhe namazin e mbrëmjes me atë të pasmbrëmjes, duke i falur të dy në kohën e namazit të pasmbrëmjes (xhem'u te'hir).

Kur Profeti (s.a.u.s.) me ushtrinë e vet mbërriti në Tebuk, shkoi aty edhe Ebu Hajthimja, i cili ishte një besimtar i çiltër, por pa ndonjë arsye, nuk u nis për në luftë me myslimanët e tjerë. Mirëpo, pasi ishin nisur ata, ai hyri në kopshtin e vet. Ishte një ditë e vapët dhe dy gratë e tij kishin ngritur tendat dhe i kishin përgatitur ushqim dhe

ujë të ftohtë. Ai u mendua pak dhe tha:

"I Dërguari i Allahut ndodhet në pikun e vapës, ndërsa Ebu Hajthimja është këtu në hije të freskët, pranë ujit dhe pranë gruas së vet të bukur. Kjo nuk është e drejtë. Për Allahun, unë nuk do të hyj në tendë (o, gratë e mia), derisa të shkoj të takohem me të Dërguarin e Allahut. Prandaj, më përgatisni ushqimin sa më shpejt, që të nisem." Ato i përgatitën ca ushqim etj. dhe ai mori shpatën e heshtën, hipi në deve dhe u nis dhe e takoi të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) në Tebuk.

**Njëzet ditë në Tebuk**

Romakët e morën vesh se i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ndodhej me ushtrinë e vet në Tebuk. Prandaj, u thyen moralisht dhe nuk guxonin të takoheshin me të. Për këtë arsye, ata u shpërndanë në brendësi të vendeve të tyre.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) qëndroi njëzet ditë aty në Tebuk me gjithë ushtrinë e vet, duke pritur delegatët. Aty i erdhi Juhinai ibn Rauba, sundimtari i Eljes.

Atë e shoqëronin njerëzit e Xhirbasë, Edhrerit dhe të Minasë, të cilët ranë në një mendje me Profetin (s.a.u.s.), që të paguanin xhizjen dhe të mos bëheshin myslimanë. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i shkroi letër Juhinait, ku garantonte se nuk do të sulmoheshin ai dhe njerëzit e Ejles.

U jepte garanci edhe për anijet e mjetet e tyre të udhëtimit në dete dhe në tokë. Në letër i thoshte se ishin të lirë për të shkuar nga një vend në tjetrin dhe për të qëndruar ku të donin. Po t'i cënonte dikush, dënohej me vdekje.

Edhe njerëzve të Xhirbasë e të Edhrehit u shkroi letër, ku u jepte garanci që të jetonin të qetë, por të paguanin në çdo muaj të Rexhepit xhizjen 100 dinarë. Ndërsa njerëzit e Minasë e vendosën paqen me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), me kusht që të paguanin si xhizje një të katërtën e frutave të vendit.

## Kapja rob e Ekider Dume Xhendelit

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Halid ibn Uelidin me 420 kalorës tek Ekider Dume Xhendeli. I tha Uelidit: "Ti do ta gjesh atë duke gjuajtur lopë." [69]

Halili mbërriti atje. Që nga kulla e tij, Ekideri pa që doli një lopë që filloi të kruante brirët në derën e kullës. Atëherë doli Ekideri që ta gjuante. Halidi e arriti me kalin e vet dhe e solli tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) urdhëroi që të mos vritej. Vendosi paqe me të, me kusht që ai të jepte 2000 deve, 800 helmeta, 400 mburoja dhe 400 heshta. Ekideri pranoi, gjithashtu se do të jepte xhizjen edhe për Ejlën dhe Minanë.

## Kthimi në Medine

Pas njëzet ditësh, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) lëvizi me ushtrinë e vet për në Medine. Koha vajtje-ardhje qe 30 ditë. Ndërsa e tërë koha që Profeti (s.a.u.s.) nuk qe në Medine, ishte pesëdhjetë ditë.

---

[69] I vriste lopët si gjah.

Gjatë rrugës ushtria kaloi në Akabe. Njerëzit ecën fushës, kurse Profeti (s.a.u.s.) kaloi në qafën e Akabesë. Me të ishin Amari, që mbante kapistrën e devesë dhe Hudhejfe ibn el Jemeni që e ngiste devenë nga prapa.

Profetit (s.a.u.s.) iu vunë prapa 12 dyfytyrakë, të cilët donin ta vrisnin. Ishin të maskuar dhe iu afruan shumë. Mirëpo, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi tek ata Hudhejfen, që t'i godiste në kokë devetë e tyre me një shkop që kishte me vete. Ai i goditi ato dhe Allahu i frikësoi dyfytyrakët. Ata ikën me nxitim, derisa u bashkuan me njerëzit e tjerë.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ia tregoi Hudhejfes emrat e tyre dhe se çfarë kishin dashur të bënin ata. Prandaj, Hudhejfja është cilësuar si Ruajtësi i sekretit të të Dërguarit të Allahut".

## Shembja e Xhamisë Darar

Idhujtarët ndërtuan një xhami në Kuba për të sjellë kufër dhe përçarje midis myslimanëve, si dhe për të pritur cilindo që e kishte luftuar të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) më parë dhe i kërkuan të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) që të shkonte e të falte namazin bashkë me ta. Ishte koha kur Profeti (s.a.u.s.) po përgatitej për të shkuar në luftën e Tebukut, prandaj u tha:

*"Tani unë jam për udhëtim, por në dashtë Allahu, kur të kthehem, do të vij atje."* E kur po kthehej nga Tebuku, qëndroi për të pushuar në Dhi Euanë, që ishte një ditë larg Medines. Erdhi engjëlli Xhibril dhe e njoftoi për punën

e xhamisë. Prandaj i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi njerëz, që ta digjnin. Dhe ata e dogjën.

## Pritja e të Dërguarit të Allahut nga populli i Medines

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) filloi të dallonte Medinen, tha: "Kjo është Tabeja, ky është mali Uhud, i cili na do ne e edhe ne e duam atë." Njerëzit e Medines e dëgjuan se po vinte i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), prandaj dolën përpara. Gratë, skllavet dhe fëmijët filluan të recitonin vargje: "Hëna e plotë nga Thenijatil Uedai na doli; Allahun duhet të falenderojmë, përderisa ka njerëz që e lutin Atë."

Kështu, me shumë dashuri e respekt e pritën ata të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.), derisa ai hyri në xhami dhe fali dy rekatë namaz. Pastaj u ul dhe priti njerëzit e bisedoi me ta.

## Ata që mbetën pa shkuar në luftë

Ata dyfytyrakë që nuk kishin shkuar në luftë, erdhën tek i Dëguari i Allahut (s.a.u.s.) duke u shfajësuar dhe duke u betuar se gjoja kishin pasur arsye të mos shkonin në luftë. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ua pranoi shfajësimin, ndërsa të vërtetën ia la Allahut. Tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) erdhën edhe tre besimtarë të çiltër, që nuk patën shkuar në luftë. Ata ishin Ka'ab ibn Maliku, Merare ibn Rebia dhe Helal ibn Umeja. Ata treguan të vërtetën dhe nuk u

shfajësuan me gënjeshtra. Prandaj, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i urdhëroi ata, që të prisnin, derisa të gjykonte Allahu për çështjen e tyre. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i urdhëroi myslimanët që të mos u flisnin fare atyre. Ata u mërzitën shumë; në sytë e tyre toka u ndryshua dhe bota u errësua; u bëheshin njerëzit sikur ishin të tjerë. Pasi u plotësuan 40 ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i urdhëroi ata që as të mos afroheshin me gratë e veta. Kur u mbushën pesëdhjetë ditë, Allahu i Madhëruar zbriti një ajet, ku i falte tre sahabët. Allahu thotë:

**"Ai ua pranoi pendimin edhe atyre të treve, që mbetën prapa atëherë, kur toka, sado e gjerë, iu duk e ngushtë dhe iu shtërnguan shpirtat, aq sa u bindën se nuk ka strehim tjetët përveç Allahut e pastaj Allahu u dha mëshirë që të pendohen. Me të vërtetë Allahu pranon pendimin dhe është mëshirë plotë"** (Et-Teube 118).

U gëzuan myslimanët. U gëzuan shumë edhe ata që nuk kishin shkuar në luftë, kur dëgjuan ajetin dhe meqë Allahu ua pranoi pendimin, ata dhanë lëmoshë e kontribuan shumë për Islamin. Kështu, zbritën ajete që i demaskuan dyfytyrakët, u zbuluan sekretet gënjeshtarëve dhe përgëzuan besimtarët e vërtetë. Falenderuar qoftë Allahu, Zoti i botëve!

Profeti (s.a.u.s.) është kthyer nga lufta e Tebukut në muajin Rexhep, në vitin e nëntë të Hixhretit. Po në atë muaj vdiq edhe Nexhashi As'hame ibn Ebxhiri, mbreti i Habeshesë. Profeti (s.a.u.s.) ia ka falur namazin e Xhenazes në mungesë, në Medine. Më pas, në muajin Shaban, në vitin e nëntë Hixhri vdiq edhe bija e Profetit (s.a.u.s.), Umu Kulthumi (r.a.).

Profeti (s.a.u.s.) i fali namazin e xhenazes dhe e varrosi në Bekia, në varrezat e Medines. Ai u pikëllua për të. Ai i tha Othman ibn Affanit (r.a.): “

*Sikur të kisha edhe një vajzë të tretë, do të ta jepja ty për grua.”*

Në muajin Dhul Ka’ade, në vitin e nëntë të Hixhretit, vdiq kreu i dyfytyrakëve-Abdullah ibn Ubej ibn Sululi. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i kërkoi falje Allahut për të dhe i fali namazin e xhenazes. Omeri (r.a.) u përpoq shumë ta ndalonte Profetin (s.a.u.s.), por Profeti (s.a.u.s.) nuk pranoi. Pastaj, zbriti ajeti i Kuranit që ndalon faljen e namazit për xhenazet e dyfytyrakëve.

### Një përmbledhje për luftërat

Në kohën e Padijes (para Islamit) fjala “luftë” kishte kuptimin vrasje, shkatërrim, djegie, rrënim, grabitje, shkelje e nderit, korrupsion, prishje e të mbjellave dhe dëmtim i bagëtive pa mëshirë, vetëm e vetëm për të plotësuar epshet dhe për të sunduar mbi të, tjerët pa të drejtë.” Por, kur erdhi Islami, ndryshoi krejtësisht ky kuptim. Lufta u bë rruga për të ndihmuar ata, që u ishte bërë padrejtësi dhe për të bërë zap mizorët. Lufta u bë mjet për sigurimin e qetësisë dhe të paqes. Ajo u bë faktor për vendosjen e drejtësisë e shpëtimin e të pafuqishmëve nga kthetrat e të fortëve, për t’i larguar njerëzit nga adhurimi e nënshtrimi i njerëzve të tjerë e për t’i çuar tek adhurimi i Allahut, për t’i larguar njerëzit nga padrejtësitë e feve të tjera te drejtësia e Islamit.

Arabët nuk e kishin zakon të nënshtroheshin, sado që të zgjaste lufta dhe sado shtrenjtë që të kushtonte ajo. Prandaj, lufta e Besusit[70] midis fisit Bekr dhe Tagleb ka vazhduar 40 vjet; të vrarët e saj qenë 70.000 luftëtarë; megjithatë asnjë fis nuk iu nënshtrua tjetrit. Po kështu, luftërat midis fiseve Eus dhe Hazrexh kanë vazhduar më shumë se 100 vjet dhe asnjë fis nuk i lëshoi pe fisit tjetër. Kështu e kishin zakon arabët para se të përhapej Islami; vazhdonin pandërprerë luftërat.

Erdhi Profeti (s.a.u.s.). Por, arabët e pritën atë me të njëjtat zakone. Ata e tërhoqën Profetin (s.a.u.s.) në sheshin e betejës, por ai i përballoi me një mënyrë tjetër, të urtë, derisa u hapën zemrat e tyre, para se të çliroheshin vendet e tyre. Të bësh krahasim midis pasojave të luftërave të tij dhe rezultateve të tyre me rezultatet e luftrave të Padijes, do të habitesh. Gjithsej, ata që janë vrarë nga myslimanët, idhujtarët, jehudinjtë dhe të krishterët gjatë tërë luftërave dhe betejave që ka bërë Profeti (s.a.u.s.), nuk janë më shumë se 1000 veta dhe e tërë koha e luftërave nuk është më shumë se tetë vjet. Mirëpo, ajo periudhë e vogël me gjakderdhje kaq të paktë, nënshtroi afërsisht tërë Gadishullin Arabik dhe përhapi sigurinë e paqen deri në skajet më të largëta dhe më të thella të tij. Por, o lexues i nderuar, a mendon ti se fitoret u arritën me forcën e shpatës? Jo, nuk qe forca e shpatës ajo që e sillte fitoret, qenë mirësia e Allahut të Madhëruar, mëshira, mesazhi i Allahut dhe Urtësia e Tij; qe profetësia; qenë ftesa, që Profeti (s.a.u.s.) u bëri njerëzve të tij dhe mrekullia e Allahut.

---

[70] Luftë në kohën e padijes.

## Haxhi i Ebu Bekrit

Arabët mëtonin (pretendonin) se ishin në fenë e Ibahimit dhe se Haxhi që bënin te Shtëpia e Shenjtë (Qabe) ishte një nga ritet e kësaj feje. Prandaj, arabët shkonin në Haxh çdo vit dhe kujdeseshin shumë për të. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e çliroi Mekën në vitin e tetë të Hixhretit dhe caktoi Atab ibn Usejidin përgjegjës për Qaben.

Atabi organizoi Haxhin e bashkë me të shkuan edhe myslimanët, edhe idhujtarët. Ata e kryen Haxhin, ashtu siç e kryenin në Kohën e Padijes, pa ndryshuar asgjë nga sajesat e mëparshme. Ndërsa, në vitin e ardhshëm, që ishte viti i nëntë i Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Ebu Bekrin (r.a.) udhëheqës për Haxhin. Ebu Bekri (r.a.) u nis në fund të muajit Dhul Ka'ade, në vitin e nëntë të Hixhretit, me 300 veta nga banorët e Medines. Ai mori me vete edhe 20 deve për të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe pesë për vete.

Pasi u nis Ebu Bekri (r.a.), Profetit Muhamed i zbriti nga Allahu një pjesë e fillimit të sures "Et Teube" që njoftonte për prerjen e marrëveshjeve me të gjithë idhujtarët, që nuk i kishin zbatuar ato. Idhujtarëve iu dha një afat prej katër muajsh, që të qarkullonin në vend, si të donin ata, derisa ta kuptonin se ata nuk mund të tregoheshin më të fortë se Allahu dhe se Allahu i mposht mohuesit. Ndërsa, me idhujtarët që nuk i kishin thyer marrëveshjet me myslimanët dhe nuk kishin luftuar kundër tyre, as vetë, as duke nxitur ndonjërin, Allahu urdhëroi që të ruheshin marrëveshjet. Prandaj, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Ali ibn Ebu Talibin që dispozitat e kësaj Sureje t'ua kumtonte njerëzve Ditën e Haxhit. Profeti (s.a.u.s.) tha:

"Në emrin tim flasin vetëm njerëzit e mi." Aliu u nis. Me Ebu Bekrin (r.a.) u takua në Dhaxhnane (thuhet edhe në Arexh). Ebu Bekri i tha: "Ke ardhur për të udhëhequr apo si i urdhëruar?" Aliu iu përgjigj: "Unë kam ardhur këtu si i urdhëruar."

Dhe vërtet, gjatë kohës së Haxhit Aliu (r.a.) falej gjithmonë pas Ebu Bekrit (r.a.). Kështu, Ebu Bekri (r.a.) udhëhoqi Haxhin. Ditën e Nahrit (ditën e nëntë të Dhul Hixhes) Aliu (r.a.) qëndroi te Xhemreja dhe u këndoi njerëzve ajetet e fillimit të Sures "Et Teube" ku, siç u tha më lart, flitej për prishjen e marrëveshjes. Ebu Bekri dërgoi një burrë që të thërriste se nuk do të kishte më "Haxh" për idhujtarët dhe se askush nuk do ta bënte më tauafin lakuriq.

## Delegacionet, thirrësit dhe përfaqësuesit
(e të Dërguarit)

Arabët e tjerë prisnin rezultatin e luftës midis kurejshëve dhe Profetit (s.a.u.s.). Ata besonin se e pavërteta nuk mund të sundonte me forcë mbi Mesxhidi Haramin (Xhaminë e Shenjtë). Ngjarja e Elefantit, gjithashtu nuk ishte shumë larg tyre.[71] Arabët e panë se si Allahu i Madhëruar bëri që të jenë nën gjykimin e Muhamedit edhe qafirët edhe idhujtarët. Nuk u mbeti as dyshimi më i vogël se Muhamedi (s.a.u.s.) ishte, me të vërtetë i Dërguari i Allahut. Prandaj, fiset arabe filluan të dërgonin delegatë njëri pas tjetrit tek ai.

[71] Kur Abrahaja deshi ta shkatërronte Qaben, por Allahu e shkatërroi atë me gjithë ushtrinë e tij.

Ata shpallnin se i besonin profetësisë së tij dhe pranonin t'i bindeshin atij. Kështu, njerëzit filluan të përqafonin fenë e Allahut dhe gjatë një kohe të shkurtër u zgjerua trualli i shtetit islam nga brigjet e Detit të Kuq e deri në brigjet e Detit Arab, nga zonat në jug të Jordanisë e në kufi me Shamin e deri në kufijtë e Jemenit dhe të Amanit.

Profeti (s.a.u.s.) nisi të dërgonte njerëz që t'i ftonin të tjerët në Islam, caktonte udhëheqës dhe çonte njerëz që të mblidhnin zeqatin, që të plotësonte nevojat për organizimin dhe rregullimin e jetës në vend. Numri i delegacioneve që vajtën tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishin më se 70. Disa dijetarë kanë thënë se numri i tyre ka qenë afërsisht 100.

Vajtja e delegatëve tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) kishte filluar qysh para se të çlirohej Meka. Madje, disa delegacione i shkuan qysh në vitet e para të Hixhretit (emigrimit).

Disa delegatë kanë shkuar edhe para se të emigronte Profeti (s.a.u.s.) në Medine. Por vajtja e delegacioneve në mënyrë masive dhe të njëpasnjëshme ndodhi pas çlirimit të Mekës, në vitin e nëntë të Hixhretit dhe vazhdoi deri në vitin e dhjetë të Hixhretit edhe më pas. Prandaj viti i nëntë Hixhri është quajtur viti i delegacioneve.

Shumica e delegacioneve përbëhej nga kryetarët e fiseve, pra nga burra me influencë e që ishin të aftë të vendosnin për çështje të ndryshme. Por, ka ndodhur që Profetit (s.a.u.s.) t'i vinte edhe një burrë i vetëm ose një numër i vogël njerëzish.

Qëllimi i vajtjes te Profeti (s.a.u.s.) ndryshonte nga njëri delegacion tek tjetri. Dikush shkonte për të kërkuar që t'i

ktheheshin robërit (gra e fëmijë) që ia kishin zënë, siç u tha më lart për delegacionet e fiseve Hauazin dhe Temim.

Dikush shkonte vetëm e vetëm për të kërkuar garanci për veten e vet dhe për popullin e vet; dikush për t'u krenuar ose për të bërë dialog e polemikë; dikush për t'i kërkuar Profetit (s.a.u.s.) që të prapësohej ushtria islame dhe të mos e sulmonte popullin e tij; dikush për të pranuar të ishte nën gjykimin e Profetit (s.a.u.s.) dhe të paguante xhizjen; dikush për t'i shfaqur dëshirën për të përqafuar Islamin për vete dhe njëherazi i jepte shpresë se edhe populli i vet do të bëhej mysliman. Dikush i vajti Profetit (s.a.u.s.) si mysliman i bindur dhe si përfaqësues i popullit të vet, që dëshironte t'i njihte mësimet e Islamit dhe dispozitat e tij.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i priste të gjitha delegacionet ashtu siç e kishte mësuar Allahu, me buzëqeshje e fisnikëri. Madje, edhe i shpërblente me diçka që i kënaqte ata dhe i nxiste për në Islam. U mësonte atyre besimin (imanin) dhe Sheriatin islam, me qëllim që ata t'ua mësonin të tjerëve që kishin prapa. Kështu, delegatët qenë lidhja më e madhe për përhapjen e Islamit midis arabëve në shkretëtira. Si rezultat i këtyre delegacioneve, megjithëse qëllimet e tyre ishin të ndryshme, qe se vetë pjesëtarët e delegacioneve u bënë myslimanë dhe menjëherë pas tyre ose pas nje kohe të shkurtër u bënë myslimanë edhe popujt a fiset të cilëve u përkisnin ato. Vetëm me një pjesë të vogël nuk ndodhi kështu, si p.sh., me Benu Hanifen dhe Musejlemetul Kedhabin (Musejlemenë gënjeshtar). Po përmendim tani, disa nga delegacionet më të rëndësishme.

## Delegacioni i Abdul Kajsit

Pjesëtarët e delegacionit ishin banorë të lindjes së Gadishullit Arabik dhe ishin më të parët që u bënë myslimanë jashtë Medines. E para xhami, ku u fal namazi i xhumasë, pas Xhamisë së të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), ishte xhamia e tyre, që u ndërtua në fshatin Xheuathij, në Bahrejn. Fisi Benu Abdul Kajsi ka dërguar delegatë dy herë tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Një herë, në vitin e pestë të Hixhretit dhe një herë, në vitin e nëntë. Ata që vajtën tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) herën e parë ishin 13 (thuhet edhe 14) burra. Kur shkuan në Medine, panë të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) tek dera e xhamisë, zbritën menjëherë nga kafshët e udhëtimit dhe me të shpejtë u afruan tek ai dhe e përshëndetën me "Selam!". Ndër ta ishte edhe Abdullah ibn Auf Eshxhiu, i cili ishte më i vogli i tyre në moshë. Ai qëndroi tek kafshët e udhëtimit, derisa i siguroi në një vend ato, mblodhi plaçkat dhe mori rroba të bardha e i veshi ato. Pastaj, vajti tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe e përshëndeti me "Selam!". I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i tha: *"Ti ke dy cilësi, që i do Allahu dhe i Dërguari i Tij: urtësinë dhe mosnxitimin."* Qysh para se të arrinin ata delegatë në Medine, Profeti (s.a.u.s.) kishte thënë: "Do të vijnë ca njerëz që janë më të mirët e Lindjes, të cilët janë bërë myslimanë të bindur, kanë hipur në kafshët e udhëtimit dhe u është mbaruar ushqimi. O Allah, fali mëkatet e Abdul Kajsit!" E kur ata erdhën në Medine, Profeti (s.a.u.s.) u tha: "Mirë se erdhët ju e mos paçi kurrë hidhërim e pendim!"

Ata i kërkuan Profetit (s.a.u.s.) që t'u jepte porositë. Ata do t'i zbatonin porositë e tij e pastaj do t'ua tregonin ato edhe të tjerëve. Profeti (s.a.u.s.) i porositi ata për katër gjëra:

1. Të dëshmonin se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut.
2. Të falnin namazin.
3. Të jepnin zeqatin.
4. Të agjëronin muajin e Ramazanit.

Në atë kohë ende nuk ishte bërë detyrim kryerja e Haxhit, prandaj, Profeti (s.a.u.s.) nuk i urdhëroi ata për Haxh. Profeti (s.a.u.s.) u kërkoi atyre, gjithashtu që të jepnin një të pestën e pasurisë që merrnin nga lufta me armikun dhe i ndaloi nga çdo lloj pijeje dehëse.

Delegacioni i dytë përbëhej prej 40 burrash. Ndër ta ishte edhe Xharud ibn Alai Abdiu, i cili qe i krishterë por u bë mysliman dhe e zbukuroi Islamin e vet me vepra të mira.

### Delegatët e Damam ibn Tha'lebes nga fisi Beni Sa'ad ibn Bikr

Damami ishte një burrë i ashpër, nga banorët e shkretëtirës. Porsa erdhi në Medine, e futi devenë e vet në xhami dhe e lidhi aty e pastaj tha: "Kush nga ju është biri i Abdul Mutalibit?" Ata i treguan Profetin (s.a.u.s.). Atëherë Damami u afrua tek ai dhe tha: "O Muhamed! Unë do të të

pyes ty dhe do të jem i ashpër gjatë pyetjeve të mia, por mos më merr inat.” “Pyet çfarë të të vijë ndërmend”,- ia priti i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). “Ne na erdhi i dërguari yt dhe na tha se ti mëton që Allahu të ka dërguar ty Profet.”,- ia ktheu Damami.

Profeti: - Drejt ka thënë.

Damami: - Kush e ka krijuar qiellin? Profeti: - Allahu e ka krijuar atë.

Damami: - Po Tokën kush e ka krijuar? Profeti: - Allahu.

Damami: - Kush i ka ngulur këto male dhe kush i ka bërë tërë këto gjëra që gjenden në to? Profeti: - Allahu.

Damami: - Betohem për Atë që ka krijuar Tokën e ka ngulur këto male. A Allahu të ka dërguar ty? Profeti: - Po. Damami: -I dërguari yt tha se e kemi për detyrë të falim pesë namaze gjatë ditës dhe natës: a është e vërtetë kjo?

Profeti: - Drejt ka thënë.

Damami: - Betohem për atë që të ka dërguar ty (dhe të pyes): “A Allahu të ka urdhëruar ty për këtë (faljen e pesë namazeve)? Profeti: - Po.

Damami: - I dërguari yt tha se e kemi për detyrë që të japim zeqatin e pasurive tona: a është e vërtetë kjo?

Profeti: - Drejt e ka thënë.

Damami: - Betohem për Atë, që të ka dërguar ty dhe po të pyes: “A Allahu të ka urdhëruar ty për këtë zeqatin?”.

Profeti: - Po.

Damami: - I dërguari yt tha se e kemi për detyrë të agjërojmë muajin e Ramazanit çdo vit: a është e vërtetë kjo?

Profeti: - Po.

Damami: - Betohem për Atë që të ka dërguar ty, a

Allahu të ka urdhëruar ty për këtë? Profeti: - Po.

Damami: I Dërguari yt tha se e kemi për detyrë të shkojmë në Haxh, në qoftë se kemi mundësi. A është e vërtetë kjo?

Profeti: - Po.

Damami: - Atëherë, për Atë, që të ka dërguar ty, a Allahu të ka urdhëruar ty për këtë?

Profeti: - Po.

Kur u nis për të ikur, Damami tha: - Betohem për Atë, që të ka dërguar, unë nuk do të shtoj asgjë më shumë se ato që më the ti, as nuk do të lë asnjë nga porositë që ke thënë ti.

Profeti: - Në qoftë se ishte i çiltër në ato që tha, do të hyjë në Xhenet.

Kur Damami u kthye, e njoftoi popullin e vet për gjithçka kishte urdhëruar dhe ndaluar i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Gjatë asaj dite nuk mbeti burrë e grua pa u bërë mysliman. Më pas, ndërtuan xhami e kënduan ezanin për të falur namazin. Kështu, delegacioni i Damam ibn Tha'lebes ishte më i miri i delegacioneve.

## Delegacioni i Adhras dhe i Baliut

Në muajin Sefer, në vitin e nëntë të Hixhrit, 12 burra nga fisi Benu Adhra shkuan tek Profeti (s.a.u.s.). Ata përmendën afrinë që kishin me Kusajin dhe ndihmën që i kishin dhënë atij për dëbimin e fiseve Benu Bikr dhe Huza nga Meka. Profeti (s.a.u.s.) i mirëpriti ata dhe i përgëzoi për çlirimin e Shamit (Sirisë). Ai i ndaloi ata nga falli i falltarëve

dhe therja e kurbanëve për idhujt. Ata të dymbëdhjetë u bënë myslimanë dhe qëndruan disa ditë në Medine. Pastaj u kthyen e shkuan në vendin e tyre.

Porsa u larguan ata, erdhi delegacioni i Baliut. Ishte muaji Rebiul Ula, viti i nëntë i Hixhretit. Ata u bënë myslimanë e qëndruan tri ditë në Medine. Pastaj u kthyen në vendin e tyre.

## Delegacioni i Benu Esed Huzejmes

Ky delegacion përbëhej prej dhjetë vetash. Ata shkuan tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), qysh në fillim të vitit të nëntë Hixhri, kur ai ndodhej në xhami me shokët e vet. Të gjithë u bënë myslimanë. Kryetari i tyre i tha Profetit (s.a.u.s.): "O i Dërguari i Allahut! Ne dëshmuam se Allahu është Një e nuk ka shok dhe se ti je robi i Tij dhe i Dërguari i Tij. O i Dërguari i Allahut! Ne kemi ardhur tek ti pa na dërguar ndonjë misionar; jemi bërë myslimanë dhe nuk kemi luftuar kundër teje, ashtu siç kanë luftuar Benu Fulanët; kemi edhe të tjerë pas nesh (që shpresojmë të bëhen myslimanë)." Për këto Allahu i zbriti Profetit (s.a.u.s.) këtë ajet:

**"Ata të shprehin ty mirënjohje që u bënë myslimanë. Thuaj: "Pranimin tuaj e të fesë suaj mos ma njihni mua. Ju, në qoftë se jeni të çiltër, Allahu ju bëri mirë, kur ju udhëzoi për në Islam."** (49:170)

Ata i kërkuan Profetit (s.a.u.s.) që t'ua lejonte disa veprime, që i praktikonin në kohën e Padijes (para Islamit), siç ishte falli, ngritja e zogjve nga vendi ku ishin, për të

parë fluturimin e tyre majtas apo djathtas si tregues për punët që do të bënin, guriçkat (falli me guriçkat) etj. Por, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i ndaloi ato gjëra. Ata e pyetën Profetin (s.a.u.s.) për rërën (për përdorimin e saj për të gjetur të ardhshmen e të panjohurën) dhe ai u tha: "Atë lloj dije e ka pasë mësuar një profet (i hershëm); kush rastis që ta dijë ashtu si dija e tij, mirë; përndryshe nuk lejohet." Mirëpo, ajo dije është e pamundur. Të gjitha ato punë janë një hamendje për të panjohurën e të panjohurën e di vetëm Allahu.

Njerëzit e delegacionit qëndruan disa ditë në Medine duke mësuar detyrat e Islamit. Pastaj u kthyen e shkuan të fituar në vendin e tyre.

## Delegacioni i Texhibit

Texhibi ishte degë e fisit Kinda. Njerëzit e këtij delegacioni vajtën te Profeti (s.a.u.s.) me zeqatin e popullit të tyre. Ata u kishin dhënë të varfërve dhe u kishte tepruar. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u gëzua dhe i priti mirë e i nderoi. Për këtë, Ebu Bekri (r.a.) ka thënë: "Nuk ka ardhur tek ne asnjë delegacion nga arabët si ky." Ndërsa i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ka thënë:

*"Sigurisht, udhëzimi është në dorën e Allahut. Atij njeriu, të cilit Allahu ia dëshiron të mirën, ia zgjeron gjoksin për të pranuar besimin islam."*

Ata pyesnin për Kuranin dhe për Synetin, që t'i mësonin. Kur u nisën për në vendin e tyre, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u dha dhurata më të mira se ç'u pati dhënë delegacioneve të tjera. Para se të ndahej, i pyeti ata

nëse kishte mbetur ndonjë pa marrë dhurata. Ata i thanë se kishte mbetur një djalë që e kishin lënë tek devetë, i cili ishte më i riu ndër ta. "Ma sillni këtu!",- tha i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Erdhi djali te Profeti (s.a.u.s.):

"O i Dërguari i Allahut, - i tha. Unë jam nga ata të grupit, që erdhën më parë. Plotësoma edhe mua kërkesën!" Profeti (s.a.u.s.) i tha:

*"Çfarë kërkese ke ti?"* "Unë dua,- i tha djali, t'i kërkosh Allahut që të më falë, të më mëshirojë dhe të ma vendosë pasurinë, kënaqësinë në zemrën time." Profeti (s.a.u.s.) e luti Allahun për të, ashtu siç dëshironte ai. Pastaj urdhëroi që t'i jepej atij çfarë iu dha edhe shokëve të tij. Djali ishte njeriu më i kënaqur me atë që i kishte dhënë Allahu. Kur fiset arabe filluan të braktisin fenë ai qëndroi i kapur për fenë, u ngrit dhe i përkujtoi edhe popullin e vet për Islamin dhe si rrjedhim asnjë prej tyre nuk e lëshoi fenë e Allahut.

### Delegacioni i fisit Benu Fezare

Ky delegacion vajti te Profeti (s.a.u.s.), pas kthimit të tij nga lufta e Tebukut. Delegacioni përbëhej prej më shumë se 10 burrash, të cilët ishin bërë myslimanë. Profeti (s.a.u.s.) i pyeti për vendin e tyre. Ata iu përgjigjën se ishte thatësi e madhe, prandaj i thanë Profetit (s.a.u.s.): "Lutju Allahut për ne, që të na sjellë shiun. Na ndërmjetëso tek Zoti yt dhe Zoti yt të të bëjë ty ndërmjetës për ne." Profeti (s.a.u.s.) iu përgjigj: "*Subhanallah (Larg të metave është Allahu!)*[72] *Ç'është kjo e keqe?! Unë të bëhem ndërmjetës për te*

[72] Profeti (s.a.u.s.) i thoshte këto fjalë, kur shprehte habi.

*Zoti im?! E kush mund të bëhet ndërmjetës tek Zoti ynë?! Nuk ka zot tjetër, përveç Atij; Ai është më i Larti dhe më i Madhi. Kursiji*[73] *i Tij, i përfshin qiejt e Tokën. Ata (qiejt dhe toka) kërcasin nga frik-respekti për madhështinë dhe krenarinë e Allahut të Lartësuar ashtu sikurse kërcet shala e re e ngarkesës".*

Profeti (s.a.u.s.) u ngjit në minber dhe iu lut Allahut të Madhëruar dhe Allahu i Madhëruar u lëshoi atyre shi dhe mëshirë të plotë.

## Delegacioni i Nexhranit

Nexhrani është një zonë e gjerë në kufi të Jemenit; gjatësia e saj është një ditë rrugë për kalorësin e shpejtë. Në atë kohë, ajo zonë përfshinte 73 fshatra, me 120.000 luftëtarë- që të gjithë të krishterë. Profeti (s.a.u.s.) i pati dërguar një letër kryetarit të tyre, me të cilën i ftonte për në Islam. Ai e lexoi letrën e Profetit (s.a.u.s.), u tremb dhe u këshillua menjëherë me parinë dhe me njerëzit e tjerë si të vepronin. Më në fund, vendosën që të dërgonin një delegacion te Profeti (s.a.u.s.) dhe ta diskutonin punën. Delegacioni përbëhej prej 60 burrash. Ata vajtën te Profeti (s.a.u.s.) të veshur me rroba të bukura, që i tërhiqnin rrëshqanthi. Kishin dhe xhaketa mëndafshi e unaza prej ari.

---

[73] Ibën Abasi thotë: Kursiji është vendi ku Allahu vendos këmbët." Dijetarët janë në një mendje se ky është interpretimi më i saktë. (Marrë nga "Lisanul Arab" i Ibën Mendhurit, vëllimi 6, faqe 194). Është vërtetuar se Profeti (s.a.u.s.) ka thënë se Allahu i Madhëruar ka këmbë, por nuk lejohet të thuhet se këmbët e Tij ngjasojnë me këmbët e krijesave dhe nuk lejohet ta interpretojmë ndryshe këtë cilësi të Allahut të Madhëruar.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) nuk u foli atyre. Atëherë, dikush nga shokët e Profetit (s.a.u.s.) ua bëri me shenjë që t'i ndërronin rrobat dhe t'i hiqnin stolitë e unazat e tyre. Dhe ata ashtu vepruan. Pastaj, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) bisedoi me ta dhe u bëri thirrje për në Islam. Mirëpo ata nuk pranuan dhe thanë se kishin qenë myslimanë përpara tyre.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u tha:

*"Ju ju ndalojnë tri gjëra të bëheni myslimanë:*

1. *Adhurimi i kryqit;*
2. *Ngrënia e mishit të derrit;*
3. *Mëtimi (pretendimi) juaj se Allahu ka bir."*

Ata i thanë: "Kush është si Isai? Ai është krijuar pa baba." Atëherë, si përgjigje për ta, Allahu zbriti këto ajete:

**"Vërtet, çështja e Isait** (të lindur pa baba) **tek Allahu është si çështja e Ademit. Atë e krijoi nga dheu e pastaj i tha: "Bëhu!" dhe ai u bë. E vërteta është** (kjo) **nga Zoti yt e ti mos u bëj nga ata që dyshojnë. E kush të kundërshton ty në çështjen e tij** (Isait), **pasi të është bërë e ditur e vërteta, thuaj: "Ejani, po i thërrasim bijtë tanë dhe bijtë tuaj, gratë tona dhe gratë tuaja,** (vijmë) **vetë ne, ju thërrasim edhe ju, pastaj, le t'i lutemi Allahut të gjithë bashkë, që mallkimi të bjerë mbi ata, të cilët gënjejnë."** (3:59-61)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ua lexoi këto ajete dhe kërkoi prej tyre mubahele.[74] Ata kërkuan prej Pejgamberit

[74] Mubahele është dalja e dy grupeve që kundërshtohen duke marrë me vete gratë dhe fëmijët dhe të dyja grupet kërkojnë që mallkimi i Allahut të bjerë mbi atë që është gënjeshtar.

(s.a.u.s.) pak kohë. Ata u konsultuan ndërmjet tyre dhe thanë: "Nëse ai është Profet dhe ne do ta mallkojmë atë nuk do na mbetet as qime as thua pa u shkatërruar" prandaj ata qenë të kënaqur të jepnin xhizjen, e cila ishte 1000 rroba në Sefer dhe 1000 në Rexheb dhe, bashkë me çdo rrobë një *ukije*[75]. Ndërkohë u dha atyre garanci, siguri dhe liri në fe. Pastaj ata thanë: "Dërgo me ne një burrë të besueshëm" Pejgamberi (s.a.u.s.) dërgoi Ebu Ubejden Amër Ibn Xherahin. Prandaj, ai është quajtur "i besueshmi i këtij umeti". Duke u kthyer për në Nexhran, dy prej tyre u bënë muslimanë. Më pas Islami u përhap ndër ta derisa shumë prej tyre u bënë muslimanë.

## Delegacioni i Taifit

U shpjegua më parë se pas luftës së Hunejnit, Profeti (s.a.u.s.) e pati rrethuar Taifin. Ai nuk i sulmoi ata, por i la dhe u kthye në Medine. Kur u largua, gjatë rrugës i shkoi prapa Urue ibn Mes'ud Thekafiu. Ai e mbërriti Profetin (s.a.u.s.) përpara se të hynte në Medine dhe u bë mysliman. Pastaj, ai u kthye në Taif dhe i ftoi për në Islam njerëzit e popullit të Taifit. Ai ka qenë shumë i dashur tek ata, e kështu mendoi se ata do t'i binden. Mirëpo ata e goditën me shigjeta nga të gjitha anët, derisa e vranë. Pastaj, nisën të bisedojnë me njëri-tjetrin si ta përballonin situatën. Pastaj ranë në një mendje se nuk ishin aq të fortë sa të luftonin me arabët që kishin përqark. Prandaj, në Ramazan, në vitin e 9-të të Hixhretit dërguan në Medine Abdullah Jalil ibn

[75] Një ukije është përafërsisht 140 gram

Amran me pesë veta nga paria e tyre. Në Medine i Dërguari i Allahut u gjeti një vend të ngritur pranë xhamisë, që të dëgjonin Kuran dhe të shihnin njerëzit që faleshin. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i ftonte ata në Islam, por ata nuk binin në një mendje për ta pranuar atë. Ata kërkuan nga i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) që t'i lejonte të bënin imoralitet; t'i lejonte të pinin alkool dhe të hanin me pasurinë e fituar nga kamata; të mos shkatërrohej idhulli Latë; të mos faleshin; të mos i detyronte t'i shkatërronin idhujt me duart e tyre.

Sidoqoftë, në fund ata u bindën dhe u bënë myslimanë, por i caktuan si kusht Profetit (s.a.u.s.) që ai ta merrte vetë përsipër rrëzimin e idhullit Latë, sepse njerëzit e Thekifit nuk mund ta shembnin atë me duart e veta.

Profeti (s.a.u.s.) e pranoi këtë. Othman ibn Ebu el A's eth Thekafiu ishte më i vogli i njerëzve të Taifit në moshë. Prandaj, atë e patën lënë tek devetë e tyre. Kur ata ktheheshin tek devetë, ai shkonte te Profeti (s.a.u.s.) dhe i lutej që t'i këndonte Kuran. Kur Profeti (s.a.u.s.) flinte, i lutej Ebu Bekrit që t'i këndonte Kuran.

Kështu, ai mësoi përmendsh shumë pjesë të Kuranit, por këtë gjë e mbante fshehur nga shokët e vet. Pasi ata u bënë myslimanë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e caktoi Othmanin përgjegjës për ta, sepse ai përpiqej shumë për Islamin, këndimin e Kuranit dhe mësimin e fesë.

Delegacioni u kthye në Taif, por nuk u treguan njerëzve se ishin bërë myslimanë. Pastaj, filluan t'i frikësonin njerëzit se do të ndodhte luftë e ashpër. Ndër të tjera u thanë:

"Ne vajtëm te një burrë, që ishte i ashpër dhe zemërfortë. Ai kishte triumfuar me anë të shpatës dhe njerëzit i

nënshtroheshin. Ai na paraqiti disa detyra të rënda (dhe përmendën lënien e imoralitetit, të verës, të kamatës etj.) Ai na tha: *"Ose t'i braktisni ato, ose do t'ju shpall luftë."*

Njerëzit e Taifit u tmerruan dhe për dy - tre ditë u përgatitën për luftë. Allahu hodhi frikën në zemrat e njerëzve të Taifit dhe ata u thanë delegacionit: "Kthehuni në Medine dhe jepini Muhamedit çfarë t'ju kërkojë." Njerëzit e delegacionit thanë: "Ne ramë në një mendje me Profetin dhe u bëmë myslimanë." Atëherë, i gjithë Thekifi u bë mysliman.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Halid ibn Uelidin dhe Mugire ibn Shube Thekafiun me disa burra të tjerë në Taif, për të shembur idhullin Latë. Porsa shkuan atje, ata e thyen dhe e shembën atë.

## Delegacioni i Beni Amir ibn Sa'sait

Në këtë delegacion ishin edhe armiku i Allahut, Amir ibn Tufejli, i cili tradhtoi bashkë me banorët e pusit të Maunes dhe Erbed ibn Kajsi e Xhebbar ibn Eslemi. Këta ishin udhëheqësit e njerëzve të tyre dhe djajt e tyre. Amiri dhe Erbed ibn Kajsi patën bërë komplot për të vrarë Profetin (s.a.u.s.).

Porsa arriti në Medine, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i ftoi ata për në Islam, por Amiri, i cili fliste në emër të delegacionit, i tha Profetit (s.a.u.s.):

"Unë të propozoj të zgjedhësh një nga këto tri gjëra: të më lësh mua zonat malore dhe shkretëtirat, kurse vetë të mbash qytetet dhe zonat fushore; të më lësh mua zëvendësin tënd, pasi të vdesësh; të të shpall ty luftë me fisin Gatafanë,

prej 1000 kalorësish dhe me 1000 deve." I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) nuk pranoi asnjë nga propozimet. Ai tha: "O Allah! Më ruaj nga kurthi i Amirit dhe udhëzoje për së mbari fisin e tij."

Kur po fliste Amiri, Erbidi kaloi prapa shpinës së Profetit (paqj a e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) dhe nxori shpatën nga këllëfi një pëllëmbë, por Allahu i Madhëruar ia pengoi dorën e tij, kështu ai nuk mundi ta nxjerrë më tej.

Gjatë rrugës për në vendin e vet, Amiri shkoi për të bujtur në shtëpinë e një gruaje nga fisi Benu Selul. Allahu i Madhëruar bëri që Amirin ta zërë kolera. Atij iu krijua një gjendër në fyt. Ai tha: "Më është bërë një gjendër e fytit si gungë deveje. Qenka thënë që unë të vdes në shtëpinë e Selulijes." Pastaj, tha: "Ma sillni menjëherë kalin tim!" Ia sollën kalin. Ai hipi dhe vdiq mbi kalë. Ndërsa Erbedit Allahu i lëshoi një rrufe, e cila e dogji atë dhe devenë e tij. Për këtë ngjarje ka zbritur ajeti:

**"E Ai** (Allahu) **dërgon rrufetë dhe me to godet kë të dojë. Ndërsa idhujtarët polemizojnë rreth Allahut, e Ai është Ndëshkues i Rreptë."** (13:13)

Ngjarjen e Erbedit dhe të Eslemit e ka treguar një sahabe, Meuil ibn Xhemil, i cili ishte nga fisi i tyre, nga Benu Amrët. Edhe Meuili pati shkuar te Profeti (s.a.u.s.). U bë mysliman, kur ishte në moshën 20 vjeç. Devenë e vet e çoi te Profeti (s.a.u.s.) dhe ia dhuroi atij. Pas tij, shkoi edhe Ebu Hurejra. Ai jetoi 100 vjet në Islam dhe është quajtur "zotëruesi i dy gjuhëve", sepse ishte orator.

## Delegacioni i Benu Hanifes

Ky delegacion shkoi te Profeti (s.a.u.s.) në vitin e 9-të të Hixhretit. Përbëhej prej 17 vetash, ndër të cilët edhe Musejleme Kedhabi. Delegacioni bujti në shtëpinë e një ensari, pastaj vajti te Profeti (s.a.u.s.). I gjithë delegacioni u bënë myslimanë. Thuhet se edhe Musejleme u bë mysliman me shokët e tjerë. Thuhet edhe se ai nuk vajti fare me ta te Profeti (s.a.u.s.) dhe ka thënë: "Në qoftë se Muhamedi më cakton mua zëvendës pas tij, i shkoj pas."

Profeti (s.a.u.s.) kishte parë ëndërr sikur ishin ndarë thesaret e Tokës dhe i ranë në duar dy byzylykë prej ari, të cilët u zmadhuan dhe ai u mërzit. Pastaj, iu tha që t'u frynte atyre. Ai u fryri dhe ata të dy ikën. Profeti (s.a.u.s.) i komentoi dy byzylykët si dy gënjeshtarë, të cilët do të dilnin pas vdekjes së tij.

Profeti (s.a.u.s.) shkoi te Musejlemja. Në dorë kishte një copë lëkurë palme. Bashkë me Profetin (s.a.u.s.) ishte edhe Thabit ibn Kajsi. Profeti (s.a.u.s.) i foli Musejlemes që të bëhej mysliman, por Musejlemja i tha: "Në qoftë se ti dëshiron, o Muhamed, ne nuk do të pengojmë në punën që ke nisur, por me kusht që, pasi të vdesësh, të na e lësh ne profetësinë." Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) i tha:

*"Sikur ti të më lypje edhe këtë copë lëkurë palme, nuk do të ta jepja. Ti nuk mund ta tejkalosh caktimin e Allahut për ty (pra, do të dështosh, nuk do të arrish atë që dëshiron). E në qoftë se i kthen shpinën Islamit, Allahu do të të shkatërrojë ty. Për Allahun, unë po shoh se je pikërisht ti ai që m'u tregua në ëndërr. Kaq prej meje. Ky personi këtu është Thabit ibn Kajsin. Ai do të përgjigjet për mua."*

Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) u largua prej tij.

Delegacioni u largua nga Medinia, ndërsa Musejlemja qëndroi edhe pak kohë aty. Më pas ai përhapi lajmin se gjoja ishte pjesëmarrës në Profetësinë e Muhamedit dhe kështu e shpalli veten profet e filloi të trillonte gjëra të rreme. Ai u lejoi njerëzve verën dhe imoralitetin. Popullin e tij sikur e zuri magjia dhe atij i doli fama. Kështu vazhdoi, derisa vdiq i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.): fisi i tij u mashtruan me Musejlemenë edhe më shumë. Prandaj, Ebu Bekri (s.a.u.s.) dërgoi ushtrinë islame nën komandën e Halid ibn Uelidit kundër tij.

U zhvillua një luftë e ashpër midis tij dhe myslimanëve. Më në fund, Musejlemja u vra. U vranë edhe shumë veta nga ushtria e tij. Intriga e Musejlemes u asgjësua. Atë e vrau Uahshi ibn Harbi, i cili më parë pati vrarë Hamzanë. Gënjeshtari i dytë, që iu tregua Profetit (s.a.u.s.) në ëndërr, qe Esued Anisiu, për të cilin do të flitet më pas.

## Delegacionet e mbretërve të Himjerit

Pasi u kthye Profeti (s.a.u.s.) nga Tebuku, erdhi Malik ibn Murre Rehauiu. Ai kishte me vete letrën e mbretërve të Himjerit: Harith ibn Abdul Kulal, Naim ibn Abdul Kulal, Nu'mani (që thirrej Dhu Reajin), Muafiri dhe Hamedani. Këta kishin qenë bërë myslimanë, prandaj e kishin dërguar Malikun te Profeti (s.a.u.s.). Edhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u dërgoi atyre një letër, ku tregonte se çfarë u lejohej dhe çfarë nuk u lejohej. U dha edhe garanci për ata që kishin marrëveshje se marrë veshjet do të ruheshin.

Pastaj Profeti (s.a.u.s.) dërgoi tek ata Muadh ibn Xhebelin me disa nga sahabët. Ata shkuan në Kura Alijae, që ndodhet në anën e Adenit, midis Sukunit dhe Sekasikut. Muadhi u caktua gjykatës, komandant i ushtrisë dhe mbledhës i zeqatit dhe i xhizjes. Njëheraz, ishte edhe imam.

Ndërsa, Ebu Musa el Esh'ariu qe dërguar në Kura Sufla, që përfshinte zonat Zubejd, Merib, Zamia dhe Sahil. Para se t'i niste ata të dy, Profeti (s.a.u.s.) u tha:

*"Lehtësojuani punën atyre njerëzve, mos ua vështirësoni. Jepni lajme të mira dhe mos u sillni vrazhdë, bashkëpunoni dhe mos u përçani."*

Muadhi (r.a.) ka qëndruar në Jemen, derisa vdiq i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Ndërsa, Ebu Musa el Eshariu u kthye tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) në Haxhin e Lamtumirës.

## Delegacioni i Hamedanit dhe dërgimi i Halidit dhe Aliut

Hamedani ishte një fis i njohur në Jemen. Delegacioni i atij fisi erdhi në Medine në vitin e 9-të të Hixhretit, pasi u kthye Profeti (s.a.u.s.) nga lufta e Tebukut. Ndër pjesëtarët e delegacionit ishte edhe Malik ibn Nemitiu. Ai ishte poet me famë. Profeti (s.a.u.s.) u shkroi një letër banorëve të Hamedanit, ku jepej përgjigjja e kërkesave të tyre. Malik ibn Nemiti u caktua përgjegjës për ata, që u bënë myslimanë nga fisi i vetë Malikut. Halid ibn Uelidi u dërgua për t'i thërritur në Islam. Halidi qëndroi atje 6 muaj, por ata nuk u bënë myslimanë.

Më pas, Profeti (s.a.u.s.) dërgoi atje Ali ibn Ebu Talibin (s.a.u.s.) dhe e urdhëroi që ta shkarkonte Halidin nga detyra. Aliu veproi sipas porosisë, që kishte marrë. U lexoi atyre një letër të Profetit (s.a.u.s.) e u bëri thirrje për në Islam dhe ata u bënë myslimanë. Atëherë, Aliu i shkroi një letër të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), me të cilën e përgëzonte për fitoren. Porsa e mori vesh ngadhënjimin e Islamit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ra në sexhde, pastaj ngriti kokën dhe tha:

*Paqja qoftë mbi Hamedanin!*
*Paqja qoftë mbi Hamedanin!*

**Delegacioni i Benu Abdul Mudanit**

Në muajin Rabiul Ahir, në vitin e 10-të të Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Halid ibn Uelidin te Benu Abdul Mudani në Nexhran, në Jemen, për t'i ftuar në Islam. Iu tha të priste tri ditë. Në qoftë se nuk do ta pranonin Islamin, të luftonte kundër tyre. Halidi shkoi atje dhe dërgoi kalorësit që të thërrasin në çdo anë: "Bëhuni myslimanë, që të shpëtoni!" Atëherë ata u bënë myslimanë. Halidi qëndroi në mes tyre, duke u mësuar Islamin. Ai i shkroi një letër të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Pasi e mori letrën, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i dërgoi fjalë Uelidit të vinte në Medine me një delegacion të tyre. Ashtu vepruan. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u tha: "Me çfarë e mposhtnit ju atë, që ju shpallte luftë juve në kohën e Padijes (para Islamit)?" "Mblidheshim si një trup i vetëm dhe nuk përçaheshim. Nuk i bënim askujt padrejtësi,- iu përgjigjën ata." *"Drejt thatë"*,- ua ktheu Profeti (s.a.u.s.).

Pastaj biseduan gjerë e gjatë për çështjet më të rëndësishme. Profeti (s.a.u.s.) u caktoi kryetar Kajs ibn Husajnin dhe ata u kthyen te populli i tyre në fund të muajit Sheual a në fillim të muajit Dhul Ka'ade. Më pas Profeti (s.a.u.s.) dërgoi atje Amru ibn Hazmin për t'u mësuar punët e fesë, Synetin, detyrat e Islamit si dhe për të marrë prej tyre zeqatin. Për këtë Profeti (s.a.u.s.) i dha Amrusit një letër, e cila është shumë e njohur.

### Futja në islam e Fisit Benu Mudhhixh

Benu Mudhhixhi ishte një fis Jemenas. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi tek ta Ali ibn Ebi Talibin në muajin e Ramazanit, në vitin e 10-të të Hixhretit, që t'i ftonte në Islam. E urdhëroi Talibin që të mos bënte luftë kundër tyre, përveçse po të luftonin ata kundër tij. Arriti Aliu tek ata dhe u takua me shumicën e tyre e i ftoi për në Islam. Mirëpo ata nuk e pranuan Islamin dhe i goditën myslimanët me shigjeta. Atëherë, Aliu me shokët e vet u rreshtuan dhe luftuan kundër tyre, derisa i thyen. Për pak kohë ata nuk u vunë në ndjekje të tyre. Pastaj i ndoqën dhe u bënë thirrje për në Islam. Ata u bënë myslimanë dhe paria e tyre i dhanë besën Aliut.

"Ne jemi përfaqësues të popullit tonë. Ky është zeqati që kemi dhënë ne; merr nga ajo atë pjesë që i takon Allahut." Aliu (s.a.u.s.) mori atë që i takonte. Pastaj u kthye tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe ia dha atij të gjitha në Haxhin e Lamtumirës.

## Delegacioni i Ezd Shenuas

Edhe Ezd Shenuaja ishte një fis i njohur në Jemen. Ky fis dërgoi një delegacion, të kryesuar nga Sured ibn Abdullah Ezdiu. Pjesëtarët e delegacionit u bënë myslimanë, porsa biseduan me Profetin (s.a.u.s.). Kryetar i delegacionit ishte Sured ibn Abdullah el Ezdi. Profeti (s.a.u.s.) e urdhëroi Suredin që me myslimanët që kishte me vete, të luftonte idhujtarët e fisit të vet.

## Delegatët e Xherir ibn Abdullah Bexheliut dhe shembja e idhullit Dhul Halisa

Xherir ibn Abdullah Bexheliu ishte nga shokët më të njohur të Profetit (s.a.u.s.). Fisi i tij kishte një idhull që adhurohej shumë, i quajtur “Dhul Halisa”. Me atë idhull ata donin të konkuronin Qaben dhe thoshin: “Qabja është “Qabe siriane”, kurse idhulli ynë është “Qabe jemenase”.

Një ditë Profeti (s.a.u.s.) i tha Xheririt: “A nuk na rehaton nga Dhul Halisa” Xheriri iu ankua se nuk mund të qëndronte në kalë. Atëherë, Profeti (s.a.u.s.) i vuri dorën në gjoks dhe tha:

*“O Allah! Bëje Xheririn që të qëndrojë mbi kalë dhe bëje atë të udhëzojë të tjerët e të jetë i udhëzuar.”* Lutja e Profetit (s.a.u.s.) u pranua dhe Xheriri nuk rrëzohej më nga kali.

Me 150 kalorës nga Humsi, qyteti i tij, Xheriri shkoi tek idhulli Dhul Helisa, e shembi dhe e dogji. E la si një deve të sëmurë dhe dërgoi Ebu Ertanë tek i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) që ta përgëzonte për shembjen e Dhul Halisas.

Sa e mori lajmin e gëzueshëm, Profeti (s.a.u.s.) u lut që Zoti t'i begatonte njerëzit e atij fisi. Profeti e përsëriti lutjen pesë herë.

## Esued Anisiu dhe vrasja e tij

Kur vendi u sigurua dhe Islami zuri vend në Jemen dhe kur të dërguarit e Profetit (s.a.u.s.) vazhdonin punën e tyre në të gjitha anët e atij vendi, doli Esued Anisiu në qytezën "Shpella e Hananit" me 700 luftëtarë. Ai mëtonte se ishte profet dhe udhëheqës.

Esuedi shkoi në kryeqytetin e Jemenit - San'a dhe e pushtoi atë. Pas kësaj atij filloi t'i dëgjohej zëri dhe intrigat e tij filluan të bëhen të rrezikshme. Sundimi i tij u forcua, aq sa të dërguarit e Profetit u tërhoqën nga ato vende dhe shkuan për te toka e Esh'arijinëve. Ndërsa muslimanët e atyre vendeve nuk shfaqën kundërshtim të tij. Kjo gjendje vazhdoi për tre a katër muaj. Pastaj me kurth atë e vranë Fejruz Edijlemiu me shokët e tij persianë të cilit ishin bërë muslimanë më parë. Fejruzi ia preu kokën dhe ia hodhi jashtë kështjellës. Atëherë u thyen edhe shokët e tij. Kështu, triumfoi Islami dhe muslimanët. Pas kësaj përfaqësuesit e të Dërguarit (s.a.u.s.) u kthyen në punët e tyre dhe për këtë i shkruajtën të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe e përgëzuan që punët shkonin mirë.

Vrasja e Esued Anisiut u bë 24 orë para se të vdiste i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Allahu i Madhëruar i tregoi Profetit (s.a.u.s.) të Tij se armiku i Islamit ishte vrarë dhe për këtë Profeti (s.a.u.s.) u tregoi shokëve të tij. Më pas,

në kohën e Ebu Bekrit (r.a.) arriti letra që kishin çuar të dërguarit e Profetit (s.a.u.s.) për atë çështje.

## Haxhi i Lamtumirës

Allahu i Madhëruar kishte paracaktuar që i Dërguari i Tij (s.a.u.s.) të shihte frytet e përpjekjes së tij para se të vdiste, pasi thirrja e tij qe përhapur në tërë Gadishullin Arabik dhe pasi Allahu i Madhëruar kishte bërë që një grup besimtarësh të merrnin përsipër ta ruanin fenë e Allahut dhe ta përhapnin atë në tërë anët e botës. Allahu i Madhëruar e nderoi Profetin (s.a.u.s.) duke i dhënë mundësinë të shkonte në Haxh në muajin Dhul Hixhe, në vitin e 10-të të Hixhretit.

Para se të shkonte në Haxh, Profeti (s.a.u.s.) i njoftoi njerëzit. U tubuan në Medine shumë veta. Ditën e shtunë, më 26 të muajit Dhul Ka'ade ai u bë gati dhe u nis nga Medinia, pasi fali namazin e drekës. Udhëtoi, derisa mbërriti në Dhul Halife. Aty fali namazin e pasdrekës, dy rekatë dhe aty qëndroi atë natë. Kur zbardhi drita, Profeti (s.a.u.s.) tha:

"Sonte më erdhi një engjëll nga Zoti dhe më tha: "Fale namazin në këtë luginë të bekuar dhe thuaj: "Po kryej një umre brenda një Haxhi." Kjo bëri që të lejohej kryerja e umres në ditët e haxhit. Kurse në kohën e Padijes mendohej se kryerja e umres në ditët e haxhit ishte nga fajet më të mëdha. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) para se të vinte koha e namazit të drekës u la, vuri parfum me aromë misku në kokë e në trup, veshi ihramin pastaj, fali drekën dy rekate

dhe filloi telbijen për haxhin dhe umren që nga vendi, ku fali namazin. Ai i bashkoi umren dhe haxhin, duke thënë:

*"O Allah! Po i përgjigjem thirrjes Tënde me haxhin dhe umren. Po i përgjigjem thirrjes Tënde, nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Teje. Vërtet, falenderimi dhe mirësia të përkasin vetëm Ty. Sundimi të takon vetëm Ty."*

Ndonjëherë thoshte: *"Po i përgjigjem thirrjes Tënde, o Zoti i vërtetë."* Pastaj, Profeti u çua nga vendi ku fali namazin dhe i hipi devesë së vet që thirrej "Kusua" e përsëri tha telbijen: "O Allah! Po i përgjigjem thirrjes sate..." Kur arriti në Bejdaë, e tha telbijen përsëri. Pasi fali namazin, i vuri një shenjë kurbanit të vet. Kur arriti në Dhul Halife, i vuri diçka si gjerdan në qafë.

Vazhdoi udhëtimin derisa iu afrua Mekës. Atë natë qëndroi në vendin e quajtur Dhu Tuva. Në mëngjes, fali namazin e agimit. Pastaj lau trupin dhe vazhdoi udhëtimin, derisa hyri në Mesxhidi Haram (Xhaminë e Shenjtë).

Ishte mëngjesi i ditës së dielë, më 4 të muajit Dhul Hixhe. Bëri tauafin (rrotullimin rreth Shtëpisë së Shenjtë) dhe pastaj bëri Sa'jin (ecjen e shpejtë) midis kodrave Safa dhe Merua. Pastaj, shkoi dhe qëndroi sipër Mekës, në vendin e quajtur Huxhun dhe nuk u kthye më për të bërë tauaf përsëri.

Kështu, Profeti (s.a.u.s.) mbeti me Ihramin (me rrobën e Haxhit), sepse e kishte bërë nijet t'i kryente Haxhin edhe umren në të njëjtën kohë, pasi kishte sjellë kurbanin me vete. Prandaj, ai urdhëroi që çdo njeri, që kishte sjellë kurban me vete, të vazhdonte ta mbante ihramin. Ndërsa për atë, që nuk kishte sjellë me vete kurban, ai urdhëroi të qethte flokët, pasi të kishte kryer tauafin dhe sa'ajin dhe kështu të ishin të lirë plotësisht nga ndalesat e Ihramit.

Kjo punë është umre, qoftë në rastin kur e kishte bërë nijet për të kryer haxhin, qoftë kur e kishte bërë nijet për të bërë umren, qoftë kur e kishte bërë nijet për t'i kryer të dyja. Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) tha:

*"Sikur të mos kisha sjellë me vete bagëtit e kurbanit do të isha çliruar nga ihrami (në mbarim të umres). Ai që nuk ka kurban me vete le ta heqë rrobën e Ihramit."*

Sahabët e tjerë, që e dëgjuan urdhrin e Profetit (s.a.u.s.), e zbatuan atë menjëherë.

Ditën e Teruijes, që ishte dita e 8-të e muajit Dhul Hixhe, Profeti (s.a.u.s.) u drejtua për në Mina dhe bëri nijet të kryente Haxhin. Kështu urdhëroi të vepronte çdo njeri, që nuk e kishte ihramin. Ta vishte atë në Mina, Profeti (s.a.u.s.) fali pesë namaze: drekën, pasdrekën, mbrëmjen, jacinë dhe mëngjesin. Namazet që janë me katër, ai i fali me shkurtim, nga dy rekatë. Pasi doli dielli, u largua nga Minaja e shkoi në Arafat. Aty gjeti një tendë që ishte ngritur në vendin e quajtur Nemire"

Profeti (s.a.u.s.) qëndroi aty derisa u afrua perëndimi: i diellit. Ai shkoi në luginën Urane dhe njerëzit u mblodhën rrotull tij. Aty Profeti (s.a.u.s.) mbajti një hytbe. Falenderoi Allahun dhe e madhëroi Atë. Pastaj tha dy dëshmitë. Profeti i porositi që ta kenë frikë Allahun. Ndër të tjera, ai tha:

*"O njerëz! Degjojeni fjalën time, sepse unë nuk e di a do t'ju takoj më, pas këtij viti, në këtë vend. Gjaku juaj është i shenjtë, pasuritë tuaja janë të shenjta dhe nderi juaj është i shenjtë, siç janë të shenjta në këtë ditë, në këtë muaj, në këtë vend. Çdo gjë të kohës së Padijes (para Islamit) e kam vënë nën këmbët e mia. Gjakrat e Padijes janë të anuluara. Gjaku i parë nga gjaqet që unë e fal, është gjaku i ibn Rebia ibn*

*Harithit.*[76] *Edhe kamata e kohës së Padijes është e anuluar dhe kamata e parë nga kamatat tona që unë anuloj, është kamata e Abbas ibn Abdul Mutalibit. E gjithë kjo kamatë anulohet. O njerëz! Kijeni frikë Allahun dhe silluni mirë me gratë, sepse ju i keni marrë ato amanet nga Allahu dhe me fjalën e Allahut ju është lejuar t'i keni për gra. Është e drejta juaj që ato të mos afrojnë asnjeri, që ju nuk e doni. Nëse e bëjnë një gjë të tillë, goditini ato, por jo rëndë.* [77]

*E drejta e tyre është që të ushqehen e të vishen nga ju në mënyrë të pëlqyeshme. Në qoftë se ju i përmbaheni atij,*[78] *që kam lënë mes jush, nuk keni për ta humbur kurrë rrugën e drejtë. Unë kam lënë mes jush Librin e Allahut. Ju do të pyeteni për mua. Çfarë do të thoni, atëherë?" Ata thanë: "Ne dëshmojmë se ti e kumtove amanetin (që kishe nga Allahu), e kreve detyrën dhe e këshillove Ymetin (për në rrrugën e drejtë)."* Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) ngriti gishtin nga qielli dhe tha:

*"O Allah, dëshmo! O Allah, dëshmo! O Allah, dëshmo!"*

Në këtë hytbe, Profeti (s.a.u.s.) foli edhe për shumë çështje të tjera. Pasi e mbaroi hytben, i zbriti fjala e Allahut:

**"Sot e përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush të mirën time dhe zgjodha Islamin fe për ju."** (5:3)

Pasi mbaroi hytbja, Bilali thirri ezanin dhe i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) fali me xhematin namazin e drekës, dy rekatë. Pastaj, u çua dhe fali namazin e pasdrekës, po dy rekatë. Pra, të dy këto namaze i fali në kohën e drekës, pa falur namaz tjetër në mes tyre. Pastaj shkoi në vendin

[76] Ibn Rebia ibn Harithi, nga fisi Saad ishte vëlla qumështi i Profetit. Atë e pati vrarë fisi Hedhil.

[77] Nuk lejohet që goditja të jetë në vende, ku femra mund të dëmtohet fizikisht. (shënim i përkthyesit)

[78] Kuranit. (shënim i përkthyesit)

e tubimit dhe e ktheu devenë nga shkëmbinjtë, u kthye nga kibla e qëndroi andej derisa perëndoi Dielli e iku pak reja e verdhë që le dielli kur perëndon. Pastaj, u nis për në Muzdelife. Atje fali namazin e mbrëmjes dhe të jacisë, me një ezan dhe dy ikamete. Nuk i bëri tesbihët ndërmjet tyre. Pastaj ra në gjumë e fjeti derisa shkrepi agimi. U çua dhe fali namazin e mëngjesit herët. Pastaj shkoi te Mesharil Harami, u kthye nga Kibla, bëri lutje e tha: *"Allahu Ekber"* dhe *"La i lahe il-lallah".* Vazhdoi ashtu derisa doli mirë drita.Para se të dilte dielli, Profeti (s.a.u.s.) shkoi në Mina, te Xhemre Kubraja hodhi shtatë guriçka, duke thënë *"Allahu Ekber"* për çdo hedhje. Më pas vazhdoi me telbijen: *"Lebejkallahume lebejk..."*, derisa i hodhi guriçkat. Pastaj, qëndroi aty te Xhemreja e tha: *"Mësojini nga unë detyrat tuaja, sepse ndoshta unë nuk do të vij më në Haxh pas këtij viti."*

Profeti (s.a.u.s.) shkoi te vendi i vet, në Mina dhe theri me dorën e vet 63 deve ndërsa pjesa tjetër që kishte ngelur nga 100 e ato ishin; 37 deve i theri Aliu (r.a.). Profeti (s.a.u.s.) urdhëroi që të sillnin nga pak mish nga të 100 devetë e tija që u therën. Mishin e zien mirë e mirë, pastaj e hëngrën. Më pas, thirri berberin. I ktheu anën e djathtë të kokës dhe ai ia rruajti. Pastaj, u ndau njerëzve nga një qime a dy. E rruajti edhe anën e majtë dhe tërë flokun e saj ia dha Ebu Talhasë. Pastaj veshi rrobat e veta, hodhi erë të mirë në trup, para se të bënte tauafin. Hipi në deve e shkoi te Qabja dhe bëri tauafin. Midis Safasë dhe Meruas nuk bëri tauaf. Aty fali namazin e drekës. Pas namazit shkoi te fisi Benu Abdul Mutalib, të cilët u jepnin haxhinjve ujë zemzemi.

*"Jepni ujë zemzemi, o bijtë e Abdul Mutalibit!,* - u tha. *Sikur të mos ishin gjithë këta njerëz te ju, unë do të shpërndaja*

*ujë bashkë me ju."* Ata i dhanë një kovë me ujë zemzemi dhe ai piu prej saj.

Profeti (s.a.u.s.) u kthye për në Mina dhe qëndroi atje gjatë netëve (e ditëve) të teshrikut, që ishin datat 11, 12 dhe 13 të muajit Dhul Hixhe. Çdo ditë hidhte guriçkat në të tria Xhemratet, sapo kalonte dielli nga zenithi.

E fillonte me Xhemren e vogël, ku hidhte 7 guriçka dhe thoshte *"Allahu Ekber"*, sa herë që hidhte çdo guriçkë. Pastaj, shkonte te Xhemreja e mesme, ku hidhte guriçkat dhe thoshte: *"Allahu Ekber"* ashtu si tek e para e kështu me radhë.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) mbajti nje hytbe Ditën e Bajramit. Një hytbe tjetër u mbajt edhe në mes të ditëve të Teshrikut. Para se të mbante hytben e Bajramit i zbriti nga Allahu surja "Nasr". Më 13 të muajit Dhul Hixhe, ditën e tretë e Teshrikut, e cila i takonte ditë e martë, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u kthye nga Minaja, pasi kishte hedhur xhemratet dhe zbriti në Ebtah. Aty fali namazin e drekës, të pasdrekës, të mbrëmjes dhe të jacisë. Pastaj, e la Aishen (s.a.u.s.), gruan e vet, nënën e besimtarëve, të kryente umren bashkë me të vëllanë e saj, Abdullah ibn Ebu Bekrin. Ajo u vesh me ihramin dhe e kreu atë me vonesë (kaza). Në kohë të syfyrit vajti në Etbah. Aty e gjeti të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) që sapo e kishte kapur gjumi. Porsa vajti Aishja aty, u dha shenja për t'u nisur për në Medine.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) hipi në devenë e vet dhe para se të nisej për në Medine vajti te Shtëpia e Shenjtë dhe bëri tauafin e fundit dhe fali namazin e mëngjesit. Për në Medine i ra nga ana e poshtme e Mekës. Kur iu afrua Medines e shikoi kodrat e saj nga larg, tha tri herë:

*"Allahu Ekber."* Pastaj tha: *"Nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Allahut, që është Një e nuk ka shok. Atij i takon sundimi dhe falenderimi. Ai është i Plotfuqishëm mbi gjithçka. Ne jemi nga ata myslimanë që kthehen nga udhëtimi, duke bërë teube (duke u penduar për të metat që mund të kenë), që adhurojnë Allahun e i bëjnë sexhde Atij. Ne e falenderojmë Zotin tonë. Allahu e mbajti premtimin e Vet, e ndihmoi Robin e Vet dhe vetëm Ai i theu kundërshtarët."*

**Dërgimi i Usame ibn Zejdit**

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) qëndroi në Medine, duke adhuruar e falenderuar Allahun për mirësinë e madhe që i bëri, sepse i dha mundësinë t'i shihte njerëzit të përqafonin fenë e Allahut grupe-grupe. Ai arriti të shikonte suksesin e thirrjes për në Islam gjatë 23 vjetëve.

Pasi u kthye në Medine, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) priti edhe delegacione të tjera. Ndërkohë i dha Usame ibn Zejdit 700 luftëtarë dhe e urdhëroi që të merrnin kuajt e të niseshin për në kufijt e Balkasë dhe Darum, vise që ndodhen në truallin e Palestinës. Usamja me ushtrinë lëvizi dhe vajti në Xhuruf, pesë kilometra larg Medines. Mirëpo aty i shkuan lajme shqetësuese: mori vesh që i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte i sëmurë. Prandaj, ai qëndroi aty, duke pritur lajme për shëndetin e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). Por ja që vendimi i Allahut u zbatua dhe i Dërguari i Tij ndërroi jetë dhe ushtria e Usames qe ushtria e parë e kohës së Ebu Bekrit (r.a.).

## Shkuarja tek Allahu

Pasi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e kumtoi Fjalën e Allahut, e kreu amanetin dhe e këshilloi Ymetin, filluan të dukeshin shenjat e ndarjes së tij nga kjo botë.

Në vitin e 10-të të Hixhretit në muajin e Ramazanit, ai ndenji në itikaf[79] 20 ditë. Engjëlli Xhebrail ia këndoi tëre Kuranin dy herë. Pastaj Profeti (s.a.u.s.) i tha së bijës, Fatimes:

*"Më duket, se më është afruar vdekja."*

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e përcolli Muadhin (r.a.) për në Jemen dhe i dha disa porosi. Ndër të tjera, i tha:

*"Muadh! Ndoshta nuk do të më takosh më pas këtij viti. Ndoshta, kur të kalosh këtu vitin tjetër, do të gjesh xhaminë time dhe varrin tim."*

Atëherë, Muadhi qau me ngashërim që po ndahej nga i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Kurse në Haxhin e Lamtumirës, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i përsëriste shpesh fjalët:

*"Ndoshta unë nuk do t'ju takoj më pas këtij viti; ndoshta unë nuk do të bëj më haxh pas këtij viti."*

Edhe zbritja e ajetit:

**"Sot e përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time dhe zgjodha për ju fenë Islame."** (5:3) dhe e Sures "Nasr" ishin një shenjë që tregonte se Profeti (s.a.u.s.) e kishte kryer misionin e vet në këtë botë. Ai haxh u quajt "Haxhi i Lamtumirës", sepse Profeti (s.a.u.s.) u nda me njerëzit, për të shkuar tek Allahu i Madhëruar.

Në fillim të muajit Sefer, në vitin e 11-të të Hixhretit, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shkoi në malin Uhud dhe

[79] Vetmbyllje në xhami, duke dalë që andej vetëm në rast nevoje të ngutshme. (shënim i përkthyesit)

fali namazin për dëshmorët. Pastaj u kthye te minberi në xhami dhe tha:

*"Unë po shkoj para jush në botën tjetër dhe do të jem dëshmitar për ju (në Ahiret). Betohem për Allahun se qysh tani po shikoj Hauzin[80] tim (në Botën Tjetër). Ta dini se mua më janë dhënë çelësat e thesareve të Tokës. Për Allahun, unë nuk kam frikë se mos bëni shirk, pasi të vdes unë, por kam frikë se do të viheni në garë për jetën e kësaj bote."*

Në fund të muajit Sefer, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) shkoi te varrezat e Garkadit (në Medine) në mesin e natës dhe i kërkoi Allahut falje për ata që ishin varrosur aty. Pastaj tha: *"Ne do të vijmë te ju."*

## Fillimi i sëmundjes

Ditën e hënë, dita e fundit e muajit Sefer, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) mori pjesë në varrimin e një xhenazeje te varrezat e Bekias, në Medine. Aishja ka thënë: "Kur u kthye i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) nga varrezat e Bekias, unë kisha dhembje koke dhe po thosha:

"Oh, koka!", por ai tha: *"Oj Aishe! Për Allahun, unë duhet të them: "Oh, koka!"* Kështu qe fillimi i sëmundjes së tij. Por ende ecte dhe shkonte te gratë e veta, derisa u sëmur rëndë. Kur ishte në shtëpinë e Mejmunes, filloi të pyeste:

*"Ku jam nesër, ku jam nesër?"* Gratë e kuptuan dëshirën e tij, prandaj e lanë të rrinte tek Aishja. Ato i dhanë leje që të qëndronte sa të donte, ku të donte. Doli nga Mejmunja, për të shkuar tek Aishja, duke ecur midis Fadhe ibn Abbasit

[80] Hauzi – vend me ujë, ku do të pijë Bashkësia e Pejgamberit (s.a.u.s.) në Ditën e Gjykimit. (shënim i përkthyesit)

dhe Ali ibn Ebu Talibit. Herë-herë i tëhiqte këmbët për tokë, derisa mbërriti te shtëpia e Aishes (r.a.).

## Porositë e tij

Aishja (r.a.) ka thënë: "Kur hyri i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) në shtëpinë time, ishte shumë i sëmurë. Kur sëmundja iu shtua edhe më shumë, tha: *"Më hidhni shtatë pagure ujë, që të dal para njerëzve."* "Atëherë, - thotë Aishja, e ulëm në një govatë të Hafsasë dhe vazhduam t'i hidhnim ujë me shtamba, derisa na bëri me shenjë, që e kryem porosinë."

Pastaj, vajti te njerëzit, fali namaz me ta dhe u mbajti atyre një hytbe. Në hytbe, ndër të tjera tha:

*"Popujt që kanë qenë përpara jush, i kthyen varret e profetëve të tyre në faltore. Ju mos i bëni varret e profetëve faltore. Unë ju ndaloj ju ta bëni një gjë të tillë."*

Pastaj shtoi:

*"Allahu i mallkoftë hebrenjtë dhe të krishterët, që i bënë varret e profetëve të tyre faltore."* Pastaj shtoi përsëri:

*"Mos e bëni varrin tim idhull, që të adhurohet!"* Pastaj tha se ishte gati të ndëshkohej, në qoftë se i kishte bërë keq dikujt. I porositi që të silleshin mirë me ensarët, pastaj tha:

*"Allahu i Madhëruar i ka dhënë mundësinë një njeriu të zgjedhë: bukurinë e kësaj bote ose ç'ka përgatitur Allahu për të në Botën Tjetër. Ai zgjodhi atë që Allahu ka përgatitur për të në Botën Tjetër."*

Ebu Seid el Huduriu ka thënë:

"Kur i dëgjoi këto fjalë, Ebu Bekr es Siddiku qau me dënesë dhe tha: "Për ty do të flijonim baballarët tanë dhe

nënat tona!” Njerëzit thanë shikoni tek ky plak! I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) thotë se Allahu e ka lënë një rob të zgjedhë midis kënaqësisë së kësaj bote dhe asaj që është te Allahu në botën tjetër, kurse Ebu Bekri thotë “Për ty do të flijonim baballarët tanë dhe nënat tona!”. Ishte i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ai, të cilit i ishte dhënë mundësia të zgjidhte midis kënaqësisë së kësaj bote dhe Botës Tjetër dhe ishte Ebu Bekri që e dinte këtë më mirë se të gjithë ne.

Pastaj i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e lavdëroi Ebu Bekrin (r.a.) dhe urdhëroi që të mbylleshin dyert e xhamisë, përveç derës së Ebu Bekrit. Ky takim i Profetit (s.a.u.s.) në xhami u bë ditën e mërkurë. Të enjten ai u sëmur edhe më shumë. Ai u tha sahabëve: “Ejani këtu, që t'ju shkruaj një letër dhe të mos e humbni kurrë më rrugën e Vërtetë.” Omeri (r.a.) tha:

“Atë e ka kapluar sëmundja. Ju keni Kuranin dhe ju mjafton Libri i Allahut.” Ata që ishin aty patën mosmarrëveshje: një pjesë ishin të mendimit t'ia jepnin letrën, pjesa tjetër jo. Pasi u shtuan fjalët, i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) tha:

*“Shkoni dhe më lini të qetë!”*

Po atë ditë, Profeti (s.a.u.s.) porositi që të largoheshin jehudinjtë, të krishterët dhe idhujtarët nga Gadishulli Arabik. Ai porositi, gjithashtu për delegatët që mund të vinin në Medine: të priteshin mirë dhe të shpërbleheshin ashtu siç shpërblente ai. Ai porositi edhe për faljen e namazit. Porosia për skllevërit ishte: të silleshin mirë me ta. Pastaj tha:

*“Në qoftë se do t'u përmbaheni atyre që unë ju kam lënë juve, nuk do ta humbni kurrë rrugën e Vërtetë dhe unë ju kam lënë juve Librin e Allahut (Kuranin) dhe Synetin tim.”*

**Ebu Bekri zëvendëson Profetin** (s.a.u.s.) **si imam për namaz me xhemat**

Megjithëse i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte shumë i sëmurë, shkonte e printe për imam dhe e falte namazin me xhemat. Ditën e enjte ai lau trupin (që t'i lehtësohej sëmundja) dhe kur erdhi koha e namazit, u çua për të shkuar në xhami, por i ra të fikët. Pas pak erdhi në vete. U la me ujë dhe u nis për t'u falur me shokët, mirëpo i ra të fikët përsëri. Pas pak erdhi në vete. Përsëri hodhi ujë në trup. U nis përsëri për të shkuar në xhami, por përsëri i ra të fikët. Atëherë i çoi fjalë Ebu Bekrit që t'u printe njerëzve si imam.

Ebu Bekri ka prirë për imam ato ditë dhe ka falur 17 namaze me sahabët. Ditën e shtunë (thuhet edhe të dielën) i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) sikur u bë pak më mirë dhe duke u mbështetur midis dy burrave, shkoi për të falur namazin e drekës. Mirëpo, kur arriti në xhami, Ebu Bekri e kishte filluar namazin. Prandaj dy burrat e ulën të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) në anën e majtë të Ebu Bekrit. Ebu Bekri (r.a.) filloi të falej pas të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.), kurse njerëzit pas Ebu Bekrit (r.a.), sepse Ebu Bekri (s.a.u.s.) e ngrinte zërin, që ata të dëgjonin tekbirin.

## **Profeti** (s.a.u.s.) **e jep lëmoshë pasurinë e vet**

Ditën e enjte, Profeti (s.a.u.s.) i liroi skllevërit e vet dhe dha 700 dinarë, që i kishte pasur gjendje. Armët e veta ua dha myslimanëve. Atë natë Aishja (s.a.u.s.) doli me kandil në dorë, shkoi te një grua dhe i tha:

*"Më hidh ca vaj në kandil!"* Ndërkohë, këmisha e hekurt e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) kishte mbetur peng te një jehudi për 60 kg elb.[81]

## **Dita e fundit e Profetit** (s.a.u.s.) **në këtë botë**

Kur zbardhi agimi i ditës së hënë, Ebu Bekri (s.a.u.s.) nisi të falte namazin e mëngjesit me xhemat. I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte në dhomën e Aishes. Hapi pak perden e dhomës, i pa njerëzit duke u falur dhe buzëqeshi. Atëherë, Ebu Bekri kaloi pak prapa, sepse mendoi se Profeti (s.a.u.s.) donte të vinte në namaz e të printe si imam. Në atë çast, xhemati u magjeps nga gëzimi, që po shihnin të Dërgurin e Allahut (s.a.u.s.). Mirëpo, ai u bëri shenjë me dorë ta plotësonin namazin ashtu siç ishin. Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) e uli perden.

Po atë ditë (thuhet edhe atë javë) i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) thirri bijën e vet, Fatimen, i tha diçka në vesh e ajo qau. Pastaj, ai i tha përsëri diçka në vesh dhe ajo buzëqeshi.

Kur e pyeti Aishja se çfarë i kishte thënë Profeti (s.a.u.s.) në vesh, ajo nuk i tregoi, derisa vdiq i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.). Më pas, ajo i tregoi Aishes se me fjalën e parë,

[81] Profeti (s.a.u.s.) i kishte marrë hua jehudiut 60 kg elb dhe i la peng këmishën e hekurt, derisa t'ia shlynte borxhin.

Profeti (s.a.u.s.) i kishte thënë Fatimes që me atë sëmundje ai do të vdiste, prandaj ajo kishte qarë. Me fjalën e dytë Profeti (s.a.u.s.) i kishte thënë Fatimes se ajo do të ishte e para nga familja që do të vdiste e do të shkonte pas tij në Botën Tjetër. Prandaj Fatimja kishte qeshur. Profeti (s.a.u.s.) e kishte përgëzuar, gjithashtu Fatimen dhe i kishte thënë se ajo do të ishte më e nderuara e grave të botës.

Kur e pa babanë e vet shumë të sëmurë, Fatimja tha: "Oh, sa sëmurë je o baba!" I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ia ktheu: *"Babai yt nuk do të ketë më dhembje pas të sotmes."* Pastaj, Profeti (s.a.u.s.) thirri Hasanin dhe Hysenin (nipërit e vet) dhe i puthi të dy. Pastaj thirri gratë e veta. I këshilloi dhe u rikujtoi edhe këshillat e udhëzimet e mëparshme.

Sëmundja sa vinte e bëhej më e rëndë. Edhe helmi që pati ngrënë në Hajber i vërshoi ne vena dhe filloi ta ndiente më shumë dhembjen që i shkaktonte ai. Profeti (s.a.u.s.) kishte hedhur mbi fytyrën e vet një shami të madhe dhe kur i binte të fikët, e zbulonte fytyrën. Ne atë gjendje të rëndë, tha:

*"Mallkimi i Allahut qoftë mbi jehudinjtë dhe të krishterët, të cilët i kanë bërë varret e profetëve të tyre faltore."*

Profeti (s.a.u.s.) i fliste për veprimin e keq që kishin bërë ata dhe urdhëronte që myslimanët të mos vepronin ashtu. Profeti (s.a.u.s.) tha:

*"Nuk do të mbesin dy fe në tokën arabe."*

Këto ishin fjalët e fundit, me të cilat Profeti (s.a.u.s.) porositi njerëzit dhe ai i përsëriti ato disa herë:

*"Namazin, namazin dhe silluni mirë me skllevërit."*

## Agonia e vdekjes dhe vdekja

Në agoninë e vdekjes, Aishja e kishte mbështetur Profetin (s.a.u.s.) në gjoksin e vet. Në atë çast hyri Abdurr Rrahmani, vëllai i saj, i cili kishte në dorë një siuak.[82] I Dërguari Allahut ia nguli sytë siuakut. Aishja (r.a.) e kuptoi që ai e donte atë dhe e pyeti. Ai i bëri shenjë me kokë që e donte. Aishja e mori siuakun dhe e përtypi, derisa u zbut. Profeti (s.a.u.s.) pastroi dhëmbët më mirë se asnjëherë tjetër. Përpara mbante një tas me ujë. Lagte me ujë fytyrën dhe thoshte:

*"Nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Allahut. Vërtet, vdekja ka agoninë e saj."*

Pastaj, ngriti duart (thuhet edhe gishtin), e nguli shikimin në tavan dhe lëvizi buzët. Aishja vuri veshin dhe dëgjoi që thoshte:

*"Me ata, të cilëve ua ke dhuruar mëshirën Tënde, me pejgamberët, me të sinqertët, me dëshmorët dhe me njerëzit e mirë, o Allah! Falmë, mëshiromë dhe më merr tek Ti."*

Fjalën e fundit e përsëriti tri herë. Dha shpirt. I ra dora dhe shkoi tek Allahu i Madhëruar. Qe e hënë, dita e 12-të e muajit Rabuil Euel, viti i 11-të i Hixhretit, koha e drekës, kur Profeti (s.a.u.s.) kishte mbushur 63 vjeç. Vërtet, të Allahut jemi dhe tek Ai do të kthehemi.

[82] Siuak – Degë a rrënjë nga një lloj druri i veçantë, që përdoret për të pastruar dhëmbët. (shënim i përkthyesit)

## Sahabët të pikëlluar

Lajmi për vdekjen e Profetit (s.a.u.s.) u përhap në çast midis sahabeve. Atyre iu errësua bota dhe gati humbën ndjenjat. Nuk kishte ditë më të mirë e më të ndritur për myslimanët sesa dita, kur Profeti (s.a.u.s.) hyri në Medine. Por, nuk kishte ditë më të errët se dita, kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ndërroi jetë. Atë ditë vendi gumëzhinte nga të qarët e sahabëve. Omer ibn Hattabi (s.a.u.s.) u çua dhe tha:

"I Dërguari i Allahut nuk ka vdekur dhe nuk do të vdesë, derisa Allahu t'i shfarosë dyfytyrakët." Omeri (s.a.u.s.) filloi të kërcënonte se do të vriste cilindo, që thoshte se Profeti (s.a.u.s.) kishte vdekur. Sahabët vinin rrotull tij në xhami të habitur dhe të tronditur. Kurse Ebu Bekri, meqë e kishte parë Profetin (s.a.u.s.) disi më mirë pak çaste më parë, në mëngjesin e asaj dite, kishte shkuar në shtëpinë e vet. Kur vdiq i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), Ebu Bekri u kthye hipur mbi deve dhe zbriti te xhamia. Hyri në xhami, pa u folur njerëzve, derisa shkoi tek Aishja (s.a.u.s.). I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte i mbuluar me një çarçaf. Ebu Bekri (s.a.u.s.). iu afrua, i zbuloi fytyrën, e puthi dhe qau, pastaj tha:

"Për ty do të flijoja nënën time e babanë tim, o i Dërguari i Allahut. Allahu nuk do të lejojë që ti të vdesësh dy herë. Vdekjen që ta pati shkruar Allahu, ti e kalove." Pastaj doli nga shtëpia e Aishes (r.a.) dhe tha: "Ulu, o Omer!" Omeri (r.a.) nuk pranoi të ulej. Ebu Bekri e la atë, shkoi te minberi dhe qëndroi anash tij. Njerëzit iu shmangën Omerit dhe u kthyen nga Ebu Bekri i cili tha:

"Kush adhuronte Muhamedin, le ta dijë se Muhamedi ka vdekur. Kush adhuronte Allahun, le ta dijë se Allahu është i gjallë e nuk vdes kurrë. Allahu i Madhëruar thotë:

**"Muhamedi është vetëm pejgamber, por edhe përpara tij ka pasur pejgamberë. E nëse ai vdes ose vritet, a mos do të ktheheni prapa ju? Kushdo që kthehet prapa, nuk i bën kurrfarë dëmi Allahut dhe Allahu do t'i shpërblejë mirënjohësit."** (3:14)

Ibn Abasi thotë: "Për Zotin, u duk sikur nuk e dinim se Allahu e kishte zbritur këtë ajet, para se ta lexonte Ebu Bekri." Nga gojët e njerëzve dëgjohej vetëm ky ajet. Kurse Omeri (r.a.) thotë: "Për Zotin, duke lexuar këtë ajet, e kuptova që ajo ishte e drejta dhe u trullosa. Nuk më mbanin këmbët dhe rashë për tokë."

**Ebu Bekri kalif** (r.a.)

Pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) çështja më e rëndësihme ishte zgjedhja e një udhëheqësi, që të zinte vendin e tij dhe të drejtonte punët e vendit. Ali ibn Ebu Talibi (r.a.) mendonte se ai e meritonte më shumë se të tjerët për të qenë kalif, sepse ai ishte i afërm i të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.). U mblodhën në shtëpinë e Fatimes (s.a.u.s.) Aliu, Zubejri dhe disa burra nga fisi Benu Hashim. Ensarët u mblodhën në kullën e Benu Saides, për të zgjedhur një udhëheqës prej tyre. Kurse në anën tjetër, muhaxhirët u mblodhën tek Ebu Bekri (r.a.). Omeri, Ebu Bekri dhe Ebu Ubejde ibn Xherrahu dhe muhaxhirët shkuan te kulla e Benu Saides.

U zhvillua një diskutim dhe dialog i ashpër midis tyre dhe ensarëve. Ensarët përmendën të mirat që kishin bërë dhe të drejtat e tyre, kështu që udhëheqësi duhej të ishte prej tyre. Ebu Bekri tha:

"Vërtet, të mirat që përmendët i keni, por arabët nuk kanë për të pranuar të drejtohen nga të tjerë, përveç kurejshëve. Kurejshët janë më të përshtatshmit ndër arabët, (më të përshtatshmit) si prejardhje dhe (më të përshtatshmit) si vendndodhje."

Pastaj, i mori për dore Omerin dhe Ebu Ubejden dhe tha: "Unë pranoj që juve t'ju udhëheqin njëri nga këta dy burra." Një nga ensarët tha: "Le të jetë një udhëheqës nga ne dhe një udhëheqës nga ju." Aty u bënë debate dhe u ngritën zërat e u shtuan mosmarrëveshjet.

U ngrit Omeri (r.a.) dhe tha: "Ebu Bekrit i takon." "Jepma dorën", - i tha Omeri Ebu Bekrit. Ebu Bekri ia dha. Atëherë, Omeri (r.a.) dhe gjithë muhaxhirët dhe ensarët e dhanë fjalën për Ebu Bekrin.

## **Trupi i nderuar i Profetit** (s.a.u.s.) **përgatitet dhe përcillet**

Ditën e martë, e lanë trupin e të Dërgurit të Allahut (s.a.u.s.), por nuk ia hoqën rrobat e veta. Atë e lanë Abasi, Aliu dhe Fadli e Kuthemi, dy djemtë e Abasit. Ishin edhe Shakrani shërbëtori i të Dërgurit të Allahut (s.a.u.s.), Usame ibn Zejdi dhe Eus ibn Hauliu. Abasi me dy djemtë e rrotullonin, Usamja dhe Shakrani i hidhnin ujë. Aliu e lante. Eusi e mbështeti në gjoksin e vet. E kanë larë tri

herë me ujë dhe sidër.[83] Ujin e morën nga pusi i Saad ibn Hajthimes në Kuba, që quhej Pusi i Garsit. Nga ai pus pinte i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.), kur ishte gjallë.

Qefini i të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) ishin tri copa të bardha pambuku nga Sehueli i Jemenit. Nuk kishte këmishë dhe as çallmë. E vendosën në to dhe e mbështollën. Ebu Talhaja hapi varrin e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) në vendin ku vdiq.

Anash fundit të varrit, për së gjati hapi një vend për xhenazen. Pasi e vendosën krevatin e tij në cepin e varrit,[84] filluan njerëzit të hynin nga dhjetë e nga dhjetë e me grupe për të falur namazin e xhenazes, pa u prirë askush imam.

Më të parët ia falën namazin e xhenazes njerëzit e familjes së tij, pastaj muhaxhirët, pastaj ensarët, pastaj fëmijët, pastaj gratë. Thuhet edhe se ia falën namazin gratë dhe pastaj fëmijët. Kështu vazhdoi dita e martë dhe pjesa më e madhe e ditës së mërkurë. Pastaj, në fund të asaj nate e zbritën xhenazen në varr dhe e varrosën.

*Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!*

---

[83] Sidër – një lloj bime, me lule të vogla të verdha dhe me fryte të zinj, që përdorej për pastrimin e trupit. (shënim i përkthyesit)

[84] Para se të ndërronte jetë, i Dërgurari i Allahut (s.a.u.s.) pati thënë se të gjithë Profetët ishin varrosur aty ku kishin vdekur. (shënim i përkthyesit)

## FAMILJA E TË DËRGURIT TË ALLAHUT (s.a.u.s.)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ka pasur gjatë gjithë jetës 11 gra (thuhet edhe 12); dy (thuhet edhe tri) i kanë vdekur para se të ndërronte jetë. Më poshtë po i përmendim në mënyrë të përmbledhur:

### Nëna e besimtarëve, Hatixhe bintu Huuejlid (r.a.)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u martua me të, kur ajo ishte 40 vjeç siç e përmendëm edhe më parë, ndërsa i Dërguari (s.a.u.s.) ishte 25 vjeç. Të gjthë fëmijët i pati me të, përveç Ibrahimit. Pejgamberi (s.a.u.s.) nuk u martua me grua tjetër derisa ajo qe gjallë. Ajo vdiq në Mekë në vitin e dhjetë të Hixhretit në muajin e Ramazanit kur ishte në moshën 65 vjeçe. Ajo u varros në Haxhun.

### Nëna e besimtarëve, Seude bintu Zumua (r.a.)

Ajo ka qenë e martuar me djalin e xhaxhait të saj Sekran ibn Amrin. Ata të dy u bënë muslimanë dhe emigruan për në Habeshe. Pastaj u kthyen prej andej.

Sekrani vdiq, ndërsa atë e mori për grua Pejgamberi (s.a.u.s.) në muajin Sheual, në vitin e dhjetë të profetësisë, afërsisht një muaj pas vdekjes së Hatixhes (r.a.). Ajo vdiq në Medine në muajin Sheual në vitin 54 të Hixhretit.

**Nëna e besimtarëve, Aishe** (r.a.)

E çiltra bija e të çiltrit( Ebu Bekrit). I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) u martua me të në muajin Sheual në vitin e 11 të profetësisë, një vit pas martesës së tij me Seuden. Lidhjen martesore me Aishen e bëri kur ishte në Mekë, ndërsa u bashkua me të në muajin Sheual, 7 muaj pas Hixhretit. I Dërguari (s.a.u.s.) nuk është martuar me beqare tjetër veç saj. Ajo ka qenë gruaja më e ditur e umetit (në çështjet e sheriatit), ndërsa vlera e saj ndër gratë e tjera është si vlera e theridit (përshesh me lëng mishi) mbi gjellrat e tjera. Ajo ka vdekur më 17 Ramazan në vitin e 57 të Hixhretit (thuhet edhe në vitin 58 të Hixhretit). Aishja është varrosur në Bekia.

**Nëna e besimtarëve, Hafsa bintu Umer ibn Hatabi** (r.a.)

Ajo ka qenë e martuar me Khunejs ibn Hudhafetu Es-Sehmiu. Ai vdiq ndëmjet kohës së luftës së Bedrit dhe asaj të Uhudit, nga një plagë që mori në luftën e Bedrit e cila iu përkeqësua më pas. Kur ajo mbaroi kohën e pritjes, u martua me të i Dërguari (s.a.u.s.) në muajin Shaban, në vitin e tretë të Hixhretit. Ajo vdiq në Medine, në muajin Shaban në vitin e 45 të Hixhretit, në moshen 60 vjeçare. U varros në Bekia.

**Nëna e besimtarëve, Zejneb bintu Khuzejme El-Hilalije** (r.a.)

Ajo ka qenë e martuar me Ubejde ibn Harith i cili u vra në luftën e Bedrit. I Dërguari (s.a.u.s.) u martua me të në muajin Ramazan të vitit të tretë të Hixhretit. Në kohën e injorancës (paraislame) atë e quanin nëna e varfanjakëve, sepse u jepte për të ngrënë të varfërve. Ajo vdiq në fund të muajit Rabiul Akhar në vitin katërt të Hixhretit, tetë muaj pasi ishte martuar me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ia fali nanmazin e xhenazes dhe e varrosi në Bekia.

**Nëna e besimtarëve, Umu Seleme Hind bint Ebu Umeje** (r.a.)

Ajo ka qenë e martuar me Ebu Selemen dhe ka pasur fëmijë me të. Ebu Seleme vdiq në muajin Xhemadul Akhar, në vitin e katërt të Hixhreteit. I Dërguari (s.a.u.s.) u martua me të në fund të muajit Sheual, në vitin e katërt të Hixhretit. Ajo ishte ndër gratë më të ditura (në çështjet e fesë) dhe më të logjikshme. Ka vdekur në vitin 59 të Hixhretit (është thënë edhe në vitin 62 të Hixhretit) dhe është varrosur në Bekia kur ishte në moshën 84 vjeçe.

## **Nëna e besimtarëve, Zejneb bintu Xhahsh ibn Riab** (r.a.)

Ajo ka qenë bija e Umejmes bijës së Abdul Mutalibit (halla e profetit s.a.u.s.). Atë e martuan me Zejd ibn Harith, mirëpo martesa ndërmjet tyre nuk qe e suksesshme deris Zejdi e ndau. I Dërguari (s.a.u.s.) e pati bërë Zejdin bir për shpirt, ndaj dhe thirrej dhe Zejd ibn Muhamed.

Siç është përmendur më përpara, njerëzit e kohës së injorancës e kishin të ndaluar të martoheshin me gruan e atij që e kishin birësuar, siç është e ndaluar martesa me gruan e djalit të vërtetë. Kur Zejnebja plotësoi kohën e pritjes pas ndarjes me Zejdin, e martoi atë Allahu me të Dërguarin e Tij (s.a.u.s.) dhe e bëri të pavlefshëm birësimin. Kjo ndodhi në muajin Dhul Ka'ade në vitin e pestë të Hixhretit (gjithashu është thënë edhe në vitin e katërt të Hixhretit).

Ajo ka qenë gruaja më e përkushtuar në adhurim dhe sadakadhënësja më e madhe. Ka vdekur në vitin 20 të Hixhretit, kur kishte mbushur 53 vjeç. Ajo ka qenë gruaja e parë nga nënat e besimtarëve që vdiq pas Profetit (s.a.u.s.). namazin e xhenazes ia fali Umer ibn Hatabi (r.a.). U varros në Bekia.

## **Nëna e besimtarëve, Xhuvejrie bintu Harith** (r.a.)

E bija e prijësit të fisit benu Mustalik (r.a.). Ajo u kap robëreshë në luftën me fisin Benu Mustalik në vitin e gjashtë të Hixhretit, në muajin Shaban (thuhet edhe në

vitin e pestë të Hixhretit). Ajo i ra për pjesë Thabit ibn Kajsit dhe kërkoi prej tij që të lirohej përkundrejt pagesës, të cilën e shleu i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dhe u martua me të.

Atëherë muslimanët liruan nga fisi i saj 100 robër. Ajo vdiq në muajin Rabiul Euel, në vitin 56 të Hixhretit (thuhet edhe 55) kur kishte mbushur 65 vjeç.

**Nëna e besimtarëve, Umu Habibe Remletu bint Ebu Sufjan** (r.a.)

Ajo ka qenë martuar me Abdullah ibn Xhahsh me të cilin ka lindur Habiben, prandaj dhe është quajtur Umu Habibe (nëna e Habibes). Ajo emigroi me të shoqin e saj në Habeshe. Abdullahu u bë i krishter dhe vdiq felëshues, ndërsa ajo qëndroi në islam. Kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dërgoi Amr ibn Umeje Ed-Damiriun me një shkresë për te Nexhashiu, të cilin e urdhëron që të martonte Umu Habiben me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.). Ai e martoi atë me të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe i dha prikë nga pasuria e tij 400 dinarë, të cilat i dërgoi me Sherhabil ibn Hasene. Pejgamberi (s.a.u.s.) u bashkua me të pasi u kthye nga Hjaberi në muajin Sefer (thuhet edhe në muajin Rabiul Euel), ne vitin e shtatë të hixhretit. Vdiq në vitin 43 të Hixhretit (thuhet edhe në vitin 44 ose 50 të Hixhretit).

### **Nëna e besimtarëve, Safije bintu Hujej ibn Ahtabit** (r.a.)

Ajo ka qenë bija e kryetarit të fisit benu Nedir të benu Israilëve, prej pasardhësve të Harunit (alejhi selam). Ajo u zu robëreshë në luftën e Hajberit. I Dërguari (s.a.u.s.) i paraqiti asaj Islamin dhe ajo e pranoi. I Dërguari (s.a.u.s.) e liroi dhe u martua me të pas çlirimit të Hajberit, në vitin e shtatë të Hixhretit. Ka vdekur në vitin 50 të Hixhretit (thuhet edhe 52, po kështu thuhet edhe më 36 të Hixhretit). Ajo është varrosur në Bekia.

### **Nëna e besimtarëve, Mejmune bintu Harith El-Hilalije** (r.a.)

Ishte motra e Umu Fadlit Lubabetu Elkubra bintu Harith Elhilalije, bashkëshortja e Abasit (r.a.). I Dërguari (s.a.u.s.) u martua me të në muajin Dhul Ka'ade në vitin e shtatë të Hixhretit, në umren që kishte për të shlyer, pasi ajo kreu kohën e pritjes. Pejgamberi (s.a.u.s.) u bashkua me të në vendin e quajtur Sirf, 9 milje larg Mekes. Ajo vdiq po në Sirf në vitin 61 të Hixhretit (thuhet 63, po kështu 38 të Hixhretit). U varros atje dhe varri i saj është i njohur edhe tani.

Këto ishin njëmbëdhjetë gratë, nënat e besimtarëve, bashkëshortet e Pejgamberit (s.a.u.s.). Ka mendime të ndryshme për një grua emri i së cilës është Rajhane bintu Zejd se ka qenë prej grave te Profetit (s.a.u.s.) ose ka qenë robëreshë e tij. Ajo ishte prej fisit benu Nadir.

Ka qenë te një burrë prej fisit benu Kurejdha. Ajo u kap robëreshë në luftën e benu Kurejdhave. Thuhet se i Dërguari (s.a.u.s.) e liroi dhe u martua me të në muajin Muharrem, në vitin e gjashtë të Hixhretit. Kështu, ajo u bë nga nënat e besimtarëve. Ajo ka vdekur kur i Dërguari (s.a.u.s.) u kthye nga haxhi i lamtumirës dhe e varrosi atë në Bekia.

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ka pasur edhe një robëreshë e cila ishte Maria nga koptet. Ia dhuroi El-Mukaukas, kur i ktheu përgjigje letrës së të Dërguarit (s.a.u.s.). Ajo ka qenë nga fisi mbretëror. Ajo lindi Ibrahimin. Ka vdekur në vitin 16 të Hixhretit (thuhet edhe në muajin Muharrem të vitit 15 të Hixhretit). U varros në Bekia.

## FËMIJËT E PROFETIT (s.a.u.s.)

Të gjithë fëmijët, përveç Ibrahimit, Profeti (s.a.u.s.) i ka pasur me Hatixhen. Fëmijët e Profetit (s.a.u.s.) ishin:

**Kasimi:** djali i madh i të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) dhe për këtë Profetin (s.a.u.s.) e thërrisnin Ebul Kasim (Babai i Kasimit). Kasimi ka jetuar derisa filloi të ecte. Vdiq në moshën 2 vjeç.

**Zejnebja:** vajza e madhe e Profetit (s.a.u.s.). Ajo vdiq për hir të Allahut. Për të Profeti (s.a.u.s.) ka thënë:

*"Ajo është më e virtytshmja e bijave të mia."*

Zejnebja ka lindur pas Kasimit dhe është martuar me Ebu el As ibn Rebian, i cili ishte djali i tezes së saj - Halete bintu Huejdi. Zejnebes i lindi një djalë, që ia vunë emrin Ali dhe një vajzë, që ia vunë emrin Umame. Umamen e mbante i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) me vete, kur falte namazin. Zejnebja ka vdekur në fillim të vitit të 8-të Hixhri, në Medine.

**Rukia:** atë e mori Othmani (r.a.) për grua. I lindi një djalë që quhej Abdullah, i cili jetoi deri në moshën 6 vjeç; e quku një gjel në sy dhe vdiq. Rukia vdiq, kur i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte në luftën e Bedërit. Kur Zejd ibn Harithi shkoi në Medine për të dhënë lajmin e gëzuar që myslimanët arritën fitore në atë luftë, i pa njerëzit të hidhnin dhè në varrin e saj.

**Umu Kulthumi:** atë e martoi i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) me Othmanin (r.a.), pasi pati vdekur Rukia, kur u kthye nga lufta e Bedërit. Ajo nuk ka lindur fëmijë. Umu Kulthumi ka vdekur në muajin Sha'ban, në vitin 9, Hixhri dhe është varrosur në Bekia.

**Fatimja:** ajo është më e vogla e vajzave të Profetit (s.a.u.s.) dhe më e dashura tek ai. Ajo është zonja e grave të Xhenetit. Atë e martoi Profeti (s.a.u.s.) me Ali ibn Ebu Talibin (r.a.) pas luftës së Bedërit. Asaj i lindën dy djem: Hasani dhe Hysejni, dhe dy vajza: Zejnebja dhe Umu Kulthumi. Umu Kulthumin e martoi me Omer ibn Hatabin (s.a.u.s.), me të cilin lindi Zejdi. Pasi vdiq Omeri, Umu Kulthumin e mori për grua Auni, djali i xhaxhait të saj, Xhaferrit. Më vonë edhe Auni vdiq dhe Umu Kulthumin e mori për grua vëllai i Aunit, Muhamedi. Edhe Muhamedi vdiq edhe atë e mori për grua vëllai i tij, Abdullahu. Umu Kulthumi ka vdekur tek Abdullahu. Fatimja (r.a.) ka vdekur gjashtë muaj pas Profetit (s.a.u.s.).

Këta të pestë qenë fëmijët e Profetit (s.a.u.s.) që kanë lindur përpara se Allahu ta nderonte atë me profetësinë.

**Abdullahu:** thuhet se ai ka lindur pasi u bë thirrja për në Islam. Mirëpo, në një version tjetër thuhet se ai ka lindur përpara se të përhapej Islami. Abdullahu ka vdekur i vogël dhe ka qenë i fundit i fëmijëve të Profetit (s.a.u.s.) që i kanë lindur me Hatixhen.

**Ibrahimi:** ky ka lindur në Medine nga robëresha e Profetit (s.a.u.s.), Marie Kobtija, në muajin Xhemadel Ula ose Xhemadel Uhra, në vitin 9, Hixhri dhe ka vdekur 16 ose 18 muajsh, më 29 të muajit Sheual, në vitin e 10, Hixhri, atë ditë, kur ndodhi eklipsi në Medine. Është varrosur në Bekia. Meqënëse Ibrahimi ka vdekur i vogël, në moshën kur pinte gji, Profeti (s.a.u.s.) ka thënë për të: "Sigurisht, ai do të ketë një gjidhënëse, e cila do t'i plotësojë atij afatin e dhënies gji në Xhenet."

## TIPARET E PROFETIT (s.a.u.s.) DHE MORALI I TIJ

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) dallohej për tiparet e përsosura dhe moralin e lartë. Për këtë ka shumë hadithe të sakta, autentike. Po i përmendim shkurtimisht.

### Fytyra

Fytyra e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.) ishte e bukur, e rrambullakët, e ndritshme dhe e bardhë në të kuqe. I shkëlqente si hëna pesëmbëdhjetë; kur gëzohej, i shndriste si një copë e hënës. Ballin e kishte të gjerë; i vetëtinte, ashtu siç vetëtinte dielli pas një reje të ngarkuar.

Kur e shikoje atë, sikur shikoje diellin kur lindte. Djersët e tij në fytyrë dukeshin si margaritarë; era e djersëve të tij ishte më e këndshme se myshku. Kur zemërohej, dukej sikur shega të kishte derdhur ngjyrën e saj në faqet e tij. Faqet i kishte të lëmuara.

Vetullat i kishte si hark dhe të plota, por jo të bashkuara (thuhet edhe se i kishte të bashkuara). Sytë i kishte të mëdhenj. E bardha e tyre ishte e përzier pak me të kuqe. Beben e syrit e kishte shumë të zezë dhe qerpikët i kishte të gjatë e të dendur.

Po ta shikoje, do të mendoje se i ka lyer sytë, por ai nuk i kishte lyer ata. Pamjen e tij të bukur e mbulonte një dritë që gjithkush e vinte re. Gojën e kishte të bukur dhe të madhe. Dy dhëmbët e parë i kishte të ndarë nga

njëri-tjetri. Dhëmbët e tij shndrisnin; kur buzëqeshte ata dukeshin si margaritarë; kur fliste, dukej sikur dilte dritë nga dhëmbët e tij të përparmë. Kishte gojën më të bukur.

Mjekrrën e kishte të bukur dhe të dendur, të mbushur nga njëri vesh tek tjetri. Ajo i mbulonte fytin dhe një pjesë të gjoksit. Ishte shumë e zezë. Anash nofullave dhe mbi fyt ajo ishte pak e bardhë.

## Koka, qafa dhe flokët

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e kishte ballin të gjerë, kokën të madhe, qafën të gjatë. Flokët i arrinin deri te gjysma e veshëve (thuhet edhe deri në bulat e tyre). Ndonjëherë shkonin edhe më poshtë dhe i arrinin deri te supet. Mbi ballë kishte ca qime të bardha, por sikur të mblidheshin me ato të mjekrës nuk bëheshin as njëzet. Flokët i kishte edhe pak kaçurrela. Flokët i ndante në mes.

## Anët dhe gjymtyrët

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) i kishte kockat të mëdha: bërrylat, shpatullat dhe gjunjët. Ai i kishte të gjata kërsikët dhe të mëdhenj krahët. Shputat e këmbëve dhe pëllëmbët i kishte të shtruara dhe të gjera.

Duart i kishte të buta, më të buta se mëndafshi, më të ftohta se dëbora dhe me erë më të mirë se myshku. Llërët, krahët dhe gishtat i kishte të mbushur. Kërcijtë nuk i kishte të mbushura. Ishte shpatullgjerë.

Gjymtyrët i kishte të plota dhe gjoksin të gjerë e pa qime. Nga fyti deri te kërthiza kishte një vijë qimesh të drejta. Përveç këtyre nuk kishte qime të tjera as në bark dhe as në gjoks. Te krahët dhe te shpatullat kishte qime. Nën sqetulla kishte shumë qime. Shpina e tij dukej si argjend i derdhur.

**Shtati i tij**

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte i pashëm. Trupi i tij ishte i drejtë, as i shkurtër dhe as i gjatë. Megjithatë ai ishte më shumë i gjatë sesa i shkurtër. Kur ecte me ndonjërin, sado i gjatë të ishte shoqëruesi, dukej më i gjatë Profeti (s.a.u.s.). Trupi ishte i drejtë dhe i fortë, jo shumë i shëndoshë dhe jo i rrudhur e i thyer. Po të ishte midis dy njerëzve, do të ishte më i bukuri dhe më i miri.

**Era e tij e mirë**

Trupi i tij dhe gjymtyrët e tij kishin një erë më të mirë se myshku. Enesi thotë: "Unë nuk kam nuhatur kurrë ndonjë myshk a erëz tjetër më të këndshme se era e të Dërguarit të Allahut (s.a.u.s.)." Edhe Xhabiri (s.a.u.s.) thotë:

"Në çdo rrugë që kalonte Profeti (s.a.u.s.), kuptohej se kishte kaluar ai, nga era e mirë që vinte prej tij."

Kur Profeti (s.a.u.s.) takonte dikë, tjetri e ndiente erën e mirë të Profetit në dorë, tërë ditën. Kur Profeti (s.a.u.s.)

e vinte dorën e vet mbi kokën e ndonjë fëmije, fëmija dallohej midis të tjerëve nga era e mirë që kishte.

Umu Sulejmi ruajti djersën e tij në një shishe për ta hedhur në erëzën e saj, sepse djersa e tij ishte më e mirë se çdo erëz.

### Ecja e tij

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e kishte ecjen të shpejtë. Ai ecte si ai, që kalon nëpër treg. Nuk ishte as i ngathët dhe as përtac. Atë nuk e arrinte askush në ecje. Ebu Hurejra (r.a.) ka thënë: “Unë nuk kam parë ndonjë që të ishte më i shpejtë në ecje sesa i Dërguari i Allahut (s.a.u.s.); dukej sikur toka shtrihej për të. Kur ecnim me të mundoheshin për ta arritur, ndërsa ai nuk sforcohej fare.” Kur e vinte këmbën në tokë e vinte plotësisht, sepse e kishte këmbën të shtruar. Kur donte të shikonte anash, kthehej me gjithë trup. Kur donte të kthente kokën në një drejtim, kthehej andej me gjithë trup. Kur çohej nga vendi, çohej menjëherë. Kur ecte, ecte shpejt, sikur zbriste nga ndonjë vend i ngritur. Ai i hidhte hapat të plotë dhe ecte lehtë.

### Zëri i tij dhe fjala e tij

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) e kishte zërin pak të ngjirur, fjalën e kishte të ëmbël dhe në fjalët e tij dallohej urtësia. Kur qëndronte i heshtur, ishte tërë autoritet; kur fliste fytyra e tij zbukurohej. Ai fliste qartë dhe rrjedhshëm,

duke i shqiptuar fjalët si rruazat që zbresin pas njëra-tjetrës. Ai e fillonte dhe e mbaronte fjalën qartë dhe kuptueshëm. Fliste fjalë të prera; as nuk e zgjaste shumë fjalën, as nuk e shkurtonte atë. Kur fliste, i dallohej çdo tingull i fjalës. Ai ishte gojëtar. Kishte natyrë të qetë dhe fjalën e kishte me vend. Për këtë nuk ia kalonte kush, sado gojëtar të ishte. Allahu i kishte dhënë atij mundësinë që me pak fjalë të shprehte shumë kuptim. I ishte dhënë urtësia. Ai dinte t'i ndante fjalët.

**Pak për moralin e Profetit** (s.a.u.s.)

I Dërguari i Allahut (s.a.u.s.) ishte gjithmonë i thjeshtë dhe me moral të lartë. Ai nuk ishte fjalëvrazhdë, nuk fliste keq dhe nuk ishte zemërgur. Nuk bërtiste nëpër tregje. Ai buzëqeshte më shumë se njerëzit e tjerë dhe i qëndronte larg zemërimit. Ai kënaqej më shpejt se të gjithë. Kur kishte dy punë, zgjidhte atë që ishte më e lehtë, po të mos ishte mëkat. Po të ishte mëkat, ai qëndronte larg saj më shumë se të gjithë. Profeti nuk ka marrë kurrë hak për veten e vet. Ai hakmerrej vetëm kur prekej Shenjtëria e Allahut. Ai ishte më bujari i njerëzve, më fisniku, më trimi, më i forti, më durimtari dhe më seriozi. Ai kishte turp më shumë se të gjithë të tjerët. Kur e urrente ndonjë gjë, dukej në fytyrë. Ai nuk i ngulte sytë në fytyrën e tjetrit dhe nuk i drejtohej njeriut me të keq. Ai ishte më i drejti, me i ndershmi, më i çiltri në fjalë.

E mbante më shumë se të gjithë amanetin. Qysh para se të bëhej Profet (s.a.u.s.) quhej “el Emin” (I Besueshmi). Ishte shumë i thjeshtë dhe kurrë mendjemadh. Zbatonte me përpikëri marrëveshjet dhe premtimet, shikonte farefisin, kishte dhembshuri dhe mëshirë, kishte mirësjellje dhe edukatë. Nuk pajtohej kurrë me fëlliqësinë dhe fjalët e ndyra dhe nuk mallkonte kurrë. Merrte pjesë në përcjelljen e xhenazeve. Rrinte me të varfrit dhe të mjerët. E pranonte ftesën qoftë edhe nga skllevërit. Nuk mburrej ndaj tyre as në ngrënie dhe as në veshmbathje. Ai i shërbente atij njeriu, që i shërbente këtij. Nuk e qortonte shërbyesin e vet, madje as nuk i thoshte “of”atij kurrë.

Meqë është e pamundur t’i përfshijmë të gjitha cilësitë e vetitë e Profetit (s.a.u.s.), u mjaftuam me këto shpjegime të

pakëta. Por i lutemi Allahut që të na e pranojë këtë vepër si adhurim për Të dhe të na bëjë të ndjekim rrugën e prijësit të profetëve dhe të njerëzve të devotshëm!

O Allah, jep paqe, shpëtim dhe bekim për Profetin (s.a.u.s.) dhe për familjen e për shokët e tij të nderuar. Na fut edhe ne nën flamurin e tij në Ditën e Ringjalljes! Amin!

## PËRMBAJTJA E LËNDËS